# HYRJE

Ana Franku mbajti ditar nga 12 qershori i vitit 1942 deri më 1 gusht 1944. Këto shënime, ku ajo nxirrte dufin e atyre ditëve të zymta dhe të rënda, ishin shkruar vetëm për Anën, deri në pranverën e 1944-ës, kur Bolkenshtajni, atëherë ministër i Arsimit në mërgim, tha në Radio Orinxh se të gjitha dëshmitë e vuajtjeve të popullit holandez gjatë pushtimit gjerman, do të mblidheshin dhe do të botoheshin pas mbarimit të luftës. Mes të tjerash, ai përmendi edhe ditaret. E frymëzuar nga kjo ligjëratë, Ana Franku vendosi që pas luftës të botonte një libër të bazuar në ditarin e saj.

Kështu nisi të rikopjojë dhe korrigjojë tekstin, e përmirësoi, hoqi pjesët që iu dukën më pak interesante dhe shtoi të tjera në bazë të asaj që i kujtohej. Ndërkaq, e ruajti kopjen e parë, që në botimin kritik të plotë, i cili doli në qarkullim në vitin 1986, u quajt varianti A për ta dalluar nga varianti B, që është teksti i korrigjuar. Shënimi i fundit është bërë në datën 1 gusht 1944. Më 4 gusht tetë klandestinët u kapën nga Policia e Gjelbër.

Mip Giesi dhe Bep Voskili i vunë në vend të sigurt ditaret që ditën kur ndodhi arrestimi. Mipi i ruajti në zyrën e saj për t'ia dorëzuar, pa i shfletuar më parë, babait të Anës, Oto H. Frankut, kur u mor vesh që Ana nuk jetonte më.

Pas përjetimesh të gjata, Oto Franku vendosi të respektojë dëshirën e së bijës dhe ta botojë ditarin në formën e një libri. Për këtë qëllim redaktoi, në bazë të variantit A, si edhe të variantit të përmirësuar B nga dora e së bijës, një tjetër variant të redaktuar C. Ditari do të futej kështu në kolanën e teksteve të një gjatësie të paracaktuar nga botuesi holandez.

Më 1947, kur doli vëllimi, nuk ishte e zakonshme të flisje hapur për seksin, sidomos në librat për fëmijë. Veç kësaj, Oto Franku la jashtë librit disa pjesë të tekstit për të mos dëmtuar kujtimin e së shoqes dhe të shokëve të tjerë të fatkeqësisë. Ana Franku shkroi nga trembëdhjetë deri në moshën pesëmbë-

dhjetëvjeçare dhe shprehu, pa u ndrojtur, të gjitha mendimet, antipatitë dhe kritikat e saj.

Oto Franku vdiq më 1980, duke ia lënë me testament ditaret origjinale të vajzës së tij Institutit për Dokumentimin e Luftës në Amsterdam. Meqenëse që në vitet '50 shpesh ishte vënë në pikëpyetje vërtetësia e ditareve, Instituti realizoi analizën e të gjitha shkrimeve. Kur u vërtetua katërcipërisht vërtetësia e tyre, ditaret u botuan së bashku me rezultatet e kërkimeve. Në këtë ndërkohë ishin studiuar me imtësi historia e familjes, arrestimi, mbyllja në kampin e përqendrimit, materialet e përdorura gjatë shkrimit, madje edhe bukurshkrimi i Anës.

*Fondacioni Ana Frank* i Bazelit, trashëgimtar i vetëm i Oto Frankut, përfshirë këtu edhe të drejtat e autorit, vendosi pra të publikojë, mbi bazën e teksteve origjinale, një botim të ri, pa hequr dorë nga puna redaksionale e Oto Frankut, përmes të cilës vepra ka pasur një përhapje të gjerë si edhe fitoi një vlerë të çmuar politike. Ky botim i ri iu besua shkrimtares dhe përkthyeses Mirjam Pressler që e integroi variantin e Oto Frankut me pjesë të fituara nga redaktimi i variantit A dhe B të tekstit. Redaktimi i propozuar nga Mirjam Pressler dhe i miratuar nga *Fondacioni Ana Frank* i Bazelit është shumë më i gjatë sesa ai i përhapur deri tani dhe synon t'i japë lexuesit një kuadër më të plotë të botës ku jetoi dhe vuajti Ana Franku.

Në vitin 1998 doli në dritë ekzistenca e pesë faqeve të panjohura të ditarit. Tashmë, me lejen e *Fondacionit Ana Frank* në Bazel, është shtuar një fragment i gjatë i 8 shkurtit 1944 në fund të faqes ekzistuese të së njëjtës datë. Një alternativë e shkurtër e fragmentit të 20 qershorit 1942 nuk është përfshirë këtu, sepse një variant më i hollësishëm është tashmë pjesë e ditarit. Veç kësaj, në të njëjtën linjë me gjetjet e reja, data 7 nëntor 1942 është zhvendosur më 30 tetor 1943. Për më tepër informacion, lexuesi mund t'i referohet botimit të pestë kritik holandez (*De Dagboeken van Anne Frank*, Nederlands Instituut voor Oorlogsdocumentatie, Amsterdam: Uitgeverij Bert Bakker, 2001).

Kur e redaktoi variantin e dytë (B) të ditarit, Ana Franku përcaktoi edhe pseudonimet që do të përdorte në botim. Në fillim ia kishte qejfi të njihej vetë me emrin Ana Robin. Oto Franku nuk i përdori këto pseudonime, por ruajti mbiemrin e

vet, duke përdorur ndërkaq për klandestinët e tjerë emrat që e bija kishte propozuar. Njerëzit që e ndihmuan familjen në momentet e vështira janë tashmë të njohur gjithandej dhe meritojnë të thirren me emrat e tyre, ndaj emrat e tjerë korrespondojnë me ato që janë përdorur në botimin kritik. Meqenëse ata dëshironin të mbeteshin të panjohur, Instituti i zgjodhi inicialet krejt rastësisht.

Emrat e vërtetë të njerëzve të fshehur në strehimin sekret janë:

Familja Van Pels (nga Osnabryku): Augusta (lindur më 29.9.1890), Hermani (lindur më 31.3.1889), Peteri (lindur më 9.2.1926), që Ana i quan përkatësisht: Petronela, Hans dhe Alfred Van Dan, kurse në këtë botim janë quajtur Petronela, Herman dhe Peter Van Dan;

Fritz Pfeffer (lindur më 1889 në Giessen) është quajtur nga Ana në libër Albert Dusel.

**12 qershor 1942**

Shpresoj shumë se tek ty do të gjej shoqen time të zemrës, se do të rrëfej çdo gjë, si askujt deri më sot dhe ti do të jesh një burim ngushëllimi për mua.

*Koment i shtuar nga Ana më 28 shtator 1942:*

Deri tani ke qenë me të vërtetë një mbështetje e fortë për mua, po ashtu edhe Kiti, së cilës tani i shkruaj rregullisht. Kjo shoqja ime e ditarit është shumë simpatike dhe e dashur për mua. Mezi i pres ato çaste kur mund të shfrehem te ditari im i shtrenjtë.

Oh, jam shumë e kënaqur që të mora me vete!

**E diel, 14 qershor 1942**

Do ta filloj që nga çasti që të mora, nga çasti që të pashë të preheshe mbi tryezë midis dhuratave të tjera të mia të ditëlindjes. (Unë vetë mora pjesë në blerjen tënde, por kjo nuk ka rëndësi).

Të premten, më 12 qershor, u zgjova që në orën gjashtë, gjë e rrallë për mua. Atë ditë ishte ditëlindja ime. Por në atë orë nuk mund të vija vërdallë nëpër shtëpi, kështu që u përmbajta deri në shtatë pa një çerek. Pastaj durimi im mori fund dhe unë vrapova për në dhomën e bukës, ku Moorti, maçoku ynë i vogël, m'u fërkua me përkëdheli.

Në orën shtatë hyra në dhomën e prindërve dhe pastaj në sallon, që të shihja dhuratat: të parin të pashë *ty*, o ditari im, dhe për mua ti ishe një nga dhuratat më të bukura. Aty ishte edhe një tufë trëndafilash, një kaktus, dy lulegjaku dhe një bimëz e brishtë. Këto qenë të parat dhurata, por më vonë më erdhën edhe të tjera.

Babai dhe mamaja më dhuruan një bluzë të kaltër, një lojë që luhet me shumë veta dhe një shishe me lëng rrushi, që për mendimin tim ngjan me verën (në fund të fundit, vera nga rrushi bëhet), një pazëll, një kavanoz me krem, një zarf me 2.5 gulden dhe një bono për të blerë dy libra. Pastaj edhe një libër

tjetër *Camera obscura*[1], që e ka dhe Margoja, kështu që e ndërrova aty për aty me një vazo me biskota shtëpie (nga dora ime, sepse këto kohë, më dalin shumë të mira), karamele pa hesap dhe një tortë me luleshtrydhe, vepër e mamasë. Një letër nga gjyshja (kuptohet, krejt rastësisht!), kishte mbërritur tamam në kohë. Pastaj Haneli erdhi të më merrte dhe ne shkuam në shkollë. Gjatë pushimit i qerasa me biskota mësuesit dhe shokët e mi dhe pastaj erdhi koha t'i futeshim përsëri punës. Arrita në shtëpi vetëm në orën pesë, meqë shkova në orën e gjimnastikës me pjesën tjetër të klasës. (Mua nuk më lejohet të marr pjesë, sepse krahët dhe këmbët e mia janë delikate). Meqenëse kisha ditëlindjen, mund të vendosja unë se çfarë loje do të luanin shokët e mi të klasës. Zgjodha volejbollin. Pastaj të gjithë vallëzuan rreth meje dhe kënduan "Shumë urime për ty." Kur arrita në shtëpi, Sana Ledermani po më priste. Ilza Vagneri, Hanel Goslari dhe Zhaklinë van Marseni erdhën me mua në shtëpi pas gjimnastikës, meqenëse jemi në të njëjtën klasë. Dikur Haneli dhe Sana ishin dy shoqet e mia më të ngushta. Njerëzit që na shikonin së bashku, thoshin: "Ja Ana, Hana dhe Sana." Zhaklinë van Marsenin e kam njohur në liceun hebraik. Tani ajo është shoqja ime më e ngushtë. Ilza është shoqja më e ngushtë e Hanelit, kurse Sana shkon në një shkollë tjetër dhe atje ka shokët e saj.

Ato më sollën një libër fantastik *Legjenda dhe përralla holandeze*, por gabimisht më kishin blerë vëllimin e dytë dhe unë i ndërrova dy librat e tjerë me vëllimin e parë. Teze Helena më kishte sjellë një lojë pazëll, teze Stefania një karficë të mrekullueshme, teze Leni një libër tjetër tërheqës *Pushimet e Deizit në mal.*

Këtë mëngjes po rrija shtrirë në vaskë, duke menduar sesa e fantastike do të ishte një qen si Rin-Tin Tini. Edhe unë do ta quaja Rin Tin Tin dhe do ta merrja me vete në shkollë. Le të rrinte në dhomën e kujdestarit ose pranë strehores së biçikletave, kur të ishte kohë e mirë.

---

1. Një libër shumë i njohur në Holandë.

**E hënë, 15 qershor 1942**

Të shtunën pasdreke organizova një festë në shtëpi për ditëlindjen time. Shfaqëm filmin me Rin-Tin Tinin,[1] që u pëlqeu shumë shoqeve të mia. Pasuria ime u shtua edhe me dy karfica të tjera, një shënues librash dhe dy libra.

Po e nis ditarin duke përshkruar shkollën dhe klasën time, po sidomos shoqet e mia.

Beti Bloemendal duket si varfanjake dhe unë mendoj se ka shumë të ngjarë që të jetë ashtu. Ajo jeton në një rrugë të errët në Amsterdamin perëndimor që askush nga ne nuk e di se ku bie. Shkon shumë mirë me mësime, por kjo vjen ngaqë punon shumë dhe jo sepse është aq e zgjuar. Është tip i qetë.

Zhaklinë van Marsenin kam qejf ta quaj si shoqen time më të ngushtë, por në të vërtetë nuk kam pasur kurrë një shoqe të vërtetë. Në fillim kujtoja se Zhaku do ta zinte këtë vend, por u gabova keq.

D.Q. është rrëmbehet përnjëherësh, harron gjithmonë diçka, kështu që mësuesit rrinë duke i caktuar detyra plus për dënim. Ajo është shumë e sjellshme, veçanërisht me G.Z.

E.S. flet kaq shumë, sa të lodh kokën. Ajo gjithmonë të prek flokët ose të vërtit kopsat kur të pyet për diçka. Thonë se ajo nuk më duron dot, por unë nuk pyes fare, përderisa as mua nuk më pëlqen shumë ajo.

Heni Mets është një vajzë e këndshme, gazmore, vetëm se flet me zë të lartë dhe sillet si kalama i përkëdhelur kur jemi duke luajtur përjashta. Për fat të keq, Heni ka një mikeshë të quajtur Bepi që ka një ndikim të keq tek ajo, sepse është pisanjose dhe përpiqet gjithmonë të ta hedhë.

J.R. - mund të shkruaja një libër të tërë për të. J. është një llafazane e urryer, tinzare, mendjemadhe, me dy fytyra, që mendon se është shumë e rritur. Ajo e ka magjepsur vërtet Zhakun dhe ky është një turp. J. fyhet lehtë, shpërthen në lot për gjënë më të vogël dhe, mbi të gjitha, është tmerrësisht e llastuar. Zonjusha J. duhet të ketë gjithmonë të drejtë. Ajo është shumë e pasur dhe ka një dollap plot me fustane të bukura që e bëjnë të duket shumë e rritur. Ajo mendon se është shumë e bukur, por

1. Qen - "aktor" në disa filma të asaj kohe.

nuk është. J. dhe unë nuk e durojmë dot njëra-tjetrën.

Ilza Vagneri është një vajzë e këndshme dhe me humor, por ajo është shumë sqimatare dhe mund të kalojë orë të tëra duke u qarravitur për diçka. Ilza më do shumë. Ajo është shumë e zgjuar, por dembele.

Hanel Goslari ose Liza, siç e thërrasim në shkollë, është pak e veçantë. Zakonisht ajo është e ndrojtur - e çiltër në shtëpi, por e rezervuar me njerëzit e tjerë. Ajo ia hap barkun së ëmës për çfarëdo që t'i thuash. Por thotë atë që mendon dhe kohët e fundit unë kam filluar ta vlerësoj shumë.

Nanie van Prag-Sigar është trupvogël, e qeshur dhe e ndjeshme. Mendoj se është simpatike. Ajo është mjaft e zgjuar. Nuk kam shumë për të thënë për Nanien.

Efje de Jongu, për mendimin tim, është fantastike. Megjithëse vetëm dymbëdhjetë vjeç, i shëmbëllen një zonje të vërtetë. Ajo sillet me mua sikur të isha një foshnje. Është shumë e gjindshme dhe mua më pëlqen.

G.Z. është bukuroshja e klasës sonë. Ajo ka një fytyrë të hijshme, por është pak e trashë nga mendja. Mendoj se do ta ngelin këtë vit, por natyrisht këtë nuk ia kam thënë asaj.

**(Koment i shtuar nga Ana më vonë)**

*Megjithatë, për habinë time të madhe, G.Z. nuk mbeti në klasë.*

Dhe midis të dymbëdhjetë vajzave, ajo që ulet në bankë pranë G.Z., jam pikërisht unë.

Për djemtë mund të thuash edhe shumë, edhe pak.

Moris Kosteri është njëri nga adhuruesit e mi, por kjo s'e pengon të jetë shumë i mërzitshëm.

Salli Springeri është zemërngushtë; thuhet se ai ka pasur të bëjë me një vajzë. Megjithatë, për mua ai është fantastik, sepse ka shumë humor.

Emil Boneviti është adhurues i G.Z., por asaj nuk i bëhet vonë për të. Edhe ai është shumë i mërzitshëm.

Rob Kohenit i kishte rënë në kokë për mua, por unë nuk mund ta duroja. Ai është i paedukuar, me dy fytyra, gënjeshtar,

qaraman, budalla dhe e vlerëson shumë veten.

Maks van de Velde është nga fshati, nga Medembliku, por është njeri për të qenë, siç do të shprehej Margoja.

Edhe Herman Koopmani është idiot, tamam si Jopie de Beri, që gjuan dhe çmendet pas të gjitha vajzave.

Leo Blomi është shok për kokë i Jopie de Berit. Më thuaj me kë rri, të të them cili je. Janë të dy njësoj.

Albert de Meskuita ka ardhur nga shkolla e Montesorit dhe ka kaluar dy klasë menjëherë. Ai është gjeniu i klasës.

Leo Slageri ka ardhur nga e njëjta shkollë, por nuk është aq i zgjuar.

Ru Stopelmoni është një xhuxh dhe sylesh nga Almelo. Në shkollën tonë erdhi në mes të vitit.

C.N. bën gjithçka që nuk duhet bërë.

Zhak Kosernoti dhe C. rrinë ulur pas nesh dhe ne (G. dhe unë) shkrihemi së qeshuri si budallaçka.

Herri Shapi është djali më modern i klasës. Ai është simpatik.

Edhe Verner Jozefi është i këndshëm, por hera-herës aq i heshtur, sa nuk durohet.

Sam Salomoni është një çapkën periferie, një mistrec i vërtetë (don Xhovan!).

Apie Riemi është ortodoks, por gjithashtu mistrec.

**E shtunë, 20 qershor 1942**

Provoj një ndjesi vërtet të çuditshme, kur mendoj se do të mbaj një ditar. Jo vetëm sepse nuk kam shkruar ndonjë gjë kurrë më parë, por edhe sepse kam përshtypjen se më vonë, as mua dhe askujt tjetër, nuk do t'i bëjnë përshtypje rrëfimet e një çupke trembëdhjetëvjeçare. Epo, nuk më bëhet vonë. Mua më pëlqen të shkruaj. Dhe gjithsesi dua të shfrehem njëherë e mirë.

"Letra është më e durueshme se njerëzit". M'u kujtua ky proverb një ditë kur e ndjeva veten paksa të trishtuar dhe, duke mbështetur kokën mbi duar, nuk dija ç'të bëja: të rrija në shtëpi, apo të dilja. Më në fund nuk luajta vendit dhe u zhyta në mendime. Po, letra është me të vërtetë e durueshme, dhe unë

nuk kam ndër mend që këtë fletore me katrore, me emrin e bujshëm "ditar" t'ia tregoj ndokujt, përveç ndonjë shoku ose shoqeje të denjë për këtë emër. Prandaj nuk më bëhet vonë, nëse ky ditar nuk do t'i interesojë askujt tjetër.

Dhe tamam për këtë, po i rrëfehem një ditari: sepse unë nuk kam asnjë shoqe të vërtetë.

Këtë dua ta shpjegoj më mirë, sepse askush nuk do ta besonte sesi një çupkë trembëdhjetëvjeçare mund të ndihet e vetmuar në jetë. Në fakt, kjo nuk është e vërtetë. Unë kam prindër të dhembshur dhe një motër gjashtëmbëdhjetëvjeçe. Kam edhe gati tridhjetë të njohur, ato që zakonisht i quajmë, shoqe. Kam një karvan me adhurues, që përpiqen si e si të shkëpusin ndonjë buzëqeshje prej meje dhe kur nuk ia dalin, rreken të më tërheqin vëmendjen në orën e mësimit, duke përdorur një pasqyrë. Unë kam teze e halla, daja e xhaxhallarë dhe një shtëpi që s'ka të sharë. Pra, duket sikur shkon fjollë gjithçka, mua nuk më mungon asgjë, përveç një shoqeje të zemrës! Me të njohurit e mi vetëm mund të argëtohem ose të flas për gjërat e zakonshme, të përditshme. Për biseda intime, jo, as që bëhet fjalë. Ndoshta faji është imi, po ç'rëndësi ka, fatkeqësisht nuk shpëtoj dot prej tij. Ja përse më duhet ditari.

Për ta përfytyruar sa më mirë këtë shoqe zemre, aq të dëshëruar, nuk dua të shkruaj në ditarin tim vetëm ngjarje dhe kaq, por dua që ditari të bëhet shoqja ime, një shoqe që quhet *Kiti*! Dhe meqë askush nuk do ta kuptonte dialogun tim me Kitin, po të mos prezantohesha, po them dy fjalë për veten, ndonëse nuk ma ka ënda.

Babai im, babai më i mirë në botë, ishte 36 vjeç, kurse mamaja 25, ku u martuan. Motra ime, Margoja, lindi në vitin 1926 në Frankfurt mbi Majn dhe më 12 qershor 1929 linda unë. Jetuam në Frankfurt deri sa unë mbusha 4 vjeç. Meqë ishim çifutë, babi emigroi në vitin 1933 në Holandë, ku u bë drejtor i kompanisë Opekta, e cila prodhonte marmalatë.

Në shtator edhe mamaja ime, Edit Holander Franku, shkoi tek ai në Holandë, ndërsa mua dhe Margonë na dërguan në Ahen, për të ndenjur me gjyshen tonë. Në dhjetor Margoja shkoi në Holandë dhe unë shkova në shkurt, tamam si një dhuratë ditëlindjeje për Margonë.

Më dërguan menjëherë në kopshtin e fëmijëve në Montesori dhe kur mbusha gjashtë vjeç, fillova klasën e parë. Në të gjashtën kisha mësuese zonjën Kuperus, drejtoreshën. Në fund të vitit i thamë të dyja lamtumirë njëra-tjetrës me lot në sy dhe me zemër të thyer, sepse më kishin pranuar në Liceun hebraik që ndiqte edhe Margoja.

Ishim gjithmonë në ankth për njerëzit tanë të afërm, që kishin ngelur në Gjermani, dhe që nuk u shpëtuan dot ligjeve antisemite të Hitlerit. Pas pogromit të 1938-ës, dy dajat e mi ikën në Amerikën e Veriut. Gjyshja erdhi te ne. Ajo ishte atëherë 73 vjeç.

Në maj të 1940-ës ditët e bukura morën fund: në fillim lufta, pastaj kapitullimi, pastaj pushtimi gjerman. Dhe atëherë filluan vuajtjet e çifutëve. Njëri ligj antisemit pasonte tjetrin, dhe liria jonë u katandis në hiç. Çifutët duhet të mbajnë yllin, duhet të dorëzojnë biçikletat, nuk mund të hipin në tram, nuk mund të përdorin makinë, edhe po të jetë e vetja, duhet të hyjnë në dyqane vetëm nga ora 15 deri në 17; duhet të shkojnë vetëm në parrukeri çifutësh. Pas orës 8 të mbrëmjes dhe deri më 6 të mëngjesit, çifutët nuk duhet të shkojnë as në teatër e as në kinema, as në ndonjë vend tjetër argëtimi. Ata s'duhet të shkojnë në pishinë dhe as të luajnë tenis apo hokej, pra s'duhet të merren me asnjë lloj sporti. Çifutët s'duhet të sillen rrotull në kopshtin e tyre dhe as tek të njohurit pas orës 8 të mbrëmjes, ata nuk duhet të vënë këmbë në shtëpitë e të krishterëve. Fëmijët e çifutëve duhet të shkojnë vetëm në shkolla çifute. Kështu e gjithë jeta jonë është një "ndalohet" me shkronja të mëdha. Zhaku më thotë gjithnjë: "Nuk guxoj më të bëj ndonjë gjë, sepse kam gjithnjë frikë se mos është e ndaluar".

Në verën e 1941-shit gjyshja u sëmur dhe iu desh të operohej, kështu që ditëlindja ime kaloi në heshtje. As në verën e 1940-ës nuk u kujtuam për ditëlindjen time, meqë lufta në Holandë sapo kishte përfunduar. Gjyshja vdiq në janar 1942. Asnjeri nuk e di se sa shpesh mendoj për të dhe sa shumë e dua. Por këtë vit e festuam ditëlindjen time për të zëvendësuar edhe të tjerat. Ndezëm edhe një qiri për gjyshen.

Ne të katërt e shtyjmë si e shtyjmë. Kështu arrita te data e sotme: 20 qershor 1942 dita kur po përuroj me dëshirë ditarin tim.

E shtunë, 20 qershor 1942

*E dashur Kiti,*

Po hyj drejt e në temë. Është kaq bukur, kaq qetësi! Babai dhe mamaja kanë dalë, kurse Margoja ka shkuar te një shoqe e saj, Tresi, për të luajtur pingpong. Edhe mua më ka hyrë në qejf kjo lojë kaq shumë, saqë bashkë me katër shoqet e mia, kemi formuar një klub. Ai quhet "Arusha e vogël minus dy". Një emër vërtet qesharak, dhe që bazohet mbi një gabim. Ne donim t'i vinim klubit tonë një emër të veçantë dhe meqë ishim pesë veta, na lindi ideja e arushës së vogël. Sipas nesh, ajo përbëhej nga pesë yje, por doli se gaboheshim. Ajo ka shtatë yje si Arusha e madhe, gjë që shpjegon "minus dy". Ilza Vagneri ka një tavolinë pingpongu dhe Vagnerët na lejojnë të luajmë në dhomën e tyre të madhe të ngrënies, sa herë që dëshirojmë.

Meqë ne, lojtaret e pingpongut, sidomos verës, çmendemi pas akulloreve, pas lojës shkojmë te ëmbëltorja më e afërt që ende lejohet për çifutët: ose te "Delfi" ose te "Oazi". As na bie ndër mend t'i marrim me vete kuletat tona, sepse "Oazi" është zakonisht plot dhe, ndërmjet gjithë atyre klientëve, gjejmë patjetër ndonjë zotëri të sjellshëm nga të njohurit tanë ose ndonjë adhurues, që na qerasin me aq akullore sa nuk i mbarojmë dot as për një javë...

E kuptoj se ti do çuditesh kur më dëgjon të flas për adhurues, meqë jam ende e re. Për fat të keq, por në disa raste nuk është fort keq, në shkollën tonë ky është një telash që nuk sos kurrë. Sapo një djalë më pyet a mund të më përcjellë deri në shtëpi me biçikletë dhe nis të përtypet, në 90 për qind të rasteve, mund të bësh bé që djaloshi në fjalë ka rënë kokë e këmbë në dashuri me mua. Ai nuk m'i heq sytë për asnjë çast. Pas pak kohe "dashuria" nis e venitet sepse unë nuk di ç'të bëj me vështrimet e tij të përndezura dhe vazhdoj të pedaloj e kënaqur. Nganjëherë, kur e teprojnë dhe nisin të llapin me formula të tipit "t'i marr leje babait tënd", bëj një kthesë të shpejtë me biçikletë, më bie çanta dhe për mirësjellje djaloshi duhet të zbresë nga biçikleta e vet. Pasi çanta rregullohet përsëri prapa, mua më kujtohet ndonjë temë e përshtatshme bisede. Ky është tip leshko. Por ka edhe të tjerë që duan të të puthin ose të të prekin. Por me mua

nuk ju shkon, sepse zbres nga biçikleta dhe ua them troç se nuk e dua shoqërinë e tyre, ose hiqem si e fyer, dhe pa ua bërë të gjatë, i përzë.

Ja pra, Kiti, ku u hodhën themelet e miqësisë sonë. Mirë u pafshim deri nesër.

*E jotja Ana*

**E diel, 21 qershor 1942**

*E dashur Kiti,*

Gjithë klasës sonë i ka hyrë tmerri. Motivi, natyrisht, është mbledhja e ardhshme e këshillit pedagogjik. Gjysma e nxënësve kanë vënë bast: kush do të kalojë dhe kush do të mbesë. Unë dhe G.Z. shkulemi së qeshuri me C.N. dhe Zhak Kosernutin, ata të bankës prapa nesh, që vunë bast gjithë paratë e pushimeve. "Ti do kalosh, ti jo, po, jo...". Nga mëngjesi deri në mbrëmje kjo punë është. As shikimet lutëse të G., as klithmat e mia nuk i sjellin në vete. Po të më pyesni mua, çereku i klasës duhet të mbetet në klasë, kaq trushkulur janë, por mësuesit janë njerëzit më të paparashikueshëm në botë! Sidoqoftë, ndoshta kësaj radhe del për mirë.

Jo se trembem për veten dhe për shoqet e mia, ne do t'ia hedhim. E vetmja lëndë për të cilën nuk jam e sigurtë, është matematika. Sidoqoftë, të shohim. Deri atëherë i japim zemër njëri-tjetrit.

Unë shkoj shumë mirë me të gjithë mësuesit. Kemi nëntë mësues, shtatë burra dhe dy gra. Profesor Kisingu, mësuesi plak i matematikës, një kohë të gjatë më kishte me sy të keq, pse, sipas tij, nuk më pushonte goja. Gjithnjë më qortonte, derisa një herë më dha një detyrë si dënim. Duhej të shkruaja një hartim me temë "Llapazania". Hëm, llapazania! E çfarë mund të shkruhet për këtë temë? Do ta vrisja mendjen më vonë. Futa fletoren e detyrave në çantë dhe vendosa ta kyçja gojën.

Në mbrëmje, kur i mbarova të gjitha detyrat, më shkoi syri te titulli i hartimit. Po mendoja për temën duke kafshuar fundin e stilografit me dhëmbë. Të shkruash në përgjithësi, me shkronja të mëdha që të zënë sa më shumë vend, këtë e bën kushdo.

Por ishte puna të gjeja diçka që t'i përshtatej rastit tim, kjo nuk ishte bukë e djathë. Mendo, mendo, papritur më erdhi frymëzimi dhe shkrova njërën pas tjetrës tri faqe plot. Për të mbrojtur tezën time, vërejta se mania e të folurit pa masë është tipike për femrat, se do përpiqesha ta kufizoja ca, por që për ta zhdukur as që bëhej fjalë, sepse edhe mamaja ime fliste po kaq sa unë, në mos më shumë. Kështu që tipareve të trashëguara s'ke ç'u bën.

Zoti Kising qeshi me gjithë zemër me argumentet e mia, mirëpo kur në orën tjetër të mësimit unë vazhdova të llomotisja në klasë, më dha një detyrë të dytë: "Llapazania e pakorrigjueshme". Edhe këtë e dorëzova dhe për nja dy orë nuk pipëtiva. Në orën e tretë iu ktheva tiparit tim të trashëguar dhe ai e humbi durimin: "Ana, si dënim për bisedat e tepruara në mësim, një tjetër detyrë: *Kuak, kuak, kuak, zonjusha sqepgjatë*".

Klasa po mbytej nga të qeshurit. Edhe unë s'u përmbajta, sado që fantazia ime shpikëse në temën e llapazanëve po shteronte. Duhet të gjeja diçka të re, origjinale. Shoqja ime, Sana, një që ia thek për vjersha, u tregua e gatshme të më ndihmonte të thurja disa vargje. Nuk mbahesha. Kisingu donte të tallej me mua? Unë do të hakmerresha dyfish, trefish.

E pra, shkruam një vjershë fantastike! Bënte fjalë për një çift rosash me tri rosa të vogla, të cilat i ati i kafshoi me sqep aq sa i mbyti, meqë bërtisnin shumë. Për fat, Kisingu e kapi nëntekstin, e lexoi vjershën me zë të lartë dhe bëri komente në klasën tonë, por edhe në klasat e tjera. Që atëherë më lejon të llap sa të dua dhe nuk më dënon më, madje, bën edhe ndonjë shaka.

*Ana jote*

**E mërkurë, 24 qershor 1942**

*E dashur Kiti,*

Bën një vapë mbytëse, të gjithë qahen dhe djersisin, kurse mua, me tërë këtë vapë, më duhet të eci vetëm në këmbë. Tani e kuptoj sa të rehatshëm janë tramvajet, sidomos vagonat e hapur, por ne çifutët jemi të padëshirueshëm, ne duhet të kënaqemi duke ecur *pedibus calcantibus*. Dje në orën e drekës duhet të shkoja te dentisti, në rrugën Jan Luiken. Rruga prej shkollës sonë deri te

parku i qytetit është pa fund. Në fakt, pasi u ktheva, gjatë orës së mësimit, gati më zuri gjumi. Për fat që njerëzit janë të sjellshëm dhe të japin diçka për të pirë! Infermierja e dentistit është me të vërtetë për së mbari.

I vetmi mjet udhëtimi që mund të përdorim ende është varka. Varkatari i rrugës Jozef-Izraelskade na kaloi, pa e bërë të gjatë, në bregun tjetër. Nuk janë fajtorë holandezët, që çifutët po kalojnë kohë kaq të këqija.

Ah, sikur të mos shkoja në shkollë! Gjatë pushimeve të Pashkëve më vodhën biçikletën. Biçikletën e mamasë babai e ka fshehur te disa miq të krishterë. Po, për fat të mirë, pushimet janë te dera; edhe një javë dhe telashet do të sosin.

Dje paradite më ndodhi një gjë e bukur. Po kaloja te vendi ku më parë lija biçikletën, kur dikush më thirri. U ktheva dhe pashë pas meje një djalosh të bukur që e kisha takuar një ditë më parë te Vilma, një shoqja ime. U afrua me ndrojtje dhe m'u prezantua: Hello Siberbergu. U turbullova pak dhe nuk dija ç'farë të bëja, po e kapa shpejt. Donte të më përcillte për në shkollë! "Po qe se e ke rrugën me mua, mirë"- i thashë dhe ecëm bashkë. Helloja është 16 vjeç dhe di të kallëzojë shumë gjëra interesante.

Sot në mëngjes po më priste përsëri dhe, me sa duket, do të vazhdojmë për ca kohë kështu.

*Ana*

**E mërkurë, 1 korrik 1942**

*E dashur Kiti,*

Në këtë periudhë s'kam pasur vërtet kohë të të shkruaj. Të enjten gjithë paradreken isha te disa miq, të premten patëm ne mysafirë dhe kështu u shty deri më sot.

Gjatë kësaj jave unë dhe Helloja u njohëm më mirë me njëritjetrin. Ai më rrëfeu shumë gjëra për veten. Ka ardhur i vetëm nga Gelshenkirsheni këtu në Holandë, te gjyshërit; prindërit i ka në Belgjikë. Po të dojë, edhe ai mund të shkojë atje, pa pengesa. Helloja, deri tani, kishte lidhje me një vajzë, Ursulën. Unë e njoh mirë, është tmerrësisht e bukur, dhe tmerrësisht e mërzitshme.

Qëkur më njohu mua, Helloja e ka vënë re ndryshimin. Ai thotë që kur rrinte pranë Ursulës, nga mërzia, gati e kapte gjumi. Kështu që unë jam për të njëfarë lëngu gjallërues. Hej, nuk i dihet kurrë se për çfarë mund të jesh e dobishme në jetë!

Të shtunën Zhaku fjeti te ne. Të dielën pasdreke ajo shkoi te Haneli dhe unë u mërzita për vdekje.

Në mbrëmje Helloja duhet të vinte tek unë, por në orën gjashtë më mori në telefon:- Jam Helmut Silberbergu. Mund të flas me Anën, ju lutem?

- Po, Ana jam.

- Mirëmbrëma, Ana! Si je?

- Faleminderit, mirë.

- Desha të të thosha që për fat të keq nuk mund të vij dot sonte. Por doja të bisedoja pak me ty. A mund të vi tek ty pas dhjetë minutash?

- Po, pafshim!

- Pafshim!

U vesha shpejt dhe u dhashë një dorë flokëve. Pastaj dola në dritare dhe po prisja me padurim. Më në fund erdhi. Shyqyr që nuk zbrita fluturimthi shkallët, por u përmbajta derisa ai i ra ziles. Atëherë zbrita të hapja derën dhe ai hyri pa e zgjatur.

- Shiko, gjyshja ime mendon se ti je shumë e re për të dalë me mua. Ajo thotë se unë duhet të shkoj te Lovenbahët, por ti mbase e di që unë nuk takohem më me Ursulën.

- Jo, nuk e dija. Jeni zënë gjë?

- Jo, ç'thua. Por i thashë Ursulës që ne nuk bëjmë për njëri-tjetrin, prandaj nuk duhet të dalim më bashkë. Sidoqoftë, ajo mund të vijë tek ne kur të dëshirojë dhe besoj se edhe unë mund të shkoj tek ata. Në fakt, mendoja se Ursula dilte me një tjetër, prandaj desha ta mbyllja këtë kapitull. Por nuk ishte e vërtetë. Tani xhaxhai më thotë se duhet t'i kërkoj të falur. Por unë nuk dua. Dhe kështu i dhashë fund, por nuk ishte ky motivi i vetëm.

Gjyshja ime do që unë ta vazhdoj miqësinë me Ursulën dhe të mos filloj me ty, por unë nuk do t'i bindem. Të vjetrit janë me të vjetrën. Sigurisht, unë varem nga gjyshërit, por edhe ata kanë nevojë për mua. Të mërkurën jam i lirë. Gjyshi e gjyshja mendojnë se unë shkoj në një kurs për të mësuar të punoj me drurin, por në fakt, unë marr pjesë në mbledhjen e sionistëve. Nuk

mund t'u kallëzoj atyre, sepse janë kokë e këmbë kundër sionizmit. As unë nuk jam ndonjë fanatik, por më intereson të di diçka rreth tyre. Mirëpo, këto kohët e fundit është bërë një rrëmujë që ma ka sjellë në majë të hundës dhe nuk do të shkoj më atje. Kjo e mërkurë do të jetë e fundit. Pastaj do të jem i lirë të mërkurave, të shtunave pasdreke dhe në mbrëmje, të dielave në mëngjes, dhe ndoshta edhe më shpesh.

- Derisa gjyshërit e tu nuk duan, nuk mund të veprosh fshehurazi, Hello!

- Dashuria nuk u bindet urdhrave!

Ishim para librarisë Blankevort ku po rrinte Peter Skifi me dy djem të tjerë. Më përshëndeti pas kaq kohësh dhe unë u gëzova shumë. Të hënën në darkë Helloja erdhi te ne, që ta njihnin prindët e mi. E qerasa me tortë dhe karamele, çaj dhe kek. Po as mua dhe as Hellos nuk na pëlqente të rrinim në shtëpi përballë njëri-tjetrit. Dolëm të bënim një shëtitje dhe, kur u ktheva në shtëpi, ora e kishte kaluar tetën. Babai ishte bërë tym. Më tha që nuk duhet të kthehesha kaq vonë. M'u desh t'i premtoja që do të jem në shtëpi tamam në orën tetë pa dhjetë. Të shtunën më ka ftuar Helloja.

Vilma më tregoi se kur Helloja kishte qenë në shtëpinë e saj, ajo e kish ngacmuar: "Cila të pëlqen më shumë, Ursula apo Ana?" Ai i ishte përgjigjur: "Ç'të duhet ty!"

Por në të dalë e sipër (gjithë mbrëmjen nuk kishin këmbyer më ndonjë fjalë), ai i kishte thënë: "Natyrisht, Ana. Por mos e hap me të tjerët!" Dhe ishte zhdukur.

Duket një orë larg se Helloja është dashuruar shumë pas meje. Dhe mua, si variacion, më pëlqen. Margoja thotë për të: "Është një djalosh për së mbari". Edhe unë jam në të njëjtën mendje, madje është shumë më tepër se kaq. Edhe mamasë nuk i pushon goja: "Një djalosh i mençur, i edukuar, simpatik!" Jam e gëzuar që Helloja i ka hyrë në qejf gjithë familjes sime, kurse ai nuk i honeps shoqet e mia, i duken naive, dhe, sipas meje, ka të drejtë. Zhaku më ngacmon akoma, por unë në fakt, nuk kam rënë në dashuri me të. Jo, me të vërtetë. Më pëlqen të kem shokë, s'ka asgjë të keqe.

Mamaja më pyet gjithmonë se me kë do të martohem kur të rritem. Shpresoj se ajo nuk do të dyshojë kurrë për Peterin, sepse

unë vetë ia hoqa këtë ide, pa më bërë syri tërr. E dua Peterin ashtu siç nuk kam dashur kurrë asnjeri dhe jam e sigurt se ai vetëm kalon kohën me të gjitha vajzat e tjera, për të fshehur ndjenjat që ka për mua. Ndoshta tani ai mendon se unë dhe Helloja jemi lidhur me njëri-tjetrin. Po jo, s'është e vërtetë. Është vetëm një shok, ose sipas fjalëve të mamasë, një kavalier.

*E jotja Ana*

**E diel, 5 korrik 1942**

*E dashur Kiti,*

Ceremonia e dhënies së dëftesave, që u zhvillua të premten në teatrin çifut, shkoi mirë. Dëftesa ime nuk është e keqe. Kam vetëm një notë pakaluese, një pesë në algjebër, pastaj të gjitha shtata, në dy lëndë tetë dhe dy gjashta. Në shtëpi mbetën të kënaqur. Prindët e mi ndryshojnë nga të tjerët, kur vjen puna te notat. Nuk u bëhet vonë shumë për dëftesën, e mirë apo e keqe qoftë, ata duan që unë të jem shëndoshë e mirë, të jem e edukuar dhe të zbavitem. Po të jenë në rregull këto tri gjëra, edhe të tjerat mirë do të jenë.

Përkundrazi, unë nuk dua të jem një nxënëse e keqe. Në liceun çifut nuk më pritën krahahapur, sepse, për hir të së vërtetës, unë duhet të shkoja ende në klasën e shtatë të shkollës Montesori. Por, ngjarjet u rrokullisën ndryshe e të gjithë nxënësit çifutë duhet të regjistroheshin në shkolla çifute. Pra, zoti Elte, megjithëse u lëkund ca, më pranoi mua dhe Lies Goslarin. Edhe Liesi e kaloi këtë vit, por asaj i duhet të përsërisë provimin e gjeometrisë.

E shkreta Lies! Nuk e ka të lehtë të mësojë në shtëpi; motra e vogël dyvjeçare, e përkëdhelur, luan në dhomën e saj gjatë gjithë ditës. Në qoftë se Gabi, motra e vogël, është e pakënaqur, fillon të ulërijë dhe në qoftë se Liesi nuk kujdeset për të, fillon të ulërijë zonja Gosler. Kështu Liesi nuk do arrijë kurrë t'i bëjë detyrat dhe dënimet pa mbarim që i japin, nuk do t'i shërbejnë për asgjë. Shtëpia e Goslerëve është një katrahurë e vërtetë. Prindët e zonjës Gosler jetojnë përballë, por hanë te vajza e tyre. Pastaj është edhe shërbyesja, foshnja, zoti Gosler që mungon

dhe është gjithmonë i hutuar dhe zonja Gosler që është gjithnjë e pezmatuar dhe që pret një fëmijë tjetër. Liesi që është kaq e ngathët, e humbet torruan në këtë gjurulldi.

Edhe motra ime, Margoja, e mori dëftesën, shkëlqyeshëm gjithmonë. Po të jepeshin fletëlavdërimi, me siguri ajo do ta merrte, dijetarja!!

Kohët e fundit babai rri shpesh në shtëpi, në zyrë nuk duhet të duket. Çfarë vuajtjeje e madhe, kur sa hap e mbyll sytë, e sheh veten të tepërt. Opektën e ka marrë në dorë zoti Klejman, kurse zoti Kugler, firmën Gies & Co., që prodhon erëza, e themeluar më 1941.

Para disa ditësh, ndërsa po shëtisnim në sheshin pranë, babai nisi të më flasë për "fshehjen". Më tha se për ne do të ishte tepër e vështirë, të jetonim krejtësisht të ndarë nga bota. Unë e pyeta pse mendonte që tani për këto gjëra.

- Anë,- më tha ai,- ti e di se ne, kemi më shumë se një vit, që rrobat, mobiljet, ushqimet po i çojmë te të njohurit tanë. Nuk duam që prona jonë të përfundojë në duart e gjermanëve, aq më pak duam që të na kapin. Prandaj, duhet të ikim vetë dhe nuk do presim derisa të na kapin.

- Po kur baba? Pamja serioze e babait më futi drithmat.

- Për këtë mos e vrit mendjen ti, kjo është puna jonë! Shijoje jetën e shkujdesur, derisa ke mundësi.

Kaq më tha. Ah, shpresoj me gjithë zemër që ajo ditë e zymtë të mos vijë kurrë!

Po bie zilja e derës, erdhi Helloja, po e mbyll.

*E jotja Ana*

**E mërkurë, 8 korrik 1942**

*E dashur Kiti,*

Nga e diela në mëngjes deri sot, duket sikur janë rrokullisur vite. Kanë ndodhur kaq shumë ngjarje, sa më ngjan sikur befas bota u kthye përmbys! Por, Kiti, siç e sheh, unë jam ende gjallë, dhe kjo është më kryesorja, sipas babait. Po, jam ende gjallë, por mos pyet ku dhe si. Kam frikë se ti sot nuk do kuptosh gjë nga këto që po të shkruaj, kështu që po të rrëfej fije e për pe çfarë

ndodhi të dielën pasdite.

Në orën tre (Helloja sapo kishte dalë dhe do të kthehej përsëri), dikush i ra ziles së derës. Unë nuk dëgjova gjë, se isha ulur në një shezlong në verandë, po lexoja e po merrja rreze dielli. Margoja erdhi te dera e kuzhinës shumë e shqetësuar.- Ana, kanë sjellë një fletëthirrje nga SS-të për babanë,- pëshpëriti,- mamaja shkoi menjëherë te Van Danët. (Van Dani është një mik i ngushtë dhe ortak i babait).

U tremba për vdekje. Një fletëthirrje... gjithkush e di çfarë do të thotë: më dolën para sysh aty për aty kampet e përqendrimit, qelitë e izoluara... dhe ne ta lëmë babain të shkojë atje?

- Natyrisht që jo, ai nuk do të shkojë,- tha Margoja e sigurt, ndërsa po prisnim mamanë.- Mamaja është nisur te Van Danët për t'i pyetur nëse mund të fshihemi që nesër. Van Danët do të vijnë të fshihen me ne. Kështu që do të bëhemi shtatë veta. Heshtje. Nuk e hapnim dot më gojën, ideja që babai, duke mos dyshuar për asgjë, kishte vajtur të vizitonte disa klientë të tij në azilin e çifutëve, pritja e mamasë, vapa, ankthi... të gjitha këto na e kishin qepur gojën.

Befas zilja ra prapë.- Është Helloja,- thashë unë.

- Mos e hap!- tha Margoja, por nuk ishte e nevojshme. Dëgjuam poshtë mamanë dhe zotin Van Dan duke biseduar me Hellon. Pastaj hynë brenda dhe kyçën derën. Sa herë binte zilja, unë ose Margoja duhej të zbrisnim poshtë në majë të gishtave për të parë se mos ishte babai, askujt tjetër nuk do t'ia hapnim derën. Mua dhe Margosë na thanë të dilnim nga dhoma. Van Dani donte të fliste vetëm për vetëm me mamanë.

Ndërsa ishim në dhomën tonë, Margoja më tregoi se fletëthirrja nuk ishte për babanë, por për atë vetë. U tremba sërish dhe ia shkrepa të qarit. Margoja është 16 vjeç, si kështu, duan të nisin vajza kaq të reja vetëm? Por për fat, ajo nuk do të shkojë. E tha edhe mamaja; dhe sigurisht edhe babai këtë kishte ndër mend, kur më foli për fshehjen.

Të fshihemi! Po ku do të fshihemi? Në qytet, në fshat, në ndonjë ndërtesë, në ndonjë barakë, kur, si, ku...? Ishin një mori pyetjesh, që nuk mund t'i bëja, por që më rrihnin si çekan në kokë.

Margoja dhe unë filluam të fusim në një çantë gjërat më të

nevojshme. E para gjë që futa në çantë ishte kjo fletore, pastaj bikutinat, shamitë, librat e shkollës, një krehër dhe letra të vjetra. Mendimi që duhet të fshiheshim më rrihte si çekan në kokë dhe rrasja në çantë gjithfarë sendesh koti, me mendjen gjetiu. Por nuk më vjen keq, për mua kujtimet janë më të shtrenjta se plaçkat.

Në orën pesë më në fund mbërriti babai. Ai i bëri një telefon zotin Klejman dhe iu lut që të kalonte tek ne në mbrëmje. Zoti Van Dan shkoi të merrte Mipin. Ajo erdhi, mblodhi në një çantë të madhe këpucë, rroba, xhaketa, disa plaçka të brendshme, çorape dhe premtoi se do të kthehej përsëri në mbrëmje. Pastaj në shtëpinë tonë ra heshtja, askujt nuk i shkonte mendja për të ngrënë. Bënte akoma shumë nxehtë dhe gjithçka dukej shumë e çuditshme.

Dhomën e madhe në katin e fundit e kish marrë me qira një zotëri i quajtur Goldshmit, rreth tridhjetë vjeç, i divorcuar. Me sa duket, atë mbrëmje ai s'kish me se të merrej, prandaj u ngul tek ne deri në orën dhjetë, nuk po e hiqnim qafe dot.

Më njëmbëdhjetë mbërriti Mipi dhe Jan Giesi. Mipi punon në zyrën e babait që më 1933-shin dhe është bërë një mike e dashur për ne, po kështu edhe burri i saj, me të cilin sapo është martuar. Sërish u zhdukën në valixhen e Mipit dhe thellë në xhepat e Janit këpucë, çorape, libra dhe të brendshme. Në orën njëmbëdhjetë e gjysmë ikën edhe ata.

Isha e lodhur për vdekje dhe, sado që e dija se ishte nata e fundit që po flija në shtratin tim, më zuri një gjumë i thellë dhe mamaja hoqi keq derisa më zgjoi në orën pesë e gjysmë të mëngjesit. Për fat, nuk ishte aq vapë sa të dielën, gjithë ditën e ditës ra një shi i ngrohtë. Të katërt u veshëm trashë, sikur do të shkonim të flinim në ndonjë frigorifer, vetëm e vetëm, sepse donim që të merrnim sa më shumë rroba me vete. Asnjë çifut në kushtet tona nuk do të guxonte të dilte në rrugë me një valixhe plot me plaçka. Unë kisha veshur dy këmishë, tre palë të mbathura, një fustan, mbi fustanin një fund dhe një xhaketë dhe një pardesy vere, dy palë çorape, këpucët e dimrit, beretë, shallin dhe gjëra të tjera. Që në shtëpi gati m'u zu fryma, por kjo nuk i ra në sy asnjerit.

Margoja mbushi çantën e saj të librave, mori biçikletën dhe

u nis me Mipin për të shkuar në një vend që unë nuk e dija. Në fakt, unë nuk e dija ende ku ishte ai vend i mistershëm ku do të fshiheshim...

Në orën shtatë e gjysmë ne i vumë çelësin shtëpisë. Moorti, macja ime e dashur, qe e vetmja që munda të përshëndesja. Tani ajo do të gjente strehë te fqinjët, siç i kishim shkruar një pusullë zotit Goldshmit.

Shtretërit e parregulluar, mbi tryezë pjatat edhe mbeturinat e mëngjesit, në kuzhinë gjysmë kg. mish për macen, gjithçka të linte të kuptoje se ne kishim ikur nxitimthi. Por se ç'do të thoshin të tjerët, pak rëndësi kishte. Dëshironim vetëm të iknim prej rrezikut, të arrinim diku shëndoshë e mirë, asgjë tjetër nuk na hynte në sy.

Do vazhdoj nesër.

*E jotja Ana*

**E enjte, 9 korrik 1942**

*E dashur Kiti,*

Vrapuam pra përmes një rrebeshi, babai, mamaja dhe unë, me nga një çantë shkolle a pazari të mbushur deng me plaçka. Punëtorët që po shkonin herët në punë, na shikonin me keqardhje. Nga fytyrat e tyre dukej se u vinte rëndë që nuk po na ofronin dot asnjë mjet transporti. Ylli i verdhë, që bie aq shumë në sy, fliste vetë.

Sapo dolëm në rrugë, prindët më treguan me hollësi planin e tyre për t'u fshehur. Që prej disa muajsh kishin hequr prej shtëpisë gjithë atë që mundnin dhe më 16 korrik, sipas planit, do të fshiheshim. Mirëpo fletëthirrja erdhi dhjetë ditë përpara, prandaj na duhej të kënaqeshim me një apartament, akoma të papërgatitur si duhet.

Vendi ku jemi fshehur ndodhet në ndërtesën ku është zyra e babait. Për një të huaj nuk është fort e lehtë ta kuptojë, prandaj do ta përshkruaj më hollësisht. Babai nuk ka mbajtur kurrë shumë njerëz në punë: zotin Kugler, zotin Klejman dhe Mipin, pastaj Bep Voskilin, stenografisten njëzetetrevjeçare. Të gjithë e dinin që do të vinim. Në magazinë ishte zoti Voskili, babai i

Bepit, dhe dy punëtorë të cilëve nuk u kishim kallëzuar gjë.

Ja si është ndërtesa: në katin e poshtëm gjendet një magazinë e madhe që përdoret si depo. Ajo ndahet në pjesë sipas përdorimit: pjesa e makinave të grirjes, ku grihet kanella, piperi dhe erëza të tjera dhe dollapi. Afër derës së magazinës është një derë e zakonshme shtëpie, nga e cila, përmes një dere tjetër, arrin në një shkallë. Në majë të shkallës është një derë me xham të bardhë, mbi të cilën dikur ishte shkruar me shkronja të zeza fjala "Zyrë". Kjo është zyra kryesore, shumë e madhe, plot dritë, e mbushur plot. Gjatë ditës aty punojnë Mipi, Bepi dhe zoti Klejman. Nëpërmjet një korridori ndërmjetës ku gjendet dollapi i rrobave, një dollap i madh dhe kasaforta, kalohet në një zyrë më të vogël, shumë të errët dhe të zymtë. Dikur këtu punonin zoti Kugler dhe zoti Van Dan, kurse tani rri vetëm zoti Kugler. Në këtë zyrë mund të hysh edhe drejt e nga korridori, por vetëm nëpërmjet një dere xhami, që hapet vetëm nga brenda, por jo nga jashtë. Nga dhoma e Kuglerit kalon korridorin e gjatë dhe të ngushtë, duke kaluar pranë qoshes së futur ku mbahet qymyri, pastaj janë katër shkallë: aty arrin te dhoma më luksoze e gjithë ndërtesës, te zyra private. Mobilje në ngjyrë të errët, të shtrenjta, dyshemeja e shtruar me linoleum dhe sixhade, radioja, abazhuri i bukur, gjithçka është punuar me shije. Aty pranë është një kuzhinë e madhe me skaldabanjë dhe një sobë me gaz, pastaj vjen banjoja. Ky është kati i parë. Nga korridori i gjatë fillon një shkallë druri. Në majë të saj gjendet një sallon i vogël, që quhet holl. Në të djathtë dhe në të majtë të hollit hapen dyer. Dera e majtë të çon në dhomat që bien në qoshe të rrugës, ku ka magazinë. Në anën tjetër, gjendet edhe një shkallë tjetër, aq e pjerrët sa mund të thyesh qafën duke zbritur: një shkallë tipike holandeze që shkon deri te dera e dytë në rrugë.

Në të djathtë të hollit është "pjesa e pasme e shtëpisë", strehimi i fshehtë. Askujt s'do t'i shkonte mendja se pas kësaj dere të thjeshtë, ngjyrë gri, fshihen edhe shumë dhoma. Para derës është edhe një shkallinë, dhe pastaj hyn brenda. Përballë kësaj dere është një shkallë thikë, në të majtë një korridor i shkurtër që të shpie në një dhomëzë që do të jetë salloni dhe dhoma e fjetjes e familjes Frank. Aty pranë është një dhomë edhe më e vogël: dhoma e punës dhe e gjumit e zonjushave Frank. Në të djathtë

të shkallës një dhomë pa dritare me një lavaman dhe një banjo të ndarë me një derë që të lidh edhe me dhomën time dhe të Margosë. Po të hipësh nëpër atë shkallë, dhe të hapësh derën në majë mbetesh pa frymë nga pamja: sesi një shtëpi kaq e vjetër përgjatë një kanali mund të ketë një dhomë aq të madhe, të bukur dhe plot dritë. Këtu gjendet një sobë me gaz, (meqë deri tani këtu ishte vendosur laboratori i Kuglerit) dhe një lavaman. Tani ajo do shërbejë si kuzhinë; por, meqë është dhomë e madhe, do të jetë edhe si dhomë ngrënieje, pune dhe gjumi për çiftin Van Dan. Një dhomë shumë e vogël ndërmjetëse do të jetë mbretëria e Peter Van Danit. Lart, pikërisht si në pjesën e përparme të ndërtesës, gjendet tarraca dhe një depo tjetër. Ja pra, ta përshkrova pikë për pikë të gjithë strehimin tonë të bukur!

*E jotja Ana*

**E premte 10 korrik 1942**

*E dashur Kiti,*

Mbase të kam lodhur me atë përshkrim aq të hollësishëm që i bëra apartamentit. Por e kam për zemër që ti ta dish ku kam përfunduar unë. Sesi arrita këtu, do ta marrësh vesh nga letrat e tjera.

Po dua ta nis aty ku e lashë, se nuk kisha mbaruar ende. Kur arritëm në derën me numër 263, në Prinsengraht, Mipi na shoqëroi në korridor, pastaj lart nëpër shkallën e drunjtë, ecëm drejt, deri këtu në strehimin sekret. Ajo mbylli derën dhe ne mbetëm vetëm. Margoja kish ardhur shumë më parë me biçikletë dhe po na priste.

Salloni ynë dhe dhomat e tjera ishin deri në majë me plaçka. Gjithfarë kutijash, që prej shumë muajsh, ishin dërguar aty, kishin zënë gjithë dyshemenë dhe shtretërit. Dhoma e vogël ishte plot me dyshekë, çarçafë, mbulesa dhe jastëkë. Po qe se atë natë dëshironim të flinim në shtretër të rregulluar, duhet të përvishnim menjëherë mëngët. Mamaja dhe Margoja nuk ishin në gjendje të lëviznin asnjë gisht, ishin shtrirë mbi dyshekë, të lodhura, të dërmuara e nuk e di çfarë tjetër, por babai dhe unë, dy "burrat" e familjes, filluam sakaq nga puna.

Gjithë ditën zbrazëm kutijat dhe mbushëm dollapet, shkundëm, pastruam, sistemuam, derisa në mbrëmje u shtrimë të këputur mbi shtretërit me çarçafë të pastër. Nuk kishim ngrënë asgjë të ngrohtë, por nuk na binte ndër mend. Mamaja dhe Margoja ishin shumë të lodhura dhe të trazuara dhe nuk hanin dot, babai dhe unë shumë të zënë me punë.

Të martën në mëngjes filluam aty ku e kishim lënë të hënën. Bepi dhe Mipi na blenë ca gjëra me triskat tona të ushqimeve, babai mbylli mirë të gjitha vrimat që errësimi të ishte i plotë, dhe ne fërkuam mirë e mirë dyshemenë e kuzhinës. Bletë punëtore që nga mëngjesi deri në darkë. Deri të mërkurën s'pata as kohë të mendoja për ndryshimin e madh që kishte ndodhur në jetën time. Vetëm të mërkurën, për herë të parë, që kur jemi këtu në strehimin sekret, gjeta kohë të të kallëzoja gjithë ç'ngjau. Dhe ta kuptoja edhe vetë, pse jam këtu dhe ç'më pret në ditët që do të vijnë.

*E jotja Ana*

**E shtunë, 11 korrik 1942**

*E dashur Kiti,*

Babai, mamaja dhe Margoja nuk janë mësuar ende me tingëllimën e kambanës së Uestertorenit, që çdo 15 minuta tregon orën. Mua përkundrazi, më bën për vete dhe sidomos natën, më jep një lloj sigurie. S'do mend që ti je kureshtare të dish si më duket ky strehim. Tani për tani, as unë nuk e di. Besoj se në këtë shtëpi nuk do të gjej ndonjëherë rehat, por me këtë nuk dua të them aspak se ndihem keq. Nganjëherë më duket sikur jam në një pension të çuditshëm, diku në një vend pushimi. Në të vërtetë, është një mënyrë origjinale për t'i parë gjërat, por ja që kështu mendoj. Si vend për t'u fshehur, është vërtet i mrekullueshëm, edhe pse ka pak lagështirë dhe labirinte, por besoj se në të gjithë Amsterdamin, ndoshta as në gjithë Holandën, s'mund të gjesh një banesë më të organizuar se kjo.

Dhoma jonë ngjante fare e zbrazët, për shkak të mureve krejt të zhveshura. Për fat, babait i kishte rënë ndër mend të sillte me vete gjithë koleksionin tim të kartolinave me yjet e

kinemasë. I ngjita të gjitha nëpër mure dhe bëra një pikturë të madhe. Kështu është shumë më e bukur. Kur të vijnë këtu edhe Van Danët, do të bëjmë dollapë muri me dërrasat që gjenden në papafingo.

Mamaja dhe Margoja e kanë marrë veten. Dje për herë të parë mamaja deshi të na bënte supë bizelesh! Por duke u fjalosur aty poshtë, e harroi fare gjellën dhe bizelet u bënë shkrumb, sa nuk i shqitje dot nga tenxherja.

Mbrëmë zbritëm të katër në zyrën private për të dëgjuar Radio *Londrën*. Kisha aq frikë se mos na dëgjonte ndonjë nga fqinjët, sa iu luta e stërluta babait të ktheheshim përsëri lart. Mamaja më kuptoi dhe më shoqëroi. Kemi gjithnjë frikë: se mos na sheh njeri, se mos na dëgjon njeri. Që ditën e parë qepëm perdet. Në të vërtetë tamam perde nuk janë, sepse babai dhe unë mblodhëm stofra krejt të ndryshme dhe i qepëm sa më mirë që mundëm. Këto kryevepra u varën në dritare me gjilpëra me kokë dhe gjatë kohës që do të qëndrojmë këtu, nuk do të hiqen më.

Në të djathtën tonë është një degë e kompanisë Keg, një firmë nga Zandami, kurse në të majtën tonë një mobileri. Pas orarit të punës aty nuk mbetet njeri, por megjithatë zhurmat mund të dëgjohen. Për këtë arsye ia ndaluam Margosë të kollitet natën, sado që është ftohur keq. Të shkretës, i duhet të pijë gjithë ato ilaçe kolle!

Mezi po pres që të vijnë Van Danët, ardhja e tyre është parashikuar për të martën. Atëherë do të jemi më të gëzuar dhe jo kaq të heshtur. Në të vërtetë, është pikërisht qetësia, sidomos në mbrëmje dhe gjatë natës, që më bën fut xixat. Çfarë s'do të jepja, sikur ndonjëri nga mbrojtësit tanë të flinte këtu me ne!

Këtu nuk është vërtet aq keq, meqë mund të gatuajmë dhe mund të dëgjojmë radion në zyrën e babit. Zoti Klejman dhe Mipi dhe po ashtu edhe Bep Voskili na kanë ndihmuar kaq shumë. Tashmë kemi konservuar raven, luleshtrydhe dhe qershi, kështu që mendoj se tani për tani nuk do të mërzitemi. Po ashtu kemi edhe libra për të lexuar dhe do të blejmë shumë lodra. Natyrisht nuk mund të shikojmë nga dritarja ose të dalim jashtë. Pastaj duhet të rrimë të heshtur që të mos na dëgjojnë njerëzit poshtë.

Dje ishim shumë të zënë. Na u desh t'u qërojmë bërthamat dy shportave me qershi për zotin Kugler për t'i konservuar. Shportat e zbrazura do t'i përdorim si rafte librash.

Dikush po më thërret.

*E jotja Ana*

**(Koment i shtuar nga Ana më 28 shtator 1942)**

Më ther në shpirt që nuk mund të dalim nga dera dhe herahërës më paralizon frika. Ndoshta do të na zbulojnë dhe do të na vrasin? Afërmendsh, kjo nuk është ndonjë e ardhme joshëse.

**E diel 12 korrik 1942**

Tamam një muaj më parë, që të gjithë ishin aq të dashur me mua, se ishte ditëlindja ime, kurse sot ndihem gjithmonë e më larg mamasë dhe Margosë. Sot punova shumë dhe të gjithë më lavdëruan, kurse pesë minuta më vonë më mbuluan me të shara.

Duket një orë larg që na trajtojnë ndryshe mua dhe Margonë. Margoja, p.sh., prishi makinën fshirëse dhe për këtë arsye mbetëm pa drita për gjithë ditën. Mamaja tha:- Po Margo, duket që nuk je mësuar të punosh, përndryshe do ta dije që për të hequr prizën, nuk duhet tërhequr kordoni. Margoja diç tha nëpër dhëmbë dhe incidenti u mbyll me kaq.

Kurse unë sot pasdite doja të kopjoja listën e pazareve të mamasë, sepse ajo shkruan si me këmbë pule dhe për këtë m'u sulën të gjithë duke më sharë.

Nuk jam mirë me ta, kjo duket qartë sidomos kohët e fundit. Bëhen kaq sentimentalë kur bashkohen, ndërsa unë preferoj të rri vetëm. Dhe pastaj të thonë që është kaq bukur kur rri bashkë, ne të katër, se ka shumë harmoni, por që unë nuk jam dakord, kjo nuk ka rëndësi për askënd.

Vetëm babi arrin të më kuptojë ndonjëherë, por thuajse gjithmonë është nga ana e mamasë dhe Margosë. Dhe veç kësaj, nuk duroj dot kur në prani të të huajve, rrëfejnë për mua që kam qarë ose që jam kaq fodulle. Kjo është e tmerrshme dhe ngan-

jëherë flasin deri dhe për Mortin, gjë që unë nuk e duroj fare, sepse e kam pikë të dobët. Për Mortin më ka marrë malli shumë dhe askush nuk e di sesa mendoj për të. Sa herë më kujtohet, më mbushen sytë me lot. Morti është kaq i mirë, kaq i dhembshur dhe unë e dua shumë. Gjithmonë ëndërroj që të kthehet tek mua.

Këtu ëndërroj shpesh, por e vërteta është që duhet të rri mbyllur në këtë skutë deri sa të mbarojë lufta. Nuk mund të dalim kurrë dhe mund të na vijë për vizitë vetëm Mipi, i shoqi i saj Jani, Bep Voskili, zoti Voskil, zoti Kugler, zoti Klejman dhe zonja Klejman, megjithëse kjo e fundit nuk vjen, sepse i duket fort e rrezikshme.

**(Koment i shtuar nga Ana, shtator 1942)**

Babi është gjithmonë kaq i dashur. Ai më kupton me sy dhe unë lus zotin që ndonjëherë të bëjmë një bisedë me zemër të hapur, pa shpërthyer menjëherë në lot. Por, me sa duket, kjo ka të bëjë me moshën time. Do të më pëlqente ta kaloja të gjithë kohën duke shkruar, por ka të ngjarë që kjo të më mërzisë.

Deri tani mendimet e mia ia kam besuar ditarit tim. Akoma nuk kam pasur rast të shkruaj skica argëtuese që të mund t'i lexoja me zë të lartë më vonë. Në të ardhmen do t'i kushtohem më pak sentimentalizmit dhe më shumë realitetit.

**E premte, 14 gusht 1942**

*E shtrenjta Kiti,*

Të kam lënë pasdore një muaj të tërë, por, të them të drejtën, ditët i ngjajnë njëra-tjetrës dhe nuk di për çfarë të shkruaj. Më 13 korrik mbërritën Van Danët. I prisnim më 14, por meqë gjermanët nga data 13 deri më 16 po i terrorizonin gjithnjë e më shumë çifutët, duke dërguar fletëthirrje majtas e djathtas, ata vendosën të largoheshin më mirë një ditë më parë se një ditë më pas.

Në mëngjes, më 9 30 (ne ishim ende duke ngrënë mëngjesin),

mbërriti i pari Peter Van Dani, një djalë shumë i mërzitshëm dhe i ndrojtur, që nuk i ka mbushur të gjashtëmbëdhjetat, nga shoqëria e të cilit nuk ke pse pret shumë. Zoti dhe zonja Van Dan mbërritën një gjysmë ore më vonë. Qeshëm shumë kur zonja nxori një oturak të madh nga kutia e kapeleve.- Pa oturakun, nuk kam ku shkoj!- na shpjegoi zonja Van Dan, dhe pikërisht oturakut, të parit, iu gjet vendi sakaq nën shtrat. Zoti Van Dan nuk kishte-ndonjë oturak, por mbante shtrënguar nën krah një tryezë të vogël çaji portative. Ditën e parë hëngrëm së bashku të gëzuar dhe, pas tri ditësh, të shtatë patëm përshtypjen sikur u bëmë një familje e madhe. Kuptohet se Van Danët kishin çfarë të rrëfenin, gjatë javës që ishin ende në mes të njerëzve. Afërmendsh që ne donim të merrnim vesh së pari si kishin shkuar punët në shtëpinë tonë dhe me zotin Goldshmit.

Dhe Van Dani na tregoi:- Të hënën në mëngjes, në orën 9, zoti Goldshmit më telefonoi dhe m'u lut që të kaloja tek ai për një çast. Shkova dhe e gjeta tmerrësisht të turbulluar. Më dha të lexoja pusullën që familja Frank i kishte lënë, ku i luteshin ta çonte macen te fqinjët, gjë që unë e miratova. I trembej shumë ndonjë kontrolli dhe prandaj ne e ngritëm tryezën dhe u munduam të ndreqnim pak dhomat. Papritur, mbi tryezën e punës së zonjës Frank zbulova një bllok shënimesh, ku gjendej dhe një adresë në Mastriht. E dija mirë që kjo ish lënë enkas; megjithatë bëra sikur u tremba, dhe iu luta zotit Goldshmit që ta digjte atë bllok të rrezikshëm. U hoqa sikur nuk dija asgjë për ikjen tuaj, por pasi pashë atë adresë, m'u kujtua diçka. "Zoti Goldshmit,- bërtita,- tani po më kujtohet se çfarë do të thotë kjo adresë. Gjashtë muaj më parë erdhi tek ne në zyrë një nëpunës i lartë, që doli se kishte qenë shok fëmijërie me zotin Frank. Ai i premtoi se do ta ndihmonte, në rast nevoje. Ky njeri banon në Mastriht. Me sa duket, ai e ka mbajtur fjalën dhe do t'i çojë Frankët në Belgjikë dhe prej andej në Zvicër, ku kanë njerëzit e tyre. Thuajani atyre që do të pyesin për ta, por sigurisht, mos e zini me gojë Mastrihtin". Thashë këtë dhe ika. Tani lajmi është përhapur, edhe unë e dëgjova nga burime të ndryshme.

Kjo histori na zbaviti, por qeshëm me gjithë zemër me atë që rrëfeu zoti Van Dan për të njohurit e tjerë. Një familje nga Mervedeplaini na kish parë me sytë e vet, tek largoheshim me

biçikleta që të katër, kurse një zonjë tjetër ishte e sigurt se na kish marrë një makinë ushtarake në mes të natës.

*E jotja Ana*

**E premte, 21 gusht 1942**

*E shtrenjta Kiti,*

Vetëm tani banesa jonë u kthye në një strehim të vërtetë të fshehtë. Zotit Kugler i shkoi në mendje të mbyllte derën e hyrjes me një raft librash (pasi po bëhen kontrolle nëpër shtëpi për biçikleta të fshehura), por vetëkuptohet që është një etazher rrotullues, i cili, nga njëra anë, hapet si derë. Planin e bëri zoti Voskili (e vumë në dijeni që këtu jemi fshehur ne të shtatë dhe ai po bëhet copash për të na ndihmuar).

Tani, kur duam të zbresim, na duhet në fillim të përkulemi, pastaj të hidhemi. Pas tri ditësh, e kishim të gjithë ballin me gunga, se natyrisht përplasnim kokën në atë derë shumë të ulët. Pastaj Peteri u përpoq ta zgjidhte problemin, duke ngjitur aty një jastëk të vogël me pambuk. Të shohim në do të hyjë në punë!

Unë nuk po studioj shumë. Po bëj pushim deri në shtator. Pastaj babai do të më japë mësime, por më parë duhet të blejmë të gjithë librat.

Në jetën tonë të përditshme nuk ndodhin shumë ndryshime. Sot Peteri kishte larë flokët, por kjo nuk është ndonjë gjë e veçantë. Zoti Van Dan dhe unë shkojmë si macja me miun. Mamaja sillet me mua sikur të isha kalama, këtë s'e duroj dot. Sa për të tjerat, gjërat po shkojnë më mirë. Edhe Peteri nuk është bërë më i mirë. Ai është gjithnjë i mërzitshëm, dembeloset gjithë ditën në shtrat: nganjëherë i fiksohet të merret me punë me dru, mbasi e mban veten për marangoz, pastaj shtrihet prapë. Trushkulur!

Sot në mëngjes mamaja më bëri një nga ato predikimet e saj të padurueshme. Gjithmonë kemi mendime krejtësisht të kundërta. Babai është fantastik, megjithëse nganjëherë më mban inat, por jo më gjatë se pesë minuta.

Jashtë është kohë e bukur dhe bën nxehtë dhe ne përpiqemi të përfitojmë sa më shumë, shtrihemi në një krevat portativ në papafingo, ku nga një dritare të përkëdhel dielli.

*Ana*

(Koment i shtuar nga Ana më 21 shtator 1942)

Zoti Van Dan kohët e fundit ka qenë shumë i mirë me mua. Po kënaqem, aq kohë sa të zgjasë.

E mërkurë, 2 shtator 1942

*E dashur Kiti,*

Zoti dhe zonja Van Dan janë grindur keq. Nuk kisha parë kurrë një zënkë të tillë, sepse babait dhe mamasë nuk do t'u shkonte as ndër mend të bërtisnin në kupë të qiellit. U zunë për hiçmosgjë, kot fare. Epo, nuk jemi të gjithë njësoj, fshat e zanat.

Pa dyshim, për Peterin duhet të jetë shumë e sikletshme. Por atë nuk e përfill njeri, pasi është shumë qaraman dhe i ngathët. Dje ishte shumë i shqetësuar, sepse gjuha i ishte bërë bojëqielli. Fenomeni i çuditshëm u zhduk po aq shpejt sa ishte shfaqur. Sot zotëria vjen rrotull i mbështjellë me një shall të trashë dhe qahet se i dhemb shpina. Flet për dhimbje zemre, veshkash dhe mushkërish. Ky çun vuan nga hipokondria! (Kështu quhet, apo jo?)

Edhe mamaja me zonjën Van Dan nuk shkojnë fort mirë. Pretekste për përplasje gjenden me shumicë. Sa për shembull: zonja Van Dan hoqi nga dollapi i përbashkët të gjitha çarçafet e saj, duke lënë vetëm tre palë. Sipas saj rrobat e mamasë duhet të mjaftojnë për të gjithë. Do të mbetet me gisht në gojë kur të shohë se mamaja ka ndjekur shembullin e saj të mirë.

Gjithsesi, zonja Van Dan xhindoset kur përdoret kompleti i saj i pjatave dhe jo yni. Përpiqet të gjejë se ku janë pjatat tona dhe as nuk i shkon mendja se i ka te hunda. I kemi futur në papafingo nëpër kutia, pas një mali me materiale reklamash të Optekës. Deri sa të qëndrojmë këtu të fshehur, pjatat nuk do të gjenden. Aq më mirë. Unë jam shumë e ngathët dhe dje theva një pjatë të thellë nga kompleti i zonjës.

- Oh!- bërtiti ajo gjithë mllef,- ki kujdes e hapi sytë! Ishte e fundit!

Të lutem, ki parasysh Kiti se të dy zonjat këtu flasin një holandishte të përçudnuar (nuk guxoj të bëj komente për zotërinjtë: ata do të fyheshin shumë). Sikur t'i dëgjoje përpjekjet e

tyre shkel e shko, do të qeshje me të madhe. Ne kemi hequr dorë nga korrigjimi i gabimeve të tyre, meqë t'i korrigjosh, nuk ia vlen për asgjë. Sa herë që të përmend mamanë apo zonjën Van Dan, do të përdor holandishten korrekte, në vend që të përpiqem të përsëris ligjëratën e tyre të cunguar.

Javën e shkuar monotonia e jetës sonë pësoi një krisje të lehtë. Shkak u bë një libër që flet për gratë të cilin e kishte... Peteri. Të kam thënë që Margoja dhe Peteri lejohen t'i lexojnë të gjitha librat që i sjell zoti Klejman nga biblioteka; kurse këtë libër të rriturit nuk deshën t'ua jepnin. Mjaftoi kjo për të ngacmuar kërshërinë e Peterit. Çfarë kishte ai libër i ndaluar? Ai ia mori fshehurazi mamasë së vet, ndërsa kjo kish zbritur poshtë për muhabet, dhe u ngjit me të në papafingo. Dy ditë shkoi mirë. E ëma e kish kuptuar në fakt, por nuk foli. Pastaj e zbuloi i ati. Atij i hipën nervat, ia rrëmbeu librin dhe me kaq kujtoi se çështja u mbyll. Por ai nuk kish marrë parasysh kureshtjen e të birit, e cila, edhe pas ndërhyrjes energjike të babait nuk ishte shuar. Kurrsesi nuk do ta linte pa shtënë në dorë prapë atë libër interesant.

Madama, ndërkaq, e kish pyetur mamanë, se ç'mendonte për këtë libër. Mamasë nuk i dukej i përshtatshëm për Margonë, por jo s'e kishte ndonjë gjë të keqe.

- Por midis Margosë dhe Peterit ka shumë dallime, zonja Van Dan,- i shpjegoi mamaja.- E para, Margoja është vajzë dhe vajzat janë gjithnjë më të pjekura se djemtë; së dyti, Margoja ka lexuar shumë, edhe libra seriozë dhe nuk kërkon gjëra që i ndalohen; dhe së treti, është shumë më e thelluar, rrjedhim logjik edhe i katër vjetëve të shkollës së mesme.

Zonja Van Dan ishte e një mendjeje, por i dukej e gabuar që të rinjtë të lexojnë libra që janë shkruar vetëm për të rritur.

Ndërkaq, Peteri e kishte gjuajtur çastin, kur s'e kishte njeri mendjen. Në mbrëmje, në 7 e gjysmë, kur gjithë familja ishte përreth radios në zyrën private, e çoi sërish në papafingo thesarin e vet. Ai duhej të kthehej në tetë e gjysmë, por ngaqë libri e kishte rrëmbyer, harroi fare të shihte orën dhe zbriti tamam kur i ati po hynte. Ajo që ndodhi mund të përfytyrohet kollaj... një dackë, pastaj një goditje, një e shtyrë, libri fluturoi mbi tryezë dhe Peteri në papafingo.

Situata nuk ndryshoi edhe kur çifti Van Dan erdhi për të

ngrënë. Peteri kishte mbetur sipër, askujt nuk i ra ndër mend për të: ai do të binte të flinte pa darkë. Po hanim duke biseduar të shkujdesur kur befas u dëgjua një fishkëllimë e mprehtë dhe të gjithë ulëm pirunjtë dhe u vështruam, me fytyra të zbehta dhe të frikësuar.

Pastaj, nëpër tubin e sobës, dëgjuam zërin e Peterit:-Aq më bën, dhe mos ju gënjejë mendja se do të zbres!

Zoti Van Dan kërceu, mësalla ra për tokë, me fytyrën spec nga inati ai klithi:- Ma ka sjellë në majë të hundës!

Babai e kapi për krahu nga frika mos ndodhte diçka e keqe, dhe dy zotërinjtë u ngjitën sipër. Pas shumë klithmash e bërtitmash, Peterin e mbyllën në dhomën e tij dhe ne vazhduam të hanim.

Zonja Van Dan desh t'i çonte pak bukë me gjalpë vogëlushit të saj, por i ati ishte i paepur në vendimin e vet.- Nëse nuk kërkon falje, do ta çoj të flejë në papafingo!

Ne protestuam dhe i thamë se mjaft ishte dënuar duke e lënë pa darkë. Peteri mund të ftohej dhe ne nuk mund të thërrisnim doktorin.

Peteri nuk kërkoi falje dhe e vazhdoi dënimin në papafingo. Zoti Van Dan nuk ia vari më, por të nesërmen pa se shtrati i Peterit ishte i shprishur. Në orën shtatë Peteri u ngjit prapë në papafingo, por babai arriti ta bindë me të mirë të zbriste. Tri ditë fytyra të zymta dhe njerëz të heshtur me kryeneçësi. Pastaj gjithçka u kthye në rrjedhën normale.

*E jotja Ana*

**E hënë, 21 shtator 1942**

*E dashur Kiti,*

Sot dua të tregoj të rejat e strehimit. Sipër divanit-shtratit tim është montuar një abazhur, kështu që në të ardhmen, kur të pushojnë të shtënat, unë do të tërheq kordonin dhe do të ndez dritën. Tani për tani nuk mund ta përdor, sepse i mbajmë dritaret pak të hapura ditë e natë.

Pjesëtarët mashkullorë të Van Danëve kanë sajuar një dollap ushqimesh shumë të dobishëm, me rrjeta të vërteta kundër

mizave. Kjo kryevepër ka qenë te dhoma e Peterit, por tani e zhvendosën në papafingo, për shkak të ajrit të pastër. Tashmë në vendin ku ndodhej ai më parë, është një raft. E këshillova Peterin ta vendosë tryezën poshtë raftit, t'i shtrojë një mbulesë të lezetshme dhe ta varë dollapin e tij aty ku qëndron tani tryeza. Kjo mund ta bënte dhomëzën e tij më të rehatshme, megjithëse mua natyrisht nuk do të më pëlqente të flija aty.

Zonja Van Dan është e padurueshme. Më bërtet që nga sipër, pa u lodhur, se i duket se flas shumë. Por ato që thotë ajo, nga një vesh më hyjnë, nga tjetri më dalin. Tani madama ka gjetur diçka tjetër që të na mërzisë. Tani nuk do të lajë enët. Edhe kur, për shembull, rastis që ka mbetur diçka në tenxhere, ajo nuk e vë në ndonjë enë të mbuluar, po e lë po aty, kështu që më pas duhet hedhur. Pastaj, kur Margoja duhet të lajë tenxheret, ka edhe kurajo të thotë:

- Oh, e shkreta Margot, sa shumë punë ka!

Çdo dy javë zoti Klejman më sjell nga biblioteka dy a tre libra për vajza. Më ka tërhequr shumë seria *Joop ter Heul*. Cisi van Marksveld, autorja e librit, më entuziazmon me çdo gjë që shkruan. *Marrëzitë e verës* e kam lexuar plot katër herë dhe gjithnjë shkrihem në gaz.

Po përgatitim, së bashku me babain, pemën gjenealogjike të familjes dhe ai më rrëfen nga pak për të gjithë.

Kemi filluar të mësojmë përsëri; i kushtohem shumë frëngjishtes dhe çdo ditë studioj pesë folje të parregullta. Mirëpo, kam harruar shumë nga ato që kisha mësuar në shkollë.

Peteri, ka nisur të bëjë uf e puf gjithë ditën me detyrat e anglishtes. Kemi marrë edhe libra të reja shkolle. Unë kisha sjellë një ushtri fletoresh, kalemash, gomash dhe etiketash nga shtëpia. Pimi (ky është emri përkëdhelës për babanë) do që unë ta ndihmoj në mësimet e gjuhës holandeze. Jam plotësisht dakord t'i jap atij mësime në këmbim të ndihmës që më jep ai për frëngjishten dhe për lëndët e tjera. Por ama ai bën gabime nga më qesharaket!

Nganjëherë dëgjoj Radion Orinxh[1] të Londrës. Tani së fundi foli princi Bernard. Nga janari presim një fëmijë tjetër, tha. Ai më

1. Radioja e qeverisë holandeze në mërgim në Londër.

duket simpatik, por këtu çuditen përse unë interesohem kaq shumë për familjen mbretërore të Holandës.

Para dy a tri ditësh po flisnim për faktin që sidoqoftë unë, isha ende mjaft e paditur dhe, si pasojë të nesërmen përvesha mëngët, sepse edhe mua nuk do të më vinte mirë që në moshën 14-15-vjeçare të detyrohem të filloj nga klasa e parë. Pastaj ata dolën në përfundimin që unë nuk mund të lexoj praktikisht asgjë. Mamaja ka në dorë librin *Zotërinj, zonja dhe shërbëtorë*[1], që, s'do mend, unë nuk duhet ta lexoj (Margoja po!), më parë duhet të piqem paksa, si motra ime, që është simboli i mençurisë. Pastaj përmendim edhe filozofinë, psikologjinë dhe fiziologjinë (këto fjalë të mëdha i kërkova sakaq në fjalor), nga të cilat s'marr erë fare. Ndoshta vitin e ardhshëm do të jem pak më e ditur!

Zbulova me frikë se për dimër nuk kam veçse një fustan me mëngë të gjata dhe tre triko leshi. Babai më lejoi të punoj një triko me lesh deleje të bardhë. Leshi nuk është aq i bukur, por të paktën të më mbajë ngrohtë. Ne kemi lënë disa rroba tek miqtë tanë, por ato mund t'i marrim vetëm pas luftës, sigurisht, në qoftë se do të jenë ende aty.

Tamam tani në fund, kur po shkruaja diçka për zonjën Van Dan, ajo hyri në dhomë. Unë paf e mbylla fletoren.

- Ana, t'i hedh një sy?
- Jo, zonjë!
- Vetëm faqen e fundit!
- Jo, as atë, zonjë.

Më kapën një palë drithma. Tamam në këtë faqe kisha shkruar gjëra që do t'ia futnin asaj drithmat.

**E premte, 25 shtator 1942**

*E dashur Kiti,*

Babai ka një shok, një burrë në të shtatëdhjetat, zotin Dreher, të sëmurë, të varfër dhe shurdh. Në krah të tij rri gjithnjë e shoqja,

1. Heren, vrouëen, knechten është titulli i librit ne holandisht, me autor Jo Van Ammers-Kuller.

si një shtojcë e padobishme, njëzet e shtatë vjet më e re dhe njëlloj e varfër, krahët dhe këmbët e së cilës janë të ngarkuara me byzylykë dhe unaza të vërteta dhe të rreme, të mbetura nga kohët e begatisë. Ky zoti Dreher ka qenë shumë i bezdisshëm për babanë dhe unë *gjithmonë* e kam adhuruar durimin hyjnor me të cilin babai e trajtonte në telefon këtë burrë plak të përçmuar. Kur banonim akoma në shtëpi, mamaja e këshillonte të vinte një gramafon përpara receptorit që të përsëriste çdo tre minuta, "Po, zoti Dreher" dhe "Jo, zoti Dreher," meqë plaku sidoqoftë nuk kuptonte kurrë asnjë fjalë nga përgjigjet e gjata të babait.

Sot zoti Dreher telefonoi në zyrë dhe i tha zotit Kugler të shkonte për ta parë. Zoti Kugler nuk ishte me humor të mirë dhe tha se do të dërgonte Mipin, por Mipi e anulloi takimin. Zonja Dreher telefonoi tre herë në zyrë, por Mipit iu desh të imitonte zërin e Bepit, meqë gjoja gjatë gjithë pasdites ishte jashtë. Poshtë në zyrë, po ashtu si edhe lart tek strehimi kishin shpërthyer të qeshurat. Tani, sa herë që bie telefoni, Bepi thotë: "Kjo është zonja Dreher!" dhe i vjen për të qeshur, kështu që i përshëndet njerëzit në anën tjetër të linjës me një ngërdheshje të pasjellshme. A e imagjinon dot? Kjo është zyra më e shkëlqyer në mbarë botën. Drejtuesit dhe nëpunëset argëtohen shumë së bashku!

Nganjëherë mbrëmjeve ngjitem për të bërë muhabet te Van Danët. Hamë biskota me erë naftaline (kutinë e biskotave e kishin futur në raftin e rrobave, ku ish hedhur naftalinë) dhe e kalojmë mirë. Një ditë folëm për Peterin. U tregova se ai shpesh më prek në faqe, dhe mua kjo nuk më pëlqen. Dhe ata, si prindër që janë, më pyetën nëse mund të lidhja miqësi më të ngushtë me Peterin, meqë ai sigurisht më do shumë mua. Doja të thosha "Oh, po!", por thashë "Oh, jo!" Pastaj u thashë që Peteri është i ndrojtur dhe më ngjan i pasigurt. Kjo u ndodh gjithë djemve që nuk janë shoqëruar shumë me vajza.

Komiteti i strehimit tonë sekret (sektori i burrave) ka shumë fantazi. Dëgjo se ç'kanë sajuar në mënyrë që t'i çojnë lajme zotit Broks, përfaqësuesi kryesor i "Optekës", një mik i mirë yni dhe engjëlli mbrojtës i pasurive tona. Ata i kanë shkruar një letër një tregtari, klient i Optekës në Zilandën e Jugut me një kërkesë për

të plotësuar një formular dhe për ta kthyer mbrapsht në zarfin e bashkangjitur. Adresën brenda zarfit, d.m.th. adresën e firmës sonë, babai e ka shkruar me dorë. Kur ky zarf të kthehet nga Zilanda, formulari do të hiqet dhe do të zëvendësohet me një letër të shkruar me dorë nga babai. Kështu zoti Broks mund ta lexojë letrën, pa ngjallur dyshime. Ata kanë zgjedhur pikërisht Zilandin, sepse është afër Belgjikës, pra është e lehtë të nxirret diçka përmes kufirit pa një leje të veçantë. Një përfaqësuesi kaq të zakonshëm sa zoti Broks, nuk do t'ia jepnin kurrë lejen.

Dje babai sajoi një komedi tjetër. Ishte i lodhur për vdekje dhe ra në shtrat. Meqë këmbët i kishte akull, i vesha papuçet e mia të gjumit. Pesë minuta më vonë ai i flaku mbi dysheme. Pastaj i tërhoqi batanijet sipër kokës, sepse e shqetësonte drita. E fikëm abazhurin dhe ai e nxori me shumë kujdes kokën jashtë mbulesave. Skena ishte shumë zbavitëse. Pastaj dikush tregoi se Peteri e thërret Margonë "vozë". Papritur nga errësira u dëgjua zëri i babait: "Ulu mbi vozë, ti shëmtaraq."

Mushi, macja, me kalimin e kohës po bëhet më e dashur me mua, por unë kam ende pak frikë nga ajo.

*E jotja Ana*

**E diel, 27 shtator 1942**

*E shtrenjta Kiti,*

Sot mamaja dhe unë patëm një gjoja "diskutim", që përfundoi me dënesjet e mia të forta. S'e mbaj dot veten. Babi është gjithmonë i mirë me mua dhe ai më kupton shumë më mirë. Në çaste të tilla, unë nuk e duroj dot mamanë. Është e qartë se për të unë jam e huaj; ajo madje as që e di se çfarë mendoj unë edhe për gjërat më të zakonshme.

Ne po bisedonim për shërbyeset dhe për faktin se ato tani duhet t'i quash "punëtore shtëpie". Ajo pohoi se kur të mbarojë lufta, ato do të kërkojnë të quhen kështu. Unë nuk e mendoja ashtu. Pastaj ajo shtoi se unë flas për "më vonë" kaq shpesh dhe se kujtoj se jam ndonjë zonjë, edhe pse nuk jam, dhe se mund të ndërtoj kështjella në erë sa të dua, për aq kohë sa nuk i marr me shumë seriozitet. Të paktën, babai zakonisht më del në mbrojt-

je. Pa të nuk mund t'ia dilja dot.

Edhe me Margonë tani nuk shkoj mirë. Megjithëse në familjen tonë nuk ngjasin skena si ato të katit mbi ne, mua nuk më pëlqen kjo gjendje. Mamaja dhe Margoja janë kaq ndryshe nga unë. Shoqet e mia i kuptoj më mirë se mamanë time. Fantastike, apo jo!

Zonjës Van Dan i kanë hipur përsëri nervat, rri gjithë turinj dhe i mbyll gjithnjë e më shumë plaçkat e saj me çelës. Sa keq që edhe mamaja nuk sillet kështu! Sa herë zhduket një gjë nga Van Danët, le të zhduket edhe nga Frankët!

Disa prindër e shohin si njëfarë englendisjeje të edukojnë, jo vetëm fëmijët e tyre, por edhe të të tjerëve. Si për shembull Van Danët. Për Margonë s'kanë pse ta edukojnë: ajo është dashuria, mirësia, mençuria vetë. Por të gjitha defektet që nuk i ka ajo, unë i kam me shumicë. Shpeshherë, kur jemi duke ngrënë, fluturojnë qortimet, këshillimet, dhe pastaj përgjigjet e mia fyese. Babai dhe mamaja më mbrojnë gjithnjë me shpatë të zhveshur: pa ata unë s'do të mbijetoja dot nga këto sulme të pamëshirshme. Por megjithëse ata më qortojnë të mos të flas kaq shumë, se s'duhet të prekem për çdo gjë, të jem modeste... unë i përsëris gjithnjë gabimet e vjetra. Sikur të mos ishte babai përherë kaq i durueshëm, do ta kisha humbur shpresën se mund t'i kënaqja prindërit e mi që, të them të drejtën, nuk kanë shumë kërkesa.

Kur marr pak zarzavate, të cilat s'më pëlqejnë fare, dhe ha më tepër patate, Van Danët, në radhë të parë zonja, nisin të vlojnë nga kjo "tekë".

- Ha edhe pak zarzavate, hë Ana!- thotë sakaq zonja Van Dan.

- Jo, faleminderit, më mjaftojnë patatet,- përgjigjem unë.

- Zarzavatet të bëjnë mirë, kështu thotë edhe mamaja jote. Merr edhe pak!- ngul këmbë ajo, derisa ndërhyn babai dhe çështja mbyllet.

- Duhet të të kisha unë në shtëpi,- zë e nxehet ajo.- Të paktën aty fëmijët edukohen. Ç'dreq edukate është kjo! Ana është tepër, tepër e llastuar, unë s'do ta duroja kurrë. Po të ishte vajza ime, pa të shihte...

Gjithnjë me këto fjalë nis e përfundon lumi i fjalëve të saj "Po të ishte vajza ime, pa të shihte..." Epo, shyqyr që s'jam!

Po kthehem edhe një herë te tema e edukatës. Dje, pas

fjalimit interesant të zonjës, ra heshtja. Pastaj babai iu përgjigj:- Mua më duket se Ana është e shumedukuar. Të paktën ajo e di se nuk është rasti t'u përgjigjet predikimeve të pafund. Sa për zarzavatet, unë mund të them vetëm këtë: hidh një sy në pjatën tënde!

Kështu ajo u bë memece, dhe jo më kot. "Shih pjatën tënde" i referohej asaj vetë. Darkave ajo nuk i duron bishtajat dhe asnjë lloj zarzavati tjetër, sepse i japin "fryrje". Po kështu mund të them edhe unë. Çfarë truthare! Të paktën, të mos më kritikonte mua!

Është qesharake të shohësh sesa shpejt skuqet zonja Van Dan. Kurse unë jo, dhe kjo gjë e sikletos atë edhe më shumë.

*E jotja Ana*

**E hënë, 28 shtator 1942**

*E shtrenjta Kiti,*

Dje nuk kisha mbaruar ende së shkruari, kur m'u desh ta ndërprisja. Nuk mund të përmbahem pa të treguar për një zënkë tjetër, por që në fillim dua të të pohoj se më zë tmerri dhe ankthi kur të rriturit marrin zjarr kaq shpejt, kaq shpesh dhe për shkaqe të këtilla. Deri tani kisha menduar se vetëm fëmijët zihen kështu, dhe duke u rritur, ky zakon i keq zhduket. Herë pas here, preteksti për një zënkë "të vërtetë" ekziston, por këto shpërthime janë vërtet një marrëzi. Dhe meqë këto shpërthime janë në rendin e ditës, në të vërtetë tani duhet të isha mësuar. Por nuk durohen dot kur të gjitha "diskutimet" (kjo fjalë përdoret në vend të fjalës "shamatë") kanë si temë qendrore Anën. Asgjë imja nuk u pëlqen: sjellja, karakteri, edukata, çdo gjë analizohet, shqyrtohet, kalohet në sitë dhe kritikohet. Dhe pas kësaj, sipas tyre, unë duhet të përtyp gjithçka, fjalët e rënda dhe klithmat e tyre, me të cilat nuk isha mësuar aspak. As nëpër mend nuk më shkon! Të pranoj gjithë ato fyerje, jo nuk mundem, do t'u tregoj atyre se Ana Franku nuk e pa dritën e diellit dje! Ndoshta atëherë do ta mbyllin sqepin, kur ta kuptojnë që nuk duhet të fillojnë nga edukata ime, por e tyrja. Çfarë sjelljeje! E kam të qartë si drita e diellit që janë thjesht ziliqarë! Mbetem gjithmonë e befasuar nga kaq shumë hidhësi dhe... budallallëk

(simboli i zonjës Van Dan). Por sapo të mësohem, dhe në fakt po mësohem, do t'u jap një mësim të mirë. Shpresoj që atëherë t'u vijnë mendtë. A jam me të vërtetë aq e pasjellshme, mendjemadhe, kryeneçe, e cekët dhe përtace si më paraqesin gjithnjë ata sipër? Kurrë! E di shumë mirë që kam plot të meta, por ata e teprojnë shumë, me të vërtetë shumë. Sikur ta dije, Kiti, sesi më zien përbrenda gjatë këtyre skenave të pështira! Nuk do kalojë shumë dhe, inati që kam mbledhur këtu, do të shpërthejë!

E di që ta bëra kokën daulle me problemet e mia, por nuk mund të lë pa të treguar edhe për një "diskutim" shumë interesant që bëmë në tryezë.

Duke folur kodra pas bregut, ra fjala për modestinë e madhe të Pimit. Kjo bie aq shumë në sy, sa edhe ata më mendjeshkurtërit nuk do ta vinin në dyshim. Befas zonja Van Dan, që gjithmonë do fusë hundët, tha:- Edhe unë jam shumë modeste, shumë më modeste se burri im!

Të kanë zënë veshët ndonjëherë një gënjeshtër të tillë? Edhe nga kjo mund të kuptohet sa e thjeshtë është ajo!

Zoti Van Dan deshi ta shpjegojë paksa dhe tha qetësisht:- Për vete nuk dua të jem modest, sepse unë besoj se njerëzit jomodestë kanë shumë më tepër sukses në jetë. Dhe pastaj u kthye nga unë:- Mos ji modeste, Ana; kështu do kesh sukses në jetë! Mamaja e pranoi katërcipërisht këtë pikëpamje, por zonja Van Dan, që duhet të thotë fjalën e fundit, tha, duke iu drejtuar prindërve të mi:

- Natyrisht që duhet të keni ide shumë të çuditshme, derisa flisni kështu me Anën. Kur isha e re, unë isha ndryshe, madje, jam qind për qind e sigurt që është ndryshe edhe sot, përveç se tek ju, në familjen tuaj moderne.

Kjo pjesa e fundit u referohej metodave moderne të edukimit, mbi të cilin është diskutuar shpesh. Ajo qe bërë flakë e kuqe si domate nga inati. Ata që skuqen, nxehen lehtë dhe shpesh e humbin fillin pa shumë problem.

Mamaja, që nuk skuqet dhe mezi priste t'i jepte fund "diskutimit", u mendua një çast, pastaj tha:- Zonja Van Dan, edhe unë mendoj se është më mirë të mos jesh shumë modest në jetë. Burri im, Margoja dhe Peteri janë që të tre jashtëzakonisht modestë. Burri juaj dhe ju vetë, Ana dhe unë, s'jemi shumë mo-

destë, por ama nuk na e ha qeni shkopin!

Zonja Van Dan:- Po si kështu, zonja Frank, nuk po ju kuptoj! Si jua zë goja të thoni se unë nuk jam modeste?

Mamaja:- Pa fjalë që ju nuk jeni fodulle, por asnjeri nuk mund t'ju quajë plotësisht modeste.

Zonja Van Dan:- Dua të di në ç'pikë nuk jam modeste. Po të mos kujdesesha unë këtu për veten, askush tjetër s'do merakosej dhe unë do të vdisja nga uria. Prandaj unë jam modeste, po aq sa burri juaj!

Përpara kësaj vetëmbrojtjeje qesharake, mamaja nuk kishte ç'të bënte tjetër veçse të qeshte me gjithë zemër. Kjo gjë e zemëroi më shumë zonjën Van Dan, dhe ajo i shtoi fjalimit të saj të zemëruar disa shprehje holandisht-gjermanisht dhe gjermanisht-holandisht, deri sa u ngatërrua edhe vetë me gjykimet e saj dhe, e fyer, u ngrit nga tryeza. Rastësisht vështrimi i saj u kryqëzua me timin. Për fat të keq, unë po tundja kokën me një gjest mëshire dhe ironie, krejt të pavullnetshëm, pasi kisha dëgjuar me shumë vëmendje atë lumë fjalësh. Ajo u kthye dhe zuri të shajë e mallkojë në gjermanisht, me fjalë të rënda, të pista si ato bullafiqet faqekuqe që shesin peshk. Të vinte për të qeshur, ta shihje ashtu. Po të dija të vizatoja, do ta kisha fiksuar në atë pozë, kaq qesharake ishte ajo grua e marrë dhe budallaqe. Një gjë e mësova ama: po deshe ta njohësh një njeri, duhet që të paktën një herë të zihesh me të. Atëherë mund ta gjykosh si duhet.

*E jotja Ana*

**E martë, 29 shtator 1942**

*E dashur Kiti,*

Kur jeton i fshehur, ndodhin gjëra të çuditshme. Pasi nuk kemi vaskë për t'u larë, përdorim një govatë dhe, meqë vetëm në zyrë (me zyrë nënkuptoj katin e poshtëm) ka ujë të ngrohtë, të shtatë, njëri pas tjetrit, përfitojmë nga ky luks. Por meqë secili ka zakonet e veta, dhe dikush është më i turpshëm, të gjithë kemi gjetur nga një qoshe për të bërë banjo. Peteri lahet në kuzhinë, megjithëse dera e saj është prej xhami. Para se të futet, ai i kap një për një të gjithë dhe u lutet që të mos kalojnë andej për nja

gjysmë ore. Kjo masë i duket e mjaftueshme. Babai i tij lahet sipër. Ai nuk përton të marrë ujin e ngrohtë e ta çojë lart: kështu lahet i qetë në dhomën e vet. Zonja Van Dan deri tani nuk është larë ende, pret të përcaktojë cili është vendi më i përshtatshëm ku të llokoçitet. Babai bën banjë në zyrën private, mamaja në kuzhinë, pas oxhakut. Unë dhe Margoja kemi zgjedhur dhomën e madhe. Të shtunave pasdreke ulim perdet aty dhe lahemi në gjysmerrësirë. Ajo që pret radhën, shikon jashtë nëpër ndonjë të çarë midis dy perdeve dhe gajaset duke vështruar njerëzit që kalojnë rrugës.

Që nga java e kaluar nuk më pëlqen më kjo zgjidhje dhe po kërkoj një më të mirë. Peteri më dha një mendje: më këshilloi ta vendosja govatën në WC-në e madhe të zyrës. Aty mund të ulem, të ndez dritën, ta mbyll derën me çelës dhe të përdor ujin pa më ndihmuar njeri. Të dielën e përurova banjën e re dhe, mund të duket e çuditshme, po jam shumë e kënaqur.

Të mërkurën erdhi hidrauliku për të zhvendosur instalimin e ujit të ngrohtë në korridorin e poshtëm dhe për ta lidhur pastaj me WC-në tonë. Kjo duhej bërë për t'i dalë para rrezikut të dimrit të ftohtë dhe për të evituar rrezikun e ngrirjes së tubave. Vizita e hidraulikut na bezdisi të gjithë, sepse gjatë ditës nuk mund të hapnim çezmat dhe nuk mund të përdornim WC-në. Ndoshta nuk është me vend të të rrëfej se çfarë bëmë. Por unë nuk jam aq delikate sa që të mos flas për gjëra të këtilla. Babai dhe unë jemi treguar parashikues dhe kemi marrë disa vazo qelqi, meqë nuk kishim oturakë të vërtetë. Deri sa zgjati vizita, i përdorëm në dhomë këto vazo, dhe gjatë ditës i lamë si mundëm në një qoshe. U bezdisa më pak nga kjo sesa që ndenja gjithë ditën pa lëvizur e sidomos pa folur. Për zonjushën "sqepgjatë" është telash i vërtetë të rrijë kështu. Ne duhet të flasim duke pëshpëritur edhe zakonisht, por ama të mos flasësh fare gjatë gjithë ditës dhe të mos lëvizësh, është edhe më keq.

Pas tri ditësh, pjesa ime e prapme ishte shtypur fare dhe më dhimbte. Gjimnastika e mbrëmjes e bëri punën e vet!

*E jotja Ana*

E enjte, 1 tetor 1942

*Shumë e dashur Kiti,*

Dje më hyri frika në palcë. Në orën tetë befas ra zilja. Sakaq përfytyrova diçka të llahtarshme - e kupton vetë se çfarë. Vetëm kur u siguruam se duhet të ishte ndonjë rrugaç ose postieri, u qetësova.

Ditët këtu po kalojnë mjaft të qeta. Në kuzhinë punon një farmacist e kimist çifut, zoti Levinson, i cili po bën disa kërkime kimike për llogari të firmës. Ai e njeh fije e për pé gjithë shtëpinë, prandaj trembemi se mos i shkojë ndër mend të shohë laboratorin e vjetër. Ne përpiqemi të mos bëjmë asnjë zhurmë. Para tre muajsh kush mund ta merrte me mend, se Ana çapkëne do të arrinte të qëndronte kështu pa lëvizur për orë me radhë?

Më 29 shtator, zonja Van Dan kishte ditëlindjen. Nuk u bë ndonjë festë e madhe për nder të saj, por gjithsesi i dhanë lule, dhurata të vogla dhe u bë një drekë e mirë. Ajo mori karafila të kuq nga i shoqi, çështje tradite, besoj. Meqë ra fjala për zonjën Van Dan, dua të them që ma sjellin në majë të hundës spërdredhjet e saj për t'i rënë në sy babait tim. E prek te faqet dhe flokët, ngre fundin, thotë gjëra që sipas saj janë të holla dhe të mençura dhe rreket gjithnjë të tërheqë vëmendjen e Pimit. Fatmirësisht Pimit nuk i duket as e bukur dhe as tërheqëse dhe nuk bie në kurthin e saj. Mamaja nuk bën ashtu me zotin Van Dan. Gjë që ia kam thënë edhe në sy asaj.

Peteri nganjëherë di të bëjë humor. Ne kemi një tipar të përbashkët, që na zbavit shumë: na pëlqen të maskohemi. Para ca kohësh ai u shfaq me një fustan shumë të ngushtë të mamasë së vet veshur, dhe në kokë kish vënë një kapele grash. Unë vesha rrobat e tij dhe vura beretën. Të mëdhenjtë mbajtën barkun me dorë nga të qeshurat dhe ne nuk u argëtuam më pak.

Bepi ka blerë në Bijenkorf për mua dhe Margonë funde të një cilësie shumë të ulët dhe shumë shtrenjtë. Stofi ta shpif, duket si thes patatesh. Dikur dyqanet as do të guxonin të shitnin mall të tillë, kurse tani kushtojnë përkatësisht 7.75 dhe 24 gulden. Por do të tregoj edhe një lajm të mirë: Bepi na ka regjistruar ne të tre, Margonë, Peterin dhe mua, në një kurs stenografie. Do të çuditesh çfarë stenografësh do të jemi vitin e

ardhshëm. Është një gjë interesante të dish një shkrim të tillë sekret.

Më ther në zemër nga dhimbja në gishtin tregues (në dorën e majtë), kështuqë nuk mund të hekuros. Çfarë fati!

Zoti Van Dan dëshiron që unë të ulem pranë tij në tryezë, meqë nuk i pëlqen më si ha Margoja. Aq më mirë për mua, ndryshimet më pëlqejnë. Në kopsht shoh të endet gjithmonë një mace e vogël e zezë dhe më kujton Moortin tim të dashur. Mami gjithmonë kapet me mua, veçanërisht në tryezë, prandaj nuk është keq që po ndërroj vend. Tani i takon Margosë ta durojë. Ose më mirë jo, meqë mamaja nuk i bën asaj vërejtje kaq të tharta. Ajo është shembëlltyra e virtytit! Me këtë historinë e vajzës model po e ngacmoj gjithmonë Margonë dhe ajo e urren këtë. Ndoshta kjo do t'i bëjë pak përshtypje dhe ajo do të ndryshojë. Është koha për të mësuar.

Për t'i dhënë fund këtij mishmashi lajmesh, një barcaletë argëtuese nga arkivi i zotit Van Dan:

Çfarë bën klik 999 herë dhe klak një herë?

Një shumëkëmbësh topall.

*Mirupafshim, Ana*

**E shtunë, 3 tetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Dje të gjithë më ngacmuan, sepse u shtriva në shtrat pranë zotit Van Dan. "Në moshën tënde! Tronditëse!" dhe vërejtje të tjera të ngjashme. Natyrisht, gjepura. Nuk do të doja kurrë të flija me zotin Van Dan, sipas asaj që nënkuptonin ata.

Dje mamaja dhe unë patëm një zënkë tjetër gjë që shkaktoi me të vërtetë një rrëmujë. Ajo ia tregoi babait të gjitha mëkatet e mia, por duke i nxirë ata. Ajo qau, natyrisht edhe unë. Veç kësaj, po më hapeshin trutë nga dhimbja. Unë i thashë babait se e dua më shumë se mamanë. Pimi ma preu shkurt se do të ndryshoj me kohë, por unë nuk i besoj. Unë thjesht nuk mund ta duroj dot mamanë dhe duhet ta detyroj veten që të mos i shfryj asaj gjatë gjithë kohës e të rri e qetë, kur do të më pëlqente më mirë ta kapja me shpulla. Nuk e di nga buron kjo antipati kaq të madhe

për të. Sipas babait, nëse mamaja nuk ndihet mirë apo ka dhimbje koke, unë duhet t'i jap një dorë, por nuk do ta bëj, sepse nuk e dua dhe nuk më pëlqen ta bëj. Unë edhe mund të mendoj që mamaja mund të vdesë ndonjë ditë, kurse vdekja e babit më duket e pakonceptueshme. Është gjë shumë e keqe, por unë kështu e ndiej. Shpresoj që mamaja të mos e lexojë *kurrë* këtë ose ndonjë gjë tjetër që kam shkruar.

Kohët e fundit më kanë lejuar të lexoj më shumë libra për të rritur. Tani kam në dorë *Rinia e Evës* nga Niko van Suhtelen. Them se nuk ka ndonjë ndryshim të madh midis këtij libri dhe librave për adoleshentët. Eva mendonte se fëmijët rriteshin në pemë si mollët dhe se kur ata piqeshin, i mblidhte lejleku dhe ua çonte mamave. Por macja e shoqes së saj kishte kotele dhe Eva i pa që ato dilnin nga macja, kështu ajo mendoi se macet bënin vezë dhe ato dilnin si zogjtë e pulës. Pastaj mamatë që donin një fëmijë, gjithashtu ngjiteshin lart disa ditë përpara se t'u vinte koha për të bërë një vezë që më pas ta ngrohnin. Kur lindnin fëmijët, mamatë ishin të rraskapitura nga gjithë kjo kruspullosje. Edhe Eva donte një fëmijë. Ajo mori një shall prej leshi dhe e shtroi në tokë, që veza të binte mbi të dhe pastaj u ul në bisht dhe filloi të shtrëngohet. Teksa priste, ajo kakariste, por nuk nxori asnjë vezë. Më në fund, pasi kishte ndenjur ulur për një kohë të gjatë, diçka doli, por në vend të vezës doli një copë nevojë. Eva u turpërua. Ajo mendoi se ishte e sëmurë. Për të qeshur, apo jo? Po tek *Rinia e Evës* ka pjesë që flasim për gra që shesin trupin e tyre në rrugë për para. Po të isha si këta burra, s'do dija ku të futesha nga turpi. Pastaj përmenden edhe menstruacionet e Evës. Oh, me zor po pres të më vijnë, pastaj do të jem me të vërtetë e rritur.

Babi po më kërcënon se do të ma marrë ditarin. Oh, çfarë tmerri! Tani e tutje do ta fsheh.

*Ana Franku*

**E mërkurë 7 tetor, 1942**

Po provoj të parafytyroj se...
jemi në Zvicër. Babi dhe unë flemë në një dhomë, ndërsa stu-

dioja e djemve[1] është kthyer në dhomë ndenjeje ku unë mund të pres vizitorë. Për të më bërë një surprizë, ata kanë blerë mobilje të reja për mua duke përfshirë edhe një tavolinë çaji, një tavolinë shkrimi, kolltuqe dhe një divan. Çdo gjë është e mrekullueshme. Pas disa ditësh babi më jep 150 gulden- natyrisht të këmbyera në para zvicerane, por unë do t'i quaj gulden- dhe më thotë të blej çdo gjë që mendoj se më duhet, të gjitha për vete. (Më vonë do të më japë një gulden në javë që po ashtu mund ta përdor për të blerë çfarë të dua.) Dal me Berndin dhe blej:

3 kanatiere pambuku nga 0.50 = 1.50
3 palë mbathje pambuku nga 0.50 = 1.50
3 kanatiere leshi nga 0.75 = 2.25
3 mbathje leshi nga 0.75 = 2.25
2 këmisha nate nga 0.50 = 1.00
2 sutjena (të masës më të vogël) nga 0.50 = 1.00
5 palë pizhame nga 1.00 = 5.00
1 rrobdëshambër veror nga 2.50 = 2.50
1 rrobdëshambër dimëror nga 3.00 = 3.00
2 fanele gjumi nga 0.75 = 1.50
1 jastëk të vogël nga 1.00 = 1.00
1 palë pandofla vere nga 1.00 = 1.00
1 palë pandofla dimri nga 1.50 = 1.50
1 palë këpucë verore (për shkollë) nga 1.50 = 1.50
1 palë këpucë verore (të mira) nga 2.00 = 2.00
1 palë këpucë dimërore (për shkollë) nga 2.50 = 2.50
1 palë këpucë dimërore (të mira) nga 3.00 = 3.00
2 përparëse nga 0.50 = 1.00
25 shami dore nga 0.05 = 1.25
4 palë çorape të gjata mëndafshi nga 0.75 = 3.00
4 palë çorape deri te gjuri nga 0.50 = 2.00
4 palë çorape të shkurtra nga 0.25 = 1.00
2 palë çorape të gjata të trasha nga 1.00 = 2.00
3 torka me pe të bardhë (mbathje, kasketë) = 1.50
3 torka me pe blu (fanellë, fund) = 1.50
3 torka me pe shumëngjyrësh (kapele, shall) = 1.50
shalle, rripa, jaka, kopsa = 1.25

Plus dy fustane (vere) për shkollë, 2 fustane (dimri) për

1. Kushërinjtë e Anës, Bernard dhe Stefan Elias.

shkollë, 2 fustane të mira (vere), 2 fustane të mira (dimri), 1 fund për verë, 1 fund të mirë për dimër, 1 fund dimri për shkollë, 1 mushama, 1 pardesy, 1 pallto dimri, 2 kapele, 2 kasketa. Për një shumë prej 108 gulden.

2 kuleta, 1 komplet për patinazh në akull, 1palë patina, 1 kuti (që përmban pudër, krem për lëkurën, ton, krem pastrues, locion për nxirje, pambuk, pajime të ndihmës së shpejtë, të kuq buzësh, laps për vetullat, kripëra për banjë, pudër talk, parfum, sapun, tufël puplash).

Plus 4 fanella nga 1.50, 4 bluza nga 1.00 gulden, sende të ndryshme nga 10.00 gulden dhe libra, dhurata nga 4.50.

**E premte, 9 tetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Sot kam vetëm lajme të këqija dhe pezmatuese. Miqtë dhe të njohurit tanë çifutë po i arrestojnë një nga një. Për Gestapon ata nuk janë njerëz. I ngarkojnë në vagona kafshësh dhe i çojnë te kampi i madh i përqendrimit për çifutë në Uesterbork. Mipi na ka rrëfyer për dikë që ia kishte dalë të arratisej nga Uesterborku. Uesterborku duhet të jetë skëterrë. Nuk të japin për të ngrënë, lëre pastaj për të pirë. Vetëm një orë në ditë ka ujë dhe vetëm një banjo dhe një WC për mijëra njerëz që janë atje. Flenë të gjithë bashkë, burra, gra e fëmijë. Është e pamundur të arratisesh. Njerëzit e kampeve dallohen nga flokët e qethur dhe shumë të tjerë nga karakteristikat e jashtme të çifutëve.

Kur është këtu në Holandë kaq keq, si do të jetë, vallë, në vendet e paqytetëruara ku i çojnë? Radioja angleze flet për dhoma gazi: ndoshta është metoda më e shpejtë për të vdekur.

Jam krejt e hutuar. Mipi tregon ngjarje që të ngjethin mishtë dhe është tepër e shqetësuar. Para pak kohësh, për shembull para derës së Mipit, natën, ish ulur një plakë çifute, invalide. Ajo priste Gestapon që i mbledh njerëzit një nga një. E gjora dridhej nga frika prej gjëmimeve kundër aeroplaneve angleze që kalonin mbi qytet, si dhe nga dritat e mprehta të projektorëve. Por Mipi nuk guxoi ta fuste brenda plakën. Zotërinjtë gjermanë nuk të kursejnë pastaj.

Edhe Bepi nuk e hap më gojën. Bertusin, mikun e saj, do ta dërgojnë me shërbim në Gjermani. Aeroplanët anglezë lëshojnë miliona kilogramë bomba dhe ajo trembet se të gjitha do të bien pikërisht në kokën e Bertusit. Gjykime të tilla idiote si: "Eh po, milionat s'do të bien mbi të" ose "Një bombë mjafton", më duken krejt pa takt. Bertusi, sigurisht, nuk është i vetmi. Çdo ditë udhëtojnë trena plot me të rinj që i nisin me forcë. Gjatë rrugës ndonjëri arrin të ikë ose të fshihet, por këta janë të paktë.

Muzika funebër nuk ka përfunduar ende. Ke dëgjuar ndonjëherë për njerëz që i marrin peng? Ky është dënimi i ri për sabotatorët. Kjo është më e tmerrshmja! Kapin qytetarë të pafajshëm dhe nuk i lirojnë më. Po qe se zbulojnë gjëkundi ndonjë "sabotim" dhe nuk gjejnë fajtorët, pa e bërë të gjatë, Gestapoja pushkaton pas murit pesë pengje. Shpesh nëpër gazeta, botohen lajmërime vdekjesh dhe krimi paraqitet si "aksident fatal".

Popull për së mbari këta gjermanët! Në këtë popull bëj pjesë edhe unë. Por jo, ç'po them, Hitleri na e hoqi nënshtetësinë, që para shumë kohëve. Dhe tani, në gjithë rruzullin tokësor, nuk gjen armiqësi më të madhe sesa ajo midis gjermanëve dhe çifutëve.

*E jotja Ana*

**E premte, 16 tetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Jam e mbytur në punë. Dje përktheva një kapitull nga *La Belle Nivernese*[1] dhe nxora fjalët e vështira, pastaj zgjidha një detyrë të shpifur matematike dhe mësova tri faqe frëngjisht. Sot prapë frëngjisht dhe histori. Për matematikë nuk ma thotë fare. Por edhe për babanë është e vështirë, bile nganjëherë unë ia dal më mirë se ai. Sidoqoftë asnjeri prej nesh nuk ia thek shumë, prandaj shpesh ngecim dhe thërrasim në ndihmë Margonë. Merrem edhe me stenografi, që më pëlqen shumë. Aty jam numri një.

Dje mbarova së lexuari librin *De Stormers*, një libër i bukur, por jo si *Joop ter Heul*. Ngjajnë pak me njëri-tjetrin, në fund të

1. Nivernezja e Bukur, novelë e Alfons Dodesë (1840-1897).

fundit, i ka shkruar e njëjta dorë. Cisi van Marksveldti shkruan në një mënyrë të shkëlqyer. Më vonë këto libra duhet t'i lexojnë edhe fëmijët e mi.

Babai më ka dhënë edhe drama teatrale të Kërnerit: Për shembull, *Hedvigu, kushëriri nga Bremeni, Guvernantja, Dominoja e gjelbër.* Edhe ai shkruan mirë.

Mamaja, Margoja dhe unë jemi pajtuar përsëri, dhe, me sa duket, kështu është më mirë. Mbrëmë Margoja ra në shtratin tim. Ishim shtrënguar tepër dhe prandaj na vinte për të qeshur. Ajo më pyeti nëse ndonjëherë do t'ia jepja ta lexonte ditarin tim.- Disa faqe mund t'i lexosh!- i thashë dhe i kërkova ditarin e saj. Edhe ajo do ma japë ta lexoj.

Kështu fjala nxori fjalën deri tek e ardhmja jonë dhe unë e pyeta se çfarë dëshironte të bëhej. Por ajo nuk deshi të rrëfehej. Unë kam dëgjuar të flitet për dëshirën e saj për t'u bërë mësuese. Nuk e di sa e vërtetë është , por me sa duket ashtu është. Por nuk duhet të jem aq kureshtare.

Sot në mëngjes u shtriva në shtratin e Peterit, pasi e përzura atë. Ai u bë si i tërbuar, por kujt i plasi! Le të tregohej pak më i sjellshëm me mua, sepse dje mbrëma i dhurova një mollë tjetër.

Një herë e pyeta Margonë në i dukesha shumë e shëmtuar. Ajo më tha se jam paksa qesharake, por ama kam sy të bukur. As mish as peshk; apo jo?

Mirë u pafshim!

*Ana Franku*

P.S. Këtë mëngjes hipëm të gjithë me radhë në peshore. Tani Margoja peshon 60 kg., mamaja 62, babai 70, Ana 43, Peteri 67, zonja Van Dan 53, zoti Van Dan 75. Për tre muaj që jam këtu, kam shtuar 8 kg. Shumë, hë?

**E martë, 20 tetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Më dridhet dora akoma, megjithëse tmerri që përjetuam, tashmë kaloi. Ne kemi në shtëpi pesë "Minimaks" për të shuar zjarrin. Askush nga ata të zyrës nuk na kish thënë (çfarë budalla-

llëku!) se do të vinte marangozi, a si dreqin quhet ai tipi që merret me këtë punë, për t'i mbushur sërish. Si rrjedhim, nuk e dija se s'duhej bërë zhurmë, deri sa dëgjuam një çekiç që rrihte poshtë (përballë derës-bibliotekë). Më shkoi mendja aty për aty te marangozi dhe e paralajmërova Bepin, që kishte ardhur për drekë tek ne, të mos zbriste. Babai dhe unë zumë pozicion prapa derës për të dëgjuar se kur do të largohej "marangozi". Pasi erdhi rrotull për nja një çerek ore, ai i mbështeti veglat dhe çekiçin mbi raftin tonë (kështu na u duk neve) dhe trokiti në derë. Ne të dy u bëmë të bardhë si letër. Mbase i kishte zënë veshi ndonjë zhurmë dhe donte të zbulonte nga vinin zhurmat? Ai vazhdonte të trokiste dhe të shtynte derën.

Po më binte të fikët nga frika se mos ky njeri krejtësisht i panjohur mund të zbulonte strehimin tonë. Dhe pikërisht kur po përfytyroja më të keqen, zoti Klejman thirri:- Hapeni, jam unë!

E hapëm derën. Çfarë kishte ndodhur? Rrezja, me të cilën mbyllet dera nga brenda, ishte prishur, kështu që askush nuk mundi të na paralajmëronte për zdrukthëtarin. Burri kish zbritur dhe Klejmani kishte ardhur të thërriste Bepin, por nuk e kishte hapur dot derën rrotulluese dhe kështu kishte bërë shumë zhurmë. Pa fjalë që u lehtësova së tepërmi. Burri që sipas mendjes sime kishte dashur të hynte tek ne, në fantazinë time, po bëhej gjithnjë e më i madh, gati një gjigand, një fashist, farë e keqe. Por, për fat, kësaj here përfundoi mirë.

E hëna kaloi për së mbari! Mipi dhe Jani fjetën te ne. Margoja dhe unë u zhvendosëm te babai dhe mamaja, që t'u linim dhomën tonë bashkëshortëve Gies. Darka për miqtë ishte e shijshme. Një ndërprerje e vogël ndodhi për shkak të llambës së tryezës të babait që u dogj dhe na la befas në terr. Çfarë të bënim? Sahati elektrik, ku gjenden siguresat, është në magazinën poshtë, andej nga fundi. E kujt ia mbante ta bënte këtë lloj pune në atë errësirë? Por zotërinjtë burra, të pajisur me guxim, shkuan dhe pas dhjetë minutash i shuam qirinjtë.

Sot në mëngjes u zgjova herët. Jani ishte veshur. Meqë ai duhej të ikte në tetë e gjysmë, në tetë ishte lart për të ngrënë mëngjesin. Mipi ishte duke u veshur dhe kur hyra unë, e gjeta me këmishë. Kur nget biçikletën ajo vesh të njëjtën lloj të mba-

thurash të gjata prej leshi si të miat. Edhe Margoja dhe unë u veshëm dhe u ngjitëm lart më herët se zakonisht. Pas një mëngjesi të pasur, Mipi zbriti poshtë. Binte shi me shtamba dhe Mipi gëzohej se me këtë mot nuk i duhej të shkonte në zyrë me biçikletë. Pasi babai dhe unë rregulluam krevatet, fillova punën time, duke mësuar foljet e parregullta frëngjisht. Margoja dhe Peteri po lexonin në dhomën tonë dhe Mushi ishte mbledhur në divan pranë Margosë. Pasi studiova të gjitha parregullsitë e gjuhës së francezëve, shkova tek ata. Pastaj lexova *Kënga e përjetshme e pyjeve*. Është një libër shumë i bukur, por edhe shumë i çuditshëm. Thuajse e mbarova.

Javën tjetër do të vijë edhe Bepi për të fjetur te ne një herë.

*E jotja Ana*

**E mërkurë, 29 tetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Jam shumë e shqetësuar, babai është sëmurë. Ka temperaturë të lartë, faqet i janë bërë të kuqe, duket sikur e ka zënë fruthi. Mendo që nuk mund të thërrasim as doktorin. Mamaja e ndihmon që të djersijë, mbase kështu do t'i zbresë temperatura.

Sot në mëngjes Mipi po na tregonte se gjermanët i kanë marrë të gjitha mobiljet e Van Danëve në shtëpinë e tyre në Zuider-Amstelan. Zonjës Van Dan nuk ia kemi thënë ende. Kohët e fundit ajo "nevrikoset" shumë dhe nuk ia kemi ngenë të dëgjojmë për të njëmijtën herë për servisin e saj të bukur dhe karriget e kushtueshme që ka lënë në shtëpi. Edhe ne i kemi braktisur thuajse të gjitha gjërat e bukura. Ç'kuptim ka të qahesh, hë?

Babai do që unë të lexoj libra nga Hebeli dhe nga shkrimtarë të tjerë të njohur gjermanë. Tani mund të lexoj gjermanisht mjaft mirë, vetëm se zakonisht i murmuris fjalët, në vend që t'i lexoj në heshtje me vete. Por kjo do të kalojë. Babi ka marrë poshtë nga rafti i madh i librave dramat e Gëtes dhe të Shilerit dhe po planifikon të m'i lexojë çdo mbrëmje. Kemi filluar me *Don Karlosin*. Mamaja e nxitur nga shembulli i mirë i babait, më lëshoi në duar librin e saj të lutjeve. Lexoj disa lutje në gjerma-

nisht vetëm për mirësjellje. Natyrisht që ato tingëllojnë bukur, por kanë pak domethënie për mua. Përse më detyron ajo që të bëhem kaq e përkushtuar ndaj fesë?

Nesër do të ndezim sobën, për herë të parë që kur jemi këtu. Sigurisht do të bëhemi gjithë tym, pasi nuk mbahet mend qëkur është pastruar oxhaku. Shpresojmë që të tërheqë mirë!

*E jotja Ana*

**E hënë, 2 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Bepi qëndroi me ne të premten në mbrëmje. Ishte qejf, por ajo nuk fjeti shumë mirë, sepse kishte pirë verë. Sa për të tjerat, nuk ka asgjë të veçantë për të treguar. Dje kisha një dhimbje të tmerrshme koke dhe rashë për të fjetur herët. Margoja është bërë përsëri antipatike.

Këtë mëngjes iu futa punës për të rregulluar një sirtar të zyrës, sepse kishte rënë dhe ishte bërë rrëmujë. Iu luta Margosë dhe Peterit të më ndihmonin në këtë punë të shpifur, por ata janë tepër dembelë, kështu që e lashë fare. Nuk jam aq e çmendur ta bëj të gjithë vetë!

*Ana Franku*

P.S. Harrova të të them lajmin e rëndësishëm. Ka të ngjarë që së shpejti të më vijnë menstruacionet. Them kështu sepse i kam mbathjet gjithmonë të njollosura me një gjë të ngjitshme dhe mamaja parashikoi se së shpejti do të më vinin ato. Me zor po pres. Është një ngjarje kaq e rëndësishme. Shumë keq që nuk mund të përdor peceta higjienike, por ato nuk i gjen dot më dhe tamponet e mamasë mund të përdoren vetëm nga gratë që kanë lindur fëmijë.

**(Koment i shtuar nga Ana, më 22 janar 1944)**

Tani nuk do të isha më në gjendje të shkruaja gjëra të tilla.
Tani që po e rilexoj ditarin tim pas një viti e gjysmë, po habitem

me naivitetin tim fëmijëror. Thellë-thellë unë e di se nuk do të jem më kurrë përsëri kaq e pafajshme, megjithëse do të më pëlqente shumë. Unë mund të kuptoj se humori ndryshon dhe komentet për Margonë, mamanë, babanë janë sikur t'i kisha shkruar dje, por nuk mund ta imagjinoj se si kam shkruar kaq hapur për çështje të tjera. Turbullohem shumë kur lexoj faqet që trajtojnë tema që më kujtoheshin si më të këndshme nga ç'janë në fakt. Përshkrimet e mia janë kaq të pahijshme. Por mjaft me këtë.

Po ashtu mund ta kuptoj mallin për shtëpinë dhe për Moortin. Gjatë gjithë kohës që kam qenë këtu, kisha mall në mënyrë të pandërgjegjshme - dhe ndonjëherë në mënyrë të ndërgjegjshme - për besim, dashuri dhe ledhatime. Ky mall herë është më i fortë e herë më pak i fortë, por është gjithmonë brenda meje.

**E enjte, 5 nëntor, 1942**

*E dashur Kiti,*

Më në fund anglezët kanë shënuar disa suksese në Afrikë dhe Stalingradi nuk ka rënë akoma, kështu që njerëzit janë të lumtur dhe këtë mëngjes pimë kafe dhe çaj. Sa për të tjerat, asgjë e re për t'u shkruar.

Këtë javë kam lexuar shumë dhe kam punuar pak. Kështu duhet të shkojnë gjërat. Kjo është me siguri rruga drejt suksesit. Të dielën është ditëlindja e Peterit, por për këtë do shkruaj më pas.

Kohët e fundit mamaja dhe unë po shkojmë më mirë, por nuk i hapemi *kurrë* njëra-tjetrës. Babai nuk i tregon shumë hapur ndjenjat e tij, por ai është po aq i dashur siç ka qenë gjithmonë. Para disa ditësh ndezëm sobën dhe e gjithë dhoma është akoma e mbushur me tym. Mua më pëlqen ngrohja qendrore dhe sipas gjasash nuk jam e vetmja. Margoja është e poshtër (s'kam fjalë tjetër për të), një burim i pashterur pezmatimi, mëngjes, drekë, darkë.

*Ana Franku*

E hënë, 9 nëntor 1942

*E dashur Kiti,*

Dje ishte ditëlindja e Peterit, mbushi gjashtëmbëdhjetë vjeç. Në orën tetë isha lart duke parë dhuratat bashkë me Peterin. Ndërmjet të tjerash i dhuruam një lodër Monopoli, një makinë rroje dhe një çakmak, jo pse pi duhan, por vetëm sa për t'u dukur.

Lajmin më befasues e solli zoti Van Dan në orën një: anglezët kishin zbarkuar në Tunizi, në Algjeri, në Kazablanka dhe në Oran.

- Ky është fillimi i fundit të luftës,- thanë të gjithë, por Çërçilli, kryeministri anglez, që mbase e kishte dëgjuar shpeshherë këtë gjykim në Angli, ishte shprehur: "Ky zbarkim është një ngjarje shumë e rëndësishme, por asnjë mos të besojë se është fillimi i fundit. Unë mund të thosha se ky zbarkim është fundi i fazës së parë të luftës." E kupton ndryshimin apo jo? Por, sidoqoftë, motive për të qenë optimistë ka. Stalingradi, ai qyteti rus, të cilin e mbrojnë që prej tre muajsh, nuk ka rënë ende në duart e gjermanëve.

Që ti ta kuptosh thelbin e jetës në strehimin sekret, lipset të të përshkruaj përkujdesjet tona për ushqimet (duhet ta dish se "ata sipër" janë llupës të mëdhenj). Bukën e marrim te një bukëpjekës shumë simpatik, mik i zotit Klejman. Natyrisht nuk mund të marrim aq sa merrnim kur ishim në shtëpi, sidoqoftë na del. Edhe triskat e bukës shiten në tregun e zi. Çmimi i tyre ngrihet vazhdimisht, nga 27 gulden më parë, tani ka arritur 33. Dhe për çfarë? Për një copë letër të shtypur!

Për të pasur në shtëpi ushqime që durojnë e s'prishen, përveç 100 kavanozave që kishim, kemi blerë edhe 135 kg. fasule. Jo vetëm për ne, duhet menduar edhe për ata të zyrës. Thasët ishin varur në korridor pranë derës rrotulluese. Nga pesha disa thasë u shqepën: për këtë arsye u vendos që këtë zahire ta shpiem te depoja në tavan. Detyra iu ngarkua Peterit. Pesë prej gjashtë thasëve arritën lart "gjallë"; por, kur Peteri desh të çonte të gjashtin, ky u shqep në pjesën e poshtme dhe një shi... jo... një breshër fasulesh u derdh nëpër shkallë. Thesi kishte afro 25 kg. Një zhurmë e tmerrshme. Poshtë kishin menduar se

po u shembej shtëpia mbi kokë. Peteri në fillim u tremb shumë, por pastaj qeshi me të madhe si i çmendur kur më pa mua në fund të shkallës, si një ishull në mes të një deti fasulesh të murrme, që më kishin arritur deri në kaviljet e këmbës. Nisëm t'i mbledhim shpejt, por kokrrat e fasuleve janë aq të vogla dhe të lëmuara sa zhdukeshin në të gjitha qoshet e mundshme. Tani, sa herë që ndonjëri ngjit shkallët, përkulet dhe mbledh një grusht fasulesh dhe ia dorëzon zonjës Van Dan.

Gati harrova të të them: babai tashmë është shëruar krejt.

*E jotja Ana*

P.S. Sapo u trasmetua në radio lajmi se Algjeri ra. Maroku, Kazablanka dhe Orani që prej disa ditësh kishin rënë në duart e anglezëve. Tani ka shpresa për Tunizin.

**E martë, 10 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Lajm i mirë, në strehim do të vijë edhe "qiraxhiu i tetë"!
Kemi menduar shpesh se këtu ka vend dhe ushqime edhe për një tjetër. Vetëm trembeshim se mos bezdisnim Kuglerin dhe Klejmanin. Por, tani që lajmet rreth persekutimeve të çifutëve po bëhen gjithnjë e më të këqija, babai foli me ata të dy dhe ata ishin të një mendjeje. "Si për shtatë, edhe për tetë, rreziku është po ai," thanë ata dhe kjo është e vërtetë. Atëherë nisëm të kujtonim të njohurit tanë, ndonjë që jeton vetëm dhe që mund të përshtatet me "familjen tonë prej ilegalësh". Nuk e patëm vështirë ta gjejmë një me karakteristikat e duhura. Pasi babai nuk kishte pranuar shumë propozime të zotit Van Dan për të afërmit e vet, lapsi i ra një dentisti, që quhet Albert Dusel. Ai jeton me një zonjë simpatike të krishterë që është shumë më e re se ai. Ka shumë të ngjarë të mos jenë të martuar, por kjo s'hyn këtu. Thuhet se është njeri i qetë dhe i këndshëm dhe megjithëse e njohim vetëm pak, na pëlqen si ne ashtu edhe Van Danëve. Edhe Mipi e njeh, prandaj do të rregullojë ajo gjithçka. Kur të vijë, Duseli duhet të flejë në dhomën time, në vend të Margosë, e cila

do t'i gëzohet shtratit portativ[1]. Do t'i themi të marrë mjetet me vete, për të na mbushur dhëmbët e krimbura.

*E jotja Ana*

**E enjte, 12 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Mipi erdhi të na thoshte se ajo kishte takuar doktor Duselin. Në çastin që kishte hyrë në dhomë, ai e kishte pyetur nëse dinte ndonjë vend të fshehtë. Ishte kënaqur shumë kur Mipi i tha se ajo kishte diçka ndër mend dhe që duhej të fshihej sa më shpejt, mundësisht që të shtunën. Për këtë ishte turbulluar pak, duhet të rregullonte kartotekën e tij, të mbaronte punë me dy të sëmurë dhe të mbyllte llogaritë. Këtë lajm e solli Mipi sot në mëngjes. Sipas nesh bën mirë të mos vonohet. Këto lloj përgatitjesh të detyrojnë të flasësh me njerëz, që më mirë të mos marrin vesh gjë. Mipi e ka pyetur edhe një herë nëse mund të vijë të shtunën. Duseli ka thënë jo dhe e ka lënë për ditën e hënë.

Për mua është një çudi e madhe që nuk e ka pranua këshillën e Mipit. Po qe se e arrestojnë në rrugë, as kartotekën nuk e rregullon dot, dhe as të sëmurët s'i shëron dot. Përse i shtyn gjërat? Çuditem me babanë që u tërhoq!

Të reja të tjera tani për tani nuk kemi.

*E jotja Ana*

**E martë, 17 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Mbërriti Duseli. Gjithçka shkoi mirë. Mipi i kishte thënë të ishte para zyrës së postës qendrore në orën 11 të mëngjesit. Aty do ta priste një zotëri. Ai arriti në orën e caktuar, i përpiktë. Zoti Klejman iu afrua, i tha se zotëria që priste do të vinte më vonë dhe i propozoi ta priste atë në zyrë, te Mipi. Klejmani mori tramvajin dhe u kthye në zyrë. Duseli erdhi më këmbë.

---

1. Me ardhjen e Duselit, Margoja u zhvendos në dhomën e prindërve.

Në orën njëmbëdhjetë e njëzet Duseli trokiti në derën e zyrës. Mipi e ndihmoi të hiqte pallton, në mënyrë që të mos i dukej ylli, dhe e shoqëroi në zyrën private, ku Klejmani u mor me të derisa iku pastruesja. Pastaj, me pretekstin se në zyrë kishte një mbledhje, Mipi u ngjit me Duselin në katin e sipërm, hapi derën dollap, dhe hyri duke i kallëzuar rrugën atij të gjorit, që po i dilnin sytë vendit.

Ne të shtatë ishim mbledhur rreth një tryeze, me kafe dhe konjak përpara, që të përshëndetnim shokun e ri. Në fillim Mipi e futi atë në dhomën tonë. Ai i njohu mobiljet tona, por nuk i shkoi mendja se ne ishim vetëm një kat më lart. Kur i kish treguar Mipi, gati i kishte rënë të fikët. Për fat, ajo nuk e zgjati më dhe e shoqëroi lart. Porsa hyri, Duseli u lëshua në një karrige dhe mbeti pa fjalë duke na vështruar në sy, sikur donte të lexonte të vërtetën para se të shprehej. Pastaj belbëzoi:- Po jo, domethënë nuk shkuat në Belgjikë? Nuk erdhën ushtarët? Makina? Nuk u arratisët dot?[1]

I shpjeguam si kishin rrjedhur ngjarjet, që e kishim sajuar vetë atë historinë e ushtarëve dhe të makinës për të ngatërruar njerëzit apo gjermanët që mund të na kërkonin. Duseli nuk diti më çfarë të thoshte për këtë dinakëri dhe s'bëri gjë tjetër veçse pa me habi strehimin tonë të rregulluar për bukuri. Hëngrëm së bashku; pastaj ai pushoi pakëz, piu çaj me ne dhe rregulloi ato pak plaçka të tij, që Mipi i kish sjellë që më parë. Sakaq u ndie si njeri i shtëpisë, veçanërisht kur i dorëzuam rregulloren e strehimit sekret.

RREGULLORE E STREHIMIT SEKRET

(Pension special për banimin e përkohshëm të çifutëve dhe miqve të tyre).

*E hapur gjatë gjithë vitit.*

Vend i bukur, i qetë, i gjelbëruar në zemër të Amsterdamit. Nuk ka shtëpi banimi rreth e rrotull. Këtu arrihet me linjën e tramvajit nr. 13 dhe 17 ose me makinë dhe me biçikletë. Në raste të veçanta, ata të cilëve gjermanët ua kanë ndaluar përdorimin e mjeteve të sipërpërmendura, mund të vijnë edhe në këmbë. Dhoma dhe apartamente të mobiluara ose jo, të disponueshme

1. Në origjinal fjalia është në gjermanisht, përzier me holandishte.

gjatë gjithë kohës, me ose pa ushqim.

*Qiraja*: Falas

*Gatimi*: pa yndyrna.

*Ujë të rrjedhshëm*: në banjë (mjerisht pa vaskë) dhe rubinete të ndryshme, të brendshme e të jashtme. Ngrohje shumë e mirë.

*Magazina të mëdha*: për mallra të çdo lloji. Dy dollape të gjera metalike të kohës.

*Vend dëgjimi për radio private*: lidhje direkte me Londrën, Nju-Jorkun, Tel Avivin dhe me shumë stacione të tjera. Aparati është në dispozicion të gjithë banorëve që nga ora 6 e mbrëmjes. Asnjë stacion nuk ndalohet, por vetëkuptohet gjithsesi që vetëm në raste të veçanta mund të dëgjohen stacionet gjermane, p.sh. për të dëgjuar muzikë klasike. Është krejtësisht i ndaluar dëgjimi dhe komentimi i lajmeve të stacionit gjerman pavarësisht se nga transmetohen ato.

*Koha e pushimit*: nga ora 10 e mbrëmjes deri në 7.30 të mëngjesit, të dielave deri më 10.15. Në kushte të veçanta urdhërohet të heshtësh edhe gjatë ditës, sipas udhëzimeve të administratorit të shtëpisë. Këto udhëzime duhet të zbatohen me saktësi, për hir të sigurisë së përgjithshme!!!

*Koha e lirë*: Ndalohen deri në një urdhër të ri veprimtaritë jashtë shtëpisë.

*Gjuha*: Lutemi që gjithë kohën të flitet vetëm me zë të ulët. Pranohen të gjitha gjuhët e njerëzve të qytetëruar, pra jo gjermanisht.

*Lexime dhe çlodhje*: Nuk lejohet leximi i librave gjermanë, me përjashtim të teksteve shkencore dhe klasike. Për të tjerat, zgjidhja është e lirë.

*Gjimnastikë*: Çdo ditë.

*Këngë*: vetëm me zë të ulët dhe pas orës 6 të pasdites.

*Filma*: Sipas zgjedhjes së komunitetit.

*Mësime*: Stenografi një orë në javë (me shkrim). Anglisht, frëngjisht, matematikë dhe histori në çdo orë. Pagesa me mësime të tjera, p.sh. me holandisht.

*Vend i posaçëm*: Për kafshët e vogla shtëpiake (me përjashtim të parazitëve për të cilët kërkohet leje e veçantë).

Vaktet.

*Mëngjesi*: Çdo ditë në orën 9.00 të mëngjesit, të dielave dhe

ditëve të pushimit rreth orës 11. 30.

*Dreka*: Ushqim i lehtë. Nga ora 1.15′ deri në orën 1.45′.

*Darka*: E ftohtë ose e ngrohtë, në varësi të lajmeve të radios, pa orar.

*Detyrime ndaj komitetit të furnizmit*: Banorët e shtëpisë duhet të jenë të gatshëm për të ndihmuar në punët e zyrës.

*Banjë*: Govata e banjës, çdo të diel, që prej orës 9 është në dispozicion të banorëve. Mund të bëhet banjë në WC, në kuzhinë, në zyrën private ose në atë përballë rrugës - sipas dëshirës.

*Pijet alkoolike*: Vetëm me lejen e mjekut.

Fund

*E jotja Ana*

**E enjte, 19 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Siç e dinim, Duseli është njeri shumë i mirë. Pa fjalë që është dakord të rrijë në një dhomë me mua, por për hir të së vërtetës, nuk më duket fort e hijshme që një i huaj të përdorë gjërat e mia. Por ja që është mirë të ndihmohen të tjerët dhe prandaj po e bëj me gjithë zemër këtë sakrificë të vogël. "Mjaft të shpëtojmë dikë nga miqtë tanë, çdo gjë tjetër del në radhë të dytë, s'ka rëndësi"- thotë babai, me plot të drejtë.

Që ditën e parë, Duseli më bombardoi me pyetje, p.sh. kur vjen pastruesja, kur mund ta përdorim WC-në dhe kur mund të lahemi. Ti, Kiti, ndoshta mund të vësh buzën në gaz, por në një strehim, të gjitha këto nuk janë shumë të lehta. Ditën nuk mund të bëjmë zhurmë se mund të na dëgjojnë ata poshtë dhe sidomos kur ka njerëz të huaj, si p.sh. pastruesja, ne duhet të rrimë qetë, pa lëvizur. Ia shpjegova fije e për pe këto Duselit, por më ra pika kur ai, për çudi, mezi i kuptoi gjërat. Pyet dy herë, dhe pastaj nuk mban mend asgjë.

Ndoshta do t'i kalojë, tani për tani është i turbulluar. Për të tjerat është në rregull.

Duseli na tregoi shumë gjëra nga bota jashtë, nga e cila ne jemi shkëputur prej kaq kohësh. Flet për ngjarje shumë të trishtuara. Janë pa fund miqtë dhe të njohurit tanë, të cilët janë

zhdukur pa gjurmë. Makina ushtarake në ngjyrë të zezë dhe të gjelbër shkojnë e vijnë pa reshtur. Trokasin dyerve dhe pyesin nëse aty banojnë hebrenj. Kur gjejnë ndonjë, marrin gjithë familjen, përndryshe bëjnë tutje. Asnjeri nuk mund t'i shpëtojë fatit që e pret, në qoftë se nuk fshihet me kohë. Shpesh kanë nëpër duar edhe lista dhe trokasin vetëm aty ku e dinë se do të gjejnë një pasanik. Shpesh pranojnë para për kokën. Njësoj si një gjah skllevërish në kohët e vjetra. Por nuk bëjnë shaka, lënë pas një kasaphanë të vërtetë. Mbrëmjeve në terr shoh shpesh me sytë e mendjes radhë të tëra njerëzish të pafajshëm, me fëmijë që qajnë, gjithmonë në këmbë, nën urdhrat e këtyre xhelatëve, që i rrahin dhe i torturojnë, derisa i rrëzojnë në tokë. Askush nuk shpëton. Pleq, foshnja, gra shtatzëna, të sëmurë... të gjithë, të gjithë bëjnë përpara, drejt vdekjes së sigurt!

Sa me fat që ne jemi këtu, larg trazirës! Madje mund të mos e çanim kokën për gjithë këtë mjerim të madh, po të mos ishim kaq në merak për njerëzit që i kemi aq të dashur dhe nuk mund t'i ndihmojmë. E ndiej veten keq kur mendoj që ndërsa unë shtrihem në një shtrat të ngrohtë, shoqet e mia më të mira flaken përtokë o ndoshta dergjen në ndonjë skutë. Më ndrydhet zemra kur mendoj se të gjithë ata me të cilët isha lidhur aq ngushtë, sot janë në duart e këtyre kanibalëve mizorë.

E të gjitha këto, vetëm sepse janë çifutë!

*E jotja Ana*

**E premte, 20 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Asnjëri prej nesh nuk di si të sillet. Deri tani këtu mbërrinin pak lajme për çifutët dhe ne kishim vendosur të gëzonim sa të mundnim. Sa herë që Mipit i shpëtonte diçka për fatin e tmerrshëm të ndonjë të njohuri, mamaja dhe zonja Van Dan zinin e qanin, kështu që Mipi e mbylli këtë temë. Por Duselin e mbytën me pyetje, dhe ato që kallëzon ai janë kaq të tmerrshme, sa nuk mund të mos u vësh veshin e të hiqesh sikur nuk e çan kokën. Vetëm mbasi të ketë kaluar kohë, ne mbase do të qeshim e do të bëjmë shaka me njëri-tjetrin. As ne dhe as atyre që janë

jashtë nuk u shërben ky trishtim që na ka mbërthyer të gjithëve. Ç'kuptim ka një strehim sekret i pikëlluar?

Çfarëdo që bëj, më shkon mendja tek ata që mungojnë. Dhe nëse ndonjëherë, pa shkak, qesh, pushoj sakaq dhe mendoj se nuk kam të drejtë të jem e gëzuar. Po ç'duhet të bëj, të qaj gjatë gjithë ditës? Jo, nuk mundem. Ky pikëllim do të më kalojë.

Gjithë këtij trishtimi i është shtuar edhe një tjetër, por është personal, diçka fare e vogël në krahasim me fatkeqësitë e mëdha të të tjerëve. Mirëpo nuk e mbaj dot pa ta thënë, kohët e fundit e ndiej veten shumë të vetmuar. Përreth meje ka një zbrazëti të pafund. Më parë nuk e vija re. Mendjen e kisha vetëm te dëfrimet ose te shoqëria ime. Kurse tani mendja më shkon ose për gjëra të trishtuara ose për veten. Dhe kam arritur në përfundimin se babai, megjithëse e dua kaq shumë, nuk mund ta mbushë gjithë botën time të vogël. Mamaja dhe Margoja prej kohësh nuk kanë vend në zemrën time.

Po, përse të mërzis ty me këto gjepura? Jam mosmirënjohëse në kulm, Kiti, e di, por kur më qortojnë për të kushedisatën herë ndërsa bluaj e bluaj në kokë gjithë ato të këqia, më vjen mendja vërdallë!

*E jotja Ana*

**E shtunë, 28 nëntor 1942**

*E dashur Kiti,*

Kemi harxhuar shumë rrymë elektrike dhe e kemi tejkaluar racionin e energjisë. Si rrjedhim: kursim në maksimum, ndoshta edhe ndërprerje rryme. 14 ditë pa dritë, si të duket? Po kushedi, mbase gjërat rregullohen. Pas orës katër ose katër e gjysmë errësohet dhe nuk mund të lexojmë më. Kështu e kalojmë kohën si të mundim: me gjëagjëza, gjimnastikë në errësirë, flasim anglisht ose frëngjisht për libra që kemi lexuar... Por, duke i përsëritur, na ënjtet koka. Dje mbrëma zbulova diçka të re: shikoj me dylbi nga dritaret e fqinjit që janë plot dritë. Gjatë ditës nuk mund t'i lëvizim perdet asnjë centimetër, por natën është errësirë.

Më parë nuk ma merrte mendja se fqinjët mund të jenë aq

interesantë, të paktën këta tanët. Disa i kam kundruar duke ngrënë darkë, në një familje po shihnin një film, dhe dentisti përballë po mjekonte një grua plakë shumë të lëvizur.

Meqë ra fjala për dentistin. Zoti Dusel, për të cilin thuhej se i donte shumë të gjithë fëmijët dhe merrej vesh shumë mirë me ta, na ka dalë edukatori më i prapambetur! Ai gjithë ditën e ditës rri duke predikuar se cilat janë sjelljet që duhet të kenë të rinjtë në shoqëri. Dhe meqë unë kam fatin(!) e rrallë që ta kem në dhomën time (mjerisht shumë të vogël) këtë zotëri fisnik dhe "shumë të nderuar" dhe, meqë zakonisht unë përflitem si më pak e edukuara ndër tre të rinjtë e këtushëm, duhet të përpiqem shumë që të shpëtoj nga qortimet e nga paralajmërimet e përsëritura, duke e bërë veshin të shurdhër. Por nuk do ishte kaq e rëndë situata, sikur ky zotëri të mos ishte kaq spiun dhe të mos falej për çdo minutë te mamaja. Posa përballem me shtrëngatën e qortimeve të tij, vjen mamaja dhe e shton dozën me ato të sajat. Dhe, për ta mbushur kupën, mendon edhe zonja Van Dan, e cila më thërret në raport pesë minuta më pas.

Kiti, mos kujto se është e lehtë të jesh në qendër të vëmendjes së një familjeje ilegalësh që fusin hundët kudo!

Mbrëmjeve në shtrat, kur sjell në mendje mëkatet që kam bërë dhe ato që m'i kanë dyfishuar falas, bëhem çorap, aq sa shpesh filloj të qaj ose të qesh, sipas gjendjes sime shpirtërore. Pastaj më merr gjumi me dëshirën e çmendur që të jem ndryshe nga ç'jam në të vërtetë ose mbase ndryshe nga ajo që do të doja, ose të paktën të veproj krejt ndryshe nga sa dua të veproj.

Oh, Zot, tani po të ngatërroj edhe ty, falmë, por nuk dua t'i çoj dëm gjërat dhe në këto kohëra kursimesh të hedhësh tutje letrën, është e ndaluar. Prandaj vetëm po të këshilloj të mos e lexosh fjalinë e fundit dhe të mos thellohesh në to, se gjithsesi nuk do t'i kuptosh.

*E jotja Ana*

**E hënë, 7 dhjetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Këtë vit Hanukah dhe dita e Shën Nikollës gati përkuan; ishin

vetën një ditë larg. Për Hanukah nuk bëmë shumë zhurmë, vetëm shkëmbyem disa dhurata të vogla dhe ndezëm qirinj. Meqë qirinjtë janë të pamjaftueshëm, i ndezëm vetëm dhjetë minuta, aq sa të këndonim këngën, nuk ka rëndësi. Zoti Van Dan bëri një shandan prej druri, kështu pra nuk mungonte asgjë.

Mbrëmjen e shën Nikollës, të shtunën, e festuam bukur. Bepi dhe Mipi na bënë shumë kureshtarë, sepse i kishin pëshpëritur pa fund babait në vesh, kështu që ne dyshonim se ata kishin në mendje diçka. Dhe me të vërtetë, në orën tetë, zbritëm të gjithë nëpër shkallët e errëta (dridhesha si gjethi dhe nuk prisja çastin që të kthehesha shëndoshë e mirë lart) dhe hymë në paradhomë. Këtu ndezëm dritat, sepse kuptohet kjo pjesë e shtëpisë nuk ka dritare. Pasi bëmë këtë, babai hapi dollapin e madh të murit.

"Oh, sa bukur!" klithëm të gjithë.

Aty në qoshe ishte një shportë e madhe e zbukuruar me letra Krishtlindjesh dhe në majë ishte ngulur një maskë e Peterit të Zi[1].

Shportën e çuam menjëherë lart. Secili mori dhuratën me vargjet e rastit. Vjershat e Shën Nikollës ti i di me siguri, prandaj nuk do t'i shkruaj këtu.

Unë mora një tortë në formë kukulle, babai një mbajtëse librash etj. etj. Sidoqoftë u kishte shkuar mendja mirë për të festuar Shën Nikollën e sidomos për ne që nuk e kishim festuar kurrë, kjo premierë na u duk shumë e qëlluar.

*E jotja Ana*

P.S. Kishim gjithashtu dhurata edhe për të gjithë ata poshtë disa gjëra të mbetura nga ditët e mira të dikurshme; dhe për më tepër Mipi dhe Bepi janë gjithmonë mirënjohëse kur marrin para.

Sot dëgjuam se tavlla e zotit Van Dan, korniza e zotit Dusel dhe mbajtësja e librave të babait nuk ishin bërë nga tjetër njeri, veçse nga zoti Voskili. Për mua mbetet një mister se si dikush mund të punojë kaq bukur me duart e tij!

1. Zezaku ose në disa raste djalli që tradicionalisht shoqëron Shën Nikollën gjatë shpërndarjes së dhuratave për fëmijët e mirë, në mënyrë që të ndëshkohen ata që kanë qenë më pak të mirë.

E enjte, 10 dhjetor 1942

*E dashur Kiti,*

Zoti Van Dan ka punuar si tregtar sallami, mishi dhe erëzash. Firma e kish marrë si specialist të mirë erëzash, por tani po merret sidomos me sallamet dhe kjo na gëzon shumë.

Ne kishim blerë shumë mish (natyrisht në tregun e zi), që ta kemi si rezervë për kohë të këqija. Zoti Van Dan vendosi të bëjë salçiçe dhe pate mishi.

Ishte e lezeçme të shihje mishin duke u grirë në makinë! Pastaj aty hidhen të gjithë përbërësit e tjerë; përzihen bashkë dhe përfundojnë në zorrët e përgatitura më parë. Një pjesë e hëngrëm që në drekë, me lakra turshi. Sallami i caktuar për t'u ruajtur, duhet të thahet mirë; prandaj e varëm me dy lidhëse në një shkop të vendosur në tavan. Kush e sheh këtë ekspozitë sallamesh, qesh. Është një skenë vërtet komike.

Në dhomë mbretëronte një rrëmujë e vërtetë. Zoti Van Dan kishte vënë një përparëse të së shoqes dhe po merrej me mishin dhe, i zënë siç ishte, dukej edhe më i ngjallur se zakonisht. Me duart e gjakosura, me fytyrë të skuqur, me përparëse gjithë njolla, i shembëllente një kasapi. Zonja Van Dan bënte 100 punë në një kohë: mësonte gjuhën holandeze në një libër, përziente supën, shikonte mishin dhe herë pas here psherëtinte duke u ankuar për brinjën e thyer. Epo, edhe ndodh, kur zonja në një farë moshe(!) bëjnë ushtrime gjimnastikore të rënda për të ulur prapanicën e madhe.

Duseli kishte një sy të enjtur, rrinte pranë sobës dhe hiqte e vinte kompresat me kamomil mbi sy. Pimi, ulur në një karrige, i gëzohej një rrezeje dielli që hynte nga dritarja dhe e ndiqte atë. Pa fjalë që kishte dhimbje përsëri nga reumatizma, se rrinte shumë i kërrusur dhe shikonte me fytyrë të vrarë zotin Van Dan. Më kujtonte ata invalidët e moshuar që shikojmë nëpër azile. Peteri luante me macen Mushi. Mamaja, Margoja dhe unë qëronim patate. Në të vërtetë, punonim mekanikisht se të gjithë ndiqnin veprimet e Van Danit.

Duseli ka përuruar kabinetin e tij të dentistit. Për gallatë, po të rrëfej për ndërhyrjen e tij të parë.

Mamaja po hekuroste, ndërsa zonja Van Dan po bëhej gati të mjekohej, si pacientja e parë e shtëpisë. Ajo u ul në mes të dhomës, në një karrige, ndërsa Duseli po nxirrte veglat e tij, duke i dhënë rëndësi vetes. Na kërkoi ndonjë kolonjë për disinfektim dhe pak vazelinë në vend të dyllit. Vështroi gojën e zonjës, i ra një dhëmballe disa herë, ndërsa zonja Van Dan hidhej nga dhembja dhe perëndonte sytë sikur po i binte të fikët, duke prodhuar disa tinguj të paartikulueshëm. Pas një vizite të gjatë - kështu iu duk të paktën të sëmurës, se ajo zgjati veçse dy minuta - Duseli desh të gërryente dhëmbin e prishur. Por as që mund të mendohej një gjë e tillë! Zonja Van Dan filloi të hidhte shkelma, sa Duselit iu desh të zbythej, por ndërkaq freza ngeli në vrimën e dhëmbit të zonjës! Atëherë po, që u bind dreqi! Ajo lëvizte duart sa andej-këndej, përpiqej ta nxirrte nga goja, por ajo hynte më thellë në vrimë! Zoti Dusel po e ndiqte skenën i qetë, me duar në ijë. Pjesa tjetër e spektatorëve po bëhej dysh nga gazi. Natyrisht, ishte sjellje e keqe kjo jona. Me siguri edhe unë po të isha në ato kushte, do të kisha bërtitur me të madhe.

Pas shumë mundimesh, psherëtimash dhe gjëmimesh, zonja Van Dan e nxori frezën nga goja dhe Duseli vazhdoi punën sikur të mos kish ndodhur asgjë.

Ai punonte aq shpejt, sa e sëmura nuk kishte më kohë të kundërshtonte. Por atij po i ndihmonim aq shumë, sa ndoshta, nuk i kish ndihmuar askush ndonjëherë në punën e tij. Zoti Van Dan dhe unë shërbenim si asistentë dhe gjithë kjo skenë sigurisht të jepte përshtypjen e një pikture mesjetare me diçiturë "Doktori sharlatan në punë e sipër".

Më në fund, e sëmura e humbi durimin. Tani ajo nuk do të hajë asgjë. Një gjë është e sigurt: ajo nuk ka për të kërkuar për një kohë të gjatë të mjekohet te dentisti!

*E jotja Ana*

**E diel, 13 dhjetor 1942**

*E dashur Kiti,*

Jam ulur e gëzuar pranë dritares, te zyra e madhe, dhe, nëpërmjet një të çare të hollë të perdeve të trasha, vërej jashtë. Po

zbardh dita dhe shoh aq sa për të shkruar.

Një gjë është për t'u shënuar: Këtu të gjithë njerëzit duken sikur vrapojnë, sikur të gjithë nxitojnë dhe pengohen me këmbët e tyre. Ata që ecin me biçikletë vrapojnë aq shpejt, sa mezi dallon në është burrë apo grua.

Kjo lagje është një lagje popullore tipike dhe shumica e njerëzve kanë një pamje të varfër; sidomos fëmijët janë aq pis, sa t'i kapësh me mashë. Apo s'kanë qurra në hundë dhe flasin një dialekt që mezi ua kupton!

Dje mbasdite kur unë dhe Margoja po bënim banjë, i thashë:- Ç'do të thoshe sikur të merrnim një kallam peshkimi dhe t'i peshkonim secilin nga ata fëmijë tek kalojnë aty pari, t'i fusnim në vaskë, t'i lanim, t'u arnonim rrobat dhe pastaj...

-Dhe pastaj nesër ata do të ishin po aq të pisët dhe të leckosur sa edhe më parë,- u përgjigj Margoja.

Po s'është vendi për vërejtje të tilla. Më mirë të shoh nga kjo dritare gjërat e tjera, makinat, anijet, shiun që bie. Dëgjoj zhurmën e tramvajit dhe kridhem në fantazinë time. Mendimet tona janë kaq monotone, ashtu si edhe vetë jeta jonë, dhe sillen gjithë kohën në formë rrethi; nga problemi i çifutëve te ngrënia, nga ngrënia te politika, kurse nga politika... Meqë ra fjala për çifutët, dje, nga prapa perdes, pashë dy çifutë. Ndjeva diçka të çuditshme këtu në zemër; m'u duk sikur i kisha tradhtuar dhe po rrija këtu, duke përgjuar fatkeqësinë e tyre.

Pikërisht kundruall nesh është një anije e vogël, në të cilën banon një marinar me familjen e tij. Ai mban një qen roje, të cilin e njohim vetëm nga të lehurit dhe i dallojmë bishtin kur ngjitet mbi anije. Oh, po bie shi dhe njerëzit janë fshehur prapë nën çadrat e tyre. Nuk shoh asgë veç mushamave dhe aty-këtu ndonjë kapuçi. Por, nuk është nevoja të shohësh më shumë, se gratë i njoh edhe kështu nën çadra, me takat e shtrembëruara, me çanta të vjetra në krah, me trupa të majmë pse hanë shumë patate dhe shumë pak gjëra të tjera. Njëra është kokëvarur, tjetrës i qesh fytyra, sipas humorit që kanë edhe burrat e tyre.

*E jotja Ana*

E martë, 22 dhjetor 1942

*E dashur Kiti,*

Këtu në strehimin sekret lajmi që secili prej nesh do të marrë për Krishtlindje, përveç racionit, 125 gr. gjalpë, u prit me hare. Në gazetë, madje, është shkruar për një çerek kg., por kjo lidhet vetëm me fatlumët që marrin triska nga shteti dhe jo me ne çifutët e fshehur, që në vend të tetë triskave, kemi vetëm katër, edhe ato të blera në tregun e zi. Të gjithë gjalpin do ta përdorim për ëmbëlsira. Sot në mëngjes unë përgatita biskota dhe dy torta. Këtu ka plasur puna dhe mamaja ma ka ndaluar të mësoj dhe të lexoj deri sa të mbarohen të gjitha punët e shtëpisë.

Zonja Van Dan rri në krevat duke u marrë me brinjën e saj të thyer, ankohet gjithë ditën e ditës, e ndërron fashon vazhdimisht dhe nuk i hyn në sy asgjë. Mezi po pres që ajo të ngrihet në këmbë dhe të merret vetë me gjërat e veta, sepse kjo nuk duhet mohuar: ajo është jashtëzakonisht e rregullt e shumë punëtore dhe, gjithmonë kur është në kushte fizike dhe shpirtërore të përshtatshme, di të bëjë edhe humor.

Sikur gjithë ditën e ditës të mos dëgjoja tmerrësisht shumë "shët-shët", sepse bëj gjithmonë "shumë" zhurmë dhe rrëmujë, tashmë shoku im i dhomës ka nisur të më bëjë "shët-shët" edhe natën. Sipas tij, unë nuk duhet as të rrotullohem në shtrat. Nuk ia vë veshin fare dhe kam vendosur që herën tjetër t'i përgjigjem edhe unë me një "shët" të madhe.

Ai po bëhet çdo ditë e më shumë i mërzitshëm dhe egoist. Biskotave që na kishte premtuar pas javës së parë, nuk iu pa nami e as nishani. Por sidomos të dielave unë pezmatohem tmerrësisht, kur ai ndez dritat që në pikë të mëngjesit dhe bën gjimnastikë për dhjetë minuta të tëra.

Mua të shkretës që jam viktimë, këto minuta më duken orë, sepse karriget me të cilat kam zgjatur shtratin tim, zhvendosen sa andej-këtej poshtë kokës sime të përgjumur. Pasi mbaron ushtrimet e forcës, zotëria na nis tualetin. Patallonat i ka të varura në një cep, pra shkon t'i marrë dhe pastaj kthehet. Kravata është mbi tryezë, zotëria i nderuar shtyn përsëri karriget dhe bën mbrapa-kthehu.

Por nuk dua të të humbas kohën me këto ndodhira pleqsh

të çuditshëm, as nuk ia vlen dhe, për fat të keq, për shkak të fqinjësisë së mirë unë duhet të heq dorë nga të gjitha rrengjet që më shkojnë nëpër mend, si për shembull t'i shuaj llambën, t'i mbyll derën ose t'i fsheh rrobat.

Oh sa e mençur po bëhem! Këtu çdo gjë duhet të ndodhë në mënyrë të arsyeshme, duhet studiuar, dëgjuar, heshtur, ndihmuar, me një fjalë, duhet të jemi të mirë, të bindemi dhe nuk di se çfarë tjetër duhet të bëjmë. Kam frikë se mençuria ime, që nuk mund të thuhet se edhe kështu është me tepri, mund të harxhohet me shumë ngut dhe të mbarojë para fundit të luftës.

*E jotja Ana*

**E mërkurë, 13 janar 1943**

*E dashur Kiti,*

Sot në mëngjes u turbullova prapë dhe nuk arrita të përfundoj asnjë nga punët që kisha nëpër duar.

Kohët e fundit po e kalojmë kohën ndryshe, domethënë mbushim kuti me salcë me lëng mishi pluhur. Salca me lëng mishi është një nga prodhimet e Gies&Co. Zoti Kugler nuk ka gjetur dot njeri tjetër për të mbushur kutitë dhe, veç kësaj, po ta bëjmë ne punën, kushton më lirë. Është po ajo lloj pune që bëjnë nëpër burgje. Tmerrësisht e mërzitshme, të shushat dhe ne qeshim kot më kot.

Jashtë po ndodhin gjëra të tmerrshme. Ditë e natë çifutët e gjorë i tërheqin zvarrë vetëm me një çantë dhe pak para që sidoqoftë më pas, gjatë udhëtimit, ua grabisin. Familjet janë ndarë, burra, gra dhe fëmijë duhet të ecin veç nga njëri-tjetri. Ka fëmijë që kthehen nga shkolla dhe nuk i gjejnë më prindërit e tyre, gra që dalin në pazar dhe, kur kthehen, e gjejnë shtëpinë të shkretuar dhe familjen të zhdukur. Edhe të krishterët holandezë kanë nisur të tremben, fëmijët e tyre i dërgojnë në Gjermani. Të gjithë dridhen nga frika. Çdo ditë mbi Holandë fluturojnë qindra aeroplanë drejt qyteteve gjermane. Ata trondisin tokën me bombat e tyre dhe çdo orë në Rusi dhe në Afrikë vdesin me qindra, madje me mijëra njerëz. Askush nuk rri dot jashtë kësaj katrahure. E gjithë bota është në luftë dhe megjithëse aleatët

kanë disa suksese, fundi i luftës është ende larg.

Sa për ne, ne jemi mirë, po, më mirë se miliona njerëz të tjerë. Jemi këtu të sigurtë, të qetë dhe në njëfarë mënyre po djegim dhjamin tonë. Jemi kaq egoistë, saqë bisedojmë gjatë edhe për "pasluftën", dëshirojmë të vishemi dhe të mbathemi me rroba të reja, ndërsa në të vërtetë duhet të kursejmë edhe qindarkën, në mënyrë që pas luftës të ndihmojmë të tjerët dhe të shpëtojmë atë që mund të shpëtohet.

Fëmijët luajnë në të ftohtë me këmisha të holla, me këpucë druri në këmbë, pa pallto, pa kapuçe, pa çorape, askush nuk i ndihmon. Stomaku i tyre është bosh, përtypin vazhdimisht ndonjë karrotë, braktisin shtëpinë e ftohtë për të dalë në rrugën e ngrirë dhe për të mbërritur në një klasë edhe më të akullt. Po, edhe në Holandë kemi arritur në këtë pikë që shumë fëmijë i ndalojnë kalimtarët dhe u lypin një copë bukë.

Mund të flas me orë për varfërinë që sjell lufta me vete, por do të trishtohesha edhe më shumë. Nuk na mbetet gjë tjetër veçse të presim fundin e kësaj fatkeqësie me sa më shumë qetësi që të mundemi. Hebrenjtë edhe të krishterët presin, e gjithë bota pret fundin e kësaj lufte dhe shumë presin vdekjen.

*E jotja Ana*

**E shtunë, 30 janar 1943**

*E dashur Kiti,*

Jam e xhindosur dhe duhet ta fsheh, dua të përplas këmbët, të ulurij, ta shkund njëherë e mirë mamanë, të qaj dhe nuk di çfarë tjetër, për shkak të fjalëve të hidhura, vështrimeve qesëndisëse, akuzave që çdo ditë më godasin si shigjeta të helmuara dhe që heq shumë për t'i nxjerrë nga trupi im. Do të doja t'i gërthisja në fytyrë mamasë, dhe Margosë, dhe Van Danëve, Duselit, madje dhe babait:- Më lini rehat, më lini të flej të paktën një natë pa e lagur jastëkun me lot, pa m'u skuqur sytë dhe pa më buçitur koka nga dhimbja e madhe. Më lini rehat të shkoj në djall, madje të iki fare nga kjo botë!

Por më kot. Nuk mund t'ua shfaq atyre dëshpërimin tim. Nuk mund t'u tregoj plagët që më shkaktojnë. Nuk do ta duro-

ja dot përgjërimin dhe mallëngjimin e tyre, do më vinte të vdisja edhe një herë.

Të gjithëve u dukem se e teproj kur them diçka, qesharake kur hesht, e paedukuar kur përgjigjem, jo origjinale kur kam një ide, dembele kur jam e lodhur, egoiste nëse ha një kafshatë më tepër, budallaqe, hajvane, e pashpirt etj. etj. Të gjithë ditën e ditës nuk dëgjoj tjetër veçse që jam e padurueshme dhe megjithëse qesh dhe hiqem sikur nuk ka ndodhur gjë, në realitet jam shumë e hidhëruar. Do të doja t'i kërkoja Zotit një karakter tjetër, në mënyrë që të mos i kisha të gjithë kundër.

Por kjo nuk është e mundur, ja që karakteri im është ky dhe e di që nuk jam e keqe, e ndiej këtë së brendshmi. Përpiqem shumë t'i kënaq të gjithë, aq sa ata nuk e parafytyrojnë dot. Kur jam e zemëruar, përpiqem të qesh, për të mos u treguar atyre trishtimin tim.

Shumë herë, mbasi mamaja më ka bërë një breshëri qortimesh të padrejta, i jam përgjigjur: "Mua aq më bën se çfarë thua ti. Më ler rehat, jam e pandreqshme." Në këto raste, pa fjalë që më sulmojnë me një lumë qortimesh: dy ditë mamaja nuk më flet dhe pastaj, befas, harron gjithçka dhe më trajton si gjithmonë.

Nuk arrij të jem e mirë një ditë dhe ditën tjetër t'i sulmoj ata me urrejtjen time. Preferoj vijën e mesme, që nuk është e artë dhe i mbaj për vete mendimet e mia. Rrekem t'i përçmoj po aq sa më përçmojnë ata. Sa mirë sikur t'ia dilja mbanë vërtet.

*E jotja Ana*

**E premte, 5 shkurt 1943**

*E dashur Kiti,*

Mos kujto se meqenëse prej kohësh nuk të kam folur për grindjet, ka ndryshuar diçka në këtë drejtim. Në fillim zoti Dusel i merrte me shumë seriozitet të gjitha këto diskutime, të cilat treteshin si kripa në ujë sakaq, por tashmë ka nisur t'ia marrë dorën dhe përpiqet të mos përzihet më.

Margoja dhe Peteri nuk janë aspak "të rinj", që të dy janë tejet të mërzitshëm dhe tejet të heshtur. Unë jam krejtësisht ndryshe dhe për këtë arsye duhet të dëgjoj po të njëjtin avaz:

"Margoja dhe Peteri nuk sillen kështu, merr shembull nga motra jote". Kjo më lëndon shumë.

Po të rrëfej hapur që nuk dua të bëhem si Margoja. Për mua ajo është shumë e butë dhe moskokëçarëse, e nënshtruar dhe që tërhiqet gjithmonë prej hunde. Unë dua të kem një karakter më të fortë. Por këto teori i mbaj për vete, do të talleshin me mua shumë, po t'i përdorja si justifikime.

Në tryezë klima është thuajse gjithmonë e tendosur. Për fat, shpesh skenat e shëmtuara ndërpriten nga supëngrënësit. Supëngrënësit janë ata që ngjiten nga zyra, për të na shoqëruar me një pjatë supë.

Sot në drekë zoti Van Dan ia nisi sërish avazit të tij, duke thënë që Margoja ha shumë pak.- Sigurisht që do të ruajë linjat,- komentoi pastaj me një ton të hidhur.

Mamaja, që është gjithmonë në krah të Margosë, klithi me zë të lartë:- Ju ndaloj të thoni budallallëqe të tilla.

Zonja Van Dan u skuq si spec, ndërsa i shoqi vështronte në hapësirë dhe heshtte.

Shpesh qeshim për motive të ndryshme. Tashi së fundi, zonja sajoi sërish një nga ato të vetat. Po tregonte për kohërat e kaluara, sesa mirë shkonte me të atin dhe sa i pëlqente të flirtonte.- Dhe ta dini,- na shpjegoi,- babai im më thoshte gjithmonë: "Nëse një burrë i zgjat pak si shumë duart, ti duhet t'i thuash: "Zotëri, mos harro që unë jam një zonjë", dhe ai do ta kuptojë menjëherë se përse bëhet fjalë. Ne u thyem më dysh nga të qeshurat, sikur të kishte treguar një barcaletë.

Edhe Peteri, sado që zakonisht është i qetë, herë pas here na jep ndonjë pretekst për t'u zbavitur. Ka fatkeqësinë që i pëlqejnë shumë fjalët e huaja, të cilave nuk ua di kuptimin. Një herë, kur për shkak të pranisë së të huajve në zyrë, ne nuk mund të përdornim banjën, kurse ai kishte një nevojë të ngutshme, shkoi në banjo, por nuk e zbrazi ujin. Për të na paralajmëruar për erën e keqe, ngjiti një pusullë mbi derë me mbishkrimin: "svp mban erë të keqe". Natyrisht, donte të thoshte "Kujdes, vjen erë e keqe", por i pëlqente ajo "svp". Nuk kishte as idenë më të vogël që kuptimi ishte "Të lutem".

*E jotja Ana*

E shtunë, 27 shkurt 1943

*E dashur Kiti,*

Pimi pret zbarkimin dita-ditës. Çërçilli kishte marrë të ftohtë dhe mezi po e merr veten. Gandi, luftëtari për lirinë e Indisë, është duke bërë grevën e tij të njëmijtë të urisë.

Zonja Van Dan pretendon se i është dorëzuar fatit të keq. Po kush ka më shumë frikë, kur dëgjohen të shtënat? Petronela van Dan, doemos.

Jani na solli letrën e peshkopit që ua drejtonte banorëve të famullisë. Ishte e bukur dhe frymëzuese. "Qytetarë të Holandës, ngrihuni dhe veproni! Secili nga ne duhet të zgjedhë armët e veta për të luftuar për lirinë e vendit tonë, të popullit tonë dhe të fesë sonë! Jepni ndihmën dhe mbështetjen tuaj. Veproni tani!" Ja, këtë predikojnë ata që nga pulpitri. A do të shërbejë për ndonjë gjë? Çifutëve, sigurisht që jo.

Dëgjo se çfarë na ka ndodhur. Pronari i kësaj shtëpie e ka shitur shtëpinë pa i thënë asnjë fjalë Kuglerit dhe Klejmanit. Një mëngjes, pronari i ri erdhi të shihte shtëpinë, i shoqëruar me një arkitekt. Për fat që ishte zoti Klejman që u tregoi gjithçka zotërinjve, duke përjashtuar strehimin tonë sekret. Bëri sikur e kishte harruar në shtëpi çelësin e derës që lidhte dy apartamentet. Pronari i ri nuk nguli këmbë. Le të shpresojmë që nuk do të kthehet vetëm për të parë strehimin tonë, përndryshe do ta kemi pisk.

Babai zbrazi një sirtar për mua dhe Margonë dhe vuri brenda skeda që nga njëra anë janë ende të bardha. Ky do të jetë skedari i librave tanë. Që të dyja shënojmë çfarë librash kemi lexuar, kush i ka shkruar dhe në ç'datë. Kam mësuar dy fjalë të reja: "shtëpi publike" dhe "koketë". Për fjalët e reja kam mbajtur një bllok të veçantë.

Sërish e kemi ndarë gjalpin dhe margarinën. Të gjithë e marrin racionin e vet në pjatë. Ndarja është shumë e padrejtë. Van Danët që përgatisin gjithmonë mëngjesin, gllabërojnë shumë më tepër sesa ne. Prindërit e mi janë më shumë për paqen sesa për ushqimin. Sa keq, sipas meje njerëzve të tillë duhet t'u përgjigjesh me të njëjtën monedhë.

*E jotja Ana*

E enjte 4 mars 1943

*Shumë e dashur Kiti,*

Zonja Van Dan ka një nofkë të re - kemi filluar ta quajmë zonja Biverbruk. Sigurisht që kjo për ty nuk ka asnjë kuptim, kështu që më lejo të ta shpjegoj. Njëfarë zoti Biverbruk flet shpesh në radion angleze për ato që ai i konsideron si bombardime tepër të lehta të Gjermanisë. Zonja Van Dan, që i kundërshton të gjithë, duke përfshirë edhe Çërçillin dhe buletinet e lajmeve është plotësisht dakord me zotin Biverbruk. Prandaj ne menduam se do të ishte një ide e mirë që ajo të martohej me të dhe, meqë ajo po kënaqej nga ideja në fjalë, këtej e tutje vendosëm ta quajmë zonja Biverbruk.

Do të kemi një magazinier të ri, meqë tjetrin e degdisën në Gjermani. Kjo është gjë e keqe për të, por për ne është e mirë, sepse i riu nuk e njeh ndërtesën. Kemi akoma frikë nga njerëzit që punojnë në magazinë.

Gandi ka nisur të hajë përsëri.

Tregu i zi po lulëzon. Po të kishim aq para sa për të paguar çmimet e çmendura të tregut, ne mund të dëndeshim së ngrëni si budallenj. Perimeshitësi ynë i blen patatet nga "Vermahti" dhe i sjell me thasë në zyrën private. Meqë dyshon se ne jemi fshehur këtu, ai kujdeset që të vijë gjatë kohës së drekës, kur punonjësit e magazinës janë jashtë.

Tani këtu po bluhet kaq shumë piper, saqë ne teshtijmë dhe kollitemi sa herë që marrim frymë. Të gjithë ata që vijnë lart na përshëndesin me një "ah-çu". Zonja Van Dan betohet se nuk do të zbresë poshtë; edhe një e thithur tjetër piperi, dhe ajo do të sëmuret.

Sipas meje babai nuk ka një punë të këndshme. Asgjë tjetër veçse pektinë dhe piper. Sa kohë që je në biznesin ushqimor, përse të mos bësh karamele?

Këtë mëngjes mbi mua u përplas përsëri një shtrëngatë e vërtetë fjalësh. Ajri u ndez me kaq shprehje vulgare, saqë veshët e mi kumbonin nga "Ana e bëri keq këtë" dhe "Van Danët e bënë mirë këtë". Vetëtima e shkreptima!

*E jotja Ana*

E mërkurë, 10 mars 1943

*E dashur Kiti,*

Dje mbrëma na prenë rrymën elektrike dhe pastaj qëlluan pareshtur. Akoma nuk më ka dalë frika nga të shtënat dhe nga aeroplanët. Thuajse çdo natë gjej strehë në krevatin e babait. Mbase është një sjellje prej fëmijësh, por sikur ta dëgjoje këtë batërdi! Nuk dëgjon as fjalët e tua, kaq shumë bubullojnë topat. Zonja Biverbruk, fatalistja, nisi sakaqherë të qahej dhe tha me zëthin e saj të trembur: "Oh, sa keq, oh sa keq ndihem kur qëllojnë!" Që në të vërtetë do të thotë: "Kam një frikë të tmerrshme".

Në dritën e qiriut gjendja nuk dukej kaq e rëndë sa në errësirë të plotë. Unë dridhesha sikur të isha në ethe dhe iu luta babait të ndizte diçka. Por ai ishte i patundur dhe qiriri mbeti i shuar. Befas dëgjojmë të shtënat e mitralozëve që janë dhjetë herë më keq sesa ato të topave. Mamaja kërcen jashtë nga shtrati dhe për mërinë e madhe të Pimit, ndez qiriun. Dhe ja sesi iu përgjigj protestave të tij: "Në fund të fundit Ana nuk është ndonjë ushtar i regjur! Pikë!"

Të kam folur për frikërat e tjera të zonjës? Them se jo. Që të jesh në dijeni të të gjithë aventurave të strehimit sekret, duhet të dëgjosh edhe këtë. Një natë zonja dëgjoi hajdutët që kishin hipur në papafingo, madje dëgjoi edhe hapat e tyre të rëndë. U përfshi aq shumë nga frika kjo zonja jonë, saqë zgjoi bashkëshortin. Atë çast hajdutët u zhdukën dhe e vetmja zhurmë që dëgjoi zotëria ishte e rrahura e zemrës së fatalistet. "Por, Puti, (emri përkëdhelës i zotërisë),- do kenë vjedhur me siguri salçiçet dhe të gjitha zarzavatet. Po Peteri? O Zot! Është akoma në shtratin e vet?"

"Peterin me siguri nuk e kanë vjedhur, mos ki frikë, dhe më ler të fle".

Por kjo nuk solli ndonjë dobi. Nga frika zonjën nuk po e zinte më gjumi.

Disa net më pas, e gjithë familja e katit të sipërm u zgjua sërish nga ajo zhurmë. Peteri shkoi në papafingo me një dritë dore dhe çfarë pa, një tufë minjsh të mëdhenj që dilnin në të gjitha drejtimet.

Tani që e morëm vesh kush ishin hajdutët, e çuam Mushin në papafingo për të fjetur dhe mysafirët e padëshiruar nuk janë kthyer më, të paktën... natën.

Disa net më parë Peteri shkoi në çati (ishte ora shtatë e gjysmë dhe kishte akoma dritë) për të marrë ndonjë gazetë të vjetër. Për të zbritur shkallët duhej të mbahej fort, por e mbështeti dorën në parvaz pa mendje dhe... ra në tokë i tmerruar. Pa e vënë re, e kishte mbështetur dorën në një mi të madh që e kishte kafshuar fort në krah. Pizhamat i ishin njollosur nga gjaku dhe ishte bërë i bardhë në fytyrë, kur mbërriti tek ne me gjunjë të dredhura. Sigurisht, të përkëdhelësh një mi të madh nuk është ndonjë gjë e lezetshme, kurse të të kafshojë një mi është dyfish tmerr.

*E jotja Ana*

**E premte, 12 mars 1943**

*E dashur Kiti,*

Më lejo të të njoh me Mama Frankun, engjëllin mbrojtës të fëmijëve! Gjalpë i freskët për të rinjtë, problemet e të rinjve modernë, mamaja është gjithmonë në anën e rinisë dhe, pasi është grindur mirë, arrin thuajse gjithmonë të fitojë.

Një vazo me gjuhë të tymosura është prishur. Drekë festive për Mushin dhe Mofin.

Oh, për pak harrova, ti nuk e njeh ende Mofin, por atë e gjetëm këtu që kur erdhëm. Është macja e magazinës dhe e zyrës dhe i mban larg minjtë. Edhe kuptimi politik i emrit të tij është i lehtë për t'u shpjeguar. Dikur firma Gies&Co kishte dy mace, një për magazinën dhe tjetrën për papafingon. Ndodhte nganjëherë që ata të dy të takoheshin. Në këto raste, pa dyshim që shpallnin luftë. Macja e magazinës ishte agresive, ndërsa ajo e papafingos dilte gjithmonë e fituar. Njësoj si në politikë. Prandaj macja e magazinës u quajt "Gjermani" ose Mofi[1] dhe ajo e papafingos "anglezi", i thirrur edhe Tomi[2]. Më pas Tomi u

1. Mofi është një term përçmues me të cilin quhen gjermanët në gjuhën holandeze.
2. Tomi është emri me të cilin thirren përgjithësisht ushtarët anglezë.

zhduk, ndërsa Mofi na zbavit kur zbresim poshtë.

Kemi ngrënë kaq shumë fasule të murrme dhe të bardha saqë më janë vështirosur. Vetëm po t'i mendoj, më përzihen zorrët.

Shpërndarja e bukës në mbrëmje është ndërprerë plotësisht.

Babai sapo pohoi se është me humor të keq. I shkreti ai, i ka sytë kaq të trishtuar.

Jam tejet e magjepsur nga libri *Trokitje në portë* të autores Ina Boudier-Bakker. Historia e familjes është përshkruar shumë bukur, ndërsa faqet e luftës, faqet rreth shkrimtarëve dhe për emancipimin e gruas nuk më pëlqejnë fort, por për hir të së vërtetës, nuk kanë asnjë rëndësi për mua.

Bombardime të llahtarshme në Gjermani. Zoti Van Dan nxin i tëri. Motivi: mungesë cigaresh.

Në diskutimin rreth problemit nëse duhen konsumuar ose jo kavanozët me konserva, fitoi partia jonë.

Asnjë palë këpucë nuk më bën më, përveç këpucëve të skive që në shtëpi janë shumë të parehatshme. Sandalet që kushtuan 6.50 gulden i vesha vetëm për një javë, pastaj përfunduan në plehra. Ndoshta Mipi arrin të gjejë diçka në tregun e zi.

Duhet të qeth babain. Pimi thotë që pas luftës nuk do të shkojë më tek berberi, kaq mirë e kryej unë atë detyrë. Vetëm se nuk duhet t'ia gërric kaq shumë veshët.

*E jotja Ana*

**E enjte, 18 mars 1943**

*E dashur Kiti,*

Turqia hyri në luftë. Të gjithë janë të tronditur. S'na durohet dot sa të vijë ora e lajmeve në radio.

**E premte, 19 mars 1943**

*E dashur Kiti,*

Vetëm një orë gëzim, që u zëvendësua dhe u fshi krejtësisht nga zhgënjimi. Turqia nuk ka hyrë në luftë, ministri ka folur vetëm për një braktisje të ardhshme të neutralitetit. Në sheshin Dam,

një gazetashitës bërtiste: "Turqia aleate me Anglinë!" Njerëzit ia rrëmbyen gazetat në duart dhe kështu lajmi i bukur, por i rremë arriti deri tek ne.

Kartëmonedhat një mijë gulden janë nxjerrë jashtë përdorimit. Kjo është një goditje e fortë për të gjithë ata që merren me tregun e zi, por sidomos për njerëz që kanë para të fshehura dhe për njerëz të fshehur. Për të ndërruar një kartëmonedhë një mijë gulden, duhet të deklarosh dhe të vërtetosh si ka arritur në duart e tua. Këto kartëmonedha mund të përdoren për të paguar taksat, por vetëm deri në fund të javës së ardhshme. Ndërkaq skaduan edhe kartëmonedhat pesëqind gulden. Firma Gies&Co. kishte shumë kartëmonedha një mijë gulden dhe i pagoi taksat për një kohë të gjatë, kështu që çdo gjë është në rregull.

Duselit i sollën një frezë të vogël, kështu që shumë shpejt do t'i nënshtrohemi një kontrolli të rreptë të dhëmbëve.

Duseli është tmerrësisht moskokëçarës ndaj rregullave të shtëpisë. Ai jo vetëm që i shkruan letra Sharlotës së tij, por mban korrespondencë edhe me njerëz të tjerë, të ndryshëm. Margoja, mësuesja e gjuhës holandeze në strehim, i ka korrigjuar këto letra për të. Babai e ndaloi dhe Margoja nuk i korrigjon më letrat, por unë mendoj se pas pak ai do t'i kthehet zakonit të tij.

"Fyhreri i gjithë gjermanëve" ka folur para ushtarëve të plagosur. Ç'pamje e trishtuar! Pyetjet dhe përgjigjet ishin pak a shumë të tilla:

- Quhem Hejnrih Shepel!
- Ku jeni plagosur?
- Në periferi të Stalingradit.
- Çfarë plagësh?
- Më kanë ngrirë dy këmbët dhe më është thyer dora e majtë!

Pikërisht në këtë mënyrë e transmetoi radioja këtë skenë groteske. Të plagosurit dukeshin krenarë për plagët e tyre, sa më shumë kishin, aq më krenarë ishin. Madje njëri u mallëngjye kaq shumë që i shtrëngoi dorën Fyhrerit (në qoftë se e kishte ende dorën), sa nuk arriti të artikulojë më asnjë fjalë.

Unë rrëzova përdhe sapunin e Duselit dhe e shkela. Tani mungon një copë e tërë. Iu luta babait që ta kompensojë për dëmet, meqë Duseli nuk merr më shumë se një sapun në muaj.

*E jotja Ana*

E enjte, 25 mars 1943

*E dashur Kiti,*

Mamaja, babai, Margoja dhe unë ishim ulur dje mbrëma të qetë e po bisedonim, kur mbërriti Peteri që i pëshpëriti diçka në vesh babait. Unë dëgjova diçka të sojit "një fuçi e rrëzuar në magazinë" dhe "zhurma të dyshimta te dera".

Edhe Margoja e dëgjoi, por u përpoq të më qetësonte paksa sepse isha zbehur dhe isha llahtarisur shumë. Ne të tre ndenjëm duke pritur; babai ndërkaq zbriti me Peterin. Vetëm dy minuta më vonë zonja Van Dan u kthye nga zyra ku po dëgjonte radion, duke thënë që Pimi i ishte lutur ta shuante dhe të ngjitej lart pa zhurmë. Por siç ndodh gjithmonë, kur do t'i kryesh gjërat sa më në qetësi, shkallaret e shkallës së vjetër kërcisnin dy herë më shumë se zakonisht. Peteri dhe Pimi të zverdhur deri në majë të hundës, u ngjitën pas pesë minutash dhe na treguan se çfarë kish ndodhur.

Ata kishin qëndruar në fund të shkallës duke pritur, por më kot. Kur befas dëgjojmë dy zhurma të forta, sikur këtu në shtëpi kishin përplasur dy dyer. Pimi kthehet lart sakaq, Peteri paralajmëron edhe Duselin, i cili më në fund vendos të ngjitet duke bërë zhurmë dhe rrëmujë. Pastaj të zbathur u ngjitëm edhe një kat më lart te Van Danët. Ai ishte i sëmurë dhe rrinte në shtrat dhe ne u mblodhëm rreth tij dhe me zë të ulët i njoftuam dyshimet tona. Sa herë që kollitej ai, zonja e tij dhe unë, rrezikonim të binim në tokë nga frika. Ai vazhdoi kështu derisa dikush pati idenë e mrekullueshme t'i jepte kodeinë. Kështu, kolla pushoi aty për aty.

Prit e prit, por asgjë nuk dëgjohej. Kështu të gjithë menduam që hajdutët, duke dëgjuar hapa në një shtëpi zakonisht kaq të qetë, ia kishin mbathur. Problemi ishte që radioja poshtë ishte në stacionin e Anglisë dhe karriget gjendeshin akoma rreth saj. Në qoftë se dera ishte thyer dhe shërbimi kundërajror e kishte vënë re dhe kishte njoftuar policinë, ngjarja do të kishte rrjedhime të hidhura. Kështu, zoti Van Dan, u ngrit, veshi pantallonat dhe hodhi pallton, vuri kapelen në kokë dhe zbriti me shumë kujdes pas babait, i ndjekur nga Peteri që për siguri ishte armatosur me një çekan të rëndë. Zonjat sipër (përfshirë Margonë

dhe mua) mbetën në ankth për pesë minuta, deri sa zotërinjtë u kthyen, duke i siguruar që çdo gjë shkonte për mrekulli. Vendosëm të mos derdhnim ujë dhe të mos e pastronim banjon, por meqenëse shqetësimi ua kish turbulluar stomakun të gjithëve, mund ta marrësh me mend erërat që mbretëronin aty brenda, pasi secili prej nesh bëri nga një vizitë në banjo.

Fatkeqësitë nuk vijnë kurrë vetëm. Një: Kambanat e Uestertorenit nuk bien më; ai tingull më kish dhënë gjithmonë një ndjenjë paqeje dhe sigurie; dy, zoti Voskuil, një natë më parë kishte ikur shpejt nga zyra dhe ne nuk e dinim nëse Bepi kishte arritur ta gjente çelësin dhe mbase nuk kishte harruar të mbyllte derën.

Por kjo nuk kishte shumë rëndësi tani, ishte akoma mbrëmje dhe ne kishim rënë në kthetrat e pasigurisë, megjithëse dalëngadalë nisëm të çliroheshim, meqenëse nga ora tetë e një çerek, kur hajduti kish nisur punën e vet dhe ne ishim si mbi gjemba, deri në dhjetë e gjysmë, nuk ish dëgjuar më asgjë. Po ta mendoje mirë, na dukej thuajse e pamundur që një hajdut të përpiqej të hapte një derë në këtë orë, kur rruga gëlonte nga njerëzit. Pastaj njërit prej nesh i shkoi në mendje që ndoshta ai ishte përgjegjësi i magazinës së fqinjëve tanë, të firmës Keg, që punonin ende. Për shkak të ankthit dhe të mureve të holla, është e lehtë të ngatërrosh zhurmat dhe fantazia në këto momente kaq delikate, mund të të luajë shakara të liga.

Kështu pra, shkuam të flinim, por askënd nuk po e zinte gjumi. Babai ashtu si dhe mamaja dhe zoti Dusel ndenjën zgjuar për një kohë të gjatë, kurse unë, po ta teproj pak, mund të them se nuk mbylla sy gjithë natën. Sot në mëngjes zotërinjtë zbritën dhe provuan portën e jashtme për të marrë vesh nëse ishte ende e mbyllur. Çdo gjë ishte në rregull.

Kjo ngjarje aspak e lezetshme iu përshkrua në hollësirat më të vogla personelit të zyrës. Për këto gjëra është kollaj të qeshësh, pasi kanë kaluar dhe vetëm Bepi i mori seriozisht.

*E jotja Ana*

P.S. Këtë mëngjes u zu banja dhe babait iu desh të ngulte një shkop të gjatë prej druri dhe të nxirrte disa kg. jashtëqitje dhe receta luleshtrydhesh (që këto ditë ne po i përdorim si letër higjienike). Më pas shkopin e dogjëm.

**E shtunë, 27 mars 1943**

*E dashur Kiti,*

Kursi i stenografisë po mbaron. Tani po ushtrohemi vetëm që të fitojmë shpejtësi. Sa të zonjat jemi bërë! Po të kallëzoj përsëri diçka nga "detyrat me të cilat vrasim kohën" (i quaj kështu sepse nuk bëjmë gjë tjetër veçse i shtyjmë ditët sa mundim, në mënyrë që fundi i kësaj periudhe të vijë sa më shpejt). Jam e mrekulluar nga mitologjia, dhe sidomos nga mitologjia greke dhe romake. Këtu në strehim të gjithë mendojnë se këto janë pasione të çastit, sipas tyre nuk kanë njohur kurrë vajza të cilave t'u pëlqejnë zotat. Aq më bën, kjo do të thotë që unë jam e para!

Zoti Van Dan është ftohur, ose më mirë: i kruhet fyti. Për kaq gjë, ai ankohet shumë. Bën gargarë me kamomil, i lyen me jodio, vë balsam në gjoks, në hundë, në dhëmb dhe gjuhë dhe, mbas të gjitha këtyre, deklaron edhe që është me humor të keq.

Rajteri, një ushtarak i lartë nazist, ka mbajtur një fjalim. "Të gjithë çifutët duhet të braktisin territoret e pushtuara nga gjermanët brenda 1 korrikut. Nga 1 prilli deri më 1 maj do të pastrohet krahina e Utrehtit (sikur njerëzit të ishin buburreca), nga 1 maji deri më 1 qershor Holanda e Veriut dhe e Jugut". Këta njerëz të gjorë dërgohen në thertore para kasapit sikur të ishin një tufë bagëtish të sëmura dhe e lënë pas dore. Por më mirë të mos flas për këtë, se pastaj më pushtojnë ankthet.

Një tjetër lajm i mirë është që seksionit gjerman të Dhomës së Punës i kanë vënë zjarrin sabotuesit. Pas disa ditësh i erdhi radha zyrave të Gjendjes civile. Burra të veshur si policë gjermanë kanë lidhur rojat dhe ia dolën të nxirrnin që andej dokumente të rëndësishme.

*E jotja Ana*

**E enjte, 1 prill 1943**

*E dashur Kiti,*

Nuk kam asnjë dëshirë të bëj shaka (megjithëse është dita e gënjeshtrave). Përkundrazi, sot mund të ripërsëris fjalën e urtë: "Fatkeqësitë nuk vijnë kurrë vetëm".

Sa për të filluar, zoti Klejman që na sjell gjithmonë lajme të gëzuara, dje pati një hemorragji të fortë në stomak dhe i duhet të rrijë në shtrat të paktën për tre javë. Duhet ta dish që ai vuan prej kohësh nga ky tip hemorragjie, për të cilin me sa duket nuk ka ilaç. Së dyti, Bepi është me grip. Së treti, javën e ardhshme, zoti Voskuil do të shtrohet në spital. Ka të ngjarë të ketë një ulçer në stomak dhe të operohet.

Së katërti, drejtuesit e industrive Pomosin erdhën nga Frankfurti për të diskutuar për furnizimet e reja të Opektas. Babai i kishte shqyrtuar të gjitha hollësitë me kujdes, së bashku me zotin Klejman, por për shkak të nxitimit, nuk e udhëzoi siç duhet Kuglerin.

Zotërinjtë arritën nga Frankfurti dhe babai po dridhej nga ankthi se si do të shkonin bisedimet.- Oh, sikur të merrja pjesë dhe unë në atë bisedë,- qahej ai.

- Provo të mbështetësh veshin në dysheme. Me siguri ata do të mblidhen në zyrën private dhe ti mund të dëgjosh gjithçka.

Fytyra e babait u ndriçua dhe në dhjetë e gjysmë të mëngjesit Pimi dhe Margoja (dy veshë janë më shumë se një) u vunë në përgjim. Bisedimet nuk përfunduan dot në mëngjes, por pas drekës babai nuk ishte më në gjendje të përgjonte. Pozicioni i pazakonshëm dhe i parehatshëm e kishte dërrmuar. E zëvendësova unë në orën dy e gjysmë. Margoja po më shoqëronte; biseda ishte kaq tmerrësisht e zgjatur dhe e mërzitshme, saqë më zuri gjumi në dyshemenë e ftohtë dhe të fortë, të mbuluar me linoleum. Margoja nuk guxonte të më prekte, nga frika se mos ata poshtë na dëgjonin dhe me sa duket as nuk mund të më thërriste. Fjeta një gjysmë ore të mirë, pastaj u zgjova e trembur: kisha harruar gjithë pjesën më të rëndësishme të bisedës. Për fat që Margoja kishte qenë më e vëmendshme se mua.

*E jotja Ana*

**E premte, 2 prill 1943**

*E dashur Kiti,*

Duhet të të vë në dijeni për një gjë tjetër të tmerrshme nga lista ime e mëkateve. Dje mbrëma isha në shtrat dhe po prisja që të

vinte babai për të thënë lutjet bashkë me mua dhe për të më uruar natën e mirë, kur hyri mamaja, u ul në cep të shtratit, dhe më pyeti fare thjeshtë:- Ana, babai nuk mund të vijë, a mund të lutemi së bashku?

- Jo mama,- iu përgjigja.

Mamaja u ngrit, qëndroi në këmbë pranë shtratit, pastaj eci bëri disa hapa drejt derës. Befas u rrotullua dhe me një shprehje të pikëlluar tha:- Nuk dua të zemërohem me ty, zemra nuk urdhërohet. Kur ajo doli nga dera, disa lot të mëdhenj i rrokullisesshin në faqe.

E ndjeva veten shumë keq që e kisha përcjellë aq vrazhdë, por e dija edhe që nuk mund të sillesha ndryshe. Nuk di të hiqem dhe nuk do të mund të lutesha me të, kundër vullnetit tim. Ishte krejt e pamundur, më vinte keq për mamanë, shumë keq, sepse për herë të parë në jetën time vura re që sjellja ime e ftohtë, e vret shumë atë. Pashë hidhërimin në fytyrën e saj, kur po fliste për ndjenjat. Është e vështirë të artikulosh të vërtetën, por e vërteta është që pikërisht ajo më ka larguar nga vetja me komentet e saj të papërshtatshme dhe me qesëndisjen për problemet, për të cilat unë nuk dua të bëj shaka. Kjo më ka bërë t'i largohem dashurisë së saj. Pikërisht, siç ndihem e helmuar sa herë që ajo më drejton fjalë të vrazhda, ashtu u ndie edhe ajo sot, kur vuri re që dashuria mes nesh në të vërtetë po zhduket.

Qau gati gjithë natën dhe nuk fjeti mirë. Babai nuk më hedh as sytë dhe, kur e bën, ia lexoj në sy pyetjen: "Përse je kaq mizore, si është e mundur që e lëndove kaq shumë mamanë?"

Të gjithë presin që unë të kërkoj falje, por nuk mundem, sepse ajo që thashë është e vërtetë dhe herët ose vonë mamaja duhet ta merrte vesh. Jam indiferente para lotëve të saj dhe vështrimeve të babait, sepse që të dy ata e vunë re për herë të parë atë që unë e vuaj prej kohësh. Mund të provoj vetëm keqardhje për mamanë, i përket asaj të vendosë si do të sillet më tej. Sa për mua, unë vazhdoj ta mbaj gojën me dryn dhe të tregohem e ftohtë. Edhe në të ardhmen nuk do të tërhiqem para të vërtetës, sepse sa më shumë ta shtysh, aq më e hidhur bëhet.

*E jotja Ana*

E martë, 27 prill 1943

*E dashur Kiti,*

Këtu të gjithë grinden me të gjithë. Mamaja me mua, Van Dani me babain, mamaja me zonjën e tij, të gjithë janë të zemëruar, atmosferë e mirë apo jo? Përmbajtja e listës të zakonshme të mëkateve të Anës, është sërish në rendin e ditës.

Vizitorët tanë gjermanë u kthyen të shtunën e kaluar. Ata qëndruan deri në orën gjashtë. Ne të gjithë lart rrinim ulur, duke mos guxuar të lëviznim as edhe gishtin. Në qoftë se në ndërtesë ose aty rrotull nuk është asnjeri duke punuar, në zyrën private mund të dëgjohet çdo hap. Më dukej sikur kisha ethe ngaqë duhej të rrija ulur; të qëndroja pa lëvizur për një kohë të gjatë gati ishte një dënim për mua.

Zoti Voskil është në spital, ndërsa zoti Klejman sapo është kthyer në zyrë, hemorragjia u ndal më shpejt sesa parashikohej. Ai na rrëfeu që zyrat e shtetit ishin bërë për faqe të zezë nga zjarrfikësit të cilët, në vend që të shuanin zjarrin, lagën çdo gjë. Më bëhet zemra mal!

Hoteli Karlton është shkatërruar, dy aeroplanë anglezë që kishin në bord një ngarkesë të bollshme me bomba, u përplasën pikërisht në zyrat e tij. Në kryqëzimin midis Vijzelshtrasit dhe Singelit mori zjarr gjithçka. Inkursionet e aeroplaneve mbi qytetet e gjermanëve po bëhen çdo ditë edhe më të rënda. Nuk ka më asnjë natë të qetë dhe sytë e mi janë bërë me qeska, për shkak të mungesës së gjumit.

Hamë shumë keq, mëngjes me bukë të thatë dhe kafe surrogato, drekë kemi dy javë spinaq ose sallatë, patatet me zhardhokët 20 centimetra të gjata kanë një shije shumë të keqe të ëmbël. Në qoftë se doni të dobësoheni, ejani në strehimin tonë sekret. Ata lart vetëm ankohen, kurse ne durojmë pa nxjerrë zë.

Të gjithë holandezët që kanë luftuar ose që ishin mobilizuar më 1940, janë thirrur dhe duhet të punojnë për Fyhrerin në kampet për robërit e luftës. Kjo duhet të jetë një masë paraprake kundër zbarkimit.

*E jotja Ana*

E shtunë, 1 maj 1943

*E dashur Kiti,*

Dje ishte ditëlindja e Duselit. Në fillim ai bëri sikur nuk donte ta festonte, por kur Mipi arriti me një çantë të madhe pazari të mbushur plot e përplot me dhurata, ai u emocionua si një fëmijë i vogël. Lotja[1] e tij e dashur i ka dërguar vezë, gjalp, biskota, limonatë, bukë, konjak, kek me mjaltë e bajame, lule, portokaj, çokollatë, libra dhe letër shkrimi. Ai budallai plak i grumbulloi dhuratat mbi tavolinë dhe i ekspozoi ato jo më pak se tre ditë!

Mos kujto se ai po vdes nga uria. Në dollapin e tij ne gjetëm bukë, djath, reçel dhe vezë. Është plotësisht e turpshme që Duseli, të cilin ne e kemi trajtuar me kaq dashamirësi dhe të cilin e morëm që ta shpëtonim nga kampi, ta mbushë barkun pas kurrizit tonë dhe të mos na japë asgjë. Në fund të fundit, ne çdo gjë që kishim e kemi ndarë me të! Por ç'është më e keqja, që ai është kaq koprac, me zotin Klejman, zotin Voskil dhe Bepit. Ai nuk u jep atyre asgjë. Sipas pikëpamjes së Duselit, portokajtë i bëjnë më mirë stomakut të tij sesa zotit Klejman të sëmurë.

Dje mbrëmë m'u desh t'i mblidhja të gjitha gjërat e mia katër herë me radhë, kaq shumë qëllonin. Sot përgatita një valixhe të vogël ku vura gjërat më të rëndësishme, në rast se duhet të ikim. Mamaja më pyet vazhdimisht:- Po ku do ikësh?

E gjithë Holanda po ndëshkohet, për shkak të grevave të punëtorëve. Është shpallur gjendja e jashtëzakonshme dhe secili do të marrë një triskë gjalpi më pak. Fëmijët janë lënë mënjanë.

Sot i lava flokët mamasë. Në kohërat që po kalojnë, as kjo nuk është fort e lehtë. Duhet të përdor një sapun jeshil që të ngjitet nëpër duar, sepse shampoja ka mbaruar dhe, veç kësaj, mamasë nuk i krihen flokët mirë, sepse krëhëri i familjes nuk ka më shumë se dhjetë dhëmbë.

*E jotja Ana*

E diel 2 maj 1943

Nganjëherë mendoj për jetën tonë këtu dhe jam e mendimit që

1. Emri përkëdhelës i së shoqes.

në krahasim me çifutët e tjerë që nuk janë fshehur, ne jemi si në parajsë. Por më pas, kur gjithçka të kthehet në jetën normale, e di që do ta pyes veten sesi mundëm, në njëfarë mënyre, "të binim kaq poshtë", duke pasur parasysh që në shtëpinë tonë mbretëronte rregulli. Sjelljet tona lenë shumë për të dëshiruar. Për shembull, që kur jemi këtu, mbi tryezë është një mushama që, për shkak të përdorimit të zgjatur, nuk mund të themi më që është e pastër. Shpesh përpiqem ta rregulloj paksa, por me një copë leckë të grisur dhe që është blerë shumë përpara se të fshiheshim, mund të përpiqem sa të dua, por mushamaja nuk pastrohet. Van Danët kanë gjithë dimrin që flenë në çarçafë fanellate që këtu nuk mund të lahen, sepse sapuni pluhur që blejmë me triskat është në një sasi shumë të vogël dhe me një cilësi të tmerrshme. Babai sillet rrotull me pantallona të grisura dhe gravata duket një orë larg që është e konsumuar. Korseja e mamasë sot u shqep nga përdorimi dhe nuk mund të qepet më, ndërsa Margoja mban një sutjen dy masa më të vogla. Mamaja dhe Margoja gjithë dimrin bënë si bënë me tre këmisha të dyja, kurse të miat janë kaq të vogla, saqë nuk më mbulojnë as barkun. Sigurisht, janë të gjitha gjëra pa rëndësi, por nganjëherë pyes veten: "Si do të bëjmë ne që u mësuam të përdorim gjëra të konsumuara - nga brekët e mia deri te furça e rrojës së babait - të kthehemi në stilin tonë të jetës si para lufte?

**E diel 2 maj, 1943**

*Qëndrimi i banorëve të strehimit ndaj luftës.*
*Zoti Van Dan.* Sipas opinionit të të gjithëve ky zotëri i nderuar karakterizohet nga një mprehtësi e madhe për çështjet politike. Megjithatë, ai parashikon se ne do të rrimë këtu deri në fund të '43-shit. Kjo është një kohë shumë e gjatë megjithatë mund të durojmë deri atëherë. Por kush na siguron ne se kjo luftë që nuk ka shkaktuar asgjë tjetër veçse vuajtje dhe hidhërim, do të mbarojë deri atëherë? Dhe se neve dhe atyre që na ndihmojnë nuk do t'u ndodhë asgjë shumë më parë se të vijë ajo kohë? Asnjeri! Prandaj çdo ditë është e mbushur me tension. Pritja dhe shpresa pjellin ankth ashtu si frika - për shembull, kur dëgjojmë

një zhurmë brenda ose jashtë shtëpisë, kur qëllojnë ose kur lexojmë në gazetë "njoftime" të reja, meqë kemi frikë se ndihmësit tanë ndonjëherë mund të detyrohen të fshihen për vete. Gjatë këtyre ditëve të gjithë flasin se duhet të fshihen. Në fakt, ne nuk e dimë se sa njerëz janë fshehur; natyrisht numri është relativisht i vogël i krahasuar me popullsinë e përgjithshme, por më vonë pa dyshim do të habitemi se sa shumë njerëz të mirë në Holandë ishin të gatshëm t'i merrnin hebrenjtë dhe të krishterët në shtëpitë e tyre me ose pa para. Gjithashtu ka edhe një numër të pabesueshëm njerëzish me dokumente identiteti të rreme.

*Zonja Van Dan.* Kur kjo zonjushe e bukur (sipas përshtypjes së saj) dëgjoi se këto ditë ishte bërë më e lehtë të sigurosh dokumente të rrema, propozoi menjëherë se secili nga ne duhet të sigurojë një. A thua se kjo s'ishte gjë fare, a thua se babai dhe zoti Van Dan ishin të mbushur me para!

Zonja Van Dan thotë gjithmonë gjërat më qesharake dhe Puti i saj shpeshherë irritohet. Por kjo nuk është për t'u habitur, sepse një ditë Kerli thotë, "Kur të mbarojë e gjithë kjo, unë do të pagëzohem"; dhe më pas, "Me sa më kujtohet, kam dashur gjithmonë të shkoj në Jeruzalem. E ndjej veten si në shtëpi, vetëm me hebrenjtë e tjerë!"

*Pimi* është një optimist i madh, por ka gjithmonë një shkak.

*Zoti Dusel* mendon gjërat më të çuditshme dhe kushdo që dëshëron ta kundërshtojë Madhërinë e tij, do të bënte mirë të mendohej dy herë. Në shtëpinë e Albert Duselit fjala e tij është ligj, por kjo nuk i shkon fare për shtat Ana Frankut.

Ajo që mendojnë për luftën pjesëtarët e tjerë të strehimit, nuk ka rëndësi. Kur bëhet fjalë për politikë, këta të katërt janë të vetmit që kanë rëndësi. Në fakt vetëm dy prej tyre vlejnë, por zonja Van Dan dhe Duseli e përfshijnë edhe veten e tyre.

**E martë, 18 maj 1943**

*E dashur Kiti,*

Kemi ndjekur një betejë ajrore midis aeroplanëve anglezë dhe gjermanë. Për fat të keq, disa aleatëve iu desh të hidheshin me parashuta. Ai që na furnizon me qumësht e që banon në Halfueg,

ka parë katër kanadezë të ulur në rrugë, njëri prej tyre fliste holandisht në mënyrë të përsosur. Ai i kërkoi furnitorit një shkrepse për të ndezur cigaren dhe i rrëfeu që aeroplani kishte një ekuipazh prej 6 njerëzish. Piloti kishte vdekur i djegur dhe burri i pestë ishte fshehur diku aty rreth e rrotull. Policia e Gjelbër shkoi t'i kapte këta katër djem shëndoshë e mirë. Si është e mundur, pas një fluturimi kaq spektakolar me parashutë, të jesh sërish në humor?

Megjithëse bën tmerrësisht nxehtë, duhet të ndezim sobën çdo ditë për të djegur mbeturinat e zarzavateve dhe mbeturina të tjera. Nuk mund të hedhim asgjë në plehra, sepse duhet t'i ruhemi gjithmonë magazinierit. Mjafton kaq pak për të na tradhtuar.

Të gjithë studentët duhet të nënshkruajnë një dokument duke deklaruar se "simpatizojnë të gjithë gjermanët dhe janë dakord me regjimin e ri". Tetëdhjetë për qind e tyre nuk kanë pranuar të shkelin mbi bindjet e veta. Rrjedhimet janë dukur shpejt. Të gjithë studentët që nuk kanë nënshkruar dërgohen në një kamp pune në Gjermani. E kush do të mbesë në këtë vend, në qoftë se të gjithë të rinjtë duhet të shkojnë si kafshë pune në Gjermani?

Për shkak të shtënave shumë të forta, sonte natën mamaja mbylli dritaren. Unë isha shtrirë në shtratin e Pimit. Befas, tamam sipër kokave tona, zonja kërceu nga shtrati sikur ta kishte kafshuar Mushi dhe më pas vijoi një goditje e fortë. Pata përshtypjen që pranë shtratit tim kishte rënë një bombë zjarrvënëse: "Dritë, dritë",- ulërita.

Pimi ndezi llambën. Po prisja që dhoma të përfshihej nga zjarri nga çasti në çast. Nuk ndodhi asgjë. Vrapuam të gjithë lart për të parë se çfarë kishte ngjarë. Zotëria dhe zonja e tij kishin parë një dritë të kuqe nga dritarja e hapur, ai kishte kujtuar që kishte rënë zjarr aty afër, kurse ajo kishte kujtuar se kishte marrë zjarr shtëpia. Pas bubullimës, zonja e dashur kishte kërcyer në këmbë dhe dridhej e gjitha. Duseli kishte qëndruar lart duke pirë cigare, kurse ne u kthyem në shtrat. Nuk kaloi një çerek ore, kur të shtënat rifilluan. Zonja u ngrit përsëri dhe zbriti në dhomën e Duselit për të gjetur qetësinë që pranë të shoqit nuk i lejohej. Duseli e priti me këto fjalë: "Eja këtu në shtrat me mua, moj çupkë!"

Ne të gjithë ia dhamë të qeshurit. Nuk ia vinim më veshin të shtënave të topave, frika na u hoq tutje si me dorë.

*E jotja Ana*

**E diel, 13 qershor 1943**

*E dashur Kiti,*

Poezia që babai shkroi për ditëlindjen time është kaq e bukur, sa nuk mund të mos e kopjoj në ditarin tim.

Meqenëse Pimi shkruan në gjermanisht, ia dhashë Margosë të ma përkthente. Po ta lë ty që ta gjykosh nëse ia ka dalë mbanë me nder kësaj pune të vështirë, të cilës i doli për zot vetë. Pas një përmbledhjeje të shkurtër të ngjarjeve të vitit, ja si vazhdon poezia:

*Je më e reja, por nuk je më fëmijë*
*Jetën s'e ke të lehtë, vogëlushe e mirë,*
*të gjithë ne duam të jemi mësues*
*dhe për ty ky është një mundim torturues.*
*"Me përvojën tonë do të mësojmë*
*ne i dimë të gjitha dhe do të ndihmojmë."*
*Gjithmonë kështu ndodh oho, ohoho!*
*Sheh qimen te fqinji, por trarin te vetja jo.*
*Shumë të këshillojmë, të qortojmë shpesh,*
*Mbase shumë e mërzitur je prej nesh.*
*Nuk qortohet i rrituri, jo*
*Dihet se s'mund të t'japim gjithnjë të drejtë,*
*Duhet të mësohesh të kesh durim*
*edhe pse kafshatën e hidhur e gëlltit.*

*Koha këtu nuk duhet shpërdoruar*
*dhe ti e ke shfrytëzuar me kujdes e mirë;*
*Me libra, me mësime dhe me punë:*
*Jo, jo nuk je mërzitur shumë.*

*Tani për rrobet ti pyet shpesh:*
*"Si dhe çfarë duhet që të vesh?*
*Gjithçka më rri e vogël dhe e ngushtë*

*ky fustani tani më është i gjithi leckë.*
*Dhe pastaj këpucët...s'dua t'i kujtoj*
*Pse pikërisht mua më mundojn?!"*

*"10 cm. çdo vit mos u zgjat*
*përndryshe veshja kaq e pat!"*

Vargjet që flasin për ushqimin, Margoja nuk mundi t'i përktheje të rimuara, kështu që po i lë mënjanë. Si të duket? Nuk është shumë e bukur kjo vjershë?

Veç kësaj më llastuan shumë dhe më dhuruan gjëra shumë të lezetshme. Midis të tjerave një libër të madh nga lënda ime e preferuar: mitologjia e Greqisë së Lashtë dhe e Romës. Nuk mund të ankohem, as për mungesë karamelesh, të gjithë kanë nxjerrë diçka nga rezervat e fundit. Meqë jam e përkëdhelura e familjes, më mbushën me dhurata, më shumë sesa prisja në të vërtetë.

*E jotja Ana*

**E martë, 15 qershor 1943**

*E dashur Kiti,*

Kanë ndodhur shumë gjëra, por kam gjithmonë përshtypjen se po zgjatem shumë me këto ndodhira. Mbase ti je më e kënaqur kur nuk merr kaq shumë letra. Prandaj, do t'i bie shkurt.

Zoti Voskili nuk e bëri atë operacionin e stomakut. Ai dergjej në tryezën e operacionit, me barkun të çarë, kur doktorët vunë re që kishte një tumor shumë të zhvilluar që nuk mund të operohej më. Ia mbyllën barkun, e mbajtën në spital për tre javë, duke i dhënë për të ngrënë mirë. Pastaj e nisën në shtëpi.

Por ata bënë një gabim të pafalshëm: i thanë të gjorit saktësisht se çfarë e priste. Ai nuk mund të punojë më dhe rri në shtëpi i rrethuar nga tetë fëmijët e tij, duke menduar për vdekjen që po afrohet.

Më ther në shpirt që nuk mund të dalim, përndryshe do të kisha shkuar shpesh tek ai për të kaluar kohën dhe për t'ia hequr

mendimet e liga. Sa keq edhe për ne që i miri Voskil nuk e ka mendjen më në ato që ndodhin në magazinë. Ai ishte ndihmësi dhe mbështetja jonë më e madhe në këtë strehim, na merr malli shumë për të.

Javën e ardhshme duhet të dorëzojmë radion. Klejmani ka në shtëpi një aparat të vogël të cilin nuk e ka deklaruar. Do të na japë atë, në vend të Filipsit tonë të madh. Më pikon në zemër që duhet të dorëzojmë këtë radio të bukur, por një shtëpi ku janë strukur klandestinë, nuk duhet të tërheqë vëmendjen e autoriteteve për asnjë arsye. Radion e vogël me siguri do ta mbajmë lart. Çifutë klandestinë, qindarka klandestinësh dhe përse jo, edhe një radio klandestine.

Të gjithë përpiqen të dorëzojnë një radio të vjetër, në vend të "burimit të guximit" të tyre. Në fund të fundit, është e vërtetë. Kur lajmet nga jashtë përkeqësohen, radioja, me zërin e saj të mrekullueshëm, të jep një dorë për të mos e humbur kurajon dhe të pëshpërit ëmbël në vesh. "Hajt, kokën lart, kohë më të mira do të vijnë."

*E jotja Ana*

**E diel, 11 korrik 1943**

*E dashur Kiti,*

Për t'u kthyer edhe një herë në temën e edukatës, dua të të them që përpiqem shumë të jem sa më e urtë, sa më e sjellshme, sa më e këndshme për të gjithë, në mënyrë që stuhia e kritikave që më vërsulen, të reduktohet në një shi të lehtë. Është tmerrësisht e vështirë të jesh e mirë me kaq shumë njerëz, të cilës nuk i duroj dhe që shtiren të gjithë. Por e vë re që më kanë me sy të mirë vetëm kur sillem me pak hipokrizi dhe e braktis zakonin tim të vjetër për të ta përplasur në fytyrë atë që mendoj (megjithëse askush nuk më kërkon mendim ose nuk e merr me seriozitet atë). Është e qartë që shpesh nuk arrij ta mbaj veten përpara padrejtësive dhe pastaj për katër javë me radhë nuk flitet për gjë tjetër veçse për çupkën më të paedukuar në botë. A të vjen keq për mua, ndonjëherë? Për fat të mirë që nuk jam noprane, sepse përndryshe do të thartohesha shumë dhe nuk do ta ruaja dot

humorin tim të mirë. Zakonisht rrekem të shoh anën qesharake të predikimeve, por pa dyshim është më e lehtë kur britmat drejtohen nga të tjerët dhe viktima nuk jam unë.

Vendosa (pas reflektimeve të gjata) të mos merrem gjatë me stenografi. Së pari, sepse dua t'u kushtoj më shumë kohë lëndëve të tjera, dhe së dyti, për shkak të syve, që për mua janë kthyer në një telash serioz. Jam shumë miope dhe duhet të vija gjyslyke që para shumë kohësh (sa qesharake do të dukesha!). Por siç e di dhe ti mirë, ata që fshihen nuk mund...

Dje, e gjithë shtëpia fliste vetëm për sytë e Anës, sepse mamaja kishte propozuar të më çonin tek okulisti e shoqëruar me zonjën Klejman. Vetëm ta mendoja e më dridheshin gjunjët, sepse nuk është gjë e vogël. Të dilja në rrugë! Mendo, të ecja nëpër rrugë! Në fillim u tremba për vdekje, pastaj nisa të lumturohem. Por nuk është kaq e lehtë, sepse jo të gjithë autoritetet që duhet të jepnin miratimin, ishin të një mendjeje. Duheshin vënë në peshore vështirësitë dhe rreziqet. Mipi donte të më merrte aty për aty me vete, pa e zgjatur shumë. Mora nga dollapi pallton bojë hiri, por ishte kaq e ngushtë, saqë dukej sikur kisha veshur atë të motrës së vogël. Është e shkurtër dhe kopsat nuk më mbërthehen. Jam shumë kureshtare si do ta zgjidhim këtë çështje, megjithëse nuk besoj se do të bëhet, se ndërkaq anglezët zbarkuan në Sicili dhe babai mendon sërish se "fundi" do të jetë i shpejtë.

Bepi ka shumë punë në zyrë, prandaj unë dhe Margoja e ndihmojmë. Për ne kjo është e rëndësishme, por me sa duket edhe për të, sepse i japim një dorë vërtet. Kushdo mund të dijë të mbajë një korrespondencë dhe të shënojë në një regjistër shitjet, por ne të dyja jemi veçanërisht të përpikta.

Mipi punon shumë. Thuajse çdo ditë rrëmon nëpër pazare për zarzavate dhe i sjell me biçikletë, të rrasura në çanta të mëdha pazari. Çdo të shtunë është ajo që merr pesë libra në bibliotekë. Ne e presim gjithmonë me ankth të shtunën, sepse do të mbërrijnë librat. Tamam si fëmijë të vegjël që marrin një dhuratë. Njerëzit e zakonshëm nuk e dinë sesa të rëndësishme janë librat për një njeri që qëndron i fshehur. Leximi, studimi dhe radioja janë të vetmet zbavitje që na kanë ngelur.

*E jotja Ana*

E martë, 13 korrik 1943

*E dashur Kiti,*

Tryeza më e bukur
Dje pasdreke, me pëlqimin e babait, e pyeta Duselin (me shumë edukatë) nëse mund të më lejonte të përdorja tryezën dy herë në javë, nga ora katër deri në pesë e gjysmë. Unë e përdor tashmë çdo ditë, nga ora dy e gjysmë deri në katër, kur Duseli fle, por pjesën tjetër të kohës dhoma dhe tryeza janë të papërdorshme nga ana ime. Në sallonin e përbashkët, mbasditeve ka shumë zhurmë, as nuk mund të punohet dhe pastaj hera-herës, pikërisht në atë orë, i pëlqen edhe babait të punojë në tryezë.

Motivi ishte i rëndësishëm dhe kërkesën ia kisha bërë me një mirësjellje të tepruar. Dhe çfarë mendon se m'u përgjigj, Duseli ynë i urtë? "Jo!" Kaq, pa e zgjatur shumë, "jo!"

U pezmatova por nuk i dorëzova armët, ndaj e pyeta për shkakun e kësaj "jo-je". Rashë nga shiu në breshër. Dëgjo se çfarë më ulëriti ky zotëri në fytyrë: "Edhe unë duhet të punoj. Duhet të përfundoj punën time, që është e rëndësishme. Kurse ti merresh me budallallëqe! "Mitologjia", çfarë studimi është ky. Dhe as leximi e asgjë tjetër nuk janë punë të vërteta për be! Jo, do të vazhdoj ta përdor unë tryezën."

Ju përgjigja si një engjëll i vërtetë: "Zoti Dusel, shih se unë punoj seriozisht. As unë nuk kam ku të punoj mbasditeve, prandaj po ju lutem edhe një herë ta rishikoni kërkesën time!"

Pasi tha këtë, Ana e lënduar u rrotullua mbi taka dhe u hoq sikur Duseli i urtë nuk ekzistonte më. Në fakt, po merrte flakë nga inati dhe mendonte se Duseli ishte treguar tmerrësisht i paedukuar (si zakonisht), kurse ajo vetë shumë e sjellshme.

Në mbrëmje, ia kallëzova babait si kishin shkuar gjërat, dhe diskutova me të si do të sillesha më pas, meqenëse nuk doja të dorëzoja armët dhe parapëlqeja t'i dilja vetë në krye kësaj çështjeje. Pimi më tha mendimin e tij, pastaj më këshilloi të prisja të paktën një ditë, sa të më binte inati. Kjo këshillë nga njëri vesh më hyri dhe nga tjetri më doli, dhe i fola Duselit, sapo mbarova së lari pjatat. Pimi ishte në dhomë pranë nesh dhe kjo gjë më qetësonte paksa.

Ia nisa nga e para: "Zoti Dusel, besoj që ju nuk deshët ta

rishqyrtonit kërkesën time, prandaj ju lutem të më dëgjoni."

Me buzëqeshjen e një shqerre, Duseli komentoi: "Gjithmonë, në çdo orë të ditës dhe të natës, jam gati të flas për këtë çështje, paçka se e quaj të zgjidhur."

Unë ia rinisa diskutimit dhe ai vazhdoi të më ndërpriste: "Në fillim, kur ju arritët këtu, kishim vendosur që do ta ndanim së bashku dhomën. Pra, për t'i bërë gjërat në mënyrë të barabartë, ju duhet ta shfrytëzoni gjithë mëngjesin, kurse unë gjithë mbasditen. Unë nuk po kërkoj kaq shumë, mendoj të paktën se kam të drejtë për dy pasdite në javë."

Dhe Duseli kërceu përpjetë sikur ta kishin shpuar me gjilpërë: "Sa për të drejta, ti as nuk duhet të flasësh. Po unë ku duhet të rri? Do t'i kërkoj zotit Van Dan të më rregullojë ndonjë qoshe në papafingo, që të rri atje. Nuk mund të punoj rehat asgjëkundi. Me ty vetëm mund të grindesh. Po të ma kërkonte këtë motra jote Margoja, që ka arsye shumë më të çmuara për të bërë një kërkesë të tillë, as nuk do të më shkonte mendja të mos pranoja, po sa për ty..."

Dhe pastaj nisi sërish llomotitjet e tij për mitologjinë, për qëndisjet dhe Ana u lëndua sërish. Gjithsesi nuk e bëri veten dhe e la të vazhdonte: "Me ty nuk mund të flitet, je një egoiste e paturpshme, po të shkonin me mendtë e tua, gjithë të tjerët duhet të tërhiqeshin në një qoshe. Nuk më kanë zënë sytë kurrë një vajzë si ty. Dhe vjen puna që të shtrëngohem të pranoj kërkesën tënde, që nesër të mos dëgjoj të thonë që Ana ngeli në klasë, sepse Duseli nuk e la të studionte në tryezë!"

Dhe blla, blla, foli aq shumë sa ma solli në majë të hundës. Aty për aty mendova: "T'i jap një grusht në hundë dhe ta fluturoj te muri me gjithë gënjeshtrat e veta". Pastaj i thashë vetes: "Ruaj qetësinë, as që ia vlen të mërzitesh për faj të tij!"

Zoti Dusel i dha fund fjalimit dhe doli nga dhoma me një shprehje të përzier dështimi dhe triumfi, të vulosur në fytyrë, dhe me xhepat plot me ushqime.

Unë u turra te babai dhe i rrëfeva atë që ai nuk e kish dëgjuar. Pimi vendosi të fliste me Duselin po atë mbrëmje dhe në të vërtetë folën më shumë se gjysmë ore. Në fillim për faktin nëse Ana duhej të ulej në tryezë për të studiuar apo jo. Babai po i thoshte se e kishte diskutuar tashmë me të këtë temë dhe që

herën e fundit kishte bërë sikur i kishte dhënë të drejtë, për respekt ndaj moshës së tij, por edhe atëherë qëndrimi i tij i ishte dukur i gabuar. Duseli këmbëngulte që unë nuk duhej të bëja kërkesa kaq të tepruara, por babai mohonte me vendosmëri që unë të kisha pretendime të mëdha. Dhe kështu fol e fol, babai mbronte egoizmin tim, "punët e mia të padobishme", kurse Duseli protesonte.

Më në fund, ama, Duselit iu desh të braktiste fushën e betejës dhe unë mora lejen për të punuar dy pasdite, e pashqetësuar nga ai. Duseli mbajti inat, nuk më foli për dy ditë dhe deshi që me domosdo të qëndronte në tryezë nga ora pesë e gjysmë deri në orën gjashtë... tamam si një fëmijë kokëfortë, por kjo gjë, në fund të fundit, pritej prej tij.

Një burrë pesëdhjetekatërvjeçar që është ende kaq pedant dhe i vogël, do të thotë që kështu është prerë dhe kështu do griset.

**E premte, 16 korrik 1943**

*E dashur Kiti,*

Përsëri hajdutët, por kësaj here ata të vërtetët. Sot në mëngjes Peteri, në orën shtatë, zbriti në magazinë si zakonisht dhe vuri re sakaq, që ishin të hapura si dera e magazinës, edhe ajo e rrugës. Këtë ia komunikoi në çast Pimit, i cili po dëgjonte radion në studion private në stacionin gjerman dhe e mbylli derën me çelës. Pastaj u kthyen lart së bashku. Si zakonisht, u morën masat e sigurimit sa hap e mbyll sytë "nuk duhet të lahemi, duhet të mbajmë qetësi, të jemi gati në orën tetë dhe të mos përdorim banjën". Që të tetë ishim të kënaqur që kishim bërë gjumë kaq të rëndë sa nuk kishim dëgjuar gjë. U shqetësuam paksa, sepse gjithë mëngjesin nuk po vinte askush. Ndenjëm si mbi gjemba deri në orën 11 e gjysmë, kur erdhi Klejmeni. Ai na tha që hajdutët kishin shpërthyer derën e jashtme dhe atë të magazinës me një levë. Në magazinë nuk kishte ndonjë gjë të madhe për të vjedhur, prandaj me sa duket vjedhësit kishin guxuar të ngjiteshin një kat. Kishin vjedhur dy arka të vogla, që kishin dyzet gulden, çeqe të bardha dhe libreza bankash, por ajo

që është më e keqja: kanë rrëmbyer të gjithë triskat tona të sheqerit, për 150 kg. Nuk do të jetë e lehtë të marrim të tjera.

Zoti Kugler mendon që këta vjedhës duhet të jenë të së njëjtës bandë që gjashtë javë më parë provuan të shpërthenin që të tre dyert (një të magazinës dhe dy të brendshme), por pa rezultat.

Kjo ndodhi shkaktoi sërish shqetësim, por me sa duket në strehimin sekret nuk mund të ndodhë ndryshe. Natyrisht, ishim të lumtur që makinat e shkrimit dhe kasaforta ishin të sigurta në dollapin tonë.

*E jotja Ana*

P.S. Zbarkimi në Sicili. Një tjetër hap drejt...!

**E hënë, 19 korrik 1943**

*E dashur Kiti,*

Të dielën Amsterdami i Veriut u bombardua rëndë. Shkatërrimi duhet të jetë i llahtarshëm, rrugë të tëra të prishura. Do të kalojë edhe shumë kohë përpara se njerëzit të marrin veten. Deri tani ka dyqind të vdekur dhe shumë e shumë të plagosur! Spitalet janë plot dhe gati po plasin. Flitet për fëmijë që kërkojnë prindërit e vdekur midis rrënojave ende në tym. Më pushtojnë drithmat kur mendoj oshëtimën e largët që na paralajmëroi për katastrofën.

**E premte, 23 korrik 1943**

*E dashur Kiti,*

Bepi ka arritur të gjejë disa fletore, sidomos regjistra dhe fletore të mëdha që mund të jenë të dobishme për motrën time llogaritare. Edhe fletore të tjera do të gjenden, por mos më pyet ç'lloj dhe sa. Tani për tani mbi fletoret është shtypur: "Shiten pa triska". Është tamam si të gjithë gjërat e tjera "të lira", të cilat kanë një cilësi shumë të ulët. Një fletore përbëhet nga dymbëdhjetë faqe gri, me vija të shtrembëra dhe të ngushta. Margoja po

mendohej të ndiqte një kurs bukurshkrimi dhe unë e mbështeta. Mamaja nuk është dakord aspak që të marrë pjesë edhe unë për shkak të syve, sa për mua kjo është absurde. Derisa bëj një punë, mund të bëj edhe atë tjetrën, sidoqoftë është e njëjta gjë.

Meqenëse ti Kiti nuk ke përjetuar kurrë një luftë dhe megjithëse letrat e mia janë të shumta, ti di ende shumë pak se ç'do të thotë të jetosh i fshehur. Sa për t'u zbavitur, po të rrëfej se cilat janë dëshirat e secilit prej nesh kur të dalim në liri.

Margoja dhe zoti Van Dan dëshirojnë më shumë se çdo gjë tjetër në botë të zhyten në një vaskë me ujë të ngrohtë dhe të qëndrojnë më shumë se një gjysmë ore. Zonja Van Dan mezi po pret të hajë ëmbëlsira, Duseli mendon vetëm për Sharlotën e vet, mamaja për filxhanin e saj të kafesë. Babai dëshiron të shkojë për vizitë te zoti Voskil, Peteri të rrahë rrugët e qytetit dhe të shkojë në kinema, kurse unë, më marrtë e mira, nuk di nga t'ia filloj.

Dëshira ime më e madhe është të kem një shtëpi timen, ku të lëviz lirisht dhe të punoj sa të dua, kur të kthehem nga shkolla.

Bepi na ka sjellë fruta, ata kushtojnë një djall e gjysmë. Rrush me 5 gulden kilogramin, pjeshkë 70 qindarka një gjysmë kile, 1 kg pjepër 1,50 gulden. Dhe pastaj çdo mbrëmje gazeta ka në krye me shkronja të mëdha: "Të rrisësh çmimet është spekullim!"

**E hënë, 26 korrik 1943**

*E dashur Kiti,*

Dje ishte një ditë me shumë ankth dhe ishim të gjithë të çoroditur. Afërmendsh, ti mund të pyesësh a ka këtu në strehim ndonjë ditë të qetë?

Në mëngjes ndodhi alarmi i parë, por nuk ishte ndonjë gjë e rëndë, sirenat paralajmëruan që mbi bregdet po afrohen aeroplanët. Pas mëngjesit u shtriva për një orë, sepse kisha një dhembje të padurueshme koke dhe pastaj zbrita në zyrë. Po shkonte ora dy. Në dy e gjysmë Margoja kishte mbaruar punët e zyrës, por nuk arriti të vinte çdo gjë në rregull, kur ia nisën sirenat përsëri dhe ne u ngjitëm lart me turr. Nuk kishim as pesë

minuta që ishim ngjitur kur filluan të qëllojnë fort, aq shumë, saqë u fshehëm në korridor. Shtëpia dridhej e gjitha, bombat binin si shi. Unë shtrëngoja valixhen time më shumë si diçka ku mund të kapesha, sesa të më shkonte mendja të ikja me të vërtetë. Sidoqë të jetë, ne nuk mund të ikim, sepse në rrugë na kanoset rreziku njësoj sikur të ishim poshtë një bombardimi. Pas gjysmë ore aeroplanët u larguan, por në shtëpi ankthi u rrit. Peteri shkoi në papafingon e tij, Duseli ishte në zyrën mbi rrugë, zonja ndihej e sigurtë në studion private, zoti Van Dan po përgjonte nga çatia, kurse ne në korridor bënim garë për të parë tymin që dilte nga Ij[1]. Shumë shpejt gjithandej u shpërnda një erë djegësire dhe jashtë atmosfera u përmbyt nga një mjegull e dendur.

Megjithëse një zjarr kaq i madh nuk është ndonjë shfaqje ndjellëse, ne ishim të kënaqur që bubullimat kaluan dhe secili u kthye në qoshen e vet. Në mbrëmje, gjatë darkës, alarm tjetër ajror. Ishim shtruar përpara një darke të mirë, por vetëm nga zhurma mua më iku oreksi fare. Nuk ndodhi asgjë dhe pas treçerek ore rreziku kaloi. Ishim duke larë pjatat: alarm ajror, të shtëna, një ushtri me aeroplanë. "Oh, jo. Dy herë në të njëjtën ditë është me të vërtetë shumë", menduam të gjithë po më kot, binte shi bombash, kësaj here nga ana tjetër, dhe me sa thonë anglezët, mbi Shiphol. Aeroplanët zbrisnin poshtë në pikiatë, ngjiteshin, oshëtinin duke fishkëllyer. Çdo çast mendoja: "Ja ku erdhi, tani do të bjerë mbi ne".

Vetëkuptohet që në orën nëntë, kur shkova në shtrat, gjunjët më dridheshin ende. Tamam në mes të natës, u zgjova prapë: aeroplanët! Duseli po vishej, por unë bëra sikur flija, por mbasi dëgjova batarenë e parë, kërceva nga shtrati në këmbë. Deri në orën një qëndrova atje, në një e gjysmë prapë në krevat, në orën dy prapë te babai, kurse aeroplanët vazhdonin të kalonin mbi ne. Nuk qëllonin më dhe unë u ktheva në "shtëpi". Më dy e gjysmë më kapiti gjumi.

Ora shtatë. Zgjohem e trembur. Van Dani ishte te babai. Hajdutët, mendova sakaq. Dëgjoj Van Danin që thotë: "Gjithçka" dhe më shkon mendja që është vjedhur gjithçka. Kurse jo.

1. Bregdeti që kanalizohet dhe lidh Amsterdamin dhe ku gjendet një derë e portit.

Në të vërtetë ishte një lajm i mrekullueshëm, më i miri në gjithë këta muaj, ndoshta më i miri i të gjithë luftës. Musolini ishte tërhequr, mbreti dhe perandori i Italisë kishte marrë sërish pushtetin. Që të gjithë nuk përmbahemi, pas gjithë asaj frike të djeshme, më së fundi diçka e mirë dhe... shpresë! Shpresë që do të mbarojë kjo luftë, shpresë që do të vijë paqja.

Kugleri erdhi të na thotë që Fokeri është dëmtuar rëndë. Ndërkohë, sot ka pasur alarme të tjera, kanë kaluar aeroplanët dhe ka pasur edhe një bombardim. Këto alarme më mbysin, më ligështojnë, nuk kam pushuar mirë dhe nuk kam asnjë dëshirë të punoj, por lajmet nga Italia na mbajnë zgjuar dhe, shpresa që në fund të vitit...

*E jotja Ana*

**E enjte, 29 korrik 1943**

*E dashur Kiti,*

Po laja pjatat me zonjën Van Dan dhe Duselin dhe, çka nuk ndodh pothuajse kurrë, isha mjaft e qetë, gjë që atyre u ra në sy menjëherë. Për t'u bërë bisht pyetjeve të bezdisshme, zgjodha një temë mjaft neutrale. E llogarita që libri *Henri përballë*[1] ishte i përshtatshëm për qëllimin. Por i kisha bërë llogaritë gabim, sepse nëse nuk më kundërvihet zonja Van Dan, atëherë më sulmon Duseli. Shkurt: zoti Dusel na e kishte rekomanduar me zjarr këtë libër. Margoja dhe unë, që të dyja, mendonim që nuk kishte ndonjë gjë të veçantë. Personazhi kryesor ishte përshkruar mirë, por sa për të tjerat... më mirë të mos flisje. Ndërsa po lanim pjatat kisha nisur një diskutim të këtij soji, gjë që zgjoi një lumë qortimesh:

- E ç'mund të kuptosh ti nga mendësia e një burri! Nuk është për kalamaj ai libër (!). Je shumë e re për të lexuar një libër si ky, atë nuk do ta kuptonte as edhe një mashkull njëzetvjeçar. (Përse atëherë na e kishte rekomanduar pikërisht mua dhe Margosë?)

Duseli dhe zonja u ndërsyen më keq:- Ti di shumë gjëra që nuk janë për moshën tënde. Kur të rritesh, nuk do të pëlqejë më

1. Henri van de Overkant i autores Marianne Philips.

asgjë, sepse do të mendosh: Këto gjëra i kam lexuar njëzet vjet më parë. Do heqësh shumë që të gjesh një bashkëshort ose të dashurohesh, sepse ty nuk të hyn në sy asgjë. Në teori i di të gjitha, kurse në praktikë je zero me bisht!

A mund ta marrësh dot me mend se si u ndjeva? U habita me veten që u përgjigja me qetësi, "Ti mund të mendosh se nuk jam edukuar siç duhet, por shumë njerëz nuk do të ishin dakord!"

Ata po, ishin të edukuar, sidomos kur më ndërsejnë vazhdimisht kundër prindërve të mi, sepse e bëjnë shpesh. Dhe të mos i thuash gjëra të tilla një vajze të moshës sime është me të vërtetë një budallallëk. Përfundimet e një edukimi të tillë janë shumë të dukshëm.

Në atë çast, isha gati t'i godisja me një grusht në fytyrë ata të dy që donin të më bënin qesharake. Nuk isha në vete nga inati dhe, me shumë qejf, do të llogarisja ditët që më duhen derisa të lirohem nga këta njerëz.

Po kjo zonja Van Dan, çfarë përbindëshi! Mund ta marrësh me të vërtetë si shembull... po një shembull i keq ama. Zonja Van Dan është e njohur si një grua pa pikën e modestisë, egoiste, tinzare, e llogaritur dhe gjithmonë e pakënaqur. Pastaj është dhe shumë e llastuar. Karakteri i saj nuk ndreqet dot, do të vdesë si një njeri antipatik. Për madamën Van Dan mund të mbushja libra të tërë, dhe mbase herët a vonë do ta bëj. T'i fusësh një llustër sipër, kjo është e kollajshme për të gjithë. Zonja është e sjellshme kur janë njerëz të huaj përreth dhe sidomos burra, prandaj kur e njeh vetëm pak, mund të gabohesh dhe ta marrësh bakrin për flori.

Mamasë sime i duket shumë budallaçkë dhe madje ajo nuk denjon as t'i flasë, Margosë i duket një njeri pa qëllime, Pimit i duket shumë e shëmtuar (edhe në kuptim të drejtpërdrejtë, edhe në atë të figurshmin!), kurse mua, pas shumë përjetimesh, sepse nuk kam kurrë paragjykime, m'u desh të arrija në përfundimin që të tri gjykimet janë të sakta, por duhen shtuar edhe disa të tjera. Ka kaq shumë tipare negative, sa që nuk kam kohë të nis t'ia numëroj një nga një.

*E jotja Ana*

P.S. Lexuesi është i lutur të mbajë parasysh që në kohën kur u shkrua kjo përmbledhje, shkruesit nuk i kishte rënë akoma inati!

**E martë, 3 gusht 1943**

*E dashur Kiti,*

Situata politike na ka dhënë krahë. Në Itali u ndalua partia fashiste, në shumë zona populli lufton kundër fashistëve, në luftë marrin pjesë edhe disa ushtarakë. Si mundet një vend i tillë të bëjë luftë kundër Anglisë?

Javën e kaluar na morën radion tonë të bukur. Duseli ishte shumë i zemëruar me zotin Kugler që e dorëzoi në afat. Sipas meje, Duseli po rrëshqet poshtë e më poshtë dhe tashmë është nën nivelin zero. Çfarëdo që të thotë ai për politikën, historinë, gjeografinë apo për çdo gjë tjetër, është kaq qesharake, saqë unë mezi guxoj ta përsëris: Hitleri do të zhduket nga historia; porti i Roterdamit është më i madh sesa ai i Hamburgut; anglezët janë idiotë që nuk e shfrytëzojnë rastin për të bombarduar e për ta bërë copë e çikë Italinë etj, etj.

U bë një bombardim i tretë. Unë shtrëngova dhëmbët dhe u përpoqa të mos e humbja torruan.

Zonja Van Dan që na çan veshët duke u hequr si trime e duke përsëritur: "Le të vijnë pra! Më mirë një fund i tmerrshëm sesa një pritje pa mbarim!", në mëngjes po dridhej si gjethe dhe gati shpërtheu në lot. I shoqi, me të cilin sapo ishte pajtuar pas një javë grindjesh, po e ngushëllonte; gati më ranë lotët duke soditur këtë teatër.

Mushi na e ka vërtetuar disa herë, që macja në shtëpi nuk është vetëm për mirë. E gjithë shtëpia është mbushur me pleshta dhe epidemia e pleshtave po përhapet çdo ditë e më shumë. Zoti Klejman ka shpërndarë një pluhur të verdhë në të gjitha qoshet, por me sa duket pluhuri bashkëjeton shumë mirë me pleshtat. Kjo gjë na acaron shumë, sepse të duket sikur ke gjithmonë diçka që të lëviz në krah, në këmbë ose në ndonjë pjesë tjetër të trupit, prandaj të gjithë shtrembërohen në pozicionet më të çuditshme për të vështruar pulpën ose qafën e tyre. Trupi ynë

po rebelohet, nuk jemi aq elastik sa të rrotullojmë kokën nga ana tjetër. Veç kësaj, kemi shumë kohë që nuk bëjmë gjimnastikë.

*E jotja Ana*

**E mërkurë, 4 gusht 1943**

*E dashur Kiti,*

Tashmë që jemi fshehur që prej një viti, ti di shumë gjëra për jetën tonë, megjithëkëtë nuk mund të të shpjegoj siç duhet të gjitha. Këtu është shumë më ndryshe sesa në jetën normale, me njerëz të çfarëdoshëm. Që të krijosh një ide sa më të saktë, herë pas here do të përshkruaj një copëz nga dita jonë. Po filloj me mbrëmjen dhe natën.

Në orën nëntë të mbrëmjes, në strehimin sekret fillojnë përgatitjet për të fjetur, që janë mjaft komplekse. Zhvendosen karrige, hapen shtretër, palosen mbulesa dhe asgjë nuk mbetet siç ka qenë gjatë ditës. Unë fle në një divan të shkurtër një metër e gjysmë, dhe për këtë arsye më duhet ta zgjas me karriget. Jorgani, çarçafët, jastëkët dhe mbulesat, të gjitha merren nga shtrati i Duselit ku rri gjatë ditës. Nga qoshja tjetër dëgjohet një gërvishtje që të ngre nervat: shtrati portativ i Margosë po hapet. Prapë mbulesat e divanit dhe jastëkët për ta bërë pak më të rehatshëm shtratin prej druri. Sipër nesh duket sikur ka mbërritur fundi i botës, kurse është vetëm shtrati i zonjës që po zhvendoset pranë dritares, sepse hunda e Madhërisë së Saj, me flegra të kuqe, mund të thithë vetëm ajër të pastër.

*Ora nëntë*: pas Peterit, në banjë shkoj unë. Vazhdon një larje e plotë dhe nuk ndodh rrallë (vetëm në muajt, në javët ose në ditët e nxehta) që mbi ujë të lundrojë një plesht i vogël. Pastaj laj dhëmbët, vë bigudítë, pastroj thonjtë, bëj një larje me ujë të oksigjenuar (që shërben për të zverdhur qimet e zeza) dhe çdo gjë e mbaroj brenda një gjysmë ore.

*Nëntë e gjysmë*: vesh me nxitim rrobdëshambrin. Sapunin në njërën dorë, karficat, të mbathurat, bigudítë në dorën tjetër dhe dal me vrap; mirëpo shumë shpesh duhet të kthehem për shkak të qimeve të shumta që me fundet e tyre të dyfishta zbukurojnë lavamanin, por që për fat të keq nuk janë të këndshme për ata

që lahen pas meje.

*Ora dhjetë*: ka rënë terri, dhe natën e mirë. Për një çerek ore dëgjohen kërcitjet e shtretërve dhe zhurmat e sustave që nuk mund të mbajnë më, pastaj bie qetësia, gjithmonë nëse fqinjët e katit të sipërm nuk ia nisin ndonjërës nga grindjet e tyre të natës.

*Njëmbëdhjetë e gjysmë*: dëgjohet gërvishtja e derës së banjës. Në dhomë hyn një rreze e hollë drite. Kërkëllima e këpucëve, një pallto e madhe, edhe më e madhe sesa burri që e mban... Duseli kthehet nga turni i natës në zyrën e Kuglerit. Dhjetë minuta pështjellim, zhurmë letrash (ushqimet vendosen diku), pastaj nis rregullimi i shtratit. Figura e tij zhduket dhe për pak kohë dëgjohen vetëm zhurmat e dyshimta nga banjo.

*Rreth orës tre*: duhet të ngrihem për të bërë një detyrë të vogël në uturakun metalik që e mbaj poshtë shtratit, poshtë të cilit është shtruar një linoleum, në mënyrë që të mos zbuten zhurmat. Në këto momente e mbaj gjithmonë frymën, sepse urina gurgullon në uturak si një përrua mali. Uturaku kthehet në vendin e vet dhe personazhi me këmishë të bardhë që çdo mbrëmje e nxit Margonë të bëjë komentin: "Oh çfarë këmishe e shëmtuar!" kthehet në shtrat. Për një çerek ore ky person qëndron me veshët ngrehur për zhurmat e natës. Sa për të filluar, mund të thuhet se poshtë po lodron ndonjë hajdut, pastaj disa shtretër që kërkëllijnë sipër, ngjitur ose në dhomën tjetër, nga të cilat përgjithësisht mund të arrish në përfundimin sesi fqinjët e kalojnë natën: duke fjetur apo gjysmë të zgjuar. Dhe ajo që dëgjohet nuk është shumë e hijshme, sidomos për sa i përket njëfarë doktori Dusel. Në fillim dëgjoj një zhurmë si të një peshku që mezi merr frymë, që përsëritet nja dhjetë herë. Pastaj, u jep një të lëpirë buzëve, çdo gjë ndiqet nga psherëtima të vogla, dhe më pas nga rrotullimet e njëpasnjëshme dhe lëvizje jastëkësh. Pesë minuta më vonë qetësi absolute, dhe pastaj gjithçka fillon nga fillimi, derisa doktorin e zë gjumi sërish për një kohë të shkurtër.

Nganjëherë ndodh që natën, midis orës një dhe katër, dëgjohen të shtëna. Si somnanbul, pa e kuptuar fare, unë ngrihem në këmbë dhe rri pranë shtratit. Nganjëherë jam kaq e zhytur në ëndërr, saqë mendoj për foljet e parregullta të frëngjishtes ose për ndonjë zënkë të atyre sipër. Vetëm kur mbaron çdo gjë, e

kuptoj që ishin të shtëna, dhe që unë kisha qëndruar qetë-qetë në dhomën time. Por zakonisht ndodh ajo që përshkrova më sipër. Rrëmbej menjëherë një jastëk dhe një shami, hedh përsipër rrobdëshambrin dhe fus këmbët në pantofle. Turrem te babai, tamam siç e përshkruante Margoja në poezinë e ditëlindjes sime:

*Në zemër të natës, me zhurmën e par!*
*Mbyllet një derë me shumë hall,*
*dhe hop! një çupkë*
*e leqendisur*
*me jastëk dhe shami del si e krisur!*

Sapo arrij në shtratin e madh, frika më ka kaluar, megjithëse nga jashtë dëgjohen të shtëna të forta.

*Shtatë pa një çerek*: brrr... zgjimi. Krik... krak.. bam... zonja e mbylli shtratin. Krik... krak... zotëria u ngrit. Unë vrapoj për në banjo.

*Shtatë e një çerek*: dera kërkëllin sërish. Duseli mund të shkojë në banjo. Sapo mbetem vetëm, nxitoj të hap perdet e errësimit... dhe në strehimin sekret nis dita e re.

*E jotja Ana*

**E enjte, 5 gusht 1943**

*E dashur Kiti,*

Tani i erdhi radha orës së drekës.
*Ora dymbëdhjetë e gjysmë*: Të gjithë ofshajnë të lehtësuar. Të paktën Van Mareni, burri me një të kaluar të errët dhe De Koku[1] janë larguar. Nga lart dëgjohet fshesa me korrent në qilimin e çmuar të zonjës. Margoja fut nën krahë disa libra dhe shkon të mësojë "fëmijët që nuk duan të mësojnë", pra, Duselin. Pimi tërhiqet në një qoshe me Dikensin e tij të pandashëm, për të gjetur pak qetësi. Mamaja ngjitet me nxitim në katin sipër për t'i

1. Bëhet fjalë për magazinierët.

dhënë një dorë nikoqires së zellshme, kurse unë shkoj në banjo për të pastruar paksa veten, si dhe dhomën.

*Dymbëdhjetë e dyzet e pesë.* Një nga një ata të katit poshtë hyjnë brenda: në fillim zoti Gies dhe pastaj zoti Klejman ose zoti Kugler, të ndjekur nga Bepi dhe ndonjëherë madje edhe nga Mipi.

*Një.* Të grumbulluar rreth radios ata të gjithë dëgjojnë të përqëndruar BBC. Kjo është e vetmja kohë kur pjesëtarët e Strehimit nuk e ndërpresin njëri-tjetrin. Madje edhe zoti Van Dan nuk mund të hahet dot me folësin.

*Ora një e një çerek:* Dreka. Të gjithë ata që janë poshtë, marrin një tas me supë dhe nëse rastësisht ka edhe ëmbëlsirë, marrin edhe atë. Zoti Gies shkon të ulet mbi divan dhe mbështetet mbi tryezën e shkrimit i kënaqur. Mban me vete gazetën, supën dhe zakonisht edhe macen. Në qoftë se mungon ndonjë nga këto tre elemente, nuk pushon së protestuari. Klejmani rrëfen lajmet e fundit nga qyteti, ai është një burim i shkëlqyer informacioni. Kugleri ngjit shkallët duke bërë shumë zhurmë, një trokitje e vendosur në derë dhe hyn duke fërkuar duart. Dhe, sipas humorit, është ose i gëzuar dhe i papërmbajtshëm ose i zymtë dhe i heshtur.

*Dy pa një çerek:* Ata që e kanë mbaruar supën ngrihen dhe njëri pas tjetrit kthehen në punë. Mamaja dhe Margoja lajnë pjatat, zoti Van Dan dhe zonja e tij ulen në divan, Peteri shkon në papafingo, babai në divan, edhe Duseli, kurse Ana i futet punës.

Tani fillon një orë e qetë; nëse flejnë të gjithë, askush nuk i shqetëson. Duseli ëndërron gjëra të ëmbla, duket që nga fytyra, por nuk e sodis gjatë, sepse koha fluturon dhe fiks në katër doktori pedant, në qoftë se nuk ia kam pastruar tryezën, qoftë edhe me një minutë vonesë, më rri përballë duke më treguar orën.

*E jotja Ana*

**E shtunë 7 gusht, 1943**

*E dashur Kiti,*

Para disa javësh fillova të shkruaja një tregim, diçka që e shpika

nga fillimi deri në fund dhe u kënaqa kaq shumë, saqë produktet e penës sime janë duke u stivuar.

*E jotja Ana*

**E hënë, 9 gusht 1943**

*E dashur Kiti,*

Edhe kësaj here po vazhdoj me orarin e strehimit sekret. Pas drekës së atyre që janë poshtë, mblidhemi ne rreth tryezës.

*Zoti Van Dan*: atij i shërbehet të parit dhe ai merr racione të bollshme nga gjella që i pëlqen. Në përgjithësi flet, thotë mendimin e tij për çdo temë dhe pasi ka folur ai, i mjeri ti po të hapësh gojë. Po qe se dikush guxon ta bëjë, do të pendohet keq. Oh... ai nis të shfryjë tamam si një maçok... mjafton ta provosh një herë. Ai ka idetë më të mira, ai i di të gjitha; mirë, mbase mund të ketë një tru për së mbari, por mua nuk më plas fare për mendimin e këtij zotërie për veten e tij, dhe më ka ardhur në majë të hundës.

*Madama*: në të vërtetë do kish qenë e mrekullueshme po të vinte një vello të gjatë. Disa ditë, sidomos kur është me humor të keq, nuk duhet t'ia hedhësh as sytë. Në fakt, shkaku i të gjitha zënkave është ajo. Nuk ka rëndësi tema! Jo. Çdonjëri nga ne përpiqet të mos hyjë në diskutime, por ndoshta për të mund të thuhet që është provokatore. I pëlqen të mbjellë grindje, të ngacmojë zonjën Frank dhe Anën. Me Margonë dhe zotin Frank nuk i ecën.

Por le të flasim për gjellët. Zonja nuk e privon veten nga asgjë, megjithëse nganjëherë mendon se e bën. Ajo zgjedh gjithmonë patatet më të vogla, kafshatat më të mira, copat më të buta. I fundit o qesh ose qan (zakonisht qan, këtë mendon ajo për Ana Frankun). Pastaj nis fjalimin. Mjafton që dikush është aty dhe ta dëgjojë, s'ka rëndësi nëse i intereson apo jo, sepse fjalët që thotë zonja Van Dan u interesojnë të gjithëve!

Buzëqesh lozonjare, hiqet sikur di shumë për çdo gjë, jep këshilla dhe të mbron si një klloçkë. Kështu zonjës i duket sikur bën përshtypje të mirë. Por po ta vështrosh thellë, nuk ka asgjë të mirë. Një, është e padurueshme, dy, është e hidhur, tre, është

bishtdredhur dhe nganjëherë i var turinjtë si shumë. Ja, kjo është Petronela Van Dani.

*Shoku i tretë i tryezës*: nuk dëgjohet kurrë. Djaloshi Van Dan sikur nuk ekziston dhe në fakt ai nuk do që të vihet re nga të tjerët. Sa për ushqimin, është si fuçia e Danaideve, nuk mbushet kurrë, edhe mbas ushqimit më të bollshëm. Pastaj ai me një shprehje të qetë, pohon se do të kishte ngrënë edhe një herë po aq.

*Margoja është e katërta*: ha si mizë dhe është e heshtur si peshk. I pëlqejnë vetëm frutat dhe zarzavatet. Van Dani e përkufizon "të llastuar," kurse për ne "i mungon ajri i freskët dhe nuk merret me sport".

*Pastaj mamaja*: oreks i përmbajtur, llapë e gjatë. Për atë askush nuk thotë si për zonjën Van Dan, që është një zonjë e mirë shtëpie. Ku qëndron dallimi? Po, zonja na bën për të ngrënë, kurse mamaja lan e pastron.

*Numri gjashtë dhe shtatë*: për babanë dhe për veten nuk do të flas shumë. I pari është njeriu më i thjeshtë i tavolinës. Kujdeset gjithmonë nëse të tjerët kanë ngrënë. Nuk ka nevojë për asgjë, gjërat më të mira duhet të jenë për fëmijët. Ja shembulli më i mirë, floriri, kurse pranë tij ulet argjendi i strehimit sekret.

*Duseli*: i shërben vetes, nuk vështron përreth, nuk flet, vetëm ha. Dhe nëse i duhet të flasë, atëherë, për hir të Zotit, le të flitet vetëm për ushqim, të paktën kështu nuk grindemi, gjithmonë nëse kjo është e mundur. Ai gëlltit racione të mëdha, nuk thotë kurrë jo për gjërat e mira, po shpesh edhe për të këqijat.

Pantallona të ngritura lart, xhaketë e kuqe, pantofla të zeza, gjyslykë prej briri. Kështu mund të shihet në tryezë i gjithi në punë, pa pushuar kurrë, punë që e ndërpret vetëm për pushime të shkurtra, për drekën dhe për vizitat në vendin e tij të preferuar... banjën. Tre, katër, pesë herë në ditë, përpara derës është dikush që shfryn dhe kërcen me padurim nga njëra këmbë tek tjetra. Po a shqetësohet doktori? Jo, ç'thua kështu: nga ora shtatë e një çerek deri në shtatë e gjysmë, nga dymbëdhjetë e gjysmë deri në një, nga dy në dy e një çerek, nga katër në katër e një çerek, nga gjashtë në gjashtë e çerek, dhe nga njëmbëdhjetë e gjysmë deri në mesnatë. Tamam si një sahat, kështu janë "seancat" e tij. Nuk acarohet dhe zëri bubullues jashtë derës që paralajmëron për një katastrofë, nuk e turbullon aspak.

*Numri nëntë*: nuk bën pjesë në familjen e strehimit sekret, por shpesh është mysafir dhe shok tryeze. Bepi ka oreks të mirë, nuk lë asgjë në pjatë dhe nuk llastohet. Kënaqet me çdo gjë dhe kjo na bën të lumtur. Është e gëzuar dhe me humor të mirë, me vullnet dhe e dashur, ja cilat janë tiparet e saj.

**E martë, 10 gusht 1943**

E dashur Kiti,

Një ide e mirë: në tryezë flas më shumë me veten sesa me të tjerët. Kjo më shkon për shtat për dy arsye: së pari të tjerët janë të kënaqur që nuk ndërhyj vazhdimisht, dhe së dyti, shpëtoj nga zemërimi që ndiej nga kritikat e të tjerëve. Opinionet e mia nuk më duken të përcipta, kurse të tjerëve po, kështu që më mirë t'i mbaj për vete. Ndjek të njëjtin parim edhe kur lipset të ha diçka që nuk më pëlqen. E vë pjatën përpara, përpiqem të përfytyroj që është e shijshme, e shoh sa më pak që të mundem dhe, pa e vënë re, e kam mbaruar. Në mëngjes, kur ngrihem, kaloj një çast tjetër të pakëndshëm, por mendoj me vete "prapëseprapë do të kthehem në shtrat", hap perdet e errëta dhe marr frymë pranë vrimës së dritares së hapur, derisa ajri i freskët më zgjon. Shtrati bëhet gati me nxitim, në mënyrë që të mos gjunjëzohem përpara tentativës për t'u shtrirë prapë. E di si e quan mamaja këtë? "Arti i të jetuarit". Qesharake apo jo?

Që prej një jave jemi që të gjithë të pështjelluar në orare, sepse kambana e dashur e Uestertorenit me sa duket ka rënë viktimë e industrisë së luftës. Pra, as ditën as natën nuk e di sa është ora. Ende kam shpresë që do zbuloj diçka që t'i ngjajë paksa kambanës, mbase ndonjë kambanë bakri. Qoftë poshtë, qoftë lart, kudo që të gjendem, që të gjithë vështrojnë këmbët e mia duke i admiruar (këto kohë) këpucët e reja. Mipi arriti të gjejë këpucë për mua që bënin 27.5 gulden. Janë prej lëkure kamoshi me ngjyrë të kuqe dhe me taka shumë të larta. Më duket sikur eci mbi trampolinë dhe ngjaj edhe më e gjatë sesa jam.

Dje më ndoqën prapësitë. Në fillim shpova gishtin e djathtë me një gjilpërë të trashë. Pas kësaj, Margosë i duhej të pastronte patatet në vendin tim, (jo gjithmonë e keqja vjen për të keq),

kurse unë shkruaj si këmbët e pulës. Pastaj shkova dhe përplasa kokën te kapaku i dollapit, rashë përtokë, hëngra një të sharë që kisha bërë kaq zhurmë, nuk gjeta ujë për të freskuar ballin dhe tashti kam një gungë të madhe mbi syrin e djathtë. Sikur të mos mjaftonte kjo, shkova e u përplasa me fshesën me korrent. Më doli gjak dhe më dhimbte shumë këmba, por tashmë kisha probleme të tjera për të menduar dhe nuk i dhashë rëndësi. Për të keqen time, sepse tani këmba më është infektuar e duhet ta mbaj të fashuar dhe ta lyej me pomadë. Përfundimi, nuk mund t'i vesh këpucët e mia të mrekullueshme.

Duseli na ka futur sërish në një rrezik të madh, për të njëqindën herë. Mipi i kishte gjetur një libër të ndaluar, që kritikonte pa mëshirë Musolinin. Në rrugë është përplasur pa dashur me një nga motoçiklistët SS. E zemëruar i ka bërtitur "Bastardë të mallkuar", pa u ndalur. Nuk dua as ta mendoj se ç'do të kishte ndodhur, po ta ndiqnin deri në zyrë.

*E jotja Ana*

*Detyra kryesore e ditës në strehim: qërimi i patateve.*

Njeri shkon të marrë gazetat, njëri thikat (duke mbajtur për vete pa dyshim më të mirën), i treti patatet, i katërti ujin.

Punën e nis zoti Dusel, nuk qëron gjithnjë mirë, por e bën pa ndalesë dhe vazhdimisht kontrollon majtas e djathtas, nëse të tjerët po punojnë si ai. Jo!- Ana, shih këtu, *ich* e mbaj thikën kështu dhe e qëroj pataten nga lart-poshtë! *Nein*, jo ashtu... kështu.

- Mua më duket më kollaj kështu, zoti Dusel,- protestoj unë me ndrojtje.

- Po kështu si them unë është më mirë. *Di* duhet të më besosh mua. S'e kam hallin për vete, po për ty.

Dhe të gjithë vazhdojmë të qërojmë. Hedh një sy te fqinji im, ai lëviz kokën i menduar (sigurisht, jam unë që e habis), por e ka kyçur gojën.

Vazhdoj të qëroj patate. Pastaj hedh një vështrim nga ana tjetër, aty ku është ulur babai. Sa për atë, qërimi i pateteve nuk është një punë koti, por një punë ku kërkohet saktësi. Kur ai lexon, i formohet një rrudhë e thellë në ballë, por kur ndihmon për të përgatitur patatet, fasulet ose zarzavatet e tjera, ngjan sikur është zhytur kokë e këmbë në atë punë. E nis punën e tij i

përqendruar dhe nuk dorëzon kurrë, qoftë dhe një patate, që të mos jetë qëruar përsosmërisht; në të vërtetë, kur ka këtë shprehje në fytyrë ai nuk është fare aty.

Punoj përsëri, pastaj ngre sytë: sapo e kam vënë re. Zonja përpiqet të tërheqë vëmendjen e Duselit. Në fillim ajo e vështron ngultazi, kurse ai hiqet sikur nuk e ka mendjen. Pastaj ajo i luan syrin. Duseli vazhdon të qërojë. Pastaj qesh, Duseli nuk lëviz. Atëherë qesh edhe mamaja. Duseli qëndron moskokëçarës, pra zonja nuk ka arritur asgjë, kështu që duhet të tentojë në drejtim tjetër. Bie një heshtje e shkurtër, në vijim dëgjohet:- Oh Puti, vër një përparëse, përndryshe nesër do më duhet të të laj pantallonat.

- Jo, nuk bëhem pis.

Sërish heshtje, pastaj:- Pse nuk ulesh, Puti?

- Jam mirë kështu, më pëlqen të rri në këmbë.

Heshtje.

- Ja, u bëre pis.

- Rri rehat, mamushe, se e kam mendjen në vend!

Zonja përpiqet të ndërrojë bisedë:- Dëgjo Puti, përse nuk po bombardojnë më anglezët?

- Sepse është mot i keq, Kerli.

- Po edhe dje që ishte i bukur, nuk fluturuan!

- Dëgjo, e lëmë këtë muhabet, mirë?

- E përse të mos flas? Mund ta them mendimin tim, apo jo?

- Jo.

- E përse jo?

- Pa mbylle një minutë gojën, mamush!

- Po zoti Franki i përgjigjet gjithmonë gruas së tij.

Zoti Van Dan duhet të përmbahet, se kjo është pika e dobët e tij. Nuk e duron dot, po ajo vazhdon të gërvëlisë:- O Zot, ky zbarkimi nuk do bëhet kurrë.

Ai zbardhet në fytyrë. Kur e vë re këtë, zonja e tij skuqet, megjithatë nuk e mbyll sqepin:- Këta anglezë nuk vlejnë asnjë grosh.

Kjo është pika e fundit dhe gota derdhet:- Do ta mbyllësh atë shpellë, apo jo?

Mamaja ime mezi e mban të qeshurën, kurse unë vështroj murin përballë.

Skena të këtij lloji përsëriten thuajse çdo ditë. Kuptohet, në qoftë se çifti nuk ka pasur ndonjë zënkë më parë, sepse në këtë rast, për fat të mirë, e mbyllin gojën që të dy.

Më duhet të shkoj të marr patate të tjera, ngjitem në papafingo, ku Peteri është duke çmorritur macen. Ai ngre vështrimin, macja e kupton dhe opa... zhduket në oxhak nëpërmes dritares së hapur. Peteri mallkon, kurse unë qesh me të madhe dhe ia mbath.

*Liria në strehimin sekret.* Ora pesë e gjysmë: Bepi ngjitet për t'u çlodhur te ne. Atmosfera gjallërohet mjaft. Në fillim unë ngjitem sipër me Bepin, e cila zakonisht shijon një copë nga ëmbëlsira jonë e darkës.

Ende nuk është ulur, kur zonja ia nis një liste me dëshirat e saj dhe sakaq ofshan:- Ah Bep, sa do më duhej edhe...

Bepi më shkel syrin. Zonjës nuk i shpëton asnjëherë rasti për të shprehur dëshirat e veta, sapo dikush shkon lart. Me siguri që ky është shkaku që askush nuk ngjitet lart me dëshirë.

*Ora pesë e dyzet e pesë:* Bepi largohet. Unë zbres dy kate për t'i bërë një kontroll në fillim kuzhinës, pastaj zyrës private dhe më në fund depos së qymyrit, në mënyrë që t'i hap derën Mushit për ta lejuar të nisë gjuetinë e minjve.

Pas një inspektimi të kujdesshëm, përfundoj në dhomën e Kuglerit. Van Dani kontrollon për postën e ditës në të gjitha sirtaret dhe dosjet. Peteri shkon të marrë çelësin e magazinës dhe Mofin. Pimi tërheq lart makinën e shkrimit, Margoja kërkon një qoshe të qetë për të kryer punët e saj të zyrës, kurse zonja vë në sobë një tenxhere me ujë; mamaja zbret shkallët me një tenxhere me patate. Secili i di mirë detyrat e veta.

Peteri kthehet shpejt nga magazina, në fillim fare kërkon bukën: me sa duket sot ata kanë harruar ta lenë aty. Bëhet i vogël i vogël duke kaluar përpara derës së zyrës që sheh nga rruga, dhe arrin dollapin prej hekuri duke ecur si mace, rrëmben bukën dhe zhduket ose... të paktën pretendon se zhduket. Mushi e kalon me një kërcim dhe shkon të fshihet poshtë tryezës.

Peteri e kërkon në të gjitha qoshet, ah mor dreq i madh, ja ku të gjeta. Kthehet në zyrë gjithmonë duke ecur këmbadoras dhe e kap macen për bishti. Mushi fishkëllen, kurse Peteri merr frymë me zor. Çfarë arriti? Tashmë Mushi është përpara dritares dhe duket shumë i kënaqur me veten. Peteri bën një përpjekje të fun-

dit për ta tërhequr macen me një copëz buke. Kjo manovër nuk i shkon huq dhe më së fundi Mushi e ndjek pas. Dera mbyllet.

Nga mbrapa derës unë e kam ndjekur të gjithë skenën.

Zoti Van Dan është i zemëruar dhe përplas derën. Margoja dhe unë shikojmë njëra-tjetrën dhe mendojmë të njëjtën gjë: duhet të jetë nxehur përsëri nga ndonjë proçkë që ka bërë zoti Kugler dhe harron fare se kompania Keg është prapa derës.

Në korridor dëgjohen hapa. Hyn Duseli, shkon drejt dritares me një pamje prej padroni, merr frymë thellë... kollitet, teshtin dhe pastron fytin. Është i pafat - ka thithur piper. Vazhdon për nga zyra përballë. Perdet janë të hapura, gjë që do të thotë se nuk mund të hyjë e të marrë letrën e shkrimit. Ai zhduket duke shfryrë.

Margoja dhe unë shikojmë edhe njëherë njëra-tjetrën. "Një faqe më pak për të dashurën e tij nesër," e dëgjoj atë të thotë. Unë pohoj me kokë.

Nëpër shkallë dëgjohen hapa elefanti. Është Duseli që kërkon ngushëllim në vendin e tij të preferuar.

Tak-tak-tak! Tri të trokitura: darka është gati!

**E hënë, 23 gusht 1943**

*Kur ora shkon tetë e gjysmë...*

Margoja dhe mamaja janë të shqetësuara.- Sht... baba, pusho, Oto, sht... Pim. Ora ka shkuar tetë e gjysmë. Eja, nuk duhet të derdhësh më ujë, mos bëj zhurmë!

Këto janë porositë që i bëhen babait kur është në banjo. Kur ora shkon tetë e gjysmë, ai duhet të jetë në dhomë. Asnjë pikë ujë nuk duhet të rrjedhë, WC-ja nuk duhet të përdoret më, asnjë hap nuk duhet të ndihet, duhet të mbretërojë heshtja. Kur në zyrë nuk ka njeri, në magazinë zërat dëgjohen më shumë.

Në orën tetë e njëzet hapim derën lart dhe dy minuta më vonë dëgjohen tre goditje mbi dysheme... mëngjesi i Anës është gati. Ngjitem lart dhe provoj ushqimin tim, nuk do të ishte i keq për qentë!

Kthehem poshtë dhe çdo gjë e bëj gati sa hap e mbyll sytë: jam krehur, kam hequr uturakun, kam rregulluar shtratin. Heshtje.

Erdhi ora. Zonja heq këpucët dhe vesh pantoflat, edhe zoti Çarli Çaplin ka veshur pantoflat e tij, të gjithë e kanë mbyllur gojën.

Ja pra, shfaqja familjare është gati. Unë dëshiroj të lexoj ose të studioj, gjithashtu edhe Margoja, por edhe babai dhe mamaja. Babai është ulur (me Dikensin e tij të pandashëm dhe fjalorin, kuptohet) në cep të shtratit i zhytur aty ku nuk ka as dyshek për të qenë. Dy jastëkë njëri mbi tjetrin e rregullojnë pak ndenjen.- Mos u mërzit, unë jam rehat edhe kështu.

Kur ulet të lexojë është kaq i përqendruar, dhe herë pas here buzëqesh me vete. Më tej përpiqet me zell t'i lexojë diçka mamasë.

- Nuk kam kohë tani!

Babai merr një shprehje të zhgënjyer, pastaj i futet përsëri leximit dhe më pas, sapo gjen diçka të lezetshme, provon edhe një herë.- Duhet të ta lexoj këtë paragraf, mama.

Mamaja ulet në shtratin që përkulet, lexon, qep, punon me shtiza ose studion sipas rastit. Befas i vjen në mend diçka, duhet ta thotë me domosdo:- Ana, e di që... Margo, të kujtohet që...

Pas një çasti qetësia kthehet sërish. Margoja mbyll librin me zhurmë, babai ngre vetullat dhe bëhet qesharak, pastaj i kthehet rrudha dhe thellohet në lexim, mamaja ia nis një muhabeti me Margonë, unë bëhem kureshtare dhe zgjas veshët. Edhe Pimi nuk mund të rrijë mënjanë... Ora nëntë. Erdhi ora të hamë mëngjes.

*Ana*

**E premte, 10 shtator 1943**

*E dashur Kiti,*

Sa herë që të shkruaj, këtu ndodh diçka e veçatë, por për fat të keq janë gjithmonë ndodhi të pakëndshme. Kurse kësaj here do të flas për një gjë të mirë.

Të mërkurën, më datën 8 shtator po dëgjonim lajmet e orës shtatë të mbrëmjes dhe ja se cilat ishin fjalët e para:- *Here follows the best news of the whole war, Italy has capitulated!* Italia është dorëzuar pa kushte! Në orën tetë e një çerek është radha e Radios Orinxh: "Të dashur dëgjues, një orë e një çerek më parë,

kur sapo kisha mbaruar së përgatituri kronikën e ditës, arriti këtu në redaksi lajmi i mrekullueshëm i kapitullimit të Italisë. Mund t'ju them me siguri që nuk i kisha flakur kurrë në kosh me kaq kënaqësi shënimet e mia!"

U transmetuan *"God save the king,"* himni amerikan dhe ai rus "Internacionalja". Radio "Orinxh", si gjithnjë, na dha guxim, megjithëse nuk ishte tepër optimiste.

Anglezët kanë zbarkuar në Napoli. Italia veriore është pushtuar nga gjermanët. Armëpushimi u nënshkrua të premten më 3 shtator, ditën kur anglezët zbarkuan në Itali. Gjermanët po çirren e bërtasin në të gjitha gazetat për tradhtinë e Badolios dhe të mbretit italian.

Mirëpo, me gjithë këtë, prapë kemi shqetësime të tjera. Në radhë të parë për shëndetin e zotit Klejman. Siç të kam thënë, që të gjithë e duam shumë. Megjithëse ka shumë dhimbje, nuk duhet të hajë, as duhet të ecë shumë, ai është gjithmonë në humor dhe ka një guxim të admirueshëm. "Kur hyn zoti Klejman, lind dielli",- po thoshte një herë mamaja dhe më duket se ka vërtet të drejtë.

Tani është në spital për shkak të një ndërhyrjeje në zorrë dhe duhet të rrijë atje të paktën për katër javë. Ah, sikur ta shihje se si na përshëndeti kur u largua, thuajse po dilte për të kryer një punë të vogël, krejt normalisht.

*E jotja Ana*

**E enjte, 16 shtator 1943**

*E dashur Kiti,*

Këtu në strehim marrëdhëniet po keqësohen dita-ditës. Në tryezë askush nuk guxon të hapë gojën (përveçse për të kaluar kafshatën), sepse çfarëdo që të thuash, ose merret për keq ose interpretohet në mënyrë të gabuar.

Ndonjëherë zoti Voskil vjen për të na bërë një vizitë. Mjerisht, është shumë i sëmurë. Për familjen e tij nuk është e lehtë, sepse dashur pa dashur duket sikur ai thotë : e ç'më duhet mua, sidoqoftë unë do të vdes! Kur mendoj se sa jemi prekur ne të gjithë këtu, e marr me mend situatën në shtëpinë e Voskilëve.

Sa për mua, unë çdo ditë pi ilaçe që quhen "valerian" kundër frikës dhe depresionit. Megjithëkëtë, çdo ditë e më shumë humori im po zbret nën zero. Një e qeshur e mirë me gjithë zemër do të më shërbente më shumë sesa dhjetë pilula valeriani, por tashmë e kemi harruar fare sesi mund të qeshet. Nganjëherë trembem se mos gjithë ky hidhërim do të më shëmtojë fytyrën do të m'i lerë buzët gjithmonë të varura. As të tjerët nuk janë më mirë se unë. Të gjithë kanë në zemër një peshë të rëndë, kur shohin se dimri i egër po afrohet.

Një tjetër ndodhi që pa dyshim na trishton shumë, është që magazinieri Van Maren ka nisur të dyshojë për strehimin sekret. Afërmendsh, një njeri me trurin në vend duhet të dyshojë kur sheh që të gjithë punonjësit zhduken: Mipi shkon në laborator, Bepi në arkiv, Klejmani në magazinën e Optekës dhe Kugleri, i cili zhduket gjithashtu, megjithëse thotë që ajo pjesë e shtëpisë nuk i përket ndërtesës sonë, por fqinjëve.

Nuk do të na bëhej vonë fare për atë që mendon zoti Van Maren, po të mos qe një person shumë pak i besueshëm dhe që fut hundët kudo. Mjerisht, nuk mund t'ia hedhësh lehtë.

Një ditë Kugleri donte të tregohej veçanërisht i kujdesshëm. Në orën një pa dhjetë veshi pallton dhe u nis për në farmacinë përballë. Pas dhjetë minutash kthehet në zyrë, hyn në majë të gishtave si hajdut, dhe ngjitet te ne. Në orën një e një çerek donte të largohej, por në katin e poshtëm takon Bepin që e paralajmëron për Van Marenin: ai ndodhej në zyrë. Kugleri kthehet tek ne dhe qëndron aty deri më një e gjysmë. Pastaj heq këpucët dhe zbret zbathur (paçka se bën ftohtë) njërën shkallë pas tjetrës me sytë katër, për të evituar ndonjë kërcëllimë. Pas një çerek ore mbërrin në zyrë nga ana tjetër e rrugës.

Ndërkaq Bepi, meqenëse ka arritur të lirohet nga Van Mareni, vjen tek ne për të marrë Kuglerin, por ai ndërkaq po zbriste shkallët zbathur. Çfarë mund t'u shkojë nëpër mend njerëzve, duke parë drejtorin e firmës që vesh këpucët në rrugë? Oh, oh, sa qejf, drejtori me çorape!

*E jotja Ana*

E mërkurë, 29 shtator 1943

*E dashur Kiti,*

Sot është ditëlindja e zonjës Van Dan. Përveç një triske për mish, një për djathë dhe një për bukë, i kemi dhuruar edhe një kavanoz me reçel. Edhe nga i shoqi, nga Duseli dhe nga personeli i zyrës ka marrë lule dhe ushqime. S'ke ç'bën, kështu janë kohët!

Këtë javë Bepi pati një krizë nervash, nuk ka faj e shkreta, është vazhdimisht në ankth. Dhjetë herë në ditë i japin detyra për të kryer, dhe të gjithë këmbëngulin që t'i bëjë menjëherë, pastaj dikush i thotë të dalë prapë, kurse një tjetër i hakërrehet se kishte harruar diçka për t'i blerë. Mos harrojmë, që poshtë në zyrë duhet të kryejë dhe punën e vet, meqë Klejmani është i sëmurë, Mipi është në shtëpi e rrufosur, dhe ajo vetë ka ndrydhur kaviljen, ka probleme zemre dhe në shtëpi ka një baba që vazhdimisht mallkon. Në këto kushte mund të kuptohet lehtas ankthi i saj. Ne u përpoqëm ta ngushëllonim dhe e ngushëlluam. Le të thotë nganjëherë edhe që nuk ka kohë, dhe që listën e detyrave le ta bëjnë vetë.

Të shtunën këtu ndodhi një dramë e madhe, një të tillë nuk e kemi parë kurrë më parë. Filloi me një diskutim për Van Marenin dhe përfundoi në një zënkë të përgjithshme dhe me lot. Duseli iu ankua mamasë se po e trajtonin si një lebroz, se asnjeri nuk shoqërohej me të dhe se, në fund të fundit, ai nuk kishte bërë asgjë për ta merituar këtë. Kjo u pasua nga shumë lajka, të cilat, për fat, kësaj here mami nuk i hëngri. Ajo i tha se ne ishim zhgënjyer nga ai dhe se më shumë se njëherë ai kishte qenë burim mërzie. Duseli ia bëri asaj fushë me lule, por deri tani s'kemi parë gjë.

Me Van Danët duket se ka ndodhur përsëri diçka. Babai, s'e di për ç'shkak, është shumë i zemëruar, sepse ata po na mashtrojnë: po përvetësojnë mish dhe gjëra të tjera. Çfarë stuhie tjetër po na afrohet, oh Zot, sa mirë sikur të mos përzihesha në këto punë, ose të ikja nga sytë këmbët! Do të përfundoj në çmendinë!

*E jotja Ana*

E diel, 17 tetor 1943

*E dashur Kiti,*

Për fat, Klejmani u kthye! Lavdi Zotit! Është ende paksa i zbehtë, megjithatë i është futur punës për të shitur rrobat e Van Danëve.

Tersi është që Van Dani ka mbetur pa para. Ai i humbi të njëqind guldenët e fundit në magazinë. Edhe ky fakt po na krijon akoma telashe: burrat po vrasin mendjen se si mundet që një të hënë në mëngjes të zhduken nga magazina njëqind gulden. Dyshime pa fund. Ndërkohë të njëqind guldenët janë vjedhur. Kush është hajduti?

Por unë po flisja për mungesën e parave. Zonja Van Dan ka një mal me fustane, pallto, këpucë pa të cilat nuk bën dot. Kostumi i zotit Van Dan është e vështirë të shitet dhe biçikletën e Peterit e kanë nxjerrë në ankand, por e kthyen prapë, sepse nuk e donte njeri. Por historia nuk mbaron këtu.

Zonja duhet patjetër të heqë dorë nga peliçja. Ajo thotë që ata të zyrës duhet të na paguajnë diçka, por sidoqoftë nuk është hedhur në sulm. Pak më parë dy bashkëshortët zhveshën shpatat dhe u ndeshën, kurse tani ka zënë fill sërish periudha e pajtimit, me batuta të tilla si "Puti i dashur" dhe "Kerli, shpirti im".

Më futen të dridhurat vetëm kur shkoj nëpër mend fyerjet që gjatë muajve të fundit kanë fluturuar në këtë shtëpi, gjoja të njerëzve për së mbari. Babai i mban buzët të kyçura, në qoftë se dikush e thërret, ai ngre vështrimin me frikë, sikur t'i trembej një tjetër beteje të pashembullt.

Mamasë i janë bërë faqet me pulla të kuqe nga tensioni, Margoja ankohet për dhimbje koke, Duselin nuk e zë gjumi, zonja Van Dan qahet nga mëngjesi në darkë edhe unë e kam humbur pusullën. Sinqerisht po të them, që hera-herës nuk më kujtohet as me kë jemi grindur së fundi dhe me cilin jam pajtuar.

E vetmja gjë që më zbavit është studimi, të cilit i kushtohem me gjithë shpirt.

*E jotja Ana*

E premte, 29 tetor 1943

*E dashur Kiti,*

Zoti Klejman iku sërish, sëmundja e stomakut nuk po e lë të qetë. Nuk e dimë ende nëse hemoragjia i është ndalur. Kur na tha që nuk ndihej mirë dhe do ikte në shtëpi, për herë të parë vura re që ishte i zymtë.

Këtu ka pasur zhvillime të reja grindjesh midis zotërisë dhe zonjës. Problemi është ky: u janë mbaruar paratë. Donin të shisnin një pallto dimri dhe një kostum të tij, por nuk gjendej asnjë blerës. Afërmendsh, me çmimet e larta që kërkojnë ata!

Një ditë të bukur, disa muaj më parë, Klejmani po na fliste për një tregtar peliçesh që ai e njihte mirë. Kështu që Van Danit i kishte lindur ideja të shiste peliçen e së shoqes. Është një peliçe lepuri, e blerë shtatëmbëdhjetë vjet më parë. Zonja futi në xhep 325 gulden, një shifër që të heq trutë e kokës. Sipas saj, këto para duheshin hequr mënjanë për të blerë rroba të reja pas luftës. I shoqi djersiti shumë për ta bindur që ato para ishin të domosdoshme për të jetuar.

Nuk mund ta marrësh me mend sesa kanë bërtitur, sesa këmbë janë përplasur dhe ç'mallkime janë artikuluar. Ishte e tmerrshme. Familja ime qëndronte në fund të shkallës, duke mbajtur frymën për të shkuar e për të ndarë ata që po grindeshin, po të dilte nevoja. Gjithë këto thirrma, të qarat dhe shkelmat janë kaq të llahtarshme, sa që në mbrëmje unë bie në shtrat me lot në sy dhe falenderoj Zotin që jam më në fund vetëm për gjysmë ore.

Unë jam mirë, veçse që më ka ikur plotësisht oreksi. Dëgjoj vazhdimisht që më thonë: "Sa çehre të keqe që ke!" E vë re edhe që prindërit e mi përpiqen shumë që unë të rritem e shëndetshme dhe e gëzuar. Duhet të pi lëngje, vaj peshku, duke përfshirë këtu edhe kalcium. Ka shumë kohë tashmë që nuk i kontrolloj dot nervat, sidomos të dielën jam shumë keq, sepse në shtëpi endet një atmosferë shtypëse dhe e rëndë, kurse jashtë nuk dëgjohet kënga e ndonjë zogu dhe gjithçka është e mbështjellë nga një heshtje varri, mbytëse, që më ngjitet edhe mua, tamam sikur të donte të më tërhiqte në humnera të thella. Në këto çaste, për mua nuk kanë më rëndësi as babai, as mamaja dhe as

Margoja, endem nga një dhomë në tjetrën, ngjitem dhe zbres shkallët dhe më duket sikur jam një zog, të cilit i janë shkulur me dhunë krahët dhe që përplaset me kafazin e vet në terrin më të madh. "Dil jashtë në ajër dhe qeshu!" dëgjoj një thirrmë të brendshme. Nuk i përgjigjem fare, shkoj të shtrihem mbi një divan dhe përpiqem të fle, të paktën për të shtyrë kohën, heshtjen, si edhe frikën e tmerrshme, derisa nuk kam zgjidhje tjetër.

*E jotja Ana*

**E shtunë 30 tetor, 1943**

*E dashur Kiti,*

Mamaja i ka nervat në majë të kokës dhe kjo nuk paralajmëron gjë të mirë për mua. A është një rastësi që babai dhe mamaja nuk e qortojnë kurrë Margonë dhe më fajësojnë gjithmonë mua për gjithçka? Për shembull, Margoja po lexonte një libër me ilustrime të bukura; ajo u ngrit dhe e vuri librin mënjanë për më vonë. Unë nuk po bëja gjë, kështuqë e mora dhe fillova të shikoja fotografitë. Margoja u kthye, e pa librin "e saj" në duart e mia, rrudhi vetullat dhe ma kërkoi librin me zemërim. Unë doja ta shikoja edhe pak. Në atë minutë Margoja u tërbua fare dhe mamaja ndërhyri: "Margoja po e lexonte atë libër; ktheja prapë."

Babai hyri brenda dhe, pa e ditur fare se çfarë po ndodhte, pa se po i binin në qafë Margosë dhe më sulmoi ashpër: "Do të doja të shihja se çfarë do të bëje ti, nëse Margoja do të shikonte ndonjë nga librat e tu!"

Unë u dorëzova rrëmbimthi, e ula librin dhe sipas tyre u largova nga dhoma "e inatosur". Nuk isha as e zemëruar as e inatosur, isha vetëm e hidhëruar.

Nuk ishte e drejtë nga ana e babait të jepte gjykime, pa e ditur se për çfarë bëhej fjalë. Unë do t'ia kisha dhënë vetë librin Margosë dhe shumë më shpejt, nëse babai dhe mamaja nuk do të kishin ndërhyrë dhe nxituar të mbanin anën e Margosë, a thua se asaj po i bëhej një padrejtësi e madhe.

Sigurisht, mamaja mbajti anën e Margosë; ato mbajnë gjithmonë anën e njëra-tjetrës. Jam mësuar kaq shumë me këtë, saqë jam krejt indiferente ndaj qortimeve të mamasë dhe humorit të

keq të Margosë. Unë i dua ato, por vetëm sepse janë mamaja dhe Margoja. Nuk i vlerësoj fare si njerëz. Sa për mua, mund të shkojnë të hidhen në liqen. Me babin është ndryshe. Kur e shoh atë të priret ndaj Margosë, duke miratuar çdo veprim të saj, duke e çmuar, duke e përqafuar, ndiej një dhimbje torturuese brënda meje, sepse unë çmendem pas tij. Babin e kam si shembull dhe nuk ka asnjeri tjetër në botë që ta dua më shumë. Ai nuk e kupton se e trajton Margonë ndryshe nga mua: Margoja është thjesht më e mënçura, më e sjellshmja, më e bukura dhe më e mira. Por edhe unë kam të drejtë të më marrin seriozisht. Unë kam qenë gjithmonë gaztorja dhe ngatërrestarja e familjes; kam paguar gjithmonë dyfish për mëkatet e mia: njëherë me qortime dhe pastaj përsëri me vetë ndjenjën time të dëshpërimit. Nuk kënaqem më me dashurinë pa kuptim apo me të ashtuquajturat biseda serioze. Unë dua nga babai diçka që ai s'është i zoti të ma japë. Nuk jam xheloze për Margonë; nuk kam qenë kurrë. Nuk e kam zili mendjen apo bukurinë e saj. Thjesht do të më pëlqente ta ndjeja se babai më do vërtet, jo sepse unë jam fëmija e tij, por sepse unë jam, Ana.

Unë kapem pas babait, sepse përbuzja ime për mamanë po rritet nga dita në ditë. Vetëm përmes tij jam në gjendje të ruaj thërmijën e fundit që më ka mbetur nga ndjenja për familjen. Ai nuk e kupton se ndonjëherë kam nevojë të shfrej ndjenjat e mia për mamanë. Ai nuk dëshiron të flasë për këtë dhe e shmang çdo diskutim që mund të ketë të bëjë edhe larg e larg me dështimet e mamasë. Sidoqoftë, për mua është më e mundimshme të përballoj mamanë me gjithë të metat e saj. Nuk e di si duhej të veproja. Nuk mund t'i kundërvihem gjithnjë pakujdesisë, sarkazmës dhe zemrës së saj të ashpër. Por nuk mund të vazhdoj t'i marr përsipër fajet për gjithçka.

Unë jam e kundërta e mamasë, kështu që natyrisht përplasemi. Nuk kam ndër mend ta gjykoj; nuk e kam këtë të drejtë. Thjesht jam duke e parë atë si mama. Ajo nuk është mama për mua - më duhet të bëhem vetë mamaja e vetes sime. Jam duke ndjekur rrugën time dhe le të shohim se ku do të më shpjerë. Nuk kam asnjë zgjedhje, sepse unë mund ta përfytyroj se si duhet të jetë një nënë dhe një bashkëshorte dhe nuk më duket se gjej diçka të tillë tek gruaja që duhet ta quaj "Nënë."

Herë pas here them me vete të mos vë re vetëm anën e keqe të mamasë. Dua të shikoj vetëm anët e saj të mira dhe të kërkoj brenda vetes atë që i mungon asaj. Por nuk më mbushet mendja. Më e keqja është se babai dhe mamaja nuk e kuptojnë papërshtatshmërinë e tyre dhe se sa shumë i fajësoj ata që më zhgënjejnë. A gjenden prindër që mund t'i bëjnë plotësisht të lumtur fëmijët e tyre?

Ndonjëherë mendoj se Zoti po përpiqet të më vërë në provë edhe tani edhe në të ardhmen. Do të më duhet të bëhem një njeri i mirë sipas vetes sime, pa ndonjë që të më shërbejë si model apo të më këshillojë, por në fund kjo do të më bëjë më të fortë.

Kush tjetër përveç meje do t'i lexojë këto shkrime? Kujt tjetër veçse vetes, mund t'i drejtohem për ngushëllim? Unë kam shpesh nevojë për t'u strukur diku, shpesh ndihem e dobët dhe shumicën e herëve nuk arrij t'i plotësoj shpresat. Këtë e di dhe çdo ditë marr vendim t'i bëj gjërat më mirë.

Ata nuk janë të qëndrueshëm në trajtimin ndaj meje. Një ditë thonë se Ana është vajzë e ndjeshme dhe i lejohet të dijë gjithçka dhe ditën tjetër se Ana është një bibë budallaqe që nuk merr vesh nga jeta. Ana e gjorë kujton se çdo gjë që duhet të dijë, mund ta mësojë nga librat! Unë nuk jam më foshnje dhe kukull që mund të qeshësh me çdo veprim të saj. Unë kam idetë, planet dhe idealet e mia, por nuk jam akoma në gjendje t'i bëj të qarta. Eh, mirë. Natën, kur jam vetëm apo gjatë ditës kur jam e detyruar të duroj njerëz me të cilët nuk pajtohem apo që i keqinterpretojnë vazhdimisht qëllimet e mia, më vijnë në mendje kaq shumë gjëra. Prandaj gjithmonë kthehem te ditari im - e filloj dhe e mbaroj atje, sepse Kiti është gjithmonë e durueshme. I premtoj asaj se unë do të vazhdoj përpara, se do ta gjej rrugën time dhe do t'i gëlltis lotët. Uroj vetëm që të shoh ndonjë rezultat apo që vetëm njëherë të më mbështeste dikush që më do.

Mos më dëno, por vetëm mendo për mua si për një njeri që i ka ardhur në majë të hundës!

E mërkurë, 3 nëntor 1943

*E dashur Kiti,*

Në mënyrë që të na zërë me punë, pra që të merremi me diçka, babai kërkoi programin e kurseve me korrespondencë të një shkolle në Leida. Margoja e shfletoi atë librushkë tre herë, por nuk arriti të gjente asgjë që t'i shkonte për shtat. Babai gjeti menjëherë diçka interesante dhe na njoftoi që do të kërkonte një model mësimi për kursin e latinishtes fillestare. Me të thënë e me të bërë. Mësimi arriti dhe Margoja iu fut punës me vrull dhe kursi, sado i shtrenjtë që ishte, u porosit. Për mua është shumë e vështirë, megjithëse do ma kishte qejfi të mësoja latinisht.

Që të më jepte po ashtu edhe mua një detyrë të re, babai i kërkoi zotit Klejman një bibël për fëmijë, kështu më në fund mund të mësoja diçka për Testamentin e ri.

- Mos po mendon t'i japësh Anës një libër për Hanukës?- pyeti Margoja disi e turbulluar.

- Po... Epo, ndoshta dita e shën Nikollës do të ishte një rast më i mirë,- u përgjigj babai.

Jezusi dhe Hanuka nuk shkojnë tamam së bashku.

Meqenëse fshesa me korrent është prishur, çdo mbrëmje duhet të pastroj qilimin me një fshesë të vjetër. Dritarja rri mbyllur, ajri është mbytës, po ashtu dhe soba të merr frymën. "Afërmendsh, nuk mund të shkojë ndryshe", po mendoja. Dhe në fakt, mamasë, retë e dendura të pluhurit që rrinë të varura në dhomë i dhanë dhimbje koke, fjalori i ri i latinishtes i Margosë u mbulua me pluhur dhe Pimi vuri në dukje që dyshemeja nuk duket fort e pastër. Mosmirënjohësit!

Kemi vendosur që tani e tutje soba të ndizet në shtatë e tridhjetë të dielave në mëngjes, në vend të orës pesë e gjysmë. Unë mendoj se është me rrezik. Çfarë do të mendojnë fqinjët për oxhakun tonë që nxjerr tym?

E njëjta gjë edhe me perdet. Qëkurse u fshehëm, ato janë mbërthyer fort me thumba pas dritareve. Ndonjëherë, dikush nga zonjat apo nga zotërinjtë nuk i bën dot ballë nxitjes për të parë vjedhurazi jashtë. Rezultati: një stuhi qortimesh. Përgjigjja: "Oh, e kush do ta vërë re?" Kështu fillon dhe mbaron çdo veprim moskujdesjeje. Asnjeri nuk do ta vërë re, asnjeri nuk do

të dëgjojë, asnjeri nuk do t'i kushtojë as vëmendjen më të vogël. E lehtë për t'u thënë, por a është e vërtetë? Tani për tani ujërat sikur janë qetësuar paksa, vetëm Duseli është grindur me Van Danët. Kur flet për zonjën, nuk dëgjohet tjetër veçse "ajo lopë budallaqe" ose "ajo lopë plakë", ndërsa zonja e përcakton studiuesin e madh "beqari plak", "beqari plak që kujton se të gjithë duan ta shkelin me këmbë" etj. etj.

U rrokullis tenxherja dhe gjeti kapakun.

*E jotja Ana*

**E hënë mbrëma, 8 nëntor 1943**

*E dashur Kiti,*

Po t'i rilexosh letrat e mia, njëra pas tjetrës, do ta kuptosh menjëherë që janë shkruar në çaste shumë të ndryshme. Sa keq që jam kaq e kushtëzuar nga gjendja shpirtërore e strehimit sekret. Gjithsesi, nuk më ndodh vetëm mua, por të gjithëve. Po të lexoj një libër që më lë mbresa, duhet ta kontrolloj veten përpara sesa të flas me të tjerët, përndryshe do të mendojnë se unë nuk jam fort në rregull. Tani, siç do ta kesh vënë re, po kaloj një periudhë mërzie e trishtim. Nuk di të them përse, por mendoj që frika dhe tensioni i pandërprerë kanë bërë punën e vet. Sot në mbrëmje, (së bashku me ne ishte dhe Bepi), ra për një kohë të gjatë zilja e derës. Unë u bëra e bardhë si letër dhe nga frika më nisi një dhimbje barku, kurse zemra po më dilte nga kraharori.

Në darkë, kur shkoj të fle vetëm, pa mamanë dhe babanë, më duket vetja si në ndonjë burg. Nganjëherë, më pushtojnë vegimet dhe më duket sikur dal në rrugë vetëm, ose sikur banesa jonë merr flakë, ose sikur shqyejnë derën dhe vijnë të na marrin në mes të natës. Nga dëshpërimi zgjohem dhe gjej strehim nën krevat. Çdo gjë e përjetoj sikur të më përkiste vetëm mua dhe pastaj kam gjithmonë ndjesinë se e gjitha kjo do të ndodhë vërtet.

Mipi thotë shpesh që na ka zili, sepse këtu jemi në paqe. Mundet edhe që ka të drejtë, por sigurisht, asaj nuk i shkon në mend që ne kemi edhe frikë.

Nuk arrij as ta parafytyroj që një ditë prej ditësh, edhe për

ne do të kthehet bota normale. Them shpesh "pas luftës", por është njësoj sikur të flisja për një ëndërr, për diçka që nuk mund të kthehet kurrë në realitet.

Nganjëherë, më duket se ne të tetë në strehimin sekret ngjasojmë me një copëz qielli të kaltër, të rrethuar nga re të zeza shiu. Ishulli i mbrojtur, ku kemi vënë këmbët është ende i sigurtë, por retë po afrohen gjithmonë e më shumë dhe rrethi që na ndan nga rreziku po ngushtohet çdo ditë. Tashmë jemi krejtësisht të rrethuar nga rreziqet dhe nga errësira, e nga dëshpërimi dhe nga dëshira për të shpëtuar, ne japim e marrim pa fund për të dalë nga kthetrat e së keqes. Vështrojmë poshtë, ku njerëzit luftojnë, vështrojmë lart, ku është bukur dhe qetë, dhe ndërkaq jemi të veçuar nga një shkëmb i madh që nuk na lë as të ngjitemi as të zbresim dhe që na rri përpara si një mur i padepërtueshëm, që do të na shtypë, por një herë për një herë ende nuk ia del.

Nuk më mbetet të bërtas dhe të mallkoj. Oh, rreth i mallkuar, zgjerohu dhe hapu për ne!

*E jotja Ana*

**E enjte, 11 nëntor 1943**

*E dashur Kiti,*

Gjeta një titull të bukur për këtë kapitull:
*Ode për stilografin tim*
"In memoriam"
Stilografi për mua ka qenë gjithmonë një send i çmuar; e vlerësoja shumë sidomos për majën e vet të trashë, sepse unë di të shkruaj mirë vetëm me maja të trasha. Stilografi im ka pasur një jetë stilografike shumë të gjatë dhe interesante, që do të doja ta përmblidhja shkurt.

Kur isha nëntë vjeç, stilografi im mbërriti i paketuar si një "model jashtë serie" që nga Aheni, ku banonte gjyshja ime bujare. Isha në shtrat me grip dhe jashtë frynte era e shkurtit. Stilografi i mrekullueshëm ishte futur në një kuti me lëkurë të kuqe. Ua tregova shoqeve të mia që ditën e parë. Isha unë, Ana Franku, pronarja krenare e këtij stilografi. Kur mbusha dhjetë

vjeç, më lejuan ta merrja stilografin në shkollë dhe mësuesja, madje, më lejoi të shkruaja me të. Kur isha njëmbëdhjetë vjeç thesari im u la mënjanë, sepse mësuesja e klasës së gjashtë na lejonte të përdornim vetëm pena dhe bojë. Kur mbusha dymbëdhjetë vjeç dhe shkova në liceun çifut, stilografi im u bë më i rëndësishëm dhe mori një kuti të bukur e të re në të cilin qëndronte edhe një laps. Trembëdhjetë vjeç, stilografi më shoqëroi në strehimin sekret ku më ka bërë shoqëri bashkë me ditarin dhe fletoret e shumta. Katërmbëdhjetëvjetori im qe edhe i fundit për të dhe tashmë... Ishte e premte, kishte kaluar ora pesë e mbasdites dhe pasi dola nga dhoma ime desha të ulem në tryezë për të shkruar. Më larguan në mënyrë të vrazhdë, për hir të Margosë dhe babait, që duhej të bënin ushtrimet e latinishtes. Stilografi mbeti i papërdorur mbi tavolinë, pronarja e tij u kënaq në një qoshe dhe nisi të lustrojë fasulet. Këtu "të lustrosh fasulet" do të thotë të ndash fasulet e mira nga ato të prishurat. Në orën gjashtë pa një çerek, fshiva përtokë dhe i mblodha të gjitha mbeturinat dhe fasulet e prishura në një fletë gazete, që përfunduan në sobë. Një flakë e ndritshme shpërtheu dhe mua m'u bë zemra mal që e gjallërova zjarrin, që thuajse po shuhej. Kthehem te tryeza, latinistët ulin pendat dhe unë ulem në tavolinë për të shkruar. Kërkoj gjithandej stilografin, por ai është zhdukur. Kërkoj prapë, kërkon Magoja, kërkon babai, kërkon mamaja, kërkon Duseli, por stilografi ishte zhdukur pa gjurmë.

- Mos ka rënë në sobë bashkë me fasulet?- pyet Margoja.

- Jo, ç'thua kështu,- i përgjigjem unë.

Në mbrëmje, duke parë që stilografi im nuk donte akoma të dilte, të gjithë menduan që ishte djegur, sidomos sepse gjërat plastike digjen shumë mirë. Dhe në të vërtetë parashikimi i trishtuar u vërtetua mëngjesin tjetër, kur babai, duke pastruar sobën, në mes të një grumbulli hiri, gjeti dhe një pjesë të stilografit tim. Maja e artë e tij ishte zhdukur. Me siguri do të jetë bërë njësh me ndonjë nga tullat, na tha babai.

Më mbetet vetëm një ngushëllim, sado i vogël qoftë ai: stilografi im u kthye në hi, tamam si do të doja të bëhesha dhe unë, një ditë prej ditësh.

*E jotja Ana*

E mërkurë, 17 nëntor 1943

*E dashur Kiti,*

Po ndodhin gjëra tronditëse. Bepi ka motrën të sëmurë me difterit në shtëpi, kështu që nuk mund të takohet me ne për gjashtë javë. Do të kemi probleme si për ushqimin ashtu edhe për të tjerat, për të mos folur pastaj për shoqërinë e saj, që do të na mungojë shumë. Klejmani duhet të qëndrojë akoma në shtrat dhe që prej tre javësh nuk ha gjë tjetër përveç qumështit dhe patateve. Kugleri është i zënë me punë deri në grykë.

Detyrat e latinishtes të Margosë ia dërgojmë një profesori, i cili i korrigjon dhe na i nis përsëri. Margoja i shkruan atij në emër të Bepit. Profesori është shumë simpatik dhe me humor. Pa dyshim, do të jetë i kënaqur që ka një nxënëse kaq të zgjuar.

Duseli nuk është fare në vete dhe askush nuk e kupton përse. Tani ka nisur të mos flasë as me zotin Van Dan, as me zonjën, por këtë e kishim vënë re prej kohësh. Pasi kaluan disa ditë, mamaja gjeti rastin që t'i thoshte të ruhej nga zonja, e cila mund t'i sajonte shumë kurthe dhe pastaj kushedi si ndërlikoheshin punët. Duseli i tha që grindjen e kishte filluar zoti Van Dan, duke mos i folur më dhe ai vetë nuk do të ndërronte mendje dhe nuk do ta thyente heshtjen. Dje ishte 16 nëntori, përvjetori i parë i mbërritjes së tij në strehimin sekret. Me këtë rast mamaja mori lule, por zonja Van Dan, që kishte disa javë që ishte mprehur dhe që nuk e kishte fshehur bindjen e vet se Duseli do t'i dhuronte diçka, mbeti duarbosh. Në vend që Duseli të falenderonte që e kishin pritur me aq dashuri, ai nuk e hapi gojën. Në mëngjesin e datës 16, unë e pyeta nëse duhej ta uroja apo ta ngushëlloja, m'u përgjigj që mund t'i pranonte të dyja. Mamaja që donte të luante rolin e ndërmjetësit, nuk arriti të bënte asnjë hap përpara dhe gjendja nuk ndryshoi fare.

Mund ta them pa e tepruar se përfundimisht Duselit i mungon një vidë. Shpeshherë ne qeshim me vete, sepse ai nuk ka kujtesë, nuk ka mendime të përcaktuara dhe nuk ka gjykim të shëndoshë. Na ka bërë për të qeshur më shumë se njëherë, duke u përpjekur të tregojë lajmet që sapo ka dëgjuar, duke i shtrembëruar vazhdimisht. Për më tepër, ai i përgjigjet çdo qortimi apo akuze me një dozë premtimesh të bukura të cilat nuk i

mban asnjëherë.

*"Der Mann hat einen grossen Geist*
*Und ist so klein von Taten"*[1]

*E jotja Ana*

**E shtunë, 27 nëntor 1943**

*E dashur Kiti,*

Mbrëmë, përpara se të më zinte gjumi, befas m'u shfaq përpara sysh Haneli.

Ishte veshur me lecka, dhe kishte një fytyrë të dobësuar dhe të tretur. Me sytë e mëdhenj më vështronte me shumë trishtim dhe qortim, saqë më dukej sikur po thoshte: "Oh Ana, përse më ke braktisur, më ndihmo të lutem, më ndihmo, më shpëto nga ky ferr!"

Kurse unë nuk mund ta ndihmoj, duhet të rri duarkryq duke e parë atë dhe të tjerët që vuajnë dhe vdesin. Pra, duhet të rri këtu me duar në brez dhe vetëm mund t'i lutem Zotit ta shpëtojë dhe ta bashkojë me ne. Pashë tamam Hanelin, tamam atë dhe e kuptova. E kisha gjykuar keq, isha shumë çilimi për të kuptuar problemet e saj. Ajo ishte e lidhur me shoqen e saj dhe i dukej sikur unë doja t'ia rrëmbeja. E shkreta! Çfarë duhet të ketë provuar? E di, e di, e njoh mirë atë ndjenjë. Nganjëherë i hidhja një vështrim të shpejtë jetës së saj, por pastaj në mënyrë egoiste merresha vetëm me problemet e mia.

E kisha trajtuar me të vërtetë keq, dhe tashmë ajo më vështron me atë fytyrë të zbehtë dhe sy që luten, kaq e pambrojtur. Ah, sikur t'i jepja një dorë. Oh Zot! Unë këtu i kam të gjitha, ndërsa ajo i është besuar një fati aq mizor. Ishte e gëzuar dikur po aq sa unë, edhe ajo e donte të mirën dhe të bukurën. Përse u zgjodha unë për të jetuar dhe ajo mbase për të vdekur? Ku ndryshonim ne të dyja, përse tani jemi kaq larg njëra-tjetrës?

Me thënë të drejtën, kishte muaj dhe mbase një vit që nuk mendoja për të. Jo se e kisha harruar kryekëput, por nuk më dilte para sysh, me gjithë mjerimin e saj.

---

1. I madh shpirti i njeriut/ të vogla veprimet e tij.

Oh Hanel, shpresoj se do të vijë fundi i luftës, se ti do të jesh ende gjallë dhe do të vish tek ne. Unë do të pres duarhapur, për të riparuar të keqen që të kam bërë.

Por kur unë do të jem në gjendje ta ndihmoj, ajo nuk do të ketë nevojë për mua si tani. Nëse ajo do të mendonte për mua ndonjëherë, çfarë do të provonte?

Zot mëshirëplotë, ngushëlloje atë, të paktën këtu nuk do të jetë vetëm. Oh, sikur Ti të mund t'i thoshe se jam duke menduar për të me keqardhje dhe dashuri, ndoshta mund ta ndihmonte të vazhdonte përpara.

Duhet t'i largoj këto mendime të liga. Kjo nuk më çon asgjëkundi.

Por nuk çlirohem dot nga vizioni. Gjithnjë shoh para vetes sytë e saj të mëdhenj, që më shikojnë ngultas.

Oh Hanel, Hanel! Sikur të ishte e mundur të të mirrja këtu! Do të kisha ndarë me ty çdo gjë që kam! Por tani është vonë, unë nuk mund të të ndihmoj më, as nuk mund të ndreq atë që lashë pas dore dikur! Por nuk do ta harroj kurrë. A beson vërtet Haneli tek Zoti, apo ia kanë ushqyer besimin të tjerët? As këtë nuk e di. Nuk u shqetësova kurrë të pyesja.

*E jotja Ana*

**E hënë 6 dhjetor, 1943**

*E dashur Kiti,*

Sa më shumë afrohej dita e shën Nikollës, aq më shumë të gjithë ne mendonim për shportën e stolisur të vitit të kaluar. Për mua, më shumë se për të gjithë, do të ishte e tmerrshme, po të mos e festonim këtë vit. Pas një shqyrtimi të gjatë, më në fund më erdhi një ide, diçka qesharake. U këshillova me Pimin dhe një javë më parë vendosëm që të shkruajmë një vjershë për secilin.

Të dielën në mbrëmje, më tetë pa një çerek, u mblodhëm lart, duke mbajtur shportën e madhe të rrobave që ishte stolisur me figura dhe rripa prej letre ngjyrë rozë dhe blu. Sipër ishte një copë e madhe letre mbështjellëse ngjyrë kafe, ku ishte ngjitur një shënim. Të gjithë mbetën gojëhapur nga dhurata. E hoqa shënimin dhe e lexova me zë të lartë:

Prolog

*Edhe këtë vit dita e shën Nikollës mbërriti*
*Deri edhe strehimi ynë i fshehtë e priti*
*Për dreq, nuk ishte aq i gëzuar*
*Sa ç'ishte dhjetorin e kaluar.*
*Atëkohë ishim plot ngashnjim*
*Sepse shpresonim në fitore*
*Që do ta festonim në liri*
*Këtë festë-mrekulli.*
*Rishtaz duam ta festojmë*
*Por nuk kemi se ç'të dhurojmë*
*Prandaj diçka tjetër do të sajojmë*
*Të gjithë këpucët le të shqyrtojnë!*

Ndërsa secili prej nesh nxirrte nga shporta këpucën e vet, ia plasëm të qeshurit. Brenda secilës këpucë ishte një pako e vogël bosh e mbledhur në letra që i drejtohej të zotit.

*E jotja Ana*

**E mërkurë, 22 dhjetor 1943**

*E dashur Kiti,*

Një grip i rëndë më ka penguar të të shkruaj. Është e tmerrshme të sëmuresh këtu. Kur më vinte për t'u kollitur, futesha shpejt nën mbulesa për ta qetësuar kollën sa më shpejt. Por, zakonisht ajo kollë nuk pushonte, dhe unë duhej të pija e të pija pa pushim qumësht dhe mjaltë, sheqer ose ilaçe. Oh, vetëm të mendoj për trajtimin të cilit m'u desh t'i nënshtrohesha dhe më merren mend: djersitje, lecka të lagura dhe të thata në gjoks, lëngje të bollshme, gargara, pushim në shtrat, jastëkë të nxehtë, borsa me ujë të nxehtë, lëng limoni i shtrydhur dhe për t'i vënë pikën, çdo dy orë termometrin. A mund të shërohet njeriu me të gjitha këto mundime? Kulmi ishte kur zoti Dusel deshi të luajë rolin e mjekut. Ai vuri veshin në kraharorin tim të zhveshur, për të dëgjuar zhurmat e brendshme. Jo vetëm që flokët e tij më gudulisnin, por më vinte edhe turp, edhe pse ai ka studiuar 30 vjet dhe është diplomuar në mjekësi. E përse ky tipi

duhet të më mbështetej te zemra? Sigurisht, ai nuk është i dashuri im, dhe pastaj nëse jam e shëndoshë apo e sëmurë aty brenda, ai pa dyshim që nuk e ndien. Më përpara duhet të lajë veshët, meqenëse është shurdhuar fare i shkreti. Por tani le të mos flasim më për gripin. Tani jam shëndoshë e mirë, jam rritur një centimetër, kam shtuar një kg., jam e zbehtë dhe e zellshme për të mësuar.

*Ausnahmsweise,*[1] këtu çdo gjë shkon mirë, nuk ka ndodhur asnjë sherr, por kjo nuk do të zgjasë shumë, një paqe e tillë nuk kishte ndodhur të paktën që prej gjashtë muajsh.

Bepi është sërish larg nesh, por shpejt motra e saj e vogël nuk do të ketë më rrezik.

Për Krishtlindje do të marrim vaj, ëmbëlsira dhe lëngje më shumë. Me rastin e festës së Hanukhës, zoti Dusel i dhuroi një tortë të mirë mamasë dhe zonjës Van Dan. E kishte përgatitur Mipi me kërkesën e tij. Nuk i mjaftonin ato që kishte për të bërë, dhe kjo i duhej.

Unë dhe Margoja morëm një karficë të bërë nga një monedhë njëqindarkëshe që shkëlqen shumë bukur. Vërtet që nuk mund ta përshkruaj dot, por ajo është e bukur. Edhe unë kam përgatitur diçka për Mipin dhe Bepin për Krishtlindje: që prej dy muajsh kam kursyer sheqerin e çajit tim. Ia kam dhënë zotit Klejman të na bëjë karamele Krishtlindjesh.

Moti është gri, nga soba vjen një erë e keqe, ushqimet janë të rënda, gjë që provokon një varg zhurmash të pakëndshme.

Lufta vazhdon, humori keqësohet.

*E jotja Ana*

**E premte 24 dhjetor 1943**

*E dashur Kiti,*

Siç të kam përsëritur shumë herë, këtu të gjithë kemi probleme humori. Kurse, për sa më përket mua, kam frikë se kjo ndjenjë së fundmi është tronditur krejtësisht. *Himelhoch jauchzend, zu Tode betrübt,*[2] më duket një varg që na shkon shumë. Jam *"himel -*

1. Çuditërisht.
2. "I falmeminderit Zotit, mirë jemi, po vdesim nga mërzia", nga J. W. Goethe.

*hoch jauchzend"* kur mendoj që ne nuk jemi keq këtu në strehim, sidomos po të krahasohemi me fëmijë të tjerë çicutë dhe them *"zu Tode betrübt"*, p.sh., mbasi na vjen për vizitë znj. Klejman! Ajo na tregoi për Jopin që luan hokej, bën kanotazh, shkon në teatër dhe fton miqtë e vet për çaj.

Nuk e kam nga zilia për Jopin, por nuk mund ta mbys dëshirën e fortë që kam për t'u argëtuar njëherë edhe unë, dhe për të qeshur aq sa të lodhem. Sidomos tani në dimër, në ditët e pushimeve të Krishtlindjeve dhe të Vitit të Ri, ne jemi strukur këtu si varfanjakë të harruar nga bota. Por e kuptoj që nuk duhet t'i shkruaj këto gjëra, sepse rrezikoj të dukem mosmirënjohëse, por nuk mund t'i mbaj as brenda. Prandaj po thërras në ndihmë fjalët me të cilat nisa këtë ditar: "Letra është e durueshme."

Kur dikur vjen nga jashtë, me rrobat të ftohta nga era dhe fytyrën të freskët nga ajri i pastër, më vjen ta fus kokën poshtë jastëkut, për të t'u vënë fre mendimeve. Kur do jemi të lirë edhe ne të thithim ajrin e freskët? Dhe meqë nuk mund të fshihem poshtë jastëkëve, por duhet të qëndroj e zgjuar, mendimet më vizitojnë pa rreshtur dhe jo një, por shumë, si një lumë i rrëmbyer.

Më beso, kur qëndron e mbyllur për një vit e gjysmë, shumë herë të vjen në majë të hundës. Le ta lemë mënjanë për një çast drejtësinë dhe mosmirënjohjen:ndjenjat nuk mund të shtypen dot. Të ecësh me biçikletë, të kërcesh, të fërshëllesh, të vështrosh të tjerët, të ndihesh e re, ta dish se je e lirë, ja çfarë do të doja! Mendo që nuk mund as t'i shfaq këto ndjenja sepse parafytyro pak nëse që të tetë ne që jemi këtu, të nisnim të ankoheshim dhe të tregonim vuajtjet tona, ku do të përfundonim. Nganjëherë them me vete a ka ndonjë këtu brenda që më kupton? A mund të shoh përtej mosmirënjohjes, faktit që jemi apo jo hebrenj dhe të më shohë vetëm si një vajzë që ka kaq shumë nevojë për t'u argëtuar. Nuk e di dhe as nuk guxoj të flas me dikë, sepse jam e sigurtë që do të më plaste vaji. E qara të lehtëson kur ke një njeri, mbi shpatullat e të cilit të qash, por për fat të keq, duke lënë mënjanë teoritë dhe vështirësitë, çdo ditë dhe çdo orë e ndiej mungesën e një nëne që më kupton. Kështu që, sa herë që bëj ose shkruaj diçka, mendoj sesi në një të nesërme do të doja të isha për fëmijët e mi, sesi do të bëhesha një nënë për së mbari.

"Mams-i"[1] që nuk e merr me tragjizëm gjithçka që thuhet. Përkundrazi, një mams që merr me shumë seriozitet dëshirat dhe mendimet e fëmijës së vet. E shoh që nuk jam e aftë ta përshkruaj, por fjalëza "mams" flet vetë. A e di se çfarë kam sajuar që të mos e thërras mamanë time "mams"? Shpesh e thërras Mansa ose Mans. Është njësoj si ta thuash fjalëzën *Mams* të paplotë. Sa me qejf do t'i dhuroja një këmbë të dytë n-ësë për të formuar m-ënë!? Për fat, që Mans-i nuk e di, sepse përndryshe do të vuante shumë.

Por tani le ta mbyllim. Në fillim isha *"zu Tode betrübt"*, por duke shkruar më kaloi.

*E jotja Ana*

Këto kohët e fundit, tani që Krishtlindjet po afrohen, mendoj vazhdimisht për Pimin dhe atë që më tha vitin e kaluar për dashurinë e tij të parë. Në atë kohë nuk e kuptoja domethënien e fjalëve të tij si tani. Po të më fliste përsëri, ndoshta do t'ia rrëfeja që tashmë e kuptoj mirë.

Besoj se Pimi m'u rrëfye, sepse edhe pse ai njeh shumë "të fshehta" të të tjerëve, ka edhe ai nevojë një herë të shfrehet. Meqenëse zakonisht nuk flet kurrë për veten, nuk besoj që as Margoja të ketë idenë se sa ka vuajtur ai.

I gjori Pim, jam e bindur që ai nuk e ka harruar dashurinë e vet. Nuk do ta harrojë kurrë. Është bërë tolerant, sepse edhe ai i sheh të metat e mamasë. Shpresoj t'i ngjaj paksa atij, pa u dashur të lëshoj shumë pe.

*Ana*

**E hënë 27 dhjetor 1943**

*E dashur Kiti,*

Të premtem mbrëma për herë të parë në jetën time mora një dhuratë Krishtlindjesh. Vajzat e Klejmanit dhe të Kuglerit na kishin përgatitur një surprizë të mrekullueshme. Mipi bëri një

1. Emër përkëdhelës, me të cilin thërrasin nënat fëmijët holandezë.

tortë shumë të bukur, mbi të cilën shkroi "Paqe 1944". Bepi se ku gjeti një gjysmë kilogrami biskota të cilësisë së paraluftës.

Për Peterin, Margonë dhe për mua kishte nga një kavanos kos, kurse për të rriturit një birrë për kokë. Çdo gjë ishte paketuar më së miri dhe mbi pako ishin shkruar emrat tanë. Sa për të tjerat, ditët e Krishtlindjeve kaluan me nxitim.

*Ana*

**E mërkurë 29 dhjetor, 1943**

Dje mbrëma isha prapë shumë e trishtuar. Nuk e hiqja dot mendjen nga gjyshja dhe Haneli. Gjyshja, gjyshja e dashur që shumë pak ia kuptuam vuajtjen, sa e mirë ishte me ne dhe sa interesohej për gjithçka tonën! Ndërkaq, ruante të kyçur në zemrën e saj sekretin e tmerrshëm.[1]

Sa besnike dhe bujare ishte gjyshja ime. Kurrë nuk do të braktiste ndonjërin prej nesh në fatkeqësi. Çfarëdo që të bëja, edhe kur sillesha keq, ajo më falte. Gjyshe, më doje shumë apo as ti nuk më kuptoje? Nuk e di sa e vetmuar duhet të jesh ndjerë, gjyshe e dashur, e vetmuar, megjithëse ishim dhe ne. Një njeri mund të ndihet i vetmuar edhe kur të tjerët e duan shumë, sepse nuk është "njeriu i zemrës" për ndonjërin.

Po Haneli, a jeton akoma? Çfarë bën? Oh, Zot, mbroje dhe bëje të kthehet mes nesh. Hanel, duke menduar për ty, shoh fatin që mund të më kishte goditur dhe mua, e shoh veten në vendin tënd. Dhe atëherë përse jam e trishtuar për atë që ndodh këtu? Vallë nuk duhet të isha e kënaqur, e lumtur dhe e gëzuar, përveçse kur mendoj për ty dhe shokët e tjerë të fatkeqësisë? Jam egoiste dhe e ulët. E përse mendoj dhe ëndërroj gjithmonë gjëra më të këqija dhe më vjen të thërras nga frika?

*Ana*

1. Gjyshja ishte e sëmurë rëndë.

E enjte 30 dhjetor, 1943

*E dashur Kiti,*

Që nga zënkat e furishme të kohëve të fundit, këtu gjërat janë rregulluar jo vetëm midis nesh, Duselit dhe "atyre sipër," por edhe midis zotit dhe zonjës Van D. Megjithatë këtej po drejtohen disa re të zeza dhe e gjitha kjo për shkak të... ushqimit. Zonja Van D. erdhi me idenë qesharake që të skuqim më pak patate në mëngjes dhe t'i ruajmë për më vonë gjatë ditës. Mamaja dhe Duseli dhe ne të tjerët nuk ishim dakord me të, kështu tani jemi po ashtu duke ndarë edhe patatet. Duket se yndyrnat nuk po shpërndahen në mënyrë të drejtë dhe mamasë do t'i duhet t'i japë fund kësaj. Do të ta them nëse do të ketë ndonjë lajm interesant. Gjatë muajve të fundit kemi ndarë mishin (ata me dhjam, ne pa dhjam), supën (ata e hanë, ne jo), patatet (ata të qëruara, ne jo), suplementaret dhe tani edhe patatet e skuqura.

Ah, sikur të ndaheshim dot plotësisht!

*E jotja Ana*

P.S. Bepi porositi për mua një kartolinë të të gjithë familjes mbretërore. Juliana duket shumë e re dhe po ashtu edhe mbretëresha. Të tre vajzat e vogla janë të adhurueshme. Bepi u tregua jashtëzakonisht e këndshme, si thua?

E diel 2 janar, 1944

*E dashur Kiti,*

Sot në mëngjes, meqë nuk kisha me se të merresha, zura të shfletoj ditarin dhe gjeta shumë letra, ku tema e "mamasë" është trajtuar me fjala kaq të vrazhda, saqë pyeta veten: "Ana, ti vetë ke folur me kaq urrejtje? Oh, Ana si arrite deri këtu?"

Me vështrimin të ngulur te faqet e ditarit, mendova sesa e zemëruar isha ndier, sa pasion e ankth kisha përjetuar, saqë të kam hapur zemrën kështu. U përpoqa ta kuptoj Anën e një viti më parë dhe ta fal, sepse nuk do ta kem ndërgjegjen të pastër, që kam bërë ato akuza, derisa të mos të të kem shpjeguar shkakun. Vuaja dhe vazhdoj gjithë ditën të vuaj nga trishtimi që më

mbante me kokën nën ujë (në kuptimin e figurshëm) dhe më bënte që t'i shihja gjërat vetëm në mënyrë subjektive, pa provuar të gjykoj qetësisht ato që kishin thënë të tjerët dhe të veproj duke menduar për tjetrin. Mbase, me karakterin tim shpërthyes, edhe unë e kisha lënduar ose hidhëruar.

Isha mbyllur në vetvete, mendoja vetëm për veten dhe kam vënë në dukje qetësisht të gjitha dëshirat dhe pikëpyetjet e mia në ditar. Për mua ky ditar ka një vlerë të madhe, sepse është bërë një libër kujtimesh, por mbi shumë faqe të tij tashmë mund të shtoj fjalën "Të kaluara".

Isha e mbushur deri në grykë me mamanë (dhe shpesh jam akoma). Është e vërtetë që ajo nuk më kuptonte, por në fund të fundit as unë nuk e kuptoja atë. Meqenëse më donte shumë, ajo sillej mirë me mua, por unë, pa dashur, i krijoja situata të papëlqyeshme. Për këtë dhe për shumë arsye të tjera, ajo rrëmbehej e acarohej shpejt. Vetëkuptohet që të sharat i haja unë.

Unë i merrja seriozisht, zemërohesha dhe lëndohesha dhe prandaj isha bërë e paedukuar dhe provokuese, gjë që nga ana tjetër atë e pikëllonte. Kështu pra, situata ishte e mbaruar me akuza dhe kundërakuza. Si rrjedhojë, për të dyja ne situata nuk ishte e mirë, por për fat, janë gjëra që kaluan dhe fakti që nuk doja të kuptoja dhe që provoja shumë ndjenja zemërimi, është i shpjegueshëm

Akuzat e forta janë shkaktuar vetëm nga ankthi. Në jetën normale do të kisha shfryrë duke përplasur këmbët në një dhomë të mbyllur me çelës ose duke mëmëritur me vete pas kurrizit të mamasë.

Periudha kur unë qortoja lotët e mamasë ka kaluar, jam bërë më e mençur dhe ajo i përmban paksa nervat e saj. Zakonisht kur zemërohem, e mbaj gojën mbyllur dhe po ashtu bën edhe ajo. Në dukje gjërat shkojnë më mirë, sepse që të provoj për mamanë atë ndjenjë tipike të fëmijëve, jo, për këtë nuk jam e zonja.

E qetësoj ndërgjegjen time duke menduar që pakënaqësitë është më mirë t'i lësh në letër sesa mamaja t'i mbajë në zemër.

*E jotja Ana*

### E enjte 6 janar, 1944

Sot dua të të hap zemrën për dy gjëra dhe për këtë do të duhet goxha kohë. Por s'kam ç'të bëj, duhet të flas medoemos me dikë, kështu që është më mirë ta bëj me ty, sepse e di që sido që të vijnë punët, ti do ta mbash gojën mbyllur.

E para lidhet me mamanë. Ti e di që unë shpesh jam ankuar për të, kurse më vonë jam përpjekur me të gjitha forcat të bëhem e sjellshme. Befas e kuptova ku qëndron problemi. Vetë mamaja ma ka thënë se ajo më shumë sesa bija, na sheh si shoqe. Natyrisht është shumë e bukur ta dëgjosh, mirëpo një shoqe nuk mund të zerë vendin e mamasë. Unë kam nevojë për shembullin e mamasë, dua të provoj respekt për të. Dhe mamaja ime në të vërtetë më jep shembull, por për mënyrën sesi *nuk* duhet të sillem. Kam përshtypjen që Margoja për të gjitha këto mendon krejt ndryshe. Ajo nuk do t'i kuptonte kurrë fjalët e mia. Kurse babai përpiqet t'i mënjanojë diskutimet që lidhen me mamanë.

Për mua mamaja duhet të jetë një grua me shumë takt, sidomos me fëmijët e moshës sonë dhe jo si *Mansa*, që kur unë zë e qaj, ia shkrep të qeshurit (jo për shkak të dhimbjes sime, por për arsye të tjera).

Po të rrëfej një gjë që mbase mund të duket pa rëndësi, por që unë nuk ia kam falur kurrë. Një ditë duhet të shkoja tek dentisti. Mamaja dhe Margoja po më shoqëronin dhe më kishin lejuar që të merrja me vete biçikletën. Sapo mbërritëm te dentisti, kur ishim ende te dera, mamaja dhe Margoja më thonë, pa iu dridhur qerpiku, se ato do të shkonin në qendër për të parë ose për të blerë diçka, nuk më kujtohet mirë. Padyshim që ma kishte qejfi t'i shoqëroja, por nuk mundesha, sepse kisha me vete biçikletën. Nga inati më dolën lot dhe Margoja dhe mamaja qeshën shumë. Unë u zemërova aq shumë sa që u nxorra gjuhën, ndërsa rastësisht aty afër po kalonte një grua e trashë, që u hoq sikur po i binte të fikët nga kjo skenë. U ktheva në shtëpi me biçikletë dhe u mbyta në lot për një kohë të gjatë. Është e çuditshme sesi mamaja më ka shkaktuar edhe shumë plagë të tjera, por pikërisht kjo më djeg ende edhe sot, dhe nuk e harroj dot zemërimin e asaj dite.

Gjëja e dytë lidhet me mua, prandaj ndihem shumë keq kur

duhet të flas për të. Jo se jam e tërhequr Kiti, jo se jam e turpshme. Por ama këtu flasin që të gjithë kaq shumë për atë që bëjnë në banjo, sa kam përshtypjen se i gjithë trupi im rebelohet.

Dje po lexoja një artikull të Sis Heisterit që trajtonte problemin e të skuqurit. Artikulli dukej sikur ishte shkruar enkas për mua. Megjithëse unë nuk skuqem shumë kollaj, gjërat e tjera më përshtateshin shumë mirë. Ai shkruan pak a shumë që në vitet e pubertetit vajzat bëhet të heshtura dhe mbyllen në vetvete, duke menduar për çuditë që po ndodhin në shtatin e tyre. Kjo më ka ndodhur edhe mua dhe prandaj këto kohët e fundit më duket sikur turpërohem përpara Margosë, mamasë dhe babait. Margoja është edhe më e turpshme se mua, por nuk më duket se turbullohet për këto gjëra.

Ajo që po më ndodh, më duket kaq e mrekullueshme dhe jo vetëm pamja e jashtme e trupit tim, por sidomos ndryshimet e brendshme. Flas me ty sepse nuk flas kurrë për veten dhe për këto gjëra me ndonjë tjetër. Sa herë që jam me ato (dhe kjo ka ndodhur vetëm tre herë) me gjithë dhimbjen, vështirësinë dhe papastërtinë, kam përshtypjen se mbart në vetvete një të fshehtë të ëmbël. Megjithëse më sjell vetëm bezdira, çdo muaj e pres me gëzim çastin kur do të ndjej brenda vetes këtë sekret të ëmbël. Më pas, Sis Heisteri shkruan edhe që vajzat e reja në këtë moshë nuk ndihen të sigurta. Ato zbulojnë që janë dhe ato të rritura, me idetë, mendimet dhe zakonet e veta. Unë, meqenëse mbërrita këtu kur i kisha mbushur të trembëdhjetë vjetët, në fillim nisa të mendoj për veten dhe e kuptova se isha "një njeri". Ndonjëherë në darkë, kur jam në shtrat, ndiej dëshirën e papërmbajtshme të prek gjoksin tim dhe të ndiej zemrën që më rreh e qetë dhe e sigurtë.

Pa e ditur, kisha provuar ndjenja të tilla ende pa shkelur këtu, sepse më kujtohet një ditë që kisha ndenjur të flija te Zhaku dhe nuk e përmbajta dëshirën dhe kureshtjen që të shihja trupin e saj. E pyeta nëse si provë të miqësisë sonë, ne mund t'i preknim gjoksin njëra-tjetrës? Zhaku nuk pranoi. Pastaj më pushtoi dëshira e marrë ta puthja dhe e kisha puthur. Sa herë që shoh një trup femre lakuriq, p.sh Venerën në librin e Historisë së Artit, shkruar nga Springeri, kaloj në ekstazë. Hera-herës më duket kaq mrekullisht e bukur, saqë duhet të përmbahem që të mos shkrehem në lot. Ah, sikur të kisha një shoqe!

E enjte, 6 janar 1944

*E dashur Kiti,*

Më kishte pushtuar një dëshirë e tillë për të folur me dikë, saqë pa e kuptuar dhe pa e ditur psenë, më lindi ideja të flisja me Peterin. Sa herë që hipja në dhomën e tij të vogël me dritë, më pëlqente shumë, por meqenëse Peteri është kaq i ndrojtur dhe nuk i tregon derën as atij që i bie në qafë, nuk kisha guxuar të qëndroja gjatë, nga frika se mos i dukesha e bezdisur.

Gjithsesi, desha të rrija për të biseduar me të dhe po kërkoja një preteks. Rasti u paraqit dje. Kohët e fundit, Peterit i ka hipur në kokë të zgjidhë fjalëkryqe, dhe gjithë ditën e kalon me to. Hera-herës unë i jap një dorë dhe kështu atë ditë u gjendëm të ulur në dy anët e tryezës së tij. Ai në karrige dhe unë në divan.

Më pushtoi një ndjenjë e çuditshme duke i soditur sytë e kaltër dhe duke vënë re sikletin e tij nga vizita e pazakonshme. Çdo gjë tek ai fliste për këtë siklet, në fytyrë i lexoja pasigurinë dhe ndrojtjen, ai nuk dinte nga të vërtitej dhe ndërkaq i hipi edhe një hije përgjegjësie, si mashkull që ishte. Doja t'i thosha: "Më fol për veten, mos e vrit kohën me fjalëkryqe". Mirëpo këto janë më të lehta t'i mendosh, sesa t'i thuash.

Mbrëmja kaloi dhe nuk ndodhi asgjë, përveç që i fola për atë artikullin mbi skuqjen e njerëzve. Natyrisht, jo atë që të kisha shkruar ty, por që me kalimin e viteve, njeriu ndihet patjetër më i sigurtë me vetveten.

Kur u shtriva për të fjetur, po më vinte për të qarë dhe qava, por me kokën mbuluar, që të mos më dëgjonte askush. Më dukej shumë fyese ideja që duhet t'i lutesha Peterit. Por çfarë nuk bëhet për të plotësuar dëshirat! Siç e sheh dhe ti, isha gati të shkoja më shpesh te Peteri, vetëm e vetëm që të flisnim paksa me njëri-tjetrin.

Por mos të të shkojë mendja se jam e dashuruar me Peterin, jo. Në qoftë se Van Danët do të kishin një vajzë në vend të një djali, do të përpiqesha ta bëja atë shoqe.

Sot në mëngjes, kur hapa sytë në orën shtatë pa një çerek, m'u kujtua menjëherë çfarë kisha ëndërruar. Isha ulur në një karrige dhe përballë meje qëndronte Peteri, por jo ky i këtush-

mi, por Peter Skifi. Po shfletonin një libër me ilustrime të Meri Bosit. Ishte një ëndërr kaq e qartë, saqë pjesërisht më kujtoheshin edhe figurat. Po nuk kishte mbaruar këtu, ëndrra kishte vazhduar. Befas sytë e Peterit takuan të mitë dhe unë qëndrova për një kohë të gjatë, duke soditur sytë e tij të bukur në ngjyrë gështenjë. Ai më pëshpëriti:- Po ta kisha marrë vesh, do të kisha ardhur te ty shumë më parë! U rrotullova menjëherë, sepse u mallëngjeva shumë. Pastaj vura re që një faqe e ngrohtë më preku, një faqe kaq e freskët dhe kaq e dashur.

Kur arrita në këtë pikë, më doli gjumi, por e ndieja akoma faqen e tij dhe sytë gështenjë që më vështronin thellë në zemër. Aq thellë, saqë kishte lexuar sesa shumë do ta kisha dashur dhe sa e dua akoma. Lotët zunë të më binin nga sytë dhe trishtimi më pllakosi, që e kisha humbur sërishmi, por ndërkaq isha edhe e kënaqur, sepse tashmë isha siguruar që Peteri ishte i zgjedhuri im. Është e çuditshme që ëndrrat e mia janë kaq të qarta. Një natë më parë më kish dalë në ëndërr Omi[1], e shihja kaq kthjellët, saqë arrija të dalloja edhe lëkurën e saj të butë dhe me rrudha. Pastaj pashë Omën si një ëngjëll mbrojtës, pastaj Hanelin që vazhdoj ta kujtoj si simbolin e vuajtjes dhe të gjithë shokët e shoqet e mia, çifutë ose jo.

Dhe tani pashë Peterin, Peterin tim të dashur që nuk e kisha ëndërruar kurrë më parë kaq të afërt, me sytë e mendjes, dhe megjithëse nuk kam një foto të tij, m'u duk krejt i gjallë.

*E jotja Ana*

**E premte, 7 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

Oh, Zot, sa harraqe që jam! Nuk jam kujtuar anjëherë të të flas për dashurinë time të madhe.

Kur isha shumë e vogël, që në kopsht, simpatizoja shumë Selli Kimelin. Ai ishte jetim dhe banonte me nënën dhe një teze të tij. Një kushëri i Sellit, Epi, një goxha djalë, i thatë dhe zeshkan që kur u rrit ngjante si aktor filmi, kishte shumë ndikim te Selli.

1. Omi është gjyshja nga babai, Oma nga nëna.

Për disa kohë unë dhe ai takoheshim shpesh, por kjo nuk ishte dashuri e vërtetë, derisa në rrugën time doli Peteri. Atëherë dashuria më goditi me shigjetën e saj. Edhe ai më donte dhe për një verë të tërë ishim të pandashëm. Akoma e shoh veten duke ecur dorë më dorë me të mbi Zuides Amstelan, ai me tuta të bardha, kurse unë me një fustan të shkurtër veror. Në fund të asaj vere të gjatë, ai shkoi në vit të parë të shkollës së mesme, kurse unë fillova klasën e gjashtë të tetëvjeçares. Shpesh ai vinte të më merrte në shkollë ose unë shkoja ta merrja atë. Peteri ishte një djalosh shumë i bukur, i gjatë, i zgjuar, i dobët dhe kishte një fytyrë serioze të qetë dhe të mençur. Flokët i kishte të errët dhe sytë e tij gështenjë i shkëlqenin, faqet i kishte ngjyrë ari dhe hundën me majucë. Por ajo që më rrëmbente më shumë ishte buzëqeshja e tij, sepse në këto raste ai dukej pak çapkën dhe pak lozonjar.

Për pushime unë shkova larg dhe, kur u ktheva, nuk e gjeta Peterin në vendin e zakonshëm. Kishte ndërruar shtëpi dhe banonte me një djalosh shumë më të madh se vetja. Ky shok, me sa duket, i vuri në dukje që unë isha një kalama dhe aq, kështu që Peteri më la. E doja kaq shumë, saqë nuk e besoja dhe i bija pas, deri atëherë, kur e kuptova se po të vazhdoja, kështu do më merrte për ndonjë gjahtare burrash.

Kishin kaluar vite. Peteri rrinte me vajza të moshës së vet, dhe madje nuk më përshëndeste më. Unë ndiqja liceun çifut, shumë djem të klasës linin kokën për mua, dhe mua kjo më pëlqente, ndihesha e ledhatuar, por çdo gjë përfundonte aty. Pastaj Helloja u dashurua keq me mua, por siç të thashë, unë mbeta e ftohtë.

Ka një proverb që thotë: "Koha i shëron të gjitha plagët". Kështu ndodhi edhe me mua. E binda veten që duhet ta harroja Peterin dhe madje, ai as nuk më pëlqente më. Por kujtimi i tij ishte kaq i fortë, saqë duhet të pranoja se isha shumë xheloze për të dashurat e tij. Mbase kjo ishte arsyeja që nuk më pëlqente më. Kurse sot në mëngjes, e kuptova që asgjë nuk ka ndryshuar, madje sa më shumë rritesha dhe piqesha, aq më shumë më shtohej dashuria. Tani e kuptoj mirë që Peterit i dukesha fare fëmijë. Dhe prapëseprapë, vuaja shumë që ai më kishte nxjerrë nga kujtesa e tij. Në ëndërr e pashë kaq qartë fytyrën e tij, saqë jam

e sigurtë se askush tjetër nuk do të qëndrojë në kujtesën time kaq gjatë.

Sot ama, isha krejtësisht e përhumbur. Në mëngjes, kur babai më dha një të puthur, doja të bërtisja:- Oh, sikur ti të ishe Peteri. Më rri mendja vetëm tek ai dhe gjatë ditës përsëris me veten:- Oh Peter, i dashuri im Petel...[1]

Çfarë të bëj? Asgjë, duhet të vazhdoj jetën duke iu lutur Zotit të më krijojë rastin të takoj prapë Peterin kur të dalim që këtej, dhe që ai, duke parë sytë dhe ndjenjat e mia, të pëshpërisë:- Oh Ana, po ta kisha ditur, do të kisha ardhur shumë kohë më parë.

Dikur babai, kur po flisnim për seksin, më kish thënë se unë nuk mund ta kuptoja këtë dëshirë. Unë e dija se e kuptoja, kurse tani e ndiej që e kuptoj shumë mirë. Asgjë nuk është më e dashur sesa ai, Peteli im.

U pashë në pasqyrë dhe vura re që kam ndryshuar shumë. I kam sytë të butë dhe me një vështrim të thellë dhe faqet bojë rozë. Kjo nuk ndodhte që prej shumë kohësh, goja ime është e butë dhe më lexohet lumturia në sy, megjithëse në pamjen time ka diçka tmerrësisht të trishtuar, dhe buzëqeshja më shkrihet shpejt në buzë. Nuk jam e lumtur, sepse e di që Peteri nuk mendon për mua. Megjithëkëtë, vazhdoj ta ndiej vështrimin e syve të tij të bukur dhe faqen e tij të freskët dhe të dashur mbi timen...

Oh Petel, Petel. A do të çlirohem ndonjëherë nga fytyra jote? Në krahasim me ty, kushdo tjetër nuk është veçse një bedel i keq. Të dua shumë, dashuria ime për ty është kaq e madhe, saqë nuk mund ta ruaja në zemër, por duhej patjetër ta shkruaja diku. Befas ajo më përmbyti me gjithë forcën e saj.

Po të më kishin pyetur, një javë më parë, një ditë më parë:- Me cilin nga shokët e tu do të doje të martoheshe?- do të përgjigjesha:- Me Selin, sepse me të ndihem mirë, e qetë dhe e sigurtë. Kurse tani, mund të thërras me sa zë që kam:- Me Petelin, sepse e dua me gjithë shpirt, me gjithë zemër, me gjithçka! Por me një kusht, nuk duhet të më prekë gjë tjetër, përveçse fytyrën.

1. Ana e quan kështu Peter Skifin për ta dalluar nga Peter Van Dani, por është e qartë se për të tashmë Peteli është një imazh i ndjenjave të saj për djalin e Van Danëve.

Në mëngjes isha në papafingo me Petelin përballë dritares, dhe pasi folëm pak, zumë të qajmë që të dy. Dhe pastaj ndjeva gojën dhe faqen e tij të mrekullueshme të më preknin. Oh Petel, eja tek unë, mendo për mua, i dashuri im, Petel.

**E mërkurë, 12 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

Që prej dy javësh Bepi është kthyer sërish, megjithëse motra e saj mund të shkojë në shkollë vetëm javën e ardhshme. Edhe asaj iu desh të rrinte në shtrat dy ditë, sepse ishte ftohur. Mipi dhe Jani nuk shkuan në punë dy ditë, sepse të dy kishin probleme me stomakun.

Në këtë periudhë më ka hipur mania e baletit dhe çdo mbrëmje i kushtohem me mish e me shpirt hapave të vallëzimit. Një këmishë lejla të mëndafshtë të mamasë e kam kthyer në një fustan shumë modern balloje. Sipër i kam kaluar një kordele që lidhet në gjoks. Një shirit i kuq e plotëson fustanin. Por më kot tentova të shndërroja atletet në këpucë të vërteta balloje! Gjymtyrët e mi janë në rrugë të mbarë për t'u bërë elastike, si një herë e një kohë. Më ngjan një ushtrim fantastik, të rri ulur përtokë, të kap thembrat me duar dhe pastaj të zgjas këmbët. Por duhet të vë poshtë një jastëk, se përndryshe e keqtrajtoj si shumë, trupin tim të gjorë.

Po lexoj një libër që titullohet *Mëngjes pa re.*[1] Mamasë i ka pëlqyer veçanërisht shumë, sepse janë përshkruar shumë probleme të të rinjve. Mendova me ironi: "Merru pak më shumë me të rinjtë që ke pranë!"

Mamaja beson se Margoja dhe unë jemi të lidhura ngushtë me prindërit. Gjithmonë sipas saj, askush nuk kujdeset për fëmijët, më shumë sesa ajo. Por kjo lidhet gjithmonë me Margonë, sepse mendoj që ajo nuk ka kurrë problemet dhe mendimet e mia. Nuk dua t'i krijoj përshtypjen mamasë se asnjë nga ato idetë e saj të marra nuk ndikon mbi mendimet e mia, sepse po njësoj ajo nuk do të dinte si ta zgjidhte çështjen; dua t'ia kursej keqardhjen, sidomos sepse e di që ajo nuk do të ndryshojë kurrë.

1. Ochtend zonder wolken.

Mamaja e ndien që Margoja e do më shumë, por mendon që është një gjë kalimtare.

Ndërkaq, Margoja është bërë shumë e sjellshme. Më duket krejt ndryshe nga më parë dhe prej kohësh nuk më ngjan aq antipatike. Tashmë ne po bëhemi shoqe të vërteta. Ajo nuk më sheh më si një fëmijë, të cilin mund ta shtysh mënjanë.

Është e çuditshme që nganjëherë unë e vështroj veten nga jashtë, sikur të isha një tjetër. I shoh historitë e njëfarë Ana Franku, me kaq qetësi dhe e shfletoj librin e jetës sime sikur të kishte qenë i një tjetre. Më parë në shtëpi, kur nuk thellohesha kaq shumë, kisha përshtypjen se nuk i përkisja familjes së Mansës, Pimit dhe Margosë dhe që do të mbetesha gjithmonë një e huaj. Herë tjetër, luaja për gjashtë muaj me radhë rolin e një jetimeje, derisa e quaja veten fajtore, sepse luaja rolin e viktimës, ndërsa isha një vajzë fatlume. Atëherë vinte një periudhë kur e shtrëngoja veten të sillesha si vajzë e mbarë. Çdo mëngjes, kur dikush zbriste shkallët, unë shpresoja të ishte mamaja, që vinte të më uronte mirëmëngjesin, dhe unë e përshëndesja me shumë ëmbëlsi, sepse isha me të vërtetë e kënaqur që më vështronte kaq ëmbël. Pastaj, pas ndonjë komenti antipatik, humori im prishej dhe unë shkoja në shkollë e lënduar. Në rrugën e kthimit, e falja mamanë, e përligjja duke menduar që kishte shumë telashe, mbërrija në shtëpi e gëzuar, nuk më mbyllej goja dhe mëngjesin tjetër çdo gjë përsëritej nga fillimi dhe unë dilja me turinj varur dhe çantën e shkollës në qafë. Nganjëherë vendosja të mbaja inat, por pastaj, duke u kthyer nga shkolla kisha aq të reja për të rrëfyer, saqë harroja sakaq telashin e mëngjesit dhe mamaja medoemos duhet të mbante vesh aventurat e mia. Pastaj mbërriti një periudhë kur unë nuk i prisja hapat nëpër shkallë, ndihesha vetëm dhe mbrëmjeve e lagia jastëkun me lot.

Këtu gjithçka është keqësuar shumë, por këtë ti e di tashmë. Në këtë situatë, Zoti më ka dërguar një ndihmë: Peterin. Marr në dorë medalionin, e puth dhe mendoj: "E ç'më duhen mua të gjitha këto? Peteri është imi dhe askush nuk e di!" Kësisoj arrij t'i kaloj çastet e krizave. A ka ndonjë, në këto anë, që e njeh natyrën e vajzave?

**E shtunë, 15 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

Nuk ka kuptim që unë vazhdoj t'i përshkruaj të gjitha zënkat në hollësirat më të vogla. Mjaft të të kallëzoj që tashmë shumë gjëra i kemi ndarë, si për shembull yndyrën, mishin dhe tashmë hamë patatet tona të fërguara. Që prej disa kohësh, hamë më shumë bukë, sepse në orën katër kemi një uri të tmerrshme dhe nuk arrijmë ta qetësojmë stomakun.

Po afrohet me shpejtësi ditëlindja e mamasë. Kugleri i solli pak më shumë sheqer mamasë, çka shkaktoi xhelozinë e Van Danëve, sepse kjo dhuratë nuk ishte bërë me rastin e ditëlindjes së zonjës. Po pse të mërzitesh nga fjalët e vrazhda, krizat e lotëve dhe nga diskutimet ziliqare: mëso vetëm që ne na djegin edhe më shumë.

Mamaja ka shprehur dëshirën (deri tani të parealizueshme) që të mos e shohë fytyrën e zotit Van Dan për dy javë. Pyes veten nëse zënkat janë të zakonshme midis njerëzve që jetojnë së bashku për shumë kohë, apo jemi ne që na ka rënë në kokë ky fat i keq.

Në kohën e ngrënies, kur Duseli pi çerekun e ibrikut me lëng mishi, të mbushur përgjysmë dhe na lë ne të tjerëve pa gjë, mua më ikën oreksi dhe më vjen të ngrihem në këmbë, ta rrëzoj atë nga karrigia dhe ta flak jashtë nga dera.

Shumica e njerëzve janë kështu egoistë dhe koprracë? Sigurisht, është diçka e mirë që këtu kam mësuar t'i njoh njerëzit, por tani mjaft, më ka ardhur në majë të hundës. Edhe Peteri është i një mendjeje me mua.

Dhe ndërkohë luftës nuk i bëhet vonë për grindjet dhe dëshirat tona për liri dhe për ajër të pastër. Për këtë arsye duhet të përpiqemi ta shtyjmë si të mundemi qëndrimin tonë këtu.

E sheh sa e mençur jam, por gjithsesi, po të qëndroj këtu pak më gjatë, do të bëhem një xhirafë e tharë, ndërsa do të doja të isha një vajzë e bukur.

*E jotja Ana*

**E mërkurë mbrëma 19 janar, 1944**

*E dashur Kiti,*

Unë (ja ku u ktheva prapë!) nuk e di se çfarë ka ndodhur, por që nga ëndrra ime vazhdoj ta vë re se sa kam ndryshuar. Meqë ra fjala, natën e kaluar ëndërrova përsëri për Peterin dhe i ndjeva edhe njëherë sytë e tij të depërtojnë tek të mitë, por kjo ëndërr ishte më pak e gjallë dhe jo aq e bukur sa ajo e fundit.

Ti e di që unë bëhesha gjithmonë xheloze për marrëdhëniet e Margosë me babanë. Tani nuk ka mbetur asnjë gjurmë e xhelozisë sime; lëndohem akoma kur babai, në inat e sipër, është i paarsyeshëm me mua, por pastaj mendoj: "Nuk mund të të vë faj që je kështu. Ti flet kaq shumë për botën e fëmijëve dhe të adoleshentëve, por nuk di asgjë për ta!" Nuk kam nevojë vetëm për dashurinë e babait, vetëm për përqafimet dhe puthjet e tij. A nuk është e tmerrshme për mua që shqetësohem për vete? Unë që dua të jem e mirë dhe e sjellshme, a nuk duhet t'i fal ata më parë? E fal edhe mamanë, por çdo herë që ajo bën një vërejtje sarkastike ose tallet me mua, edhe unë nuk arrij dot të përmbahem.

E di se jam larg nga ajo që dua të jem; a do të jem ndonjëherë ashtu?

*Ana Frank*

P.S. Babi pyeti nëse të tregova gjë për kekun. Mamaja mori për ditëlindje nga zyra një kek të vërtetë, cilësi e paraluftës. Ishte me të vërtetë një ditë e këndshme! Por tani për tani, në kokën time, nuk ka vend për gjëra të tilla.

**E shtunë, 22 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

A di të më shpjegosh, përse të gjithë i fshehin ndjenjat e tyre, sikur t'i trembeshin diçkaje? Si është e mundur që në shoqëri unë sillem gjithmonë ndryshe nga si do të doja? Përse u besojmë kaq pak të tjerëve? E di, një shkak duhet të ketë medoemos, por shpesh më duket e shëmtuar kjo mungesë besimi dhe çiltërsie.

Më duket se unë kam ndryshuar shumë pas ëndrrës së një

nate më parë. Ndihem si një njeri shumë më i pavarur. Do të çuditesh kur të të them që, madje edhe Van Danët po i shoh në një dritë tjetër. Befas, të gjitha ato diskutime etj., etj., nuk po i paragjykoj më. Si është e mundur që kam ndryshuar kaq shumë? Shih për shembull, befas po mendoja që sikur mamaja të ishte ndryshe, një "mans i vërtetë", ne do të kishim pasur marrëdhënie krejt të tjera, me të vërtetë të tjera. Natyrisht, është e vërtetë që zonjës Van Dan i mungon kryekëput takti, por them se po qe se mamaja nuk do të ishte kaq e prerë, sa herë që nis një diskutim paksa delikat, mund të kishim shmangur gjysmën e zënkave. Zonja Van Dan, në fakt, e ka një anë të mirë, prandaj edhe mund t'i flitet. Me gjithë egoizmin, koprracinë dhe shpirtin e vogël, ajo mund të bindet lehtas dhe tërhiqet, mjaft të mos e sulmosh, sepse në këtë rast merr flakë. Ky sistem nuk funksionon herën e ardhshme, por po të jesh i duruar, mund të provosh edhe zgjidhje të tjera.

Të gjitha çështjet e edukimit, të fëmijëve të llastuar, të ushqimit, gjithçka do të kishin marrë një rrjedhë krejt tjetër, po të ishim sjellë mirë edhe ne, pa u ndalur aq tek të metat.

E di shumë mirë çfarë do të thuash, Kiti:- Pikërisht ti, Ana, t'i thuash këto fjalë? Ti që ke dëgjuar kaq shumë fjalë të vrazhda nga ata lart, ty që të kanë bërë kaq shumë padrejtësi?

E pra, po, unë i them. Dua që të përpiqem të kuptoj çdo gjë nga fillimi, por pa ndjekur proverbin "Si e ëma dhe e bija". Madje, dua të studioj edhe Van Danët, për të kuptuar çfarë është e vërtetë dhe çfarë e tepruar në lidhje me ta. Pastaj, po u zhgënjeva, mbase mund të kthehem dhe të eci në të njëjtën rrugë, si mamaja dhe babai. Sidoqoftë, dua në fillim të provoj t'i ndryshoj idetë e tyre të gabuara, dhe po të mos ia dal, do të mbaj mendimin dhe gjykimin tim. Do të përpiqem të flas hapur me zonjën Van Dan për shumë çështje me spec, pa pasur frikë të shpreh gjykimin tim asnjanës, me gjithë namin e fodulles që më rrethon. Sa për mua, duke u nisur që sot, nuk do të flas më keq për ta, gjë që nuk do të thotë se unë nuk do të mbrohem nga të gjitha anët.

Deri tani isha tmerrësisht e bindur, që i gjithë faji i grindjeve ishte i tyri. Por tani më duket se pjesërisht kemi dhe ne faj. Doemos, kishim të drejtë për sa u përket argumenteve, por si

njerëz të arsyeshëm (siç duhet të ishim) pritet pak më shumë durim kur flet me të tjerët.

Shpresoj, se e kam gjetur paksa këtë durim dhe do ta shfrytëzoj rastin, për ta përdorur siç duhet.

*Ana*

**E hënë, 24 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

Më ka ndodhur një gjë e çuditshme. (Në fakt "ka ndodhur" nuk është tamam fjala e saktë.)

Më përpara, në shtëpi dhe në shkollë, për temat e seksit flitej ose në fshehtësi ose në një mënyrë që të shtinte ethet. Fjalët që kishin ndonjë lidhje me këtë fushë, pëshpëriteshin dhe nëse dikush nuk i dinte, shpesh përjashtohej nga rrethi. Mua më dukej e çuditshme dhe mendoja: "Përse për këto gjëra flitet fshehurazi ose me fjalë të pista?" Por meqë nuk kisha si ta ndreqja këtë gjë, mbyllja gojën ose u kërkoja shpjegime shoqeve.

Kur mësova shumë gjëra, dëgjova një herë mamanë të më thoshte:- Ana, po të jap një këshillë, për këtë temë mos fol kurrë me djemtë dhe mos u përgjigj, nëse ata e hapin këtë bisedë.

E kam akoma në kokë përgjigjen:- Po jo, ç'thua kështu? Dhe në fakt e kam mbajtur fjalën. Kur kishim pak kohë që ishim mbyllur këtu, babai na tregonte shumë shpesh gjëra, të cilat do të kisha dashur t'i dëgjoja nga mamaja, kurse pjesën tjetër e kam mësuar nga librat.

Në këtë fushë, Peter Van Dani nuk ka qenë kurrë i mërzitshëm si vajzat në shkollë, përveçse një rasti në fillim, por kurrë për të hapur muhabet me mua. Zonja na kish thënë që ajo nuk kishte folur kurrë me Peterin për seksin dhe, me sa dinte ajo, as i shoqi. Me sa duket, ajo nuk ishte në dijeni as sesa dhe as çfarë dinte i biri për këtë çështje.

Dje, ndërsa po qëronim patate, Margoja, Peteri dhe unë, nisëm të flasim për Mofin:- Ne nuk dimë as çfarë është Mofi maçok apo mace, apo jo?- pyeta unë.

- Jo,- tha ai,- e dimë, është maçok.

Ia krisa të qeshurit:- E lezetshme kjo, një maçok me barrë.

Kurse Peteri dhe Margoja qeshën me mua. Në të vërtetë, dy muaj më parë Peteri kishte vënë në dukje që nuk do të kalonte shumë kohë dhe Mofi do të bënte këlyshë, sepse e kishte barkun gjithmonë e më të madh. Në fakt, ai ishte shëndoshur duke vjedhur andej-këndej ushqim, dhe të vegjëlit jo vetëm nuk rriteshin, por as nuk lindnin.

Peterit iu desh të mbrohej nga ajo akuzë:- Po të duash, mund të vish ta shohësh me sytë e tu! Njëherë po luaja me Mofin dhe e pashë që ishte mashkull.

Unë nuk arrita ta përmbaja kureshtjen dhe shkova në magazinë me të. Mirëpo Mofi nuk kishte orarin e vizitave dhe ne nuk e gjetëm askund. Pasi pritëm një çast, patëm të ftohtë dhe u kthyem sërish sipër.

Më vonë, pasdite, e dëgjova që zbriste për herë të dytë. Mblodha veten dhe kalova e vetme nëpër shtëpinë e heshtur dhe shkova në magazinë. Mbi tryezën e punës Mofi po luante me Peterin që e kishte vënë në peshore.- Hej, do ta shohësh vetë? Pa e zgjatur shumë, e kapi kafshën, e shtriu në kurriz, i mbajti me forcë kokën dhe këmbët dhe nisi leksionin:- Ja, ky është organi seksual mashkullor, këto janë disa qime përreth, kurse kjo është pjesa e prapme.

Macja bëri dhe një gjysmë xhiroje dhe pastaj u kthye.

Çdo djali që do më kishte treguar "organin seksual mashkullor", nuk do t'ia kisha hedhur më sytë. Por Peteri vazhdonte të fliste qetësisht për këtë temë dhe nuk ndihej asnjë lloj nënteksti, saqë më qetësoi dhe unë mora pjesë në bisedë. Luajtëm me Mofin, u argëtuam, biseduam për shumë gjëra dhe më së fundi iu afruam derës së magazinës.

- Ishe ti aty kur e sterilizuan Mushin?

- Po, sigurisht. Nuk kërkoi shumë kohë. Sigurisht që maces i bëjnë anestezi.

- I heqin gjë?

- Jo, veterineri i pret thjesht tubin. Nga jashtë nuk duket asgjë.

Mora kurajo për të bërë një pyetje, meqë nuk ishte aq "normale" sa ç'mendoja unë.

- Peter, fjala gjermane *Geschlechtsteil* do të thotë "organi seksual," apo jo? Por atëherë, organet mashkullore dhe femërore

kanë emra të ndryshëm.

- E di.

- Organi femëror është vagina, me sa di unë, por nuk e di si quhet ai mashkullori.

- Hmm.

- Epo, mirë,- thashë unë.- Si do t'i mësojmë këto fjalë? Shumicën e herëve ndeshesh me to krejt rastësisht.

- Përse të presim? Unë do të pyes prindët e mi. Ata dinë më shumë se unë dhe kanë pasur më shumë përvojë.

Ishim mbi shkallë dhe unë nuk e hapa më gojën.

Po, në të vërtetë nuk do të kisha folur kurrë kaq thjeshtë me një vajzë. Dhe e di mirë që mamaja nuk e kishte fjalën për këtë, kur më kishte dhënë porosinë për djemtë.

Por gjatë ditës ndihesha paksa e turbulluar, duke kujtuar bisedën e çuditshme. Hë për hë, një gjë të paktën e di mirë: ekzistojnë edhe të rinj, madje të seksit tjetër, që dinë të flasin qetësisht dhe pa të qesëndisur.

Po Peteri u bën kaq shumë pyetje njerëzve të vet? Atëherë është tamam, siç donte të dukej dje? Eh, e ku e di unë?!

*E jotja Ana*

**E premte, 28 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

Kohët e fundit më ka kapur një pasion i madh për pemët gjenealogjike dhe familjet mbretërore! Mirëpo, kur nis të kërkosh, duhet të gërmosh gjithmonë e më thellë në lashtësi dhe vetëm kështu do të bësh zbulime gjithmonë e më interesante.

Megjithëse i kushtohem me shumë zell studimit dhe e ndjek me qejf *home service* të radios angleze, vazhdoj të kaloj shumë të diela duke rregulluar e plotësuar koleksionin tim të madh të yjeve të kinemasë, që tashmë ka mbërritur përmasa shumë të respektueshme. Zoti Kugler më bën një favor të madh, duke më sjellë çdo të hënë revistën *Kinema & Teatër.* Edhe pse ky pasion imi konsiderohet shumë herë si një shkapërderdhje parash nga ana e banorëve të kësaj shtëpie (të cilëve nuk u hyn në sy fare jeta e familjeve të mëdha), të gjithë çuditen shumë për saktësinë

me të cilën unë edhe pas një viti, jam në gjendje të mbaj mend aktorët e çdo filmi. Bepi, që shpesh i kalon ditët e lira në kinema me mikun e vet, të shtunën më njofton për titullin e filmit që do të shohë dhe unë i referoj aty për aty, si aktorët kryesorë, edhe mendimin e kritikës. Para ca kohësh Mansi u shpreh që, pas pak unë nuk do të kem nevojë të shkoj në kinema, sepse e di përmbajtjen e çdo lloj filmi, aktorët dhe kritikën përmendësh.

Po qe se një ditë unë shfaqem me një krehje të re, të gjithë më vështrojnë duke mërmëritur dhe me mijë për qind që, njëri prej tyre, do të më pyesë se cilën aktore kam kopjuar. Po të përgjigjem që është një shpikje imja, më besojnë vetëm përgjysmë. Sa për krehjen, ajo nuk zgjat më shumë se gjysmë ore, pastaj më hipën inati nga ngërdheshjet e tyre, kthehem me vrap në banjo dhe i rregulloj flokët si zakonisht.

*Ana*

**E premte, 28 janar 1944**

*E dashur Kiti,*

Sot në mëngjes pyeta veten se mos ndoshta ty do të të duket vetja si ndonjë lopë që duhet të përtypë e të përtypë të njëjtat ushqime dhe më në fund i vjen në majë të hundës nga monotonia dhe shpreson se Ana do të nxjerrë më së fundi diçka të re.

Eh, po qe se lajmet e vjetra të mërzisin, vëru në vendin tim dhe mendo sa bezdisem nga këto gjëra, të cilave ka kohë që u ka dalë boja. Në tryezë, në qoftë se nuk flitet për politikë ose për një gjellë më të mirë, mamaja ose zonja nisin ta tjerrin gjatë me ndodhitë e tyre të fëmijërisë, që tashmë i dimë të gjitha, ose Duseli do të llapë për koleksionin e madh të fustaneve të gruas së tij, për kuaj të bukur gare, për barka të shpejta, për fëmijë që dinë të notojnë që katër vjeç, për dhimbje muskulare dhe pacientë frikacakë. E njëjta gjë gjithmonë: në qoftë se njëri nga të tetë hap gojën, shtatë të tjerët mund ta vazhdojnë historinë që ka filluar. Tashmë i dimë me rrënjë e me degë të gjitha historitë dhe barcaletat, dhe rrëfimtari qesh vetë me barcaletat e veta. Qumështitësi, shitësi i zarzavateve dhe kasapi janë zënë e stërzënë me gojë gjatë ngrënies së vakteve. Pra, nëse diçka diskutohet në

strehimin sekret, është e pamundur të jetë e freskët dhe e re.

Gjithçka do të kishte qenë prapëseprapë e durueshme, në qoftë se të rriturit nuk do të kishin maninë të përsërisnin dhjetë herë në ditë rrëfimet e Klejmanit, Janit ose Mipit, duke përfshirë aty edhe trillimet e tyre. Shpesh herë unë duhet t'i jap një të pickuar krahut tim për të mos e ndërprerë në mënyrë të vrazhdë rrëfimtarin entuziast.

Fëmijët e vegjël si Ana nuk duhet të korrigjojnë më të rriturit, s'ka rëndësi sesa budallallëqe bëjnë apo sesa gjëra absurde imagjinojnë.

Klejmani dhe Jani na tregojnë shumë gjëra për njerëz që janë fshehur si ne. Ata e dinë që ne jemi të gjithë sy e veshë për fatin e tyre dhe vuajmë për njerëzit që i zbulojnë e i arrestojnë dhe gëzohemi për ata që shpëtojnë.

Të fshehur dhe ilegalë, sot janë bërë fjalë aq të zakonshme, tamam si njëherë e një kohë pantoflat e babait, përpara sobës. Organizata si "Holanda e Lirë" që përgatisin dokumente të rreme, u japin para ilegalëve, u gjejnë strehime dhe u japin punë të rinjve të krishterë të fshehur. Është e pabesueshme sesi këta njerëz rrezikojnë jetën e vet, për të shpëtuar të tjerët.

Shembulli më i mirë i një fisnikërie të tillë janë pa fjalë bamirësit tanë, që deri tani na kanë lejuar të bëjmë përpara dhe që shpresoj se do të na përkujdesin deri në fund, deri sa të dalim shëndoshë e mirë nga kjo mënxyrë, përndryshe do të kenë edhe ata fatin e miqve të tyre çifutë. Kurrë nuk kemi dëgjuar një fjalë që të bëjë aluzion për peshën që mbajnë mbi shpatulla ata, askush prej tyre nuk ankohet për mundimin që u shkaktojmë. Çdo ditë ata ngjiten tek ne, flasin për punë dhe për politikë me burrat, për ushqimin dhe për vështirësitë që lidhen me luftën me zonjat, dhe për libra e revista me fëmijët. Përpiqen të jenë sa më të gëzuar, na sjellin lule dhe dhurata për ditëlindje e për festa dhe janë gjithmonë të gatshëm. Nëse të tjerët tregojnë një guxim prej heronjsh në luftë ose përpara gjermanëve, mbrojtësit tanë kanë dhënë prova të guximit e sakrificës së tyre, me dashurinë dhe mirësinë që na rrethojnë.

Dëgjohen gjëra shumë të çuditshme, por që zakonisht edhe ndodhin, për shembull, këtë javë Klejmani na njoftoi që në

Geldri është zhvilluar një lojë futbolli midis dy skuadrash; njëra përbëhej vetëm nga ilegalë dhe tjetra nga njëmbëdhjetë burra të xhandarmërisë. Në Hilversum po shpërndahen triska të reja. Meqenëse edhe ilegalët e shumtë, duhet të marrin pjesën e tyre (dokumentet vjetore merren po të paraqitësh triskën ose të pagush 60 gulden), zyrtarët që merren me shpërndarjen i kanë thërritur të gjithë ilegalët e zonës në një orë të caktuar. Ata mund t'i tërheqin triskat në një tryezë të veçantë.

Duhen hapur sytë, që fricët të mos i kuptojnë këto shakara!

*E jotja Ana*

**E diel 30 janar, 1944**

*E dashur ime Kiti,*

U rrokullis edhe një e shtunë tjetër; nuk merakosem për to aq sa në fillim, por ato janë mjaft të mërzitshme.

Akoma nuk kam shkuar tek magazina, por ndoshta do të shkoj së shpejti. Natën e kaluar zbrita poshtë në errësirë fare vetëm, pasi kisha qenë atje me babanë para disa netësh. Qëndrova në krye të shkallëve ndërsa avionët gjermanë fluturonin para e prapa dhe e dija që isha vetëm, se nuk mund të mbështetesha tek të tjerët për ndihmë. Frika më iku. Ngrita sytë nga qielli dhe besova te Zoti.

Po digjem nga dëshira për të ndenjur vetëm. Babai e ka vënë re që nuk jam më e njëjta, por unë nuk mund t'i tregoj se çfarë më mundon. Ajo që dua të bëj është të ulërij, "Lermëni vetëm, më lini të qetë!"

Kush e di, ndoshta do të vijë dita kur do të jem vetëm më shumë nga ç'dua!

**E enjte, 3 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Zbarkimi pritet nga dita në ditë, gjithmonë e më shumë në të gjithë vendin. Po të ishe këtu, nga njëra anë me siguri do të ishe çuditur ashtu si unë, nga gjithë këto përgatitje, dhe nga ana

tjetër do të talleshe sepse, jemi me plaçka në krahë që të gjithë, por kushedi, ndoshta më kot.

Në të gjitha gazetat flitet për zbarkimin dhe njerëzit marrosen duke lexuar këto lajme: "Në qoftë se anglezët do të zbarkojnë në Vendet e Ulëta, autoritetet gjermane do të marrin të gjitha masat e nevojshme për të mbrojtur vendin, përfshirë edhe përmbytjen". Pastaj botohen harta, në të cilat shënohen zonat e vendit, që mund të përfundojnë nën ujë. Meqenëse po bëhet fjalë për shumë pjesë të Amsterdamit, pyetja e parë që na vjen në mendje është: rruga jonë do të mbulohet nga uji? Për të zgjidhur këtë problem të rëndë, këtu të gjithë propozojnë zgjidhje të çuditshme:

- Meqenëse do të jetë e pamundur të ecim me këmbë ose me biçikletë, duhet të ecim me kujdes në pjesët më të cekëta.

- Jo, duhet të provojmë të notojmë. Kur të veshim kostumin e banjos dhe kapuçin e të notojmë nën ujë, askush nuk do ta kuptojë që jemi çifutë.

- Marrëzira! Më duket sikur i shoh zonjat duke notuar dhe minjtë që u kafshojnë këmbët! (Sigurisht që këto fjalë dilnin nga goja e një burri, këtu do jemi dhe do ta shohim kush do të bërtasë më fort!)

- Nuk do të dalim dot nga shtëpia, magazina është kaq e dobët, saqë me një përmbytje të tillë, do të shkatërrohej aty për aty.

- Dëgjoni paksa djem, le t'i lemë shakatë. Duhet të përpiqemi të gjejmë një barkë.

- E kujt i hyn në punë? Kam një ide shumë më të mirë. Secili prej nesh le të marrë nga një arkë nga ato që janë në depo. Për rrema le të përdorë lugët!

- Unë do të eci me kambajka, kur isha i ri, isha i pari në këtë sport.

- Jan Giesi nuk ka nevojë, sigurisht do të ngarkojë të shoqen mbi shpinë.

A e kuptove, pak a shumë, Kiti? Të gjitha këto marrëzira mund të të zbavisin, por e vërteta do të jetë shumë më ndryshe. Mbase gjermanët mund të zbrazin Amsterdamin: ç'do të bënim në këtë rast?

- Do të shkojmë me të tjerët, duke u përpjekur të mos biem në sy.

- Në asnjë rast nuk mund të dalim, zgjidhja e vetme është të qëndrojmë këtu, gjermanët janë në gjendje ta zvarrisin popullsinë gjithmonë e më larg, deri sa ta çojnë për të vdekur në Gjermani.

- Po po, këtu duhet të qëndrojmë, ky është vendi më i sigurtë. Do të përpiqemi të bindim Klejmanin të vijë këtu bashkë me familjen e vet. Do të bëjmë gati tallashin, kështu mund të flemë edhe në tokë. Mund t'i themi Mipit dhe Klejmanit të sjellin që tani shtresat dhe mbulesat. Duhet të blejmë edhe pak miell, përveç tridhjetë kg. që kemi. Kurse Jani duhet të gjejë edhe ca bathë, tashmë në shtëpi kemi rreth tridhjetë kilogram fasule dhe pesë bizele. Mos harrojmë që kemi edhe pesëdhjetë kavanoza me zarzavate të konservuara.

- Mama, hidh një sy, sa ushqime kemi akoma?

- 10 kuti peshku, 40 qumështi, 10 kilogram qumësht pluhur, 3 shishe vaj, 4 vazo plot me gjalpë, 4 me mish, 4 damixhane me manaferra, 20 me domate, 2 shishe me musht, 5 kilogram drithëra, 4 oriz dhe kaq.

- Ushqime kemi boll, por po të mendosh që duhet të shuajmë edhe urinë e mysafirëve dhe që çdo javë ato pakësohen, konsumi del shumë i madh. Qymyr dhe dru për të djegur kemi shumë, dhe po kështu edhe qirinj.

- Qepim ca xhepa të fshehtë, në rast nevoje duhet t'i marrim me vete paratë.

- Duhet të përgatisim lista për gjërat që janë më urgjente në rast ikjeje, dhe t'i bëjmë çantat gati.

- Kur të vijë çasti, do të vemë dy roja: njërin nga papafingo që del në rrugë dhe tjetrin prapa shtëpisë.

- Po ç'na duhen të gjitha këto ushqime, po të mos kemi ujë, gaz dhe rrymë elektrike?

- Duhet të gatuajmë në sobë, ta filtrojmë dhe ta ziejmë ujin. Do të lajmë mirë e mirë disa fuçi dhe do t'i mbushim me ujë.

- Veç kësaj, m'u kujtua që në dollapin e erëzave kemi akoma edhe 75 kilogram patate dimri.

Këto diskutime i dëgjoj nga mëngjesi në darkë çdo ditë, zbarkimi këtu, zbarkimi aty. Diskutime për urinë, për vdekjen, për bombat, për dokumentet e çifutëve, për gazin helmues etj. etj. Nuk ka asgjë zbavitëse në këto diskutime.

sido që të jetë, unë nuk mund të bëj asgj
unë për vete kam detyrë të studioj dhe
lumtur.

E dashur Kiti,

Nuk të them dot sesi ndihem. Në një ç
pak gëzim. Këtu kemi kohë që jemi ç
them të qeshësh me gjithë zemër, sa n

Sot në mëngjes, qesha "nën zë", të
nganjëherë në shkollë. Margoja dhe u
dy adoleshente.

Dje ndodhi një tjetër skenë me
mbështjellë me kuvertën e saj të leshi
shtrati befas dhe nisi të shqyrtojë me
ç'gjeti, një gjilpërë! Mamaja e kishte a
aty. Babai tundi kokën në mënyrë
koment për pakujdesinë e mamasë. S
për shaka i thashë: *Du bist doch echte*

Pa dyshim, që ajo pyeti përse dhe

Në fytyrë iu lexua menjëherë m
tamam ti, që kur qep, e mbush tërë d
ja, shiko si e ke lënë manikyrin tënd

Protestova dhe pastaj ndërhyri
fajtore ishte ajo.

Mamaja vazhdoi të më shante
më erdhi në majë të hundës dhe i tha
unë që fola për rrëmujë dhe nëse dik
mbetet gjithmonë mua.

Mamaja e mbylli gojën, dhe vet
t'i jepja edhe të puthurën e natës s
nuk është shumë i rëndësishëm, po

Ndërkohë që duket se po kaloj
e lë mendjen të më shpërndah

1. Çfarë mamaje e panatyrshme!

Një shembull i fortë sesi e shohim të ardhmen pa shpresa, është biseda e mëtejshme me Janin:

Strehimi:- Kemi frikë se gjermanët duke u tërhequr do ta marrin me vete gjithë popullsinë.

Jani:- Nuk ka mundësi, nuk kanë kaq shumë trena.

Strehimi:- Trena? Kujtoni se do t'i fusin njerëzit rehat-rehat nëpër vagona? Jo, për besë. Të gjithë në këmbë (Duseli thotë gjithmonë: *per pedes apostolorum*).

Jani:- Nuk ma merr mendja. Ju i shikoni të gjitha gjërat të zeza, e ç'interes do të kishin të merrnin me vete gjithë këta civilë?

Strehimi:- Nuk e di ti se çfarë ka thënë Gëbelsi: po qe se detyrohemi të tërhiqemi, do të mbyllim dyert pas nesh në të gjitha vendet e pushtuara.

Jani:- Sa gjëra kanë thënë ata!

Strehimi:- Mos të duken gjermanët si fisnikë apo se e duan shumë njerëzimin, dhe nuk e kryejnë dot një gjest të tillë? Ata mendojnë: duhet të mbytemi ne, le të mbyten edhe të tjerët bashkë me ne.

Jani:- Ju mund të thoni ç'të doni. Mua s'më besohet.

Strehimi:- Gjithmonë po i njëjti avaz. Askush nuk e vë re rrezikun, deri sa ai të zë derën.

Jani:- Sigurisht, ju nuk jeni kurrë optimistë, gjithsesi këto janë vetëm hamendje.

Strehimi:- Po a nuk jemi ne që i kemi provuar këto më parë në Gjermani, kurse tani edhe këtu? Dhe çfarë po ndodh në Rusi?

Jani:- Harrojini për një çast çifutët, them se askush nuk e di se çfarë po ndodh në Rusi. Me siguri anglezët dhe rusët e teprojnë, tamam si gjermanët, për motive propagandistike.

Strehimi:- Nuk duhet ta thuash këtë, radioja angleze thotë gjithmonë të vërtetën. Le të pranojmë sikur edhe dhjetë për qind janë teprime. Megjithatë, realiteti mbetet i rëndë, sepse ti nuk mund të mohosh që në Poloni dhe në Rusi janë vrarë ose mbytur me gaz miliona njerëz të pafajshëm.

Po të kursej pjesën tjetër të diskutimeve. Për vete jam shumë e qetë dhe nuk më bëhet vonë për asnjërën nga këto probleme. Kam arritur në një pikë ku nuk ka shumë dallim nëse vdes ose mbijetoj. Bota do të vazhdojë të rrotullohet edhe pa mua, dhe

sido që të jetë, unë nuk mund të bëj asgjë. Le të ndodhë ç'të dojë, unë për vete kam detyrë të studioj dhe të shpresoj në një fund të lumtur.

*Ana*

**E martë 8 shkurt, 1944**

*E dashur Kiti,*

Nuk të them dot sesi ndihem. Në një çast kërkoj qetësi, në tjetrin pak gëzim. Këtu kemi kohë që jemi çmësuar të qeshim, dua të them të qeshësh me gjithë zemër, sa mezi të pushosh.

Sot në mëngjes, qesha "nën zë", të kujtohet ashtu si qeshnim nganjëherë në shkollë. Margoja dhe unë po qeshnim tamam si dy adoleshente.

Dje ndodhi një tjetër skenë me mamanë. Margoja ishte mbështjellë me kuvertën e saj të leshit, por u hodh përpjetë nga shtrati befas dhe nisi të shqyrtojë me kujdes mbulesën. Dhe ja se ç'gjeti, një gjilpërë! Mamaja e kishte arnuar dhe e kishte harruar aty. Babai tundi kokën në mënyrë domethënëse dhe bëri një koment për pakujdesinë e mamasë. Sapo ajo doli nga banja, unë për shaka i thashë: *Du bist doch echte echte Rabenmutter!*[1]

Pa dyshim, që ajo pyeti përse dhe ne i treguam për gjilpërën.

Në fytyrë iu lexua menjëherë mllefi dhe ajo tha:- Na flet ti, tamam ti, që kur qep, e mbush tërë dyshemenë me gjilpëra. Dhe ja, shiko si e ke lënë manikyrin tënd. Nuk e vë kurrë në vend.

Protestova dhe pastaj ndërhyri Margoja, sepse në të vërtetë fajtore ishte ajo.

Mamaja vazhdoi të më shante si rrëmujaxhie, deri sa mua më erdhi në majë të hundës dhe i thashë prerë:- Shih, se nuk isha unë që fola për rrëmujë dhe nëse dikush tjetër bën diçka, faji më mbetet gjithmonë mua.

Mamaja e mbylli gojën, dhe vetëm pas një minute m'u desh t'i jepja edhe të puthurën e natës së mirë. Ndoshta ky incident nuk është shumë i rëndësishëm, por mua më zemëron shumë.

Ndërkohë që duket se po kaloj një periudhë reflektimi dhe e lë mendjen të më shpërndahet ngado e mbi gjithçka,

1. Çfarë mamaje e panatyrshme!

mendimet e mia u përqendruan në mënyrë të natyrshme në martesën e babait e të mamasë. Gjithnjë më është paraqitur si martesë ideale. Pa zënka, pa fytyra të inatosura, harmoni e përsosur, etj., etj.

Pak gjëra di për të kaluarën e babait dhe ato që nuk i di, i kam shpikur vetë; kam përshtypjen se babai u martua me mamanë, sepse mendoi se ajo do të ishte një bashkëshorte e përshtatshme. Duhet ta pranoj se e admiroj mamanë për mënyrën si e mori përsipër rolin e bashkëshortes dhe, me sa di unë, nuk u ankua e nuk u bë xheloze kurrë. Nuk besoj të jetë e lehtë për një bashkëshorte të dashur të kuptojë se nuk do zërë kurrë vendin e parë në zemrën e burrit të saj dhe mamaja këtë gjë e dinte. Pa dyshim që babai e admironte qëndrimin e mamasë dhe mendonte se ajo kishte një karakter të shkëlqyer. Pse të martohej me njeri tjetër? Idealet i ishin dërrmuar e rinia i kishte mbaruar. Ç'lloj martese doli, si përfundim? Pa zënka e përplasje mendimesh - por aspak një martesë ideale. Babai e respekton dhe e do mamanë, por jo me atë lloj dashurie që unë dëshiroj për një martesë. Babai e pranon mamanë ashtu siç është, bezdiset shpesh, por e thotë sa më pak që të jetë e mundur, pasi i di sakrificat që i janë dashur të bëjë mamasë.

Babai nuk ia kërkon përherë mendimin - për biznesin, për çështjet e tjera, për njerëzit, për çfarëdolloj gjëje. Nuk ia tregon as të gjitha gjërat, pasi e di se ajo është tepër emotive, tepër kritike dhe shpeshherë tepër tendencioze. Babai nuk është i dashuruar. E puth mamanë, ashtu siç na puth edhe ne. Nuk e tregon asnjëherë si shembull, pasi nuk mundet. E vështron me shpotitje, apo me të qeshur, por kurrë me dashuri. Ndoshta sakrifica e madhe e ka bërë mamanë të ashpër dhe të papajtueshme me njerëzit përreth, por është e sigurtë se e largon edhe më shumë nga shtegu i dashurisë, e bën të zgjojë më pak admirim dhe një ditë babai do ta kuptojë se, ndërkohë që nga jashtë ajo nuk e ka pretenduar kurrë të gjithë dashurinë e tij, nga brenda, ngadalë, por në mënyrë të pashmangshme, ajo është bërë copë e çikë. E do më shumë se çdo gjë tjetër dhe është e rëndë, kur sheh se kjo lloj dashurie nuk merr përgjigje.

Pra, a duhet të më vijë keq për mamanë? A duhet ta ndihmoj? Po babai? - Nuk mundem, gjithmonë përfytyroj një mama tjetër. Thjesht nuk mundem. - Si mund ta bëj këtë? Ajo s'më ka treguar ndonjëherë për veten dhe as unë nuk ia kam kërkuar. Ç'dimë ne për mendimet e njëra-tjetrës? Nuk mund t'i flas, nuk mund ta vështroj me dashuri në ata sy të ftohtë, nuk mundem. Asnjëherë! - Sikur të kishte një cilësi të vetme që një mama e dashur duhet të ketë, butësi, apo afri, apo durim, apo *çfarëdolloj* tipari, do të vazhdoja të përpiqesha t'i afrohesha. Por të duash këtë njeri të pandjeshëm, këtë krijesë përqeshëse - po bëhet gjithnjë e më e pamundur dita-ditës!

*E jotja Ana*

**E shtunë, 12 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Dielli po shkëlqen, qielli është i kaltër, fryn një fllad i ngrohtë dhe unë ... unë kam një mall të madh. Dëshiroj... të flas, të jem e lirë, të kem shokë e shoqe, të jem vetëm. Dua shumë edhe... të qaj. Më duket sikur po plas, dhe e di që një e qarë do më lironte, por nuk mund ta bëj. Jam e shqetësuar, kaloj nga një dhomë në tjetrën, thith ajrin nga një vrimë e dritares së mbyllur dhe dëgjoj zemrën që më rreh, sikur të thoshte: "Plotësoje më në fund dëshirën time!"

Mendoj se fajin e ka pranvera, e ndiej gjithandej rizgjimin, në shpirt dhe në trup. Duhet të sforcohem që të sillem njësoj, por jam shumë konfuze, nuk di çfarë të lexoj, çfarë të shkruaj, çfarë të bëj, di vetëm që do të dëshiroja...

*E jotja Ana*

**E hënë, 14 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Që nga e shtuna për mua kanë ndryshuar shumë gjëra. Nisi kështu: kisha një dëshirë të fortë (dhe kam edhe sot) por... në një pjesë të vogël, shumë të vogël, u shpërbleva. Që të dielën në

mëngjes, e kisha kuptuar (do të jem e sinqertë me ty) që Peteri më vështronte pareshtur. Ky vështrim nuk ishte i zakonshëm, nuk e di pse, nuk di ta shpjegoj si, po befas pata përshtypjen që ai nuk ishte i dashuruar me Margonë, siç më kishte shkuar në mendje. Gjithë ditën u përpoqa të mos i hidhja sytë shumë, sepse, edhe ai m'i ngulte sytë pareshtur dhe unë... eh, kisha një ndjesi të këndshme që preferoj të mos e provoj shumë shpesh.

Të dielën në mbrëmje, të gjithë ishim ulur afër radios përveç meje dhe Pimit, për të dëgjuar *Unsterbliche Musik deutsch - er Meister*. Duseli vazhdonte të rrotullonte butonin e stacionit dhe Peterin dhe të tjerët, nuk po i mbante vendi. Pas një gjysmë ore, Peteri nuk u përmbajt më, dhe u përpoq t'i mbushte mendjen të hiqej mënjanë. Duseli, me shprehjen më arrogante i ishte kthyer:- *Ich mach das schon.*[1] Peterit i hipën, u bë i pasjellshëm, zoti Van Dan e mbështeti dhe Duseli u shtrëngua të tërhiqej. Me kaq mori fund.

Në të vërtetë, preteksi nuk ishte kaq i rëndë, por me sa duket Peterit i rëndoi shumë, sepse sot në mëngjes, ndësa po kërkoja në arkën e librave në papafingo erdhi të më kallëzonte. Unë nuk dija gjë për këtë dhe Peteri vuri re që e dëgjoja me vëmendje. Kështu nisi të nxehet edhe më tepër.

- A, e di pse,- më tha,- është gjë e rrallë që unë të them diçka, sepse e di mirë që kot ta hap gojën. Unë nis të mërmëris, bëhem spec në fytyrë dhe i rrotulloj fjalët që doja të thosha, deri sa të mos më ndërpresin, sepse e kam humbur fillin. Edhe dje ndodhi kështu, doja të thosha një gjë krejt tjetër, por sapo fillova, e humba fillin, ç'gjë e tmerrshme. Dikur kisha një zakon të keq, që tashmë do të më pëlqente: kur zemërohesha me dikë, preferoja ta zgjidhja me grushta, më shumë sesa me fjalë. E di mirë që me këtë sistem nuk mund të eci përpara, dhe prandaj të admiroj ty. Ti të paktën di të mbrohesh me fjalë, u thua njerëzve atë që do t'u thuash dhe nuk je e ndrojtur.

- Më dukesh se po gabohesh shumë,- iu përgjigja.- Në shumicën e rasteve i them gjërat shumë më ndryshe nga sa i mendoj dhe flas gjatë, shumë gjatë, ç'ka është një telash po kaq i madh.

- Ndoshta, por ti ke epërsinë që asnjeri nuk mund ta kupto-

1. E rregulloj unë.

jë se je e turbulluar. Nuk skuqesh ose s'e bën veten.

Meqë doja që ai të vazhdonte të fliste me qetësi për veten e tij, unë e fsheha të qeshurën, mora një jastëk dhe u ula përtokë, duke mbështetur duart mbi këmbët e përkulura dhe e vështrova në sy.

Jam shumë e lumtur që gjendet këtu në shtëpi edhe një njeri tjetër që inatoset e shpërthen kështu si unë. Më duket e drejtë që Peteri e ka kritikuar Duselin me fjalë të rënda dhe pa frikë se do t'i flasin të tjerët. Dhe unë isha e kënaqur, sepse ndieja një afërsi të madhe, të cilën më parë e kisha ndier vetëm me shoqet e mia.

*E jotja Ana*

**E martë 15 shkurt, 1944**

Ajo çështja absurde me Duselin pati pasoja të ndryshme, për të cilat ishte vetë fajtor. Të hënën në mbrëmje Duseli hyri të takonte mamanë dhe i tha me triumf se Peteri e kishte pyetur atë mëngjes nëse kishte fjetur mirë dhe pastaj kishte shtuar se i vinte keq për atë që kishte ndodhur të dielën në mbrëmje, sepse ai nuk i mendonte vërtet, ato që kishte thënë. Duseli e siguroi se nuk i kishte marrë shumë seriozisht. Kështu pra, çdo gjë ishte në rregull përsëri. Mamaja ma tregoi mua këtë histori dhe unë u habita që Peteri që kishte qenë aq i zemëruar me Duselin, e kishte ulur veten, pavarësisht nga të gjitha zotimet e tij për të kundërtën.

Nuk e përmbajta dot veten pa e pyetur Peterin për këtë çështje dhe ai u përgjigj menjëherë se Duseli kishte gënjyer. Vetëm ta kishe parë fytyrën e Peterit. Do të doja të kisha një aparat fotografik. Fytyrën e tij e përshkuan me shpejtësi indinjimi, zemërimi, pavendosmëria, shqetësimi e shumë ndjenja të tjera.

Atë mbrëmje, zoti Van Dan dhe Peteri i bënë një skandal të vërtetë Duselit. Por s'duhet të ketë qenë aq i rëndë, meqë sot Peteri kishte një vizitë tjetër te dentisti.

Në fakt, nuk duhet t'i kishin folur më me gojë njëri-tjetrit.

E mërkurë, 16 shkurt 1944

*E dashur Kiti,*

Peteri dhe unë nuk kishim folur gjatë gjithë ditës me njëri-tjetrin, përveç disa fjalëve pa kuptim. Bënte shumë ftohtë për t'u ngjitur lart në papafingo dhe, sidoqoftë, ishte ditëlindja e Margosë. Në orën dymbëdhjetë e gjysmë ai zbriti për të parë dhuratat dhe qëndroi pak më shumë sesa zakonisht, gjë që në raste të tjera nuk e kishte bërë kurrë. Këtë pasdite më erdhi rasti në dorë. Meqenëse të paktën një herë në vit dua t'ia bëj qejfin Margosë, shkova unë të merrja kafen dhe pastaj patatet. Hyra në dhomën e Peterit dhe ai i hoqi menjëherë letrat e tij nga shkalla. E pyeta nëse duhej ta mbyllja përsëri kapanxhën.

- Po,- m'u përgjigj ai,- mbylle të lutem. Pastaj, kur të kthehesh, mjafton të trokasësh dhe ta hap unë.

E falenderova, u ngjita lart dhe kërkova të paktën dhjetë minuta në fuçinë e madhe për të zgjedhur patatet më të vogla. Pastaj ndieva të ftohtë dhe një dhembje në shpinë. Natyrisht, nuk trokita në kapanxhë, por e hapa vetë. Ai u ngrit në këmbë dhe më mori nga dora tenxheren.

- Kërkova shumë, por nuk arrita të gjeja patate më të vogla se këto.

- A pe në fuçinë e madhe?

- Po, e kontrollova me duar!

Ndërkaq kisha mbërritur në fund të shkallës dhe ai po vështronte akoma tenxheren që kishte në dorë:- Janë në rregull fare,- tha dhe, kur i mora nga dora tenxheren, shtoi:- Je e zonja!

Duke thënë kështu, më lëshoi një vështrim kaq të ëmbël dhe të nxehtë, saqë nxehtësia dhe ëmbëlsia e tij më përshkuan të gjithën. E vura re që donte të tregohej i dashur, dhe meqenëse nuk di ta shprehë me fjalë, ia kishte besuar këtë detyrë vështrimit. E kuptoja shumë mirë dhe i isha tepër mirënjohëse. Edhe tani ndihem e lumtur kur mendoj ato fjalë dhe atë vështrim.

Kur arrita poshtë, mamaja më tha që duheshin edhe patate të tjera, kësaj radhe për darkë. Dola vullnetare të ngjitesha përsëri. Kur mbërrita te Peteri, u justifikova që po e shqetësoja sërish. Ai u ngrit, zuri vend midis shkallës dhe murit, më kapi nga krahu dhe donte të më ndalonte me forcë që të ngjitesha.

- Shkoj unë. Unë do të ngjitesha që do të ngjitesha,- tha ai.

Po unë iu përgjigja që nuk ishte e nevojshme dhe që tani nuk më duheshin më patatet e vogla. Më në fund e binda dhe ai më lëshoi krahun. Kur u ktheva, erdhi të më hapte kapanxhën dhe më mori prapë tenxheren nga dora. Te dera e pyeta:- Me se po merresh?

- Me frëngjishten,- ishte përgjigjja.

E pyeta nëse mund të shihja detyrat e tij, shkova të laja duart dhe u ula në divanin, përballë tij.

I shpjegova diçka nga frëngjishtja, dhe sakaq nisëm të flisnim. Ai më tregoi që pas luftës do të shkojë në Inditë Holandeze dhe do të jetojë në plantacione. Foli për jetën e tij në shtëpi, për tregun e zi dhe për faktin që është njeri pa vlerë. Unë i thashë që ai kishte një kompleks të fortë inferioriteti. Sipas tij, rusët dhe anglezët sigurisht që do të ndeshen midis tyre. Ai foli edhe për çifutët, sipas tij do të ishte shumë më e thjeshtë po të kishte qenë kristian dhe, po të ishte e mundur, pas luftës do të bëhej. E pyeta nëse donte të pagëzohej dhe m'u përgjigj që jo. Nuk mund të ndihem një i krishterë i vërtetë, më tha, por mbas luftës askush nuk do ta dinte mirë nëse ishte i krishterë apo çifut. Ndieva një thikë në zemër, më vjen keq që Peteri është kaq i lëkundur.

Peteri shtoi:- Hebrenjtë kanë qenë dhe do të jenë gjithmonë populli i zgjedhur!

Unë u përgjigja:- Shpresoj që kësaj here të zgjidhen për diçka të mirë!

Pastaj folëm me kënaqësi për babanë, sesi mund t'i njohësh njerëzit dhe për shumë tema të tjera, saqë s'i mbaj mend. U largova në orën pesë e një çerek, sepse kishte ardhur Bepi.

Në mbrëmje, tha përsëri një gjë që më pëlqeu. Po flisnim për disa fotografi aktorësh të kinemasë që ia kisha dhuruar dikur, dhe që tashmë janë varur në muret e dhomës së tij që prej një viti e gjysmë. I pëlqejnë kaq shumë, saqë unë i ofrova edhe të tjera.

- Jo,- m'u përgjigj ai.- Më pëlqen që të mbeten të gjitha kështu, këto këtu më pëlqejnë, i shoh çdo ditë dhe janë bërë miqtë e mi.

Tani e kuptoj edhe më mirë përse e ledhaton kaq fort Mushin. Me sa duket, edhe ai ka nevojë për pak dashuri. Harro-

va të të them edhe diçka tjetër, për të cilën folëm. Ai më tha:- Unë nuk e njoh frikën, përveçse kur jam shumë sëmurë, por do ta kapërcej edhe këtë.

Peteri ka një kompleks të madh inferioriteti, për shembull, ai mendon se është budalla, kurse ne të tjerët jemi të gjithë të mençur. Kur i jap një dorë në frëngjisht, ai më falenderon një mijë herë. Sigurisht, një ditë prej ditësh do t'i them: "Mjaft me këto falenderime. Unë e di mirë që ti je shumë i zoti në anglisht dhe gjeografi".

*Ana Franku*

**E enjte, 17 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Këtë mëngjes isha lart, meqë i premtova zonjës Van Dan se do t'i lexoja disa nga tregimet e mia. Fillova me tregimin "Ëndrra e Evës," për të cilin ajo nuk i kurseu lëvdatat dhe pastaj i lexova disa paragrafe nga "Strehimi sekret" që e shkriu gazit. Edhe Peteri dëgjoi pak (pikërisht pjesën e fundit) dhe më pyeti nëse do të shkoja ndonjëherë në dhomën e tij, për të lexuar më tepër. Vendosa të përfitoja aty për aty, kështu mora bllokun dhe e lashë të lexonte atë pjesë ku Kedi dhe Hansi flasin për Zotin. Nuk mund ta them vërtet se çfarë përshtypjeje i bëri. Ai tha diçka që pothuajse nuk më kujtohet, jo nëse ishte i mirë apo jo tregimi, por për mendimin e vet. Unë i thashë se doja vetëm që të shikonte se nuk shkruaja vetëm për gjëra argëtuese. Ai pohoi me kokë dhe unë u largova nga dhoma. Të shohim nëse do të thotë gjë tjetër!

*E jotja Ana Frank*

**E premte, 18 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Sa herë që shkoj sipër, objektivi është "ai". Në të vërtetë, jeta ime tashmë është përmirësuar mjaft, sepse kam sërishmi një qëllim dhe një motiv për t'u gëzuar.

Të paktën objekti i miqësisë sime është gjithmonë në shtëpi dhe unë nuk duhet t'u trembem rivaleve (përveç Margosë). Mos kujto se unë kam rënë në dashuri, se nuk është e vërtetë. Por sidoqoftë, kam ndjesinë se midis meje dhe Peterit do të lindë diçka e bukur, diçka e bukur siç është miqësia dhe mirëbesimi. Sa herë që mundem, ngjitem tek ai. Tani nuk ndodh si më parë, kur ai nuk dinte çfarë të më thoshte. Madje, ai flet edhe kur unë jam te dera duke dalë.

Mamaja nuk e sheh me sy të mirë këtë fakt. Ajo thotë gjithmonë që unë e bezdis Peterin dhe që duhet ta lë rehat. Mbase nuk e kupton që kam edhe unë pak intuitë? Çdo herë që shkoj në atë dhomëz, ajo më vështron me sy shumë të çuditshëm. Kur zbres nga lart, mamaja më pyet gjithmonë ku kam qenë. Ma bën kokën daulle dhe tani nuk po e duroj dot më.

*E jotja Ana M. Frank*

**E shtunë, 19 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Përsëri është e shtunë, dhe e shtuna flet vetë. Mëngjesi ishte i qetë. U mora thuajse një orë me fasulet, pra isha lart, por fola me Peterin vetëm pak. Në orën dy e gjysmë, kur të gjithë ishin lart për të lexuar ose fjetur, zbrita poshtë me mbulesën në krahë dhe gjithçka tjetër, për të shkruar ose për të lexuar në tryezë e qetë. Por kjo nuk zgjati shumë, mbështeta kokën mbi duar dhe ia plasa të qarit. Më binin kokrra të mëdha loti dhe ndihesha thellësisht e palumtur. Oh, sa mirë sikur "ai" të kishte ardhur të më ngushëllonte!

Kur u ktheva sipër, ora kishte shkuar katër. Në orën pesë shkova të merrja patatet duke shpresuar ta takoja, por ndërsa unë isha ende në banjo duke rregulluar flokët, ai zbriti t'i bënte një vizitë Mofit.

Unë doja të ndihmoja zonjën Van Dan dhe u ngjita lart me librin tim e me të gjitha të tjerat, por papritur e ndjeva se po më vinte përsëri për të qarë dhe vrapova poshtë në banjo, duke marrë me vete edhe pasqyrën. Dhe qëndrova atje ulur, megjithëse kisha mbaruar punë qëkuri, e veshur dhe mbi WC,

ndërsa lotët po më shënonin njolla të errëta në përparësen e kuqe dhe mua më kishte kapluar trishtimi.

"Kështu nuk do të arrij kurrë Peterin," mendova. Kushedi, mbase nuk i dukem fare e lezetshme dhe ai nuk do t'ia hapë zemrën dikujt. Mbase më merr vetëm si një vajzë e përciptë. Unë duhet të eci përpara vetëm, pa besim dhe pa Peterin. Ndoshta shumë shpejt, do të mbetem pa shpresë, pa ngushëllim dhe do të shpartallohem. Oh, sikur vetëm ta mbështesja kokën mbi shpatullat e tij dhe të mos ndihesha kaq e vetmuar dhe e dëshpëruar. Kushedi, ndoshta nuk i bëhet vonë fare për mua dhe i vështron edhe të tjerët me ata sy të ëmbël, kurse unë kujtoja se e bënte vetëm me mua. Oh, Peter, sikur ti të më shihje ose të më dëgjoje! Nuk dua as ta mendoj zhgënjimin!

Pas pak, lumturia dhe shpresa lindën përsëri, megjithëse lotët vazhdonin të më binin.

*E jotja Ana M. Frank*

**E diel, 20 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Atë që të tjerët e bëjnë gjatë javës, në strehimin sekret bëhet të dielën. Kur të tjerët shëtisin në diell të veshur për qejf, ne rrimë këtu duke larë, duke pastruar ose fshirë.

*Ora tetë*: megjithëse të tjerët flenë akoma, Duseli ngrihet në orën tetë. Shkon në banjo, pastaj zbret poshtë, ngjitet përsëri, shkon edhe një herë në banjo i nënshtrohet një të lare të mirë, gjë që vazhdon një orë.

*Nëntë e gjysmë:* ndizen sobat, largohen perdet e errësimit dhe Van Dani shkon në banjo. Një nga përvojat e mia të hidhura të së dielës në mëngjes, është se më duhet të rri shtrirë në shtrat dhe të shikoj kurrizin e Duselit kur falet. E di që duket e çuditshme, por të shikosh Duselin duke u falur është e tmerrshme. Nuk është se qan apo ngashërehet, jo, aspak, por ai rri një çerek ore - një pesëmbëdhjetë minutësh të tërë - duke u tundur nga maja e gishtave deri tek thembrat. Përpara prapa, përpara prapa, vazhdon pa pushim dhe, po të mos i mbyllja sytë fort, do të më merreshin mendtë.

*Dhjetë e një çerek:* Van Danët japin shenjën. Banja është e lirë. Tek ne fillojnë të ngrihen kokat nga jastëkët. Pastaj gjithçka duhet të bëhet sa hap e mbyll sytë. Njëra pas tjetrës, unë dhe Margoja shkojmë të lahemi. Meqenëse poshtë bën një i ftohtë kallkan, na duken të vlefshme një palë mbathje të gjata dhe një shami në kokë. Ndërkaq, babai ka zënë radhën për në banjo: në njëmbëdhjetë, në banjo shkoj unë dhe Margoja dhe pas kësaj të gjithë janë të pastër.

*Njëmbëdhjetë e gjysmë:* koha për mëngjes. Nuk po zgjatem për këtë temë, sepse për ushqimin këtu flitet shumë.

*Dymbëdhjetë e një çerek*: secili prej nesh u kushtohet punëve të veta. Babai, veshur me tuta, gjunjëzohet në tokë dhe e fshin qilimin me kaq forcë, sa e mbush dhomën me pluhur. Zoti Dusel rregullon dhe një herë shtretërit dhe ndërkaq fishkëllen gjithmonë të njëjtin motiv, nga një koncert për violinë i Bethovenit. Lart dëgjohet mamaja që shkon e vjen duke nderur plaçkat. Zoti Van Dan vë kapelen dhe zhduket poshtë, zakonisht i ndjekur nga Peteri dhe Mushi, zonja vë një përparëse të madhe, vesh një triko leshi të zezë dhe galloshe, mbështjell kokën me një shami të madhe të kuqe, merr nën krah një grumbull rrobash dhe shkon të lajë rroba. Margoja dhe unë pastrojmë dhe rregullojmë dhomën.

**E mërkurë, 23 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Që dje është një mot i bukur dhe unë jam shumë në qejf. Të shkruarit, gjëja më e mirë që kam, po ecën mjaft mirë. Pothuajse çdo mëngjes shkoj në papafingo që të çliroj mushkëritë nga ajri i prishur i dhomës. Sot, kur u ngjita në papafingo, Peteri po vinte rregull. E la punën menjëherë, dhe kur u ula në vendin tim të preferuar, ai u bashkua me mua. Nisëm të sodisnim së bashku qiellin e kaltër, gështenjën e zhveshur, degët e të cilës po shkëlqenin nga vesa, pulëbardhat dhe zogjtë e tjerë që duke fluturuar me shpejtësi, ngjanin si të argjëndta. Gjithçka na mallëngjente aq shumë dhe nuk arrinim të hapnim gojë. Ai kishte mbështetur kokën në një tra të madh, kurse unë qëndroja ulur.

Thithnim ajër të freskët, vështronim jashtë dhe e ndienim që nuk duhet ta prishnim këtë magji me fjalë. Kështu qëndruam gjatë, dhe, kur atij iu desh të shkonte të priste dru, unë tashmë e kisha kuptuar që ai ishte një djalë për së mbari. Ai u ngjit në nënçati, unë i rashë pas dhe gjatë një çerek ore që ai preu dru, ne vazhduam të heshtnim. Rrija në këmbë duke e kundruar: ai përpiqej shumë që t'i priste drutë sa më mirë dhe të më tregonte forcën e vet. Por unë kundroja edhe jashtë nga dritarja, në sy më hynte një pjesë e mirë e Amsterdamit, deri në horizontin e zbehtë që thuajse nuk mundja ta dalloja.

"Deri sa ekzistojnë këto", mendova, "dhe unë mund t'i shoh me sy, këtë diell dhe këtë qiell pa një re, nuk mund të ndihem e trishtuar".

Për të gjithë ata që kanë frikë, ndihen vetëm ose janë fatkeqë, shpëtimi është pa dyshim të dalin, të shkojnë në një vend ku je plotësisht vetëm, vetëm me qiellin, me natyrën dhe me Zotin. Sepse vetëm në këtë rast, mund të vësh re që gjithçka është siç duhet të ishte dhe që Zoti dëshiron që njerëzit të jenë të lumtur në natyrën e thjeshtë por të bukur.

Për aq kohë sa të ekzistojë kjo dhe kjo do të jetë përgjithmonë, unë e di se do të ketë ngushëllim për çdo hidhërim, sido që të vijnë punët. Unë besoj fort se natyra i ngushëllon dhe i lehtëson ata që vuajnë.

Oh, shpresoj shumë që nuk do të kalojë shumë kohë, para se unë ta ndaj këtë ndjenjë të vrullshme lumturie me ndonjërin që ndien po kështu si unë.

*E jotja Ana*

P.S. Mendime: drejtuar Peterit.

Këtu na mungojnë shumë gjëra, dhe që prej shumë kohësh. Dua të të them që edhe më mungojnë, tamam ashtu si ty. Nuk flas për sende materiale, sepse në këtë kuptim jemi të pasur. Jo, flas për gjëra të brendshme. E dëshiroj po aq sa ty lirinë dhe ajrin e pastër, por besoj që për këto mungesa na janë shpërblyer. Dua të them që jemi shpërblyer së brendshmi. Sot në mëngjes, kur vështroja nga dritarja dhe në të vërtetë vështroja Zotin dhe natyrën, isha e lumtur. As më pak dhe as më shumë, por e lumtur. Dhe dëgjo Peter, derisa dikush e ka lumturinë në shpirt, kur

i gëzohet natyrës, shëndetit dhe shumë gjërave të tjera, derisa i mban në shpirt këto ndjenja, mund të jetë dhe të ndihet i lumtur.

Pasuria, bukuria, gjithçka mund të humbasë, por gëzimi që ke në zemër vetëm mund të errësohet: pastaj e rimerr veten dhe gjatë gjithë jetës, sidoqoftë, ti do ndihesh i lumtur.

Provo një herë kur të ndihesh vetëm ose fatkeq, ose në humor të prishur, të vështrosh jashtë kur moti është kaq i bukur. Mos vështro shtëpitë dhe oxhaqet, por qiellin. Derisa të shohësh qiellin pa frikë, dije se je i pastër brenda dhe që një ditë do të jesh i lumtur.

**E diel, 27 shkurt 1944**

*E dashur Kiti,*

Nga mëngjesi deri në mbrëmje nuk bëj gjë tjetër veçse mendoj për Peterin. Flej me fytyrën e tij para sysh, e ëndërroj në gjumë dhe kur zgjohem e kam sërish në sy.

Besoj që unë dhe Peteri nuk jemi shumë të ndryshëm, siç duket nga pamja e jashtme, dhe do të shpjegoj dhe pse: si Peteri dhe unë kemi nevojë për një nënë. Mamaja e tij është shumë e përciptë, flirton me qejf dhe nuk i kushton vëmendje mendimeve të Peterit. Mamaja ime merret shumë me mua, por i mungon takti, ndjeshmëria dhe nuk di të jetë nënë.

Si Peteri dhe unë jemi në kontradiktë me atë që ruajmë në shpirt, që të dy jemi ende të pasigurtë dhe në të vërtetë shumë të brishtë dhe të pambrojtur, për t'u goditur kaq fortë nga jashtë. Shumë shpesh do të doja të bridhja e lirë, kurse më duhet të fsheh ndjenjat e mia. Në këto raste përplas tenxheret dhe derdh ujin me tërsëllimë dhe bëhem kaq e zhurmshme, saqë të gjithë të tjerë do më bënin def me shumë qejf. Kurse ai mbyllet në vetvete, pothuajse nuk flet, rri i heshtur, ëndërron dhe fshihet i trembur.

Por si dhe kur do të takohen fatet tona? Nuk e di për sa kohë do të arrij akoma ta zotëroj këtë dëshirë timen, pa u vënë re.

*E jotja Ana M. Frank*

E hënë, 28 shkurt 1944

*E dashur Kiti,*

Kjo ndjenjë po më kthehet në një ankth të vazhdueshëm. E shoh vazhdimisht dhe nuk mund të shkoj tek ai. Nuk duhet të më kuptojnë të tjerët, dhe lipset të dukem e gëzuar, kur brenda jam pa asnjë shpresë.

Peter Skifi dhe Peter Van Dani janë shkrirë në një Peter të vetëm, të mirë dhe bujar, që tashti më shumë se kurrë, është objekt i dëshirave të mia. Mamaja është e padurueshme, babai i sjellshëm, që do të thotë edhe më i mërzitshëm, Margoja hiqet si shumë e sjellshme, ndërsa unë dua vetëm të më lënë rehat.

Peteri nuk erdhi në çati me mua, por shkoi në magazinë të bënte punën e tij të druvarit. Çdo kërcëllim dhe çdo goditje sëpate hiqte edhe një copëz nga guximi im dhe shtonte një copëz trishtimi. Kurse nga larg dëgjoheshin oshëtimat e një kambane: *Recht-op van lijf, recht-op van ziel!*[1]

Jam sentimentale, e di. Jam e dëshpëruar dhe e paarsyeshme, e di edhe këtë.

Oh, më ndihmo!

*E jotja Ana M. Frank*

E mërkurë, 1 mars 1944

*E dashur Kiti,*

Çështjet e mia personale kanë kaluar në plan të dytë sepse... kanë hyrë vjedhësit. Jam bezdisur shumë nga këto vjedhje, por ç'të bësh, deri sa vjedhësit kanë kaq shumë kënaqësi të vizitojnë kompaninë *Gies*. Kjo vjedhje ishte shumë më e ndërlikuar sesa ajo e korrikut të vitit 1943.

Dje mbrëma, në shtatë e gjysmë, kur zbriti në zyrën e Kuglerit si zakonisht, zoti Van Dan vuri re që dera e xhamit dhe dera e zyrës ishin të hapura. Ai u çudit. Bëri përpara, ishte gjithmonë e më i habitur që po gjente të hapura dhe dyert e depos. Befas u shokua: në zyrën që sheh nga rruga mbretëronte një pështjellim i llahtarshëm. "Këtu ka hyrë ndonjë vjedhës", i shkoi

1. Teksti i një kënge popullore.

ndër mend. Për t'u siguruar, zbriti poshtë nëpër shkallë dhe kontrolloi derën e jashtme dhe bravën Lips. Gjithçka ishte e mbyllur. "Kjo do të thotë, se Bepi dhe Peteri sot në mbrëmje kanë qenë shumë të pakujdesshëm", mendoi ai. Qëndroi pak i ulur në dhomën e Kuglerit, pastaj shoi dritën dhe u kthye lart dhe nuk u shqetësua më tej për dyert e hapura dhe për zyrën e rrëmujshme.

Sot në mëngjes Peteri trokiti në derën tonë që herët dhe na solli lajmin aspak të këndshëm, që dera e hyrjes ishte shqyer dhe që nga dollapi në mur ishte zhdukur aparati i projeksionit dhe çanta e re e Kuglerit. Peterit iu ngarkua detyra të mbyllte derën, kurse Van Dani u kujtua të rrëfente atë që kishte zbuluar një natë më parë dhe të gjithë u shqetësuam shumë.

Nuk ka shpjegim tjetër, përveç që hajduti ka një kopje të çelësit, sepse dera është hapur me çelës. Duhet të ketë hyrë brenda shumë herët dje në mbrëmje, ka mbyllur derën pas vetes dhe i shqetësuar nga Van Dani, është fshehur deri sa ai është larguar. Pastaj ia ka mbathur me plaçkën e vet, duke e lënë derën të hapur nga nxitimi.

Kush mund ta ketë çelësin tonë? Përse hajduti nuk hyri në magazinë? Ndoshta fajtori është një nga magazinierët, në një rast të tillë do të shkojë të na denoncojë, meqenëse na ka dëgjuar zërat dhe ndoshta e ka parë edhe Van Danin.

Kjo na ka çoroditur shumë, sepse nuk i dimë qëllimet e vjedhësit, ndoshta do të dojë ta hapë edhe një herë derën tonë? Apo dhe ai është trembur nga njeriu që vinte rrotull nëpër shtëpi?

*Ana*

P.S. Ne do të ishim të kënaqur, sikur të të mund të na gjeje një dedektiv të mirë. Sigurisht me një kusht: duhet të jetë i besueshëm dhe do të dijë ta mbajë gojën të mbyllur.

**E enjte, 2 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Sot në mëngjes, unë dhe Margoja u ngjitëm në çati së bashku, por në shoqërinë e saj nuk arrij të kënaqem si me Peterin (ose me

një tjetër). Por e di mirë që, në shumicën e rasteve, edhe ajo mendon si mua.

Duke larë pjatat, Bepi i rrëfeu mamasë dhe zonjës Van Dan se ishte me humor të keq. Po çfarë mund t'i bëjnë ato të dyja? Sidomos mamaja ime e dashur, që është kaq pa takt, me të është si të biesh nga shiu në breshër. E di çfarë këshillash i dha? Që Bepi duhet të mendojë për të gjithë njerëzit që vdesin sot në këtë botë. Dhe kujt i duhet të mendojë për mjerimin, kur jemi të gjithë të zhytur deri në grykë? Unë ia thashë mendimin tim, pa dyshim, por përgjigjja ishte që unë nuk duhet të përzihem në këto muhabete. Sa budallenj dhe të pashpirt janë të rriturit! Sikur Peteri dhe Margoja, Bepi dhe unë të mos provonim po të njëjtat ndjenja: në këto raste, duhet vetëm pak dashuri nëne ose dashuri prej shoku shumë-shumë të afërt. Por këto dy mama nuk kuptojnë asgjë nga ne. Zonja Van Dan, ndoshta pak më shumë se mamaja ime. Oh, do të doja me gjithë shpirt ta ngushëlloja paksa të shkretën Bep, t'i thosha një fjalë të mirë diçka që unë e di nga përvoja ime, por ndërhyri babai dhe më shtyu me inat mënjanë. Sa budallenj që janë, shumë!

Unë i fola Margosë për babanë dhe mamanë, se sa mirë mund të kishin kaluar këtu sikur ata të mos ishin aq të mërzitshëm. Mund të organizonim mbrëmje ku të gjithë me radhë mund të diskutonim për një temë të caktuar. Por tashmë kjo ka marrë fund. Për mua është e pamundur të flas këtu!

Zoti Van Dan hidhet në sulm, mamaja bëhet sarkastike dhe nuk mund të thotë *asgjë* me një zë normal, babi nuk ka qejf të marrë pjesë, as zoti Dusel, kurse zonja Van Dan sulmohet kaq shpesh, saqë ajo vetëm rri ulur aty me një fytyrë të kuqe, zor se mund të kurdisë përsëri një zënkë në atë gjendje. Po ne? Neve nuk na lejohet të japim gjykime! Po, këtu janë shumë modernë! Ndalohen mendimet! Po dikujt mund t'i thuash të mbyllë gojën, por nuk mund t'ia ndalosh të mendojë. Askush s'të ndalon të kesh mendimin tënd, megjithëse je shumë i ri. Për Bepin, Margonë, Peterin dhe mua duhet vetëm pak dashuri e sinqertë, që këtu asnjëri prej nesh nuk e gjen. Dhe askush, askush nga këta budallenj të mençur që përmenda, nuk arrijnë të na kuptojnë, sepse ne jemi shumë më zemërdhembshur dhe shumë më të përparuar me mendime, sesa mund të parafytyrojnë njerëzit këtu.

*Dashuria, çfarë është dashuria? Nuk mendoj se mund ta shprehësh vërtet me fjalë. Dashuria është të kuptosh dikë, të kujdesesh për të, të ndash gëzimet dhe hidhërimet e tij. Kjo përfshin në fund dashurinë fizike. Ke ndarë diçka, i ke dhënë udhë diçkaje dhe ke marrë diçka, qofsh apo jo i martuar, ke apo nuk ke fëmijë. Nuk ka rëndësi se e humbet nderin, përderisa e di se, për aq kohë sa do të jetosh, do të kesh dikë pranë, dikë që të kupton dhe që nuk duhet ta ndash me asnjeri tjetër!*

*E jotja Ana M. Frank*

Tashmë mamaja ka nisur të mërmërisë me vete. Është tmerrësisht xheloze që unë flas më shumë me zonjën Van Dan sesa me të, por kujt i plasi!

Sot pasdite arrita ta kap Peterin, folëm të paktën treçerek ore bashkë. E kishte shumë të vështirë të fliste për veten, por dalëngadalë e hapi gojën.

Nuk e dija nëse ishte më mirë për mua të rrija apo të ikja. Por doja ta ndihmoja atë kaq shumë! I tregova për Bepin dhe se sa pa takt janë mamatë tona. Më tregoi se prindërit e tij ziheshin shpesh, duke biseduar për politikë, për cigare dhe për shumë gjëra të tjera. Ashtu siç të kam thënë edhe më parë, Peteri është shumë i ndrojtur, por jo aq i ndrojtur sa të mos pranojë se do të ishte plotësisht i lumtur, sikur të mos i shikonte prindët e tij për një apo dy vjet. "Babai im nuk është aq i mirë sa duket," tha ai. "Por për sa u takon cigareve, mamaja ime ka plotësisht të drejtë."

Unë i tregova po ashtu për mamanë time. Por babanë tim ai e mbrojti. I duket "një tip me të vërtetë për së mbari".

Në mbrëmje, kur hoqa përparësen, ai më thirri dhe më tha që nuk duhet të rrëfeja aty poshtë që ata lart janë zënë përsëri dhe nuk flasin me njëri-tjetrin. I premtova, por ndërkaq ia kisha rrëfyer Margosë. Gjithsesi, jam e bindur që Margoja nuk është spiune.

- Oh, jo Peter,- i thashë unë,- mos u shqetëso për mua. Kam mësuar të mos llomotis për gjithçka që dëgjoj. Asnjëherë nuk i përsëris ato që më tregon ti.

Ai u kënaq. I tregova edhe sa shumë thashetheme thuren për ne dhe i thashë:- Margoja ka sigurisht të drejtë kur thotë se

nuk po tregohem e ndershme, sepse edhe pse nuk dua të bëj thashetheme, nuk ka asgjë tjetër që të më pëlqejë më shumë se sa të diskutoj për Duselin.

- Është gjë e mirë që e pranon,- tha ai. Ai u skuq dhe lëvdata e tij e sinqertë pothuajse më turbulloi edhe mua.

Pastaj folëm sërish, për ata lart dhe për ata poshtë. Peteri u çudit shumë që ne nuk jemi të kënaqura nga prindërit e tij:- Peter,- i thashë unë,- ti e di që unë jam e çiltër? Përse të mos ta them? Edhe ne i njohim të metat e tyre. Dhe i thashë përsëri:- Dëgjo, unë do të të ndihmoja me qejf, si thua? Ti qëndron këtu si i huaj dhe nuk flet, ndonëse kjo të rëndon në zemër.

- Oh, do të doja që ti të më ndihmoje gjithmonë.

- Mbase mund të flisje me babain tim, edhe ai nuk e hap gojën, mund t'i besosh me sy mbyllur.

- Po, ai është një mik i vërtetë.

- E do shumë?

Peteri u përtyp dhe unë vazhdova:- Edhe ai të do ty!

Peteri ngriti kokën befas, ishte i tëri i kuq, ishte me të vërtetë i mallëngjyer dhe dukej që i kishin pëlqyer shumë këto fjalë:- Me të vërtetë e ke?

- Po,- pohova unë.- Kjo kuptohet nga ato që thotë herë pas here.

Pastaj hyri brenda zoti Van Dan për të bërë diktim.

Edhe Peteri është një "tip për së mbari", tamam si babai im.

*E jotja Ana M. Frank*

**E premte, 3 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Sonte, kur u ndezën qirinjtë, isha rishtaz e gëzuar dhe e qetë. Duket se gjyshja është në atë qiri dhe është gjyshja ajo që më ruan dhe më mbron e më bën të ndihem e lumtur përsëri. Por... është edhe një njeri tjetër që ka një pushtet të padiskutueshëm mbi humorin tim. Dhe ky është Peteri. Sot, kur u ngjita të merrja patatet, isha akoma mbi shkallë me tenxhere në dorë, kur ai më pyeti:- Çfarë bëre sot pasdite?

U ula në shkallë dhe nisëm të fjaloseshim. Patatet arritën në

destinacion në orën pesë e një çerek (me një orë vonesë). Peteri nuk e hapi gojën fare për prindërit e tij, folëm vetëm për libra dhe për të kaluarën. Çfarë vështrimi të ngrohtë ka ky djalë! Më duket se edhe pak dhe do të bie në dashuri me të.

Sot foli vetëm ai. Hyra tek ai pasi kisha qëruar patatet dhe i thashë se më përvëlonin faqet:- Në fytyrën time dhe të Margosë mund ta kuptosh menjëherë temperaturën, kur bën ftohtë jemi të bardha, kurse në të nxehtë skuqemi,- i thashë.

- Je e dashuruar?- pyeti ai.

- Përse të jem e dashuruar? Përgjigja (ose më mirë pyetja) ishte kot fare.

- E përse jo?- këmbënguli ai. Por në atë çast na thirrën për darkën.

Thua të ketë dashur të nënkuptojë diçka me atë pyetje? Më në fund sot gjeta mënyrën ta pyesja, nëse fjalët dhe vizitat e mia e bezdisin. Ai më tha shkurt:- Unë jam i kënaqur kur vjen ti.

Nuk di të them sesa diktohej nga ndrojtja kjo përgjigje.

Oh, Kiti, jam si një e dashuruar që nuk flet për gjë tjetër, veçse për të dashurin e vet. Dhe në të vërtetë, Peteri, është shumë i dashur. Kur do arrij t'ia them këtë? Pa fjalë, vetëm kur t'i dukem dhe unë shumë e dashur, megjithëse jam e bezdisur, këtë e di mirë. Dhe ai e do shumë qetësinë e vet, kështu që nuk arrij ta kuptoj sesa i pëlqej. Sidoqoftë, tashti ne jemi më mirë dhe unë do të doja vetëm të guxonim të flisnim për shumë gjëra. Po kushedi, ndoshta ky çast do të vijë edhe më parë sesa mendoj unë. Disa herë në ditë ndiej vështrimet e tij të ngulura dhe unë ia kthej duke i luajtur syrin dhe jemi të kënaqur që të dy. Mund të dukem e marrë që të flas për lumturinë tonë, por kam përshtypjen që edhe ai mendon si mua.

*E jotja Ana M. Franku*

**E shtunë, 4 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Është e para e shtunë, që nuk është si të tjerat, e shëmtuar, e trishtuar dhe e mërzitshme. Dhe meritën për këtë e ka vetëm Peteri. Sot në mëngjes u ngjita në papafingo për të nderur për-

parësen time dhe babai më pyeti nëse do të qëndroja aty të flisja paksa për frëngjishten. M'u duk një ide e mirë. Në fillim biseduam në frëngjisht, unë i shpjegova diçka, pastaj nisëm të mësojmë anglisht. Babai lexonte Dikensin me zë të lartë dhe mua më dukej se po prekja qiellin me dorë, sepse isha ulur në karrigen e babait, afër Peterit.

Më njëmbëdhjetë pa një çerek zbrita poshtë. Kur u ngjita në njëmbëdhjetë e gjysmë, Peteri ishte në shkallë duke më pritur. Folëm e folëm deri në orën një pa një çerek. Kur më takon, kur dal, ose për shembull pasi kemi ngrënë, kur askush nuk na dëgjon, ai thotë:- Mirupafshim Ana, së shpejti!

Oh, sa e lumtur jam! Ndoshta tani do të më dojë vërtetë!

Sidoqoftë, është një djalë i mirë, me të mund të flas dhe të zbraz barkun.

Zonja nuk është aspak kundër që unë shoqërohem me të, por sot ishte ngacmuese me pyetjet e saj:- Mund t'ju besoj ju të dy kur jeni aty të dy lart?

- Po, sigurisht,- protestova unë,- ju po më fyeni.

Jam e lumtur nga mëngjesi deri në mbrëmje që takoj Peterin.

*E jotja Ana M. Franku*

P.S. Përpara se të harroj, mbrëmjen e kaluar çdo gjë u mbulua nga bora. Tani ajo ka shkrirë dhe pothuajse nuk ka mbetur asgjë.

**E hënë, 6 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Qëkurse Peteri më tregoi për prindërit e vet, kam ndier njëfarë përgjegjësie për të - a nuk të duket e çuditshme? Më duket sikur grindjet e tyre më përkasin edhe mua po aq sa atij. Sidoqoftë, nuk guxoj të bisedoj më për këtë, sepse kam frikë se kjo e vë në siklet. Nuk do të doja të ndërhyja, edhe sikur të më jepnin tërë pasuritë e botës.

Nga fytyra e Peterit e kuptoj se ai mendon si mua, dhe dje mbrëma u zemërova shumë kur zonja tha me një ton shpotitës: "Mendimtari!" Peteri u bë i kuq i tëri, kurse unë desh iu hodha në grykë.

Po nuk mund ta mbajnë të mbyllur atë dreq goje? Nuk e parafytyron dot sesa gjë e trishtuar është ta shohësh sa i vetmuar ndihet, dhe ti të mos ndërhysh dot. E kuptoj shumë mirë, sikur të isha unë vetë në vend të tij, sesa të shëmtuara duhet të jenë këto grindje dhe ato shenja dashurie. I shkreti Peter, ka kaq shumë nevojë për dashuri!

Më tingëlloi shumë e ashpër, kur më tha një ditë se nuk kish nevojë për shokë. Oh, sa gabohet! Ai kapet pas mashkullorësisë së tij, pas vetmisë dhe mospërfilljes së tij të shtirur, kështu mund ta luajë rolin e tij, kështu nuk do t'i duhet kurrë asnjëherë të shfaqë ndjenjat e tij. Sa do të zgjasë kjo, Peter? Po e përmbajmë veten me një fuqi mbinjerëzore; mos vallë kjo përmbajtje dikur do të shpërthejë?

O Peter, sa dua të të ndihmoj! Të dy së bashku do të arrijmë ta përzemë ndjenjën e vetmisë.

Mendoj shumë, por nuk flas shumë. Jam e kënaqur kur e shoh dhe akoma më shumë nëse shkëlqen edhe dielli. Dje, duke larë kokën, isha shumë e acaruar se e dija mirë që ai ishte në dhomën pranë. Nuk mund të bëja asgjë, sa e heshtur dhe e trishtuar jam brenda, aq më e zhurmshme jam jashtë. Kush do të jetë i pari ta zbulojë dhe ta thyejë këtë mburojë?

Sidoqoftë, është fat që Van Danët nuk kanë një vajzë. Fitorja ime nuk do të ishte e vështirë, e bukur dhe e pëlqyeshme, po të mos kisha ndier dhe tërheqjen e seksit të kundërt.

*E jotja Ana M. Franku*

P.S. Ti e di se të shkruaj me zemër të hapur, prandaj duhet të të them që unë pres me ankth çdo takim të ri. Shpresoj shumë që edhe ai ta presë në të njëjtën mënyrë dhe rrëmbehem e tëra, duke parë përpjekjet e tij të vogla. Sipas meje, edhe ai mezi pret ta zbulojë sekretin ashtu si unë dhe nuk e di që pikërisht ndrojtja e tij më pëlqen më shumë.

**E martë, 7 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Kur kujtoj jetën time nga 1942-i e më tej, çdo gjë më duket e

pavërtetë. Një jetë e bukur, të cilën e ka jetuar një vajzë e quajtur Ana Frank, shumë e ndryshme nga kjo Ana e këtushme, që është bërë e mençur. Ishte me të vërtetë një jetë e ëmbël. Në çdo qoshe nga pesë adhurues, nja njëzet shoqe, dashuri nga të gjithë mësuesit, përkëdheli nga mamaja dhe babai, shumë ëmbëlsira, xhepat me para, e çfarë do më shumë?

Pa dyshim, që ti do pyesësh sesi i bëja për vete njerëzit. Peteri flet për "magjepsje", por nuk është e vërtetë kryekëput. Mësuesve u dukeshin zbavitëse komentet e mia ironike, përgjigjet thumbuese, fytyra ime e qeshur dhe vështrimi kritik. Nuk isha asgjë më shumë veçse: tmerrësisht gazmore dhe çapkëne. Kisha edhe shumë tipare të mira, që më bënin të pëlqyeshme për të tjerët, dhe pra dashurinë për të punuar, ndershmërinë dhe bujarinë. Nuk do t'ia kisha ndaluar askujt, kushdoqoftë ai, të kopjonte detyrat e mia, i ndaja ëmbëlsirat me të gjithë dhe nuk isha mendjemadhe.

Mbase kaq shumë adhurues më kanë llastuar? Mbase është një fat që, pikërisht në mes të festës, befas unë u gjenda përballë realitetit dhe m'u desh një vit i tërë për t'u mësuar me shpotitjet e kritikat.

Si u dukesha të tjerëve në shkollë? Si organizatorja e shakave dhe rrengjeve, si një vajzë që nuk tërhiqet kurrë nga e vetja, gjithmonë në humor, qejfpaprishur. Ishte e çuditshme që të gjithë më shoqëronin gjithë qejf me biçikletë, dhe më flisnin me kaq qejf?

Ajo Ana Frank tashmë më duket si një vajzë simpatike, çapkëne por e përciptë, që nuk ka asgjë të përbashkët me mua. Çfarë thoshte Peteri për mua? "Kur të shikoja, ishe gjithmonë e rrethuar nga dy ose më shumë djem dhe nga një varg shoqesh, qeshje me gjithë zemër dhe ishte në zemër të shoqërisë". Kishte të drejtë. Çfarë ka mbetur tani nga ajo Ana Franku? Sigurisht, di përsëri të qesh dhe të këpus batuta të bukura, madje të kritikoj njerëzit si atëherë, bile më mirë, di të sillem si çapkëne dhe të jem e lezetshme po të dua...

Këtu qëndron e keqja: sa do të më pëlqente të jetoja një natë, disa ditë, një javë kështu, pa e vrarë mendjen dhe me gëzim. Në fund të asaj jave, ama do t'i isha mirënjohëse dikujt që do të më fliste për diçka të mençur e serioze. Nuk dua të dashur, por miq.

Nuk dua adhurues me një buzëqeshje të zbrazur, por siç jam vetë dhe njerëz me karakter. E di mirë që në këtë rast rrethi im do të ngushtohej shumë. Po ç'rëndësi ka, edhe sikur të më mbesin pak njerëz, por ama të ndershëm?

Megjithëkëtë, edhe në 1942-in nuk isha gjithmonë e lumtur, shpesh ndihesha e braktisur, por sepse isha e shkrehur nga mëngjesi në mbrëmje, nuk mendohesha kurrë dy herë dhe argëtohesha sa të mundja. Dhe përpiqesha pak a shumë, në mënyrë të ndërgjegjshme, të mbushja zbrazëtinë me argëtimet.

Tani e shoh jetën time dhe vë re që një kapitull është mbyllur pa kthim. Koha e shkollës, pa frikë dhe shqetësime, nuk do të kthehet më. Dhe e di si, nuk më merr as malli për atë kohë, e kam tejkaluar, nuk mund të sillem si budallaqe, një pjesë imja mbetet gjithmonë serioze.

E shoh jetën time deri në fillimet e vitit 1944 si përmes një lenteje të fuqishme zmadhimi. Një shtëpi e bukur, një jetë plot diell, pastaj në 1942-in befas ndodh katrahura. Ne mbartemi këtu. Pllakosin grindjet, akuzat dhe unë nuk arrija të mësohesha, nuk ngushëllohesha kurrë dhe nuk dija të mbrohesha, veçse me zemërim.

Gjysma e parë e vitit 1943, krizat e të qarit, vetmia, të kuptuarit e lehtë të gabimeve dhe të metave që janë kaq të mëdha dhe madje dukeshin të jashtëzakonshme. Ditën flisja e shpenguar, përpiqesha të tërhiqja vëmendjen e Pimit, nuk ia dilja dot, mbetesha vetëm përpara detyrës së vështirë për t'u sjellë në një mënyrë të pakritikueshme, sepse më qortonin papushim.

Në gjysmën e dytë të vitit, gjërat u përmirësuan paksa. U rrita dhe të tjerët më vështronin si një vajzë të rritur. Zura të mendoj, të shkruaj tregime dhe arrita në përfundimin që të tjerët nuk kishin të bënin fare me mua, nuk kishin të drejtë të më shtynin andej-këtej, dëshiroja të ndryshoja, por sipas mënyrës sime. E kuptova shumë shpejt që mund të bëj edhe pa mamanë, gjë që më sëmbon në shpirt, por ajo që më ka goditur edhe më shumë, është fakti që babai nuk do të bëhej kurrë njeriu të cilit do t'i hapja zemrën me mirëbesim. Tek askush nuk besoja më shumë se te vetvetja.

Pas fillimit të vitit, ndryshimi i madh i dytë ishte ëndrra... me të cilin zbulova dëshirën për ... një djalë; jo për një shoqe po

për një shok. Zbulova edhe lumturinë brenda vetes, edhe mburojën time të njeriut të përciptë dhe të gëzuar. Por herë pas here mbyllesha në vetvete, tashmë jetoj përsëri për Peterin, sepse që këtej e tutje fati im do të varet shumë nga ai!

Në mbrëmje, kur shtrihem në shtrat, pasi i përfundoj lutjet me fjalët *"Ich danke für all das Gute und Liebe und Schöne,"*[1] mbushem me gëzim. Mendoj që fshehja jonë, shëndeti im dhe e gjithë qenia ime është *das Gute;* mendoj për "të mirat": për shpëtimin tonë, për shërimin tim. Mendoj për "dashurinë" për Peterin dhe për atë ndjenjë të bukur e delikate që na ndalon të prekim njëri-tjetrin, për atë që do të vijë një ditë: dashurinë, të ardhmen, lumturinë. Mendoj për të "bukurën", për natyrën, për artin dhe për gjithë ndjenjat e mendimet e larta që lidhen me këto. Tani unë jetoj vetëm për Peterin, përderisa çfarë do të ndodhë në të ardhmen varet shumë prej tij!

Atëherë nuk mendoj për mjerimet, po për gjërat e bukura që prapëseprapë ekzistojnë. Pikërisht këtu qëndron dallimi midis meje dhe mamasë. Këshilla e saj kundër dëshpërimit është kjo: mendo për gjithë vuajtjet e botës dhe kënaqu që nuk ke atë fat! Kurse këshilla ime është: dil nëpër fusha, në natyrë dhe rrezet e diellit të të ngrohin trupin. Dil dhe kërko ta gjesh të bukurën në veten tënde, mendo për të gjitha gjërat e bukura që rriten brenda teje dhe përreth teje dhe ji e lumtur.

Këshilla e mamasë nuk është e mirë, sepse ç'do t'i ndodhte dikujt që është fatkeq? Sipas kësaj këshille, ai duhet të mbaronte fare. Unë mendoj ndryshe: pas çdo beteje qëndron diçka e bukur dhe po të shohësh thellë, vëren më shumë lumturi dhe kështu mund të jesh i gëzuar dhe ti. Dhe ai që është i lumtur, i bën të lumtur edhe të tjerët. Kush ka guxim dhe besim, nuk zhytet kurrë në vuajtje.

*E jotja Ana M. Franku*

**E mërkurë 8 mars, 1944**

Margoja dhe unë i kemi shkruar njëra - tjetrës, natyrisht thjesht për t'u zbavitur.

1. Faleminderit Zotit për gjithçka që është e mirë, e dashur dhe e bukur.

Ana: Është e çuditshme, por mua mund të më kujtohen vetëm një ditë më pas ato që kanë ndodhur një natë më parë. Për shembull, m'u kujtua papritur se zoti Dusel natën e kaluar po gërhiste me zë të lartë. (Tani është ora tre pa një çerek e mërkurë pasdite, dhe zoti Dusel po gërhet përsëri, sigurisht prandaj më erdhi ndër mend). Kur m'u desh të përdorja oturakun, bëra më shumë zhurmë, me qëllim që të pushonte së gërhituri.

Margoja: Cila është më mirë, e gërhitura apo dihatja për t'u mbushur me frymë?

Ana: Më mirë është e gërhitura, sepse ajo pushon kur bëj zhurmë, pa e zgjuar nga gjumi personin në fjalë.

Ajo që nuk i shkrova Margosë, por që do të ta rrëfej ty, e dashur Kiti, është se kam ëndërruar shumë për Peterin. Një natë përpara ëndërrova sikur po bëja patinazh tamam këtu në dhomën tonë të ndenjes me atë djalin e vogël nga fusha e patinazhit në akull nga Apollos; ai ishte me të motrën, vajzën me këmbët si kunj shkrepseje, që vishte gjithmonë të njëjtin fustan blu. Unë u paraqita në mënyrë provokuese dhe e pyeta për emrin. E kishte Peter.

Në ëndërr thjesht vrava mendjen se sa Petera njihja në fakt!

Pastaj ëndërrova sikur po rrinim në dhomën e Peterit, njëri përballë tjetrit, pranë shkallëve. Unë i thashë diçka; ai më puthi, por u përgjigj se nuk më donte aq shumë dhe se nuk duhej të flirtoja. Unë thashë me një zë të dëshpëruar dhe lutës, "Nuk po flirtoj, Peter!"

Kur u zgjova isha e gëzuar se për fat Peteri nuk e kishte thënë atë.

Natën e kaluar ëndërrova sikur po putheshim, por faqet e Peterit më zhgënjyen shumë: ato nuk ishin aq të buta sa dukeshin. Ishin më shumë si faqet e babait - faqet e një burri që tashmë rruhet.

**E premte 10 mars, 1944**

Proverbi "Të këqijave hapu derën", u vërtetua sot përfundimisht. Peteri sapo e tha. Po të tregoj të gjitha gjërat e tmerrshme që kanë

ndodhur dhe që na rrinë akoma pezull sipër kokës.

Së pari, Mipi është e sëmurë, si pasojë e fejesës së Henkut dhe Agjes dje. Ajo mori të ftohtë në Uesterkerk, ku u bë ceremonia. Së dyti, zoti Klejman nuk është kthyer në punë, meqë herën e kaluar pati hemoragji nga stomaku, kështu Bepi po e ruan vetëm fortesën. Së treti, policia ka arrestuar një burrë (emrin e të cilit nuk do ta shkruaj). Është e tmerrshme jo vetëm për të, por edhe për ne, meqë ai na ka furnizuar me patate, gjalp dhe reçel. Zoti M., siç do ta quaj, ka pesë fëmijë nën moshën trembëdhjetëvjeçare dhe një tjetër që do të lindë.

Natën e kaluar u trembëm përsëri: ishim duke ngrënë darkë, kur papritur dikush trokiti tek muri pranë. Gjatë gjithë pjesës tjetër të mbrëmjes nuk na zinte vendi.

Kohët e fundit nuk kam qenë në humor për të shkruar se ç'po bëhet këtu. Kam qenë më shumë e mbyllur në vetvete. Mos më keqkupto, jam shumë e prekur për atë që i ka ndodhur të gjorit, zemërmirit zotit M., por në ditarin tim nuk ka shumë vend për të.

Të martën, të mërkurën dhe të enjten isha në dhomën e Peterit që nga ora katër e gjysmë deri në pesë e një çerek. Punuam me frëngjishten dhe biseduam për gjëra të ndryshme. Me të vërtetë mezi e pres atë orë të pasdites, por më e mira nga të gjitha është se unë mendoj se Peteri është po aq i kënaqur të më takojë.

*E jotja Ana M. Frank*

**E shtunë, 11 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Në këtë periudhë nuk rri dot më në një vend, shkoj lart e poshtë dhe gjithë ditën po kështu. Më pëlqen të flas me Peterin, po gjithmonë kam frikë se mos e mërzis. Më ka treguar shumë gjëra për të kaluarën, për prindërit dhe për veten, por mua nuk më mjaftojnë kurrë dhe çdo pesë minuta pyes veten se çfarë mund të pretendoj më shumë. Më përpara unë i dukesha e padurueshme, dhe kjo ishte reciproke. Tani unë kam ndërruar mend-

je, po ai? Besoj se po. Por kjo nuk do të thotë patjetër që duhet të bëhemi shokë të ngushtë, edhe pse unë mendoj që kjo do ta bënte shumë më të lehtë jetën tonë prej ilegalësh. Por nuk dua të kem shpresa të kota, merrem shumë me të dhe nuk dua të të mërzis edhe ty, sepse duhet ta pranoj: jam qaramane.

**E diel 12 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Gjithçka është bërë edhe më e çuditshme. Nuk e di pse, por që dje Peteri nuk më vështron më. Duket sikur është zemëruar me mua, dhe unë përpiqem shumë të mos i bie mbrapa. Dua t'i flas sa më pak, por kjo është shumë e vështirë. Çfarë e largon shumë shpesh nga mua dhe po aq shpesh e afron? Ndoshta e shoh të zezën më të zezë, mbase thjesht ai ka telashet e tij dhe nesër gjithçka do të jetë në rregull?

Për mua është shumë e vështirë kur përpiqem të ruaj një pamje të jashtme normale, ndërsa ndihem kaq e mjerë dhe e trishtuar. Më duhet të flas, të ndihmoj në shtëpi, të ulem me të tjerët dhe mbi të gjitha të sillem si e gëzuar! Më mungon natyra, ajri i pastër dhe një vend ku të mund të rri vetëm sa dua! Mendoj se po i bëj lëmsh të gjitha Kiti, por mendimet i kam krejt të hallakatura: në njërën anë jam gjysmë e marrosur nga dëshira për të, nuk rri dot në një dhomë me të pa e vështruar në sy; dhe nga ana tjetër vras mendjen se përse më intereson ai kaq shumë dhe nuk arrij të jem përsëri e qetë!

Ditë e natë s'bëj gjë tjetër veçse pyes veten: A i ke dhënë mjaft rast atij për të ndenjur vetëm? Mos ke harxhuar shumë kohë lart? Mos flet shumë për tema serioze që ai nuk është akoma i gatshëm për t'i biseduar? Madje mos ndoshta ai nuk të pëlqen fare ty? Mos është e gjitha kjo pjellë e imagjinatës sime të ndezur? Po atëherë, përse më ka treguar ai kaq shumë për veten e tij? A i vjen keq që e ka bërë? Dhe shumë gjëra të tjera.

Dje pasdite, mbasi dëgjuam e u buhavitëm prej lajmeve të trishtuara nga jashtë, m'u rëndua shpirti dhe u shtriva në divanin tim për të fjetur. Doja vetëm të flija që të mos mendoja. Fjeta deri në orën 4, pastaj hyra në dhomë. Mezi iu përgjigja

pyetjeve të mamasë dhe sajova një justifikim përpara babait, që donte të dinte përse kisha fjetur. I thashë që më dhimbte koka, dhe kjo nuk është tamam një gënjeshtër, sepse kisha edhe dhimbje koke... nga brenda.

Njerëzve normalë, fëmijëve normalë, vajzave si unë, mbase do t'u dukesha e mërzitshme me gjithë këto ankesa që kam, por unë ta hap zemrën ty dhe pjesën tjetër të ditës jam e gëzuar dhe shkëlqej sa të mundem, për të shmangur pyetjet dhe për të mbytur zemërimin.

Margoja është shumë e sjellshme dhe do të dëgjonte me qejf hallet e mia, por nuk mund t'ia rreshtoj. Ajo i merr me shumë seriozitet, dhe mendon gjatë për motrën e saj të çuditshme, për çdo gjë që them më vështron me habi dhe mendon: shtiret apo kështu mendon vërtet?

Problemi është që rrimë shumë bashkë dhe unë nuk do të doja ta kisha kaq afër shoqen që do t'i hapja zemrën.

Kur do të arrij ta sqaroj paksa këtë mishmash që kam në kokë? Kur do të jem pak më e qetë dhe paqësore?

*E jotja Ana*

**E martë, 14 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Ndoshta do të pëlqejë të dëgjosh (kurse mua fare), çfarë do të hamë sot. Këtë çast, meqë poshtë është pastruesja, jam ulur pranë Van Danëve në tryezën mbuluar me mushama dhe kam zënë gojën dhe hundën me një shami të lagur me parfum të kohëve të paraluftës, të cilin e kishim fshehur. Por kështu ti nuk do të kuptosh asgjë, prandaj më mirë le "të fillojmë nga fillimi".

Meqenëse, njerëzit që na jepnin triskat janë kapur nga gjermanët, përveç pesë triskave vjetore, nuk kemi më as triska dhe asnjë lloj yndyre në shtëpi. Meqenëse Mipi dhe Klejmani janë sërish të sëmurë, Bepi nuk arrin të bëjë pazare dhe meqë të gjithë ndihen keq, edhe cilësia e ushqimit lë shumë për të dëshiruar. Që sot, nuk kemi asnjëlloj yndyre, as gjalpë, as margarinë. Nuk do të hamë në mëngjes patate të pjekura (për të kursyer bukën), por *porridge* dhe meqenëse zonja trembet se

mos vdes nga uria, kemi blerë enkas qumësht të paskremuar. Sot për drekë kishim fasule nga fuçia, të gatuara si katundarët. Prandaj kam vënë shami në hundë, nuk e beson dot se çfarë ere të keqe mbajnë fasulet që me siguri, gjenden në këtë fuçi që prej disa vjetësh. Këtu në dhomë mbretëron një erë konservash, prej kumbullash dhe vezësh të prishura. Uf, më peshtiroset kur mendoj se kam për të ngrënë gjëra të këtilla! Dhe sikur të mos mjaftonte kjo, edhe patateve u kanë rënë disa sëmundje të çuditshme, kështu që dy thasë me *pommes de terre* përfunduan në sobë. Ne argëtohemi duke u përpjekur të marrim me mend sëmundjet e ndryshme të tyre, dhe kemi arritur në përfundimin që bëhet fjalë ose për tumor, ose për li dhensh, ose për kolerë. Eh, e kuptoj, që nuk është aspak e kënaqshme të qëndrosh e fshehur gjatë vitit të katërt të luftës. Ah, sikur të mbaronte kjo luftë e mallkuar!

Në të vërtetë, për ushqimin nuk më bëhet vonë shumë, në qoftë se këtu do të ndodhte ndonjë gjë tjetër pak më e mirë. Por pikërisht këtu qëndron e keqja: kjo jetë e trishtuar na ka bërë të gjithë të mërzitshëm. Kështu që edhe gjykimin e pesë të rriturve të strehimit sekret në lidhje me situatën aktuale (fëmijët nuk duhet të kenë mendime, por unë kësaj radhe po e shkel rregullin).

Zonja Van Dan:

- Detyra e princeshës së kuzhinës nuk më pëlqen më. Është e mërzitshme të rrish duarkryq. Prandaj, nisa të bëj për të ngrënë, por tamam këtu fillojnë ankesat: të gatuash pa yndyrna është e pamundur dhe gjithë këto erëra të këqija ma sjellin stomakun rrotull. Për vuajtjet e mia shpërblehem vetëm me protesta dhe mosmirënjohje. Jam gjithmonë delja e zezë, dhe faji më mbetet mua. Në fund të fundit, më duket se lufta nuk po ecën dhe gjermanët do të fitojnë. Kam një frikë të tmerrshme se do të vdesim nga uria. Nuk është për t'u çuditur që kur jam në humor të keq, zihem me të gjithë.

Zoti Van Dan:

- E kam të domosdoshme të pi duhan, të pi e të pi sërish, pastaj vjen të ngrënët dhe pastaj politika. Humori i Kerlit nuk është kaq i rëndë sa thotë. Kerli është një grua e dashur, po të mos kem më cigare do të sëmurem, pastaj kam nevojë dhe për

mish, pastaj jetojmë shumë keq, asgjë nuk është e mirë dhe jemi në vigjilje të një zënke të tmerrshme. Kerli im është një grua tmerrësisht budallaçkë.

Zonja Frank:

- E ngrëna nuk është shumë e rëndësishme, por sidoqoftë do më pëlqente shumë një fetë buke thekri, sepse kam një uri të papërmbajtshme. Po të kisha qenë në vend të zonjës Van Dan, do t'ia kisha ndaluar cigaren Van Danit që prej kohësh. Por tani po më çahet hunda për një cigare, sepse nuk jam në rregull. Van Danët janë të llahtarshëm; anglezët bëjnë shumë gabime, por lufta vazhdon, lavdi Zotit që nuk jemi në Poloni.

Zoti Frank:

- Çdo gjë në rregull, nuk kam nevojë për asgjë. Jemi të qetë dhe kemi shumë kohë kështu. Më jepni racionin tim me patate dhe do ta mbyll gojën. Mund të lë mënjanë diçka për Bepin nga racioni im. Politika shkon për mrekulli, jam shumë optimist.

Zoti Dusel:

- Unë duhet të shkoj të bëj punën time, të mbaroj gjithçka në kohë. Situata politike është *perfettissima*, absolutisht *escluso* faktit që mund të na gjejnë. Unë, unë, unë...!

*E jotja Ana*

**E enjte, 16 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Uau... më në fund jam çliruar nga të gjitha ato perspektiva të trishtuara. Sot nuk dëgjoj tjetër përveçse: "Në qoftë se ndodh kjo, ose kjo tjetra, do të kemi vështirësi. Në qoftë se sëmuret filan person, do të mbetemi të vetëm dhe të braktisur në fatin tonë, në qoftë se..."

Të tjerat ti i di vetë. Ma merr mendja se ndërkaq ti i ke njohur të gjithë banorët e strehimit sekret dhe e nuhat mirë cilat janë fjalët e tyre.

Të gjitha këto "në qoftë se, në qoftë se" e kishin zanafillën në faktin që Kugleri u thërrit për një turn gjashtë ditor pune të detyruar. Bepi është shumë e sëmurë dhe, me sa duket, nesër do të qëndrojë në shtëpi, Mipi nuk është shëruar ende nga gripi,

kurse Klejmani ka pasur një hemorragji tjetër në stomak. Perspektiva të trishtuara për ne!

Ne mendojmë se zoti Kugler duhet të shkojë drejt e tek një mjek i besuar për një raport mjekësor të cilin ai mund ta paraqesë në bashkinë e Hilversumit. Punonjësit e magazinës nesër kanë një ditë pushimi dhe Bepi do të mbetet vetëm në zyrë. Në qoftë se (një tjetër në qoftë se!) Bepi duhet të rrijë në shtëpi, dera do të mbetet e mbyllur dhe ne duhet të mbajmë një qetësi varri, për të mos na dëgjuar ata të firmës Keg. Jani do të vijë të na vizitojë në orën një dhe do të qëndrojë vetëm gjysmë ore. Ai ka filluar punë si rojë në Artis.[1]

Sot Jani, pas shumë kohësh, na rrëfeu një ngjarje nga bota e madhe. Sikur të ishe këtu dhe të na shihje, ne të tetë rreth tij me një skenë të tipit: "gjyshja rrëfen një përrallë".

Pa dyshim, këtij publiku kaq të bindur në radhë të parë ai po i tregonte për ushqimin.

Zonja P., një shoqja e Mipit, gatuan për të. Pardje Jani kishte ngrënë karrota me bizele, dje kishte ngrënë mbeturinat, sot ajo do të gatuajë qiqra dhe nesër po planifikon të bëjë pure me karrotat e mbetura dhe me patatet.

Natyrisht foli dhe për doktorin e Mipit, për të cilën e pyetëm vetë.

- Doktori?- pyeti Jani,- e ç'hyn këtu doktori? I bëra një telefon sot në mëngjes, fola me një sekretare dhe i kërkova një recetë për gripin; m'u përgjigj që recetat mund të tërhiqen në mëngjes nga ora 8 deri në 9. Po të kesh grip të rëndë, doktori vetë vjen në telefon dhe të thotë: "Nxirre jashtë gjuhën, thuaj aaa. Po, e kuptova, i ke grykët e skuqura, po të përgatis një recetë për farmacistin. Mirupafshim dhe shërim të shpejtë zotëri!" dhe i lan duart me ty. Sistem i bukur. Vizitë nëpërmjet telefonit. Por nuk dua t'u bie në qafë doktorëve, në fund të fundit të gjithë nga dy duar kemi dhe kohët e fundit ka kaq shumë të sëmurë dhe kaq pak mjekë.

Gjithsesi, të gjithë ia plasëm gazit kur Jani na rrëfeu për bisedën telefonike. E marr me mend sesi duket një ambulancë këto ditë. Pacientët nuk shihen më nga lart-poshtë, por atyre që

1. Artis është emri i kopshtit zoologjik në Amsterdam.

nuk kanë asgjë të rëndë u thuhet:- E përse ke ardhur këtu, shko në fund të radhës, kanë përparësi të sëmurët e vërtetë.

*E jotja Ana*

**E enjte, 16 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Moti është shumë i bukur, mund të thosha i shkëlqyer dhe pas pak do të ngjitem në papafingo.

Tani po që e di, përse jam shumë më e shqetësuar sesa Peteri. Ai ka një dhomë të tijën ku punon, ëndërron, mendon dhe fle. Kurse mua më përplasin sa andej-këtej. Në dhomën time nuk jam kurrë vetëm, megjithëse do të doja me gjithë shpirt. Për këtë arsye e gjej shpëtimin në papafingo. Vetëm aty dhe me ty për një çast, për një çast shumë të shkurtër, arrij të ndihem vetvetja. Por nuk dua të qahem duke renditur dëshirat e mia, përkundrazi, dua të jem e guximshme.

Ata poshtë, për fat, as që i vënë re ndjenjat e mia të fshehta. Ndoshta u bie në sy që çdo ditë e më shumë po bëhem më e ftohtë ndaj mamasë, e përkëdhel më pak babain dhe nuk e hap më zemrën as me Margonë, jam mbyllur në kullën time. Në radhë të parë, duhet të ruaj pamjen e jashtme, askush nuk duhet ta dijë që brenda vetes jam e gjitha në luftë, një luftë midis zemrës dhe mendjes. Deri tani ka fituar e dyta, por mos vallë fitorja përfundimtare do t'i përkasë të parës? Shumë shpesh kam frikë, dhe shumë shpesh e dëshiroj këtë gjë.

Oh, është kaq e rëndë të mos ia rrëfesh këto Peterit, por e di që duhet të nisë ai i pari. Është e vështirë të hiqesh çdo ditë sikur nuk i ke përjetuar ato biseda dhe gjeste që i sheh çdo natë në ëndërr. Ah, Kiti, po! Ana është një vajzë shumë e çuditshme, por mos harro që jeton edhe në një kohë të çuditshme dhe në rrethana edhe më të çuditshme.

Gjëja më e bukur, në fund të fundit, është që mund ta përshkruaj atë që provoj dhe mendoj, përndryshe do të mbytesha vërtet. Çfarë mendon Peteri për të gjitha këto? E ndiej me gjithë fuqinë e shpirtit që herët a vonë do të flasim së bashku. Ai duhet të ketë diktuar diçka të mirë te mua, sepse nuk mund ta dojë

shumë një Anë, të cilën e njeh vetëm nga jashtë. Si mundet ai që e do kaq shumë paqen dhe qetësinë, të provojë simpati për rrëmujën dhe gjallërinë time? Unë besoj se ai është i pari dhe i vetmi në botë që ka depërtuar maskën time prej guri. A do të arrijë shpejt edhe ai? A nuk ekziston një proverb që thotë, dashuria shpesh është rrjedhim i mëshirës, apo të dy ndjenjat shkojnë dorë për dore? A më përshtatet mua kjo, sepse dhe unë shpesh herë provoj për të të njëjtën mëshirë dhe dhimbje që provoj për veten.

Nuk e di se si t'i gjej fjalët e para, dhe si do të bëjë ai që, për më tepër, mezi flet? Sikur t'i shkruaja, të paktën do të dija që ai tashmë më njeh brenda në zemër, sepse fjalët janë kaq të vështira, për t'u thënë me gojë.

*E jotja Ana M. Frank*

**E premte, 17 mars 1944**

*I dashuri im i adhuruar,*

Më së fundi çdo gjë shkoi mirë, sepse rrufa e Bepit nuk u shndërrua në grip, por vetëm në ngjirje zëri dhe zoti Kugler ia doli të mos shkonte në punën e detyruar, falë një raporti të mjekut. Në strehimin sekret fryn një fllad lehtësimi, këtu çdo gjë po shkon *all-right!* Po të lësh mënjanë që Margoja dhe unë jemi të sëkëlldisura nga prindërit tanë.

Nuk duhet të më keqkuptosh. E dua shumë babain, kurse Margoja edhe mamanë edhe babain. Por kur je në moshën tonë, do të vendosësh edhe vetë, dhe herë pas here, ta lëshosh dorën e prindërve. Kur shkoj lart, më pyesin përse, nuk mund të shtoj pak kripë në gjellë se ato më pyesin pse. Pothuajse çdo mbrëmje, në orën tetë e një çerek mamaja më pyet: nuk është koha tani të zhvishesh? Çdo libër që lexoj, duhet të miratohet prej tyre. Për hir të së vërtetës, kriteret e miratimit nuk janë aspak të rrepta dhe mund të lexoj pothuajse gjithçka, por ma kanë sjellë në majë të hundës gjithë këto komente dhe ato kritika, pa harruar edhe pyetjet si breshër.

Atyre nuk u pëlqen aspak një tipar imi. Unë nuk dua t'i puth të tjerët sa majtas-djathtas. Më duken acarues ato emrat e përkë-

dhelisë dhe më vjen pështirë nga pasioni i babait për të folur për çështje që lidhen me banjon dhe kutërbimin e saj. Në fakt, do të doja të isha çliruar prej tyre, por ata nuk arrijnë ta kuptojnë këtë. Jo se u kemi thënë ndonjë fjalë të rëndë atyre, të lutem, në fund të fundit përse do të shërbente? Ato as nuk do ta kuptonin.

Vetëm se dje në mbrëmje, Margoja u tha:- Më duket me të vërtetë e çuditshme që nuk mund të kapësh dy herë kokën me dorë, pa të pyetur menjëherë nëse të dhemb koka apo je sëmurë.

Ne befas kuptuam sesa pak ka mbetur nga mirëbesimi dhe harmonia që mbretëronin në shtëpi dhe ky ishte një grusht i fortë për ne. Një pjesë e madhe e fajit qëndron në faktin, që marrëdhëniet tona nuk janë të natyrshme. Dua të them, që na trajtojnë si dy vajza të vogla për sa u përket gjërave pa rëndësi, kurse ne, përkundrazi jemi shumë më të pjekura sesa vajzat e moshës sonë, për sa i përket gjërave me rëndësi. Megjithëse sapo kam mbushur katërmbëdhjetë vjeç, e di shumë mirë çfarë dua, kush ka të drejtë dhe kush jo, kam mendimin tim, mënyrën time për t'i parë gjërat dhe parimet e mia. Mund të duket e çuditshme, por ndihem më shumë e rritur sesa fëmijë, dhe sidomos jam krejtësisht e pavarur nga të tjerët. E di që jam në gjendje të diskutoj dhe të argumentoj shumë më mirë se mamaja, që jam më objektive se ajo, që nuk i teproj gjërat, që jam më e rregullt dhe e zonja, dhe prandaj, (ti do të qeshësh) në shumë gjëra më duket vetja shumë më e përparuar se ajo. Në qoftë se e dua shumë dikë, në radhë të parë duhet ta admiroj, ta admiroj dhe ta respektoj, dy ndjenja që nuk i provoj aspak për mamanë.

Do të ishte mirë, në qoftë se të paktën do të lidhesha me Peterin, sepse e admiroj në shumë pika. Është një djalosh kaq për së mbari dhe kaq i dashur!

*E jotja Ana M. Franku*

**E shtunë, 18 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Për veten dhe ndjenjat e mia, askujt në botë nuk i kam rrëfyer kaq shumë, prandaj përse të mos të të flas edhe për seksin?

Prindërit, dhe njerëzit në përgjithësi, janë shumë të çudit-

shëm kur bëhet fjalë për seksin. Në vend që t'u tregojnë bijëve dhe bijave të tyre çdo gjë në moshën dymbëdhjetëvjeçare, ata i nxjerrin fëmijët nga dhoma në çastin që rrihet kjo temë dhe i lenë ta zbulojnë gjithçka vetë. Më vonë, kur prindët venë re se fëmijët e tyre në njëfarë mënyre kanë mësuar diçka, pretendojnë se ata dinë pak a shumë si funksionojnë gjërat. Përse nuk përpiqen t'i rregullojnë gjërat, duke i pyetur se si qëndrojnë punët?

Një problem i madh për të rriturit - megjithëse për mendimin tim nuk është problem i vërtetë - është se ata tremben se kushedi fëmijët nuk do ta shohin më martesën si të shenjtë dhe të dëlirë sapo të kuptojnë se në shumicën e rasteve kjo dëlirësi është e rreme.

Po të jetë për mua, nuk është keq që njeriu të ketë pak përvojë përpara martesës. Në fund të fundit, kjo nuk ka të bëjë me vetë martesën, apo jo?

Sapo kisha mbushur njëmbëdhjetë vjeç, kur ata më folën për menstruacionet. Por edhe atëherë nuk e kisha idenë se nga dilte gjaku dhe ç'kuptim kishte. Kur u bëra dymbëdhjetë vjeç e gjysmë, mësova diçka më shumë nga Zhaku që nuk ishte aq naive sa unë.

E kuptova me intuitë se çfarë bëjnë një burrë e një grua kur janë së bashku; në fillim dukej si një ide e marrë, por kur Zhaku ma pohoi, unë isha krenare me veten që e kisha nuhatur!

Po ashtu ishte Zhaku që më tregoi se fëmijët nuk lindin nga barku i mamasë. Ajo nuk u zgjat: "Andej nga hyn ajo gjëja, del edhe produkti!" Për cipën e virgjërisë dhe disa hollësi të tjera, unë dhe Zhaku kishim lexuar në një libër për edukimin seksual. E dija madje edhe se mund ta shmangësh lindjen e fëmijëve, por se si funksiononte kjo brenda trupit, kishte mbetur një mister. Kur erdhëm këtu në strehim, babai më tregoi për prostitutat etj., por gjithsesi shumë pyetje kanë mbetur pa përgjigje.

Nëse mamajat nuk ua tregojnë gjithçka fëmijëve të tyre, ata i dëgjojnë gjërat copa- copa dhe kjo nuk është e drejtë.

Megjithëse është e shtunë, nuk jam buzëvarur! Sepse isha lart në papafingo me Peterin. Ndenja ulur atje duke ëndërruar me sy të mbyllur dhe kjo ishte e mrekullueshme.

*E jotja Ana M. Frank*

E diel, 19 mars 1944

*E dashur Kiti,*

Dje ishte një ditë shumë e rëndësishme për mua. Pas drekës, çdo gjë shkoi si zakonisht. Në orën pesë çova lart patatet dhe mamaja më dha pak kurmagjak për t'ia çuar Peterit. Në fillim nuk doja, por në fund shkova. Ai nuk e pranoi sallamin dhe unë mendova me tmerr se më mbante inat për shkak të asaj zënke që patëm për mosbesimin. Papritur nuk munda të duroja dot më shumë dhe sytë m'u mbushën me lot. Pa thënë asnjë fjalë ia ktheva pjatancën mamasë dhe shkova në banjë që të qaja mirë e mirë. Kisha vendosur të flisja me Peterin. Përpara darkës, ne të katërt po e ndihmonim atë për një fjalëkryq, kështu që nuk mund t'i thosha asgjë, por kur u ulëm në tryezë, e pyeta duke pëshpëritur:- Do të bësh sonte ushtrime stenografie, Peter?

- Jo,- tha ai.
- Dua të flas me ty.
- Mirë.

Pasi rregulluam kuzhinën, shkova në dhomën e tij dhe e pyeta se mos nuk e kishte pranuar sallamin për shkak të zënkës sonë. Për fat, nuk ishte kjo arsyeja; ai vetëm mendonte se nuk ishte mirë të dukej aq lakmitar. Në dhomë ishte shumë ngrohtë dhe fytyra ime u bë e kuqe si karkalec deti. Pasi i çova poshtë Margosë ujin, u ktheva prapë lart për të marrë pak ajër të pastër. Sa për t'u dukur, në fillim qëndrova pranë dritares së Van Danëve, po s'kaloi shumë dhe u zhvendosa në dhomën e Peterit. Ai po rrinte në të majtë të dritares së hapur; unë zura vend në anën e djathtë. Biseda shkon më mirë në gjysmerrësirë sesa në dritë të diellit. Them se edhe Peteri mendon kështu. I kallëzuam kaq shumë gjëra njëri-tjetrit, kaq shumë, sa nuk arrij as t'i përmend, por di të them që ishte diçka fantastike për mua, mbrëmja më e bukur që kam kaluar këtu në strehim. Po të përmend shkurt temat e bisedës sonë.

Në fillim folëm për zënkat e këtushme, që tani i shoh me një sy tjetër, pastaj për atë hendek që po thellohet mes nesh e prindërve tanë. I fola Peterit për babanë dhe nënën, për Margonë dhe për veten. Befas ai më pyeti:- Ju sigurisht i jepni një të puthur njëri-tjetrit, kur i uroni natën e mirë?

- Një? Ç'thua? Shumë të puthura. Pse ju jo?
- Jo, më duket se nuk kam puthur kurrë ndonjë njeri.
- As për ditëlindjen tënde?
- Për ditëlindje, po.

Folëm për besimin që tashmë e kemi humbur ndaj prindërve tanë, për prindët e tij që do të donin që Peteri të ishte më i afërt me ta, por pa sukses. Unë e shfrej mërzinë time në shtrat, kurse ai shan e mallkon në papafingo, për të qenë sa më larg. I tregova sesi unë dhe Margoja kemi filluar ta kuptojmë njëra-tjetrën vetëm kohët e fundit, por ama nuk flasim shumë me njëra-tjetrën, se jemi gjithë ditën bashkë. Folëm për tema të shumëllojshme, për besimin, ndjenjat dhe për veten tonë: Peteri ishte ashtu siç e kisha parafytyruar gjithmonë.

Pastaj folëm për të kaluarën, para vitit 1942, sesa ndryshe kemi qenë atëherë. Sesi të dy gati nuk e njohim më veten. Sesi në fillim nuk e duronim dot njëri-tjetrin. Unë i dukesha atij e mërzitshme dhe trazovaçe, kurse ai më dukej një qenie pa ngjyrë. Nuk e kuptoja pse nuk më vinte rrotull, por tani jam e kënaqur. Ai tha gjithashtu se gjithmonë kishte ndenjur i tërhequr nga të tjerët. Unë i vura në dukje se në mes gjallërisë e zhurmës që shkaktoj unë dhe qetësisë së tij nuk ka ndonjë ndryshim të madh dhe se unë, gjithashtu, e dua qetësinë, dhe nuk kam asgjë timen, përveç ditarit tim. Që të gjithë nuk duan të më kenë nëpër këmbë, sidomos zoti Dusel dhe unë vetë nuk dua të gozhdohem këtu në shtëpi. Ai më tha se ishte i gëzuar që prindët e mi kanë fëmijë; kurse unë se jam e gëzuar që ai është këtu. I thashë se tashmë e kuptoj ndrojtjen dhe sjelljen e tij ndaj prindërve dhe se do të doja ta ndihmoja me gjithë qejf kur grinden.

- Po ti gjithmonë më ndihmon!- tha ai.
- Si?- e pyeta unë shumë e çuditur.
- Me humorin tënd!

Natyrisht, që është gjëja më e bukur që mund të më thoshte. Ai më tha gjithashtu se nuk bezdisej më si më parë kur shkoja në dhomën e tij; madje i pëlqente. Unë i thashë pastaj se të gjithë emrat përkëdhelës të babait dhe të mamasë ishin pa kuptim, se një e puthur aty-këtu nuk do të thotë se ke besim. Ne folëm edhe për dëshirat tona, për ditarin, për vetminë, për ndryshimin midis anës së jashtme dhe të brendshme, për maskën time etj.

Isha në qiell të shtatë, sigurisht ai më çmon si shoqe, por tani për tani kjo mjafton. Nuk gjej fjalë për të treguar sesa e gëzuar jam, sa mirënjohëse, dhe duhet të më falësh, Kiti, që sot stili im nuk është në lartësinë e duhur. Kam shkruar si më erdhi, pa u menduar dy herë!

Kam përshtypjen se unë dhe Peteri kemi të përbashkët një të fshehtë. Kur ai më sheh me ata sy dhe atë buzëqeshje miqësore, më ngjan sikur ndizet një dritë brenda meje. Dëshiroj që të kalojmë së bashku edhe shumë e shumë orë të tjera të lumtura!

*Ana jote mirënjohëse dhe e lumtur*

**E hënë, 20 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Sot në mëngjes Peteri më pyeti nëse do të shkoja prapë tek ai në mbrëmje, sepse nuk e bezdis fare dhe në dhomën e tij ka vend edhe për dy veta. I thashë se nuk mund të shkoja çdo mbrëmje, meqë ata poshtë nuk e shihnin me sy të mirë, por sipas tij, unë nuk duhej t'ua vija veshin shumë. Atëherë i thashë se do të shkoja me gjithë qejf të shtunën në mbrëmje dhe iu luta të më thërriste, sidomos kur të kishte net me hënë.

- Atëherë mund të shkojmë poshtë,- u përgjigj ai,- për të soditur hënën atje. Unë pranova; në të vërtetë nuk më trembin aq shumë hajdutët.

Ndërkaq, mbi lumturinë time ka rënë një hije. Kam ca kohë që dyshoj se mos edhe Margosë i pëlqen Peteri. Nuk e di sa i pëlqen asaj, por, .. kjo më mërzit. Ndoshta sa herë që unë rri me Peterin, ajo vuan. Çudia është që nuk e tregon thuajse fare mërzinë. E di shumë mirë, se në një rast të tillë do të më ikte truri nga xhelozia. Margoja thotë vetëm se nuk duhet të kem mëshirë për të.

- Nuk ndihem mirë po ta ndiesh veten si të tepërt me ne,- thashë unë.

- Jam mësuar me këtë,- m'u përgjigj ajo, si me keqardhje.

Këtë nuk guxoj t'ia rrëfej Peterit, mbase më vonë, po në fillim duhet të njihemi më mirë me njëri -tjetrin.

Mamaja dje më dha një të sharë që më duket se e meritoja.

Nuk duhet ta teproj me mospërfilljen dhe përçmimin për të. Me gjithë ato që kanë ndodhur, do të përpiqem që të sillem më mirë me të dhe t'i lë mënjanë kritikat e tepruara.

Edhe Pimi nuk është më aq i përzemërt. Ai rreket të mos më trajtojë më si fëmijë, dhe është bërë akullimë. Të shohim si do shkojë kjo punë më vonë. Më kërcënoi se në qoftë se nuk e mësoj algjebrën, nuk do marr mësime private pas lufte. Njëherë për njëherë mund të pres dhe të të filloj përsëri, sapo të marr një libër të ri.

Tani mjaft! Jam e gjitha e mbushur me Peterin dhe nuk e kam mendjen për asgjë tjetër!

*E jotja, Ana M. Frank*

Ja një provë e mirësisë së Margosë. Sot, më 20 mars 1944, mora këtë letër:

Ana, dje kur të thashë se nuk jam xheloze për ty, isha e sinqertë vetëm përgjysmë. Në të vërtetë, gjërat janë kështu: nuk jam xheloze as për ty, as për Peterin. Më vjen keq vetëm për veten që nuk kam gjetur asnjeri - dhe tani për tani nuk do ta gjej - me të cilin të flas për mendimet dhe ndjenjat e mia. Më vjen shumë mirë, e them me gjithë shpirt, që ju të dy mund t'i hapni zemrën njëri-tjerit, derisa ju pëlqen. Këtu ty të mungojnë shumë gjëra, që të tjerët i quajnë të zakonshme.

Veç kësaj, unë jam e sigurt që me Peterin nuk do të isha lidhur dot ngushtë, se kam përshtypjen se mund të flas për çdo gjë, vetëm me një njeri me të cilin të jem shumë e afërt. Ky njeri duhet të më kuptonte menjëherë, edhe pa shumë fjalë. Prandaj duhet të ishte nga shumë gjëra më lart se unë, kurse Peteri nuk është i tillë. Në rastin tënd, ndodh krejt ndryshe.

Mos e vrit mendjen, pra, se më ke grabitur gjë mua, ose se mos kam humbur gjë unë; kjo nuk është e vërtetë; Ti dhe Peteri vetëm fitoni, duke e forcuar shoqërinë.

Përgjigjja ime:

E dashur Margo!

Letra jote është jashtëzakonisht e dashur, por kjo nuk më qetëson dhe nuk do të qetësohem kurrë.

Tani për tani mes nesh nuk ekziston ai besim për të cilin flet ti, por para një dritareje të hapur, në errësirë, njeriu mund të shprehet më mirë se në dritën e diellit. Pastaj mund të flasësh më lehtë për ndjenjat e tua, duke pëshpëritur, sesa duke bërtitur, që ta marrë vesh gjithë bota. Them se ti për Peterin ndjen një dashuri prej motre, dhe dëshiron ta ndihmosh po aq sa unë. Ndoshta ndonjëherë do ta bësh, megjithëse mes teje dhe atij nuk mund bëhet fjalë për mirëbesim, siç e kuptojmë ne këtë. Unë mendoj se mirëbesimi duhet të vijë nga të dy anët, besoj se ky është shkaku që kjo ndjenjë nuk ka ekzistuar kurrë mes meje dhe babait. Hajt, le të mos flasim më për këto. Në qoftë se ke për të më thënë akoma diçka, të lutem ma thuaj me letër. Unë, për vete, me shkrim mund të shprehem shumë më mirë se me gojë. Ti nuk e di sa të adhuroj unë ty. Shpresoj vetëm që të trashëgoj edhe unë pak nga mirësia jote dhe e babait, se midis ju të dyve nuk shoh shumë dallim.

*E jotja Ana*

**E mërkurë, 22 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Mbrëmë mora këtë letër nga Margoja:
E shtrenjta Anë!
Pas letrës sate të djeshme kam përshtypjen e pakëndshme se ty të bren ndërgjegjja ta vrasësh mendjen për këtë. Them kur shkon te Peteri për të punuar ose për të biseduar. Nuk ka pse mirëbesimi duhet të jetë i dyanshëm, por me Peterin kjo nuk më ndodh.

Në fakt, tamam siç më shkruaje ti: Peteri më duket si një vëlla, por... si një vëlla më i vogël! Duket sikur kemi zgjatur antenat që të kapim sinjalet e njëri-tjetrit, por deri tani nuk i kemi kapur ato. Ndoshta do t'i kapim ndonjëherë, ndoshta kurrë. Gjithsesi nuk ka pse të të vijë keq për mua. Shijoje sa të mundesh miqësinë e re!

Ndërkaq, jeta këtu po bëhet gjithnjë më e bukur. Besoj, Kiti, se ndoshta në strehimin sekret do të çelë një dashuri vërtet e

madhe. Gjithë ato batuta nëse unë do të martohem me Peterin po të rrimë gjatë këtu, nuk paskan qenë aq absurde. As që më shkon ndër mend të martohem me të, se nuk e di si do të jetë ai kur të rritet më shumë dhe, veç kësaj, nuk e di a do të dashurojmë njëri-tjetrin atëherë, që pastaj të martohemi.

Tani për tani, jam e sigurt se edhe Peteri më do, por nuk e kam kuptuar ende, a rri me mua pse dëshiron të ketë një shoqe të mirë, apo pse i pëlqej si vajzë, apo më do si motër. Kur më tha se e ndihmoj gjithmonë në betejat e tij me prindërit, u gëzova shumë dhe m'u shtua besimi në miqësinë e tij. Dje e pyeta se çfarë do të bënte, po qe se do të ishin këtu një dyzinë Ana që do të hynin e do të dilnin tek ai! A e di si m'u përgjigj? "Po të ishin të gjitha kështu si ti, nuk do të ishte keq!"

Me mua është gjithnjë shumë i butë dhe besoj që gëzohet kur më sheh që shkoj te ai. Ndërkaq, nuk i ndahet frëngjishtes, madje studion edhe mbrëmjeve, pas orës dhjetë, kur bie në shtrat.

Oh, vetëm kur mendoj të shtunën mbrëma, bisedat tona, zërat tanë, për herë të parë jam e kënaqur me veten! Nuk jam penduar asnjë grimë për ato që kam thënë, do t'i përsërisja prapë madje. Peteri është i bukur edhe kur qesh, edhe kur i ngul sytë në hapësirë në heshtje. Sipas meje, ajo që e ka çuditur më shumë te mua është edhe fakti që nuk jam fare Ana e përciptë, siç dukem nga jashtë, por një krijesë ëndërrimtare dhe plot me telashe si edhe ai vetë!

Natën e kaluar, pasi rregullova enët e darkës, prita që ai të më thoshte të qëndroja lart. Por nuk ndodhi asgjë. Unë u largova. Ai erdhi poshtë që t'i thoshte Duselit se ishte koha për të dëgjuar radion dhe u sorollat pak nga banjoja, por kur Duseli u vonua shumë, u kthye prapë sipër. Ecte lart e poshtë në dhomën e tij dhe ra për të fjetur herët.

Gjatë gjithë mbrëmjes unë isha kaq nervoze, saqë shkoja vazhdimisht në banjë për t'i hedhur ujë të ftohtë fytyrës. Lexova pak, ëndërrova më shumë, pashë orën dhe prita, prita, prita gjatë gjithë kohës duke dëgjuar hapat e tij. Rashë për të fjetur herët, e dërrmuar.

Sonte duhet të lahem, po nesër?

E nesërmja është kaq larg!

*E jotja Ana M. Frank*

Përgjigjja ime:

E dashur Margo!

Gjëja më mirë është të presim ç'do të ndodhë më pas. Çasti kur unë dhe Peteri do të marrim një vendim nuk është larg, mirë apo keq. Si do të jetë ai, ende nuk e di, për këtë çështje nuk shoh më larg sesa hunda ime.

Për një gjë jam e sigurt, nëse unë dhe Peteri do të bëhemi miq, do t'i tregoj atij se edhe ti e do atë, e do të jesh e gatshme që ta përkrahësh, po të jetë e nevojshme. Sigurisht ti nuk do jesh e një mendjeje me mua për këtë të fundit, por s'ka rëndësi; nuk e di ç'mendon Peteri për ty, por do ta pyes edhe për këtë. Me siguri, nuk bëj keq, përkundrazi! Eja pa ndrojtje në papafingo ose kudo që të jemi, sepse me të vërtetë që nuk na bezdis. Ne kemi njëlloj marrëveshje të heshtur që, kur duam të bisedojmë, ta bëjmë këtë në errësirë.

Guxim! Edhe unë kështu i jap guxim vetes, sado që nuk është gjithmonë e kollajtë. Mbase ora jote do të trokasë më shpejt se ç'mendon ti!

*E jotja Ana*

**E enjte, 23 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Këtu punët po shkojnë më normalisht. Furnizuesit tanë, ata që na sigurojnë ushqimin, janë liruar nga burgu, për fat!

Dje u kthye Mipi. Sot e kishte radhën burri i saj të zinte shtratin. Të dridhura dhe ethe, shenjat e zakonshme të gripit. Bepi është më mirë, megjithëse vazhdon të kollitet dhe zoti Klejman duhet të qëndrojë në shtëpi për një kohë të gjatë.

Dje këtu afër u rrëzua një aeroplan. Ekuipazhi u hodh me parashutë në kohën e duhur. Mjeti përfundoi mbi një shkollë, ku për fat të mirë nuk kishte fëmijë. Bilanci i aksidentit: një zjarr i vogël dhe disa të vdekur. Gjermanët gjuanin si të marrë mbi aviatorët që zbrisnin me parashuta. Qytetarët e Amsterdamit që po ndiqnin skenën, ishin tërbuar nga inati për këtë poshtërsi. Ne, e kam fjalën për femrat, na hynë të dridhurat. Dreq, të qëllosh me armë është me të vërtetë një gjë e llahtarshme

Tani le të flasim për mua.

Dje isha me Peterin dhe s'di pse, vërtet nuk e di, ne përfunduam duke folur për seksin. E kisha vendosur prej shumë kohësh ta pyesja atë për disa gjëra. Ai di gjithçka; kur i thashë se unë dhe Margoja nuk ishim të informuara mirë, ai u habit. I tregova shumë për Margonë dhe për veten, për mamanë dhe babain dhe i thashë se kohët e fundit nuk guxoja t'i pyesja për ndonjë gjë. Ai u tregua i gatshëm të më sqaronte dhe unë pranova me mirënjohje: Më përshkroi se si funksionojnë kontraceptivët dhe unë e pyeta me shumë guxim se si e kuptonin djemtë që ishin të rritur. Për këtë iu desh të mendohej njëherë; më tha se do të ma tregonte sonte. I kallëzova se çfarë i ndodhi Zhakut dhe i thashë se vajzat janë të pambrojtura ndaj djemve të fortë.

- Epo, nga unë nuk duhet të kesh frikë,- tha ai.

Atë mbrëmje, kur shkova prapë, ai më tregoi për djemtë. Ishte pak e sikletshme, por megjithatë shumë e këndshme që isha në gjendje ta diskutoja këtë problem me të. As unë, as ai nuk e kishim imagjinuar kurrë se do të ishim të aftë të flisnim kaq hapur ai me një vajzë dhe unë me një djalë, për çështje kaq intime. Mendoj se tani di gjithçka. Ai më tregoi shumë për atë që në gjermanisht e quante *Präsentivmitteln.*[1]

Atë natë unë dhe Margoja po flisnim në banjë për Bramin dhe Tresin.

Këtë mëngjes më priste një surprizë e keqe: pasi hëngrëm mëngjes, Peteri më bëri shenjë që të shkoja lart. "Më luajte një rreng të ndyrë,- tha ai.- Të dëgjova ty dhe Margonë se çfarë po thoshit në banjë natën e kaluar. Them se vetëm doje të zbuloje se sa shumë dinte Peteri, dhe pastaj të talleshe!"

Unë u shushata. Bëra ç'munda që t'ja hiqja atë mendim fyes; mund ta merrja me mend se si duhet të ishte ndier ai, por thjesht ajo nuk ishte e vërtetë!

"Oh, jo, Peter,- i thashë.- Nuk mund të jem kurrë kaq e ulët. Të dhashë fjalën se nuk do të tregoja gjë nga ato që më the, dhe nuk do të tregoj. Të sajosh një skenar të tillë dhe pastaj të jesh kaq e ulët me paramendim... Jo, Peter, unë nuk e mendoj kështu

1.Duhet të ishte Prãservativmitteln: profilaktik.

shakanë. Nuk do të ishte e drejtë. Nuk thashë asgjë, vërtet. Më beson?" Ai më siguroi se më besonte, por unë mendoj se do të na duhet të flasim përsëri për këtë. Gjithë ditën s'kam bërë gjë tjetër veçse kam qenë e shqetësuar. Lavdi Zotit që ma tha shpejt se çfarë kishte në mendje. Merre me mend, sikur të vinte vërdallë duke menduar se unë mund të isha aq e ulët. Është kaq i ëmbël!

Tani do të më duhet t'i tregoj gjithçka!

*E jotja Ana*

**E premte, 24 mars 1944**

Shpesh shkoj lart që të thith pak ajër të freskët në dhomën e Peterit. Dhe në një dhomë të errët është shumë e lehtë të tjerrësh biseda, sesa kur dielli të përkëdhel fytyrën. Më pëlqen shumë të ulem në një karrige pranë tij dhe të kundroj jashtë. Van Dani dhe Duseli sillen si tutkunë, kur unë shkoj në dhomën e tij. "*Annes zweite Heimat*"[1] llomotisin, ose "A është mirë, që një zotëri të presë një vajzë të re, natën në errësirë?" Peteri është krejt moskokëçarës për këto "batuta qesharake". Veç të tjerave, edhe mamaja e tij nuk është më pak kureshtare dhe do të donte të na pyeste se përse flasim, por i ruhet ndonjë përgjigjeje therëse. Peteri thotë se të rriturit janë ziliqarë, ngaqë nuk janë më të rinj dhe zemërohen pse ne nuk na bëhet vonë për zilinë e tyre.

Nganjëherë vjen e më merr këtu poshtë, por kjo është edhe më e bezdisshme, sepse me gjithë masat paraprake, skuqet e bëhet spec dhe i lidhet gjuha. Sa e gëzuar jam që nuk skuqem kurrë! Një andrallë më pak!

Nga ana tjetër, mërzitem që Margoja rri poshtë krejt vetëm, ndërsa unë jam lart duke u kënaqur nga shoqëria e Peterit. Por ç'mund të bëj për këtë? Nuk do të kisha kundërshtim sikur të vinte lart, por ajo thjesht do të rrinte mënjanë e ulur atje si gdhë mbi një trung.

Na është dashur të dëgjojmë qortime pa fund për miqësinë tonë të papritur. Nuk ta them dot se sa shpesh gjatë ngrënies është biseduar për një martesë në strehim, nëse lufta zgjatet

1. Atdheu i dytë i Anës.

edhe pesë vjet të tjera. A i vëmë re ne këto llomotitje prindërore? Me zor, përderisa të gjitha janë kaq budallallëqe. Mos e kanë harruar prindërit e mi se dikur kanë qenë të rinj? Me sa duket po. Sidoqoftë, ata qeshin me ne kur e kemi seriozisht dhe janë seriozë kur ne bëjmë shaka.

Unë nuk e di se çfarë do të ndodhë më pas apo nëse do të na shterojnë gjërat për të cilat bisedojmë. Por nëse do të shkojë kështu, në fund do të jemi në gjendje të rrimë bashkë edhe pa folur. Sa mirë sikur prindët e tij të mos vepronin në mënyrë kaq të çuditshme. Ka të ngjarë që sillem kështu, sepse ata nuk më kanë me sy të mirë; sigurisht unë dhe Peteri nuk u tregojmë atyre kurrë se për çfarë bisedojmë. Merre me mend, sikur ta dinin se ne diskutojmë për tema kaq intime.

Do të më pëlqente ta pyesja Peterin nëse e di ai se si janë vajzat. Nuk mendoj se djemtë janë aq të ndërlikuar sa vajzat. Mund ta shikosh me lehtësi se si duken djemtë në fotografi apo tablo nudo, por me gratë është ndryshe. Te gratë, organet gjenitale apo sido që të quhen, janë të fshehura midis këmbëve. Ka të ngjarë që Peteri nuk ka parë asnjëherë ndonjë vajzë nga afër. Të them të vërtetën, as unë. Me djemtë është shumë më e lehtë. Si dreqin do t'i shpjegoja atë pjesë aq intime të vajzave? E kuptova nga ato që tha, se ai nuk e di me saktësi. Ai po fliste për *"Muttermund"*,[1] por ajo është brenda, ku nuk mund të shihet. Tek ne femrat gjithçka është e organizuar mjaft mirë. Deri në moshën njëmbëdhjetë apo dymbëdhjetëvjeçare unë nuk e dija se brenda ndodheshin buzët e vogla, meqë nuk dukeshin. Dhe për të qeshur, unë kujtoja se urina dilte jashtë nga klitori. Njëherë e pyeta mamanë se për çfarë shërbente ajo gjëja e vogël dhe ajo tha se nuk e dinte. Kur do, ajo e luan vërtet mirë rolin e budallait!

Por le të kthehemi tek tema kryesore. Si dreqin mund ta shpjegosh se si duket, pa pasur ndonjë model? Sidoqoftë, a të përpiqem ta përshkruaj? Në rregull le të fillojmë!

Kur qëndron në këmbë, gjithçka që sheh përpara janë qimet. Midis këmbëve të tua ndodhen dy gjëra të buta si jastëk, po ashtu të mbuluara me qime që puthiten kur qëndron në këmbë, kështu nuk e shikon dot se çfarë ka brenda. Ato ndahen kur ulesh dhe janë shumë të kuqe e gati mishtore nga brenda. Në

1. Qafa e mitrës.

pjesën e sipërme midis buzëve të jashtme ndodhet një palë lëkure që po ta shikosh mirë, duket si një lloj flluske. Ai është klitorisi. Pastaj vijnë buzët e brendshme, që po ashtu janë të puthitura, duke krijuar një lloj rrudhe. Kur ato hapen, mund të shikosh një grumbull të vogël mishi jo më të madh sesa maja e gishtit tim të madh. Pjesa e sipërme ka dy vrima të vogla, nga ku del jashtë urina. Pjesa e poshtme duket sikur është vetëm lëkurë, e megjithatë vagina ndodhet aty. Mezi mund ta gjesh, sepse palat e lëkurës e fshehin të çarën. Vrima është kaq e vogël saqë unë mezi e imagjinoj se si mundet burri ta fusë aty, akoma më pak se si mund të dalë foshnja që aty. Është mjaft e vështirë të përpiqesh të fusësh brenda gishtin tregues. Kjo është e gjitha, e megjithatë ajo luan një rol kaq të rëndësishëm!

*E jotja Ana M. Frank*

**E shtunë, 25 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Asnjëherë nuk e kupton se sa shumë ke ndryshuar, deri kur kjo ndodh. Unë kam ndryshuar kryekëput, gjithçka tek unë është ndryshe: mendimet e mia, idetë, pikëpamja kritike. Brenda, jashtë nuk jam njësoj. Dhe duhet ta them me siguri, meqë është e vërtetë se kam ndryshuar për më mirë. Njëherë të kam treguar se për mua ishte e vështirë t'i përshtatesha realitetit të ashpër të të rriturve dhe qortimeve, pas vitesh të tëra adhurimi. Por fajtorët, që më është dashur të duroj kaq shumë, janë babai dhe mamaja. Në shtëpi ata donin që t'i gëzohesha jetës që ishte e bukur, por këtu nuk duhet të më nxisnin të isha dakord me ta dhe të më tregonin vetëm variantin "e tyre", për të gjitha zënkat dhe thashethemet. U desh një kohë e gjatë përpara se të zbuloja që faji në një gjendje ishte gjithnjë *fifty-fifty*. Tani e di se këtu shumë proçka janë kryer si nga të rinjtë, dhe nga të rriturit. Gabimi më i madh i babait dhe i mamasë në lidhje me Van Danët, është se nuk janë kurrë të çiltër dhe miqësorë (mbase edhe duke u shtirur). Mbi të gjitha, unë dua të ruaj paqen dhe as të zihem, as të bëj thashetheme. Me babanë dhe Margonë kjo nuk është e vështirë, por me mamanë po. Zotin Van Dan mund

ta bësh për vete duke rënë dakord me të, duke e dëgjuar me qetësi, duke mos thënë shumë dhe mbi të gjitha...duke iu përgjigjur ngacmimeve dhe shakave të tij banale me një shaka tënden. Zonjën Van Dan mund ta bësh për vete duke i folur hapur dhe duke e pranuar kur ke gabuar. Edhe ajo po ashtu i pranon fajet e saj, që i ka me shumicë. Unë e di shumë mirë se ajo nuk mendon për mua aq keq sa në fillim. Dhe kjo thjesht, sepse unë jam e ndershme dhe ua them njerëzve drejt e në sy se çfarë mendoj, edhe kur nuk është mikluese. Dua të jem e ndershme; mendoj se të bën të shkosh përpara dhe po ashtu ta ndjesh veten më mirë.

Dje zonja po më fliste për orizin që i dhamë zotit Klejman. "Ne vetëm japim, japim, japim. Por unë mendoj se arrin një pikë, kur nuk duhet ta teprojmë. Zoti Klejman, po të donte, mund të gjente oriz për vete. Përse duhet t'i japim të gjitha rezervat tona? Edhe ne kemi shumë nevojë për to."

"Jo, zonja Van Dan,- u përgjigja unë.- Nuk jam e një mendjeje me ju. Zoti Klejman ndoshta mund të ishte në gjendje të gjente pak oriz, por ai nuk don të merret me këtë. Nuk duhet t'i kritikojmë ne njerëzit që po na ndihmojnë. Ne duhet t'u japim atyre çdo gjë për të cilën kanë nevojë, nëse kemi mundësi ta kursejmë. Një pjatë oriz më pak në javë s'është asgjë; ne mund të hamë bizele."

Zonja Van D. nuk ishte dakord me mua, por ajo shtoi se megjithatë, ishte gati të pranonte, që kjo ishte krejtësisht një çështje tjetër.

Epo mirë, mjaft thashë. Ndonjëherë unë e di se ku e kam vendin e ndonjëherë kam dyshime, por në fund do të arrij aty ku dua të jem! E di që po! Veçanërisht tani që kam një mbështetje, meqë Peteri më ndihmon në ditë të vështira!

Ndershmërisht nuk e di se sa më do ai dhe nëse do të puthemi; sidoqoftë, nuk dua t'i nxis gjërat! I tregova babait se shkoj shpesh për të takuar Peterin dhe e pyeta nëse ai e miratonte dhe ai sigurisht e miratoi!

Tani është më e lehtë t'i them Peterit gjëra që zakonisht do t'i mbaja për vete; për shembull, i thashë se më vonë do të dëshiroja të shkruaja dhe nëse nuk mund të bëhesha dot shkrimtare, të shkruaja paralelisht me punën time.

Unë nuk kam shumë para apo prona të kësaj bote, nuk jam

e bukur, e zgjuar apo e aftë, por jam e lumtur dhe synoj të rri e tillë! Kam lindur e lumtur, i dua njerëzit, jam tip që beson dhe do të doja që edhe të gjithë të tjerët të ishin të lumtur.

*Shoqja jote e përkushtuar Ana M. Frank*

*Një ditë e zbrazët edhe pse e pastër dhe me shkëlqim*
*Është po aq e errët sa një natë pa ndriçim*
(Këto i shkrova disa javë më parë dhe nuk vlejnë më, por i ruajta, sepse vjershat e mia janë kaq të rralla).

**E hënë, 27 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Së fundi, politika është një nga temat më të rrahura në jetën tonë klandestine, por, pasi unë personalisht nuk merrem shumë me të, shumë shpesh e lë pas dore. Prandaj sot, një letër të tërë dua t'ia kushtoj politikës.

Kuptohet, vetvetiu, që njerëzit kanë mendime të ndryshme rreth kësaj teme; që në këto kohëra të vështira lufte të diskutohet edhe më shumë për politikën, edhe kjo është e natyrshme; por... që të grinden kaq shumë për këtë çështje, është thjesht një gomarllëk. Le të venë bast, le të qeshin, të diskutojnë e të mallkojnë me zë të lartë, po deshën, le të bëjnë çfarë t'u pëlqejë! Por ama të mos grinden, se zakonisht rrjedhimet nuk janë fort të mira. Njerëzit që vijnë nga jashtë sjellin shumë lajme të gënjeshtra. Radioja jonë, deri tani, nuk ka gënjyer kurrë. Jani, Mipi, Klejmani, Bepi dhe Kugleri janë kurdoherë *up and down* në idetë e tyre politike, Jani më pak se të tjerët.

Këtu në strehimin sekret, për sa i përket politikës, humori është po i njëjti. Në diskutimet e pa mbarim për zbarkimin, për bombardimet ajrore, për fjalimet etj., etj., etj., dëgjon klithma si: "*Unmooglik! Um Gottes Willen*, po të fillojnë tamam tani, si do të përfundojë kjo punë? *Oitschtekend*, mirë, shumë mirë!..."[1]

Optimistët dhe pesimistët, për të mos folur për realistët,

1. (Kemi këtu një përzierje të holandishtes me gjermanishten): E pamundur. Për hir të Zotit.

përsërisin e përsërisin pa u lodhur mendimin e tyre dhe, siç ndodh zakonisht, secili mendon se vetëm ai ka të drejtë. Një zonjë zemërohet pse bashkëshorti i saj beson symbyllur tek anglezët. Një zotëri sulmon gruan e vet për shkak të vërejtjeve qesëndisëse, përbuzëse ndaj vendit që ai e do.

Nga mëngjesi deri në mbrëmje po kjo histori. Më ka lindur një ide me pasoja të sigurta. Është njëlloj sikur të shposh një njeri me gjilpërë, dhe ky hidhet përpjetë. Tamam kështu funksionon edhe sistemi im: hidhet një fjalë mbi politikën dhe sakaq gjithë familja futet në valle!

Sikur të mos mjaftonin buletinet e Vermahtit dhe të BBC-së, tani së fundi japin edhe transmetime të veçanta "Luftlagemeldung".[1] Shkurt, fantastike, por shpesh ana tjetër e medaljes është po aq zhgënjyese. Britanikët flasin vazhdimisht për forca ajrore, po ashtu si edhe gjermanët që gënjejnë nga mëngjesi në darkë!

Pra, radioja ndizet këtu që në tetë të mëngjesit, dëgjohet në çdo orë, deri në orën nëntë ose dhjetë të mbrëmjes, nganjëherë edhe deri në njëmbëdhjetë. Kjo është prova më e sigurt për të treguar sesa durim kanë të rriturit, por edhe sa pak tru (jo të gjithë; por nuk dua të përmend emra). Ne do të na vinte në majë të hundës pas një emisioni, e shumta dy emisione lajmesh, por këta ujq të vjetër... s'ka gjë tashmë i thashë të gjitha! *Arbeiter Programm*,[2] Radio Orinxh, Frank Filips ose Madhëria e saj, mbretëresha Vilhelmina, vijnë njëri pas tjetrit ... Dhe për secilin transmetim, ekziston një dëgjues i rregullt. Kur nuk janë duke ngrënë ose duke fjetur, dëgjojnë radion dhe bisedojnë për gjellët, për gjumin, dhe për politikën. Uff, më janë bërë nervat kaçurrel, dhe duhet të jesh gjithë sy e veshë, përndryshe bëhesh e mërzitshme si ato lëneshat e plakura! Pleqtë, në këtë vështrim, nuk kanë se ç'të humbasin!

Si shembull po marr një fjalim të mbajtur nga i adhuruari ynë, Uinston Çërçilli.

E diel, ora nëntë e mbrëmjes. Çaji është mbi tryezë. Hyjnë mysafirët. Duseli pranë radios në të majtë, zoti Van Dan përpara, Peteri anash. Mamaja pranë Van Danit, zonja e tij prapa,

1. Buletini i lajmeve për situatën në ajër.
2. Programi i punonjësve.

unë dhe Margoja në fund, Pimi te tryeza. E kuptoj se nuk e shpjegova shumë qartë se si jemi ulur, por kjo nuk ka rëndësi. Burrat tymosin si oxhakë. Peteri mbyll sytë ngaqë dëgjon i sforcuar, mamaja me rrobëdëshambrin e errët dhe zonja Van Dan dridhen nga frika e aeroplanëve, të cilët, ndonëse fjalimi i Çërçillit vazhdon, janë drejtuar për në Essen. Babai rrufit çajin me zhurmë. Margoja dhe unë jemi bashkuar fort me njëra-tjetrën ngaqë Mushi, është shtrirë mbi gjunjët e të dyjave dhe po fle. Margoja ka bigudité në kokë, unë kam veshur një palë pizhama të vogla, të ngushta dhe të shkurtra për mua. Duket si një skenë intime, simpatike, paqësore dhe kësaj here është vërtet, por po i pres me ankth rrjedhimet e fjalimit të Çërçillit. Nuk durojnë fare, ngacmohen me njëri-tjetrin, po afrohet, më duket stuhia? Pst, pst, tamam si një mace që ngacmon miun, për ta nxjerrë nga vrima.

*E jotja Ana*

**E martë, 28 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Mund të shkruaja shumë më gjatë për politikën, por sot kam shumë gjëra të tjera për të thënë. E para, mamaja ma ka ndaluar praktikisht që të shkoj lart, meqë sipas saj, zonja Van Dan është bërë xheloze. E dyta, Peteri e ka ftuar edhe Margonë lart, por nuk e di nëse e ka bërë për mirësjellje apo sepse i pëlqen kjo gjë. E treta, pyeta babanë a duhet të respektoj xhelozinë e zonjës Van Dan dhe ai më tha jo.

Po tani? Mamaja e zemëruar nuk do që të më lërë të shkoj lart, do që të kthehem për të bërë detyrat me Duselin. Ndoshta edhe ajo është paksa xheloze, babai e sheh me sy të mirë sjelljen time me Peterin dhe gëzohet që shkojmë me njëri-tjetrin. Edhe Margosë i pëlqen Peteri, por mendon se kur bëhesh tre, nuk mund të flasësh si midis dy vetave.

Sidoqoftë, mamaja mendon se Peterit i ka rënë në kokë për mua. Të them të drejtën, do ma kishte qejfi shumë që kjo të ishte e vërtetë. Atëherë do të ishim barabar dhe do t'i hapeshim më lehtë njëri-tjetrit. Mamaja thotë edhe se Peteri më ngul sytë

shpesh. Është e vërtetë kjo, se ne herë pas here i shkelim syrin njëri-tjetrit, pastaj atij i pëlqejnë shumë gropëzat në faqet e mia. Po ç'ka të keqe këtu?

Jam në një pozicion shumë të vështirë. Mamaja është kundër meje dhe unë jam kundër saj. Babai mbyll sytë para kësaj beteje të heshtur midis nesh. Mamaja trishtohet, se ajo më do; kurse unë nuk jam aspak e trishtuar, sepse me të i kam mbyllur hesapet.

Kurse Peteri ... nga Peteri nuk dua të heq dorë. Ai është kaq i dashur dhe e çmoj shumë. Sa bukur do ta kalonim bashkë! Pse fusin hundën kudo pleqtë? Për fat, që jam mësuar t'i fsheh ndjenjat, kështu ia dal shkëlqyeshëm që ata të mos e kuptojnë se jam marrosur pas tij. Po ai, do të flasë ai ndonjëherë? Do t'ia ledhatoj ndonjëherë faqen, siç më ndodhi në ëndërr me Petelin? Peteri dhe Peteli! Jeni një i vetëm! Ata nuk na kuptojnë, nuk do ta kuptonin kurrë se ne jemi të lumtur edhe kur rrimë pranë pá folur. Nuk e kuptojnë se çfarë na tërheq te njëri-tjetri. Oh, kur do t'i kapërcejmë këto vështirësi, sado që është e bukur t'i kapërcesh, se kështu përfundimi bëhet më i çmuar. Kur ai mbështet kokën mbi krahët e tij, me sytë e mbyllur, më duket fare fëmijë; kur luan me Mushin apo flet për të, është shumë i dashur. Kur mban thasët e patateve ose pesha të tjera të rënda, është i fortë. Kur shkon të dëgjojë të shtënat ose kur kontrollon në errësirë mos kanë hyrë vjedhësit, atëherë është i guximshëm; edhe kur nganjëherë sillet andej këndej si qullac, është thjesht i adhurueshëm! Më pëlqen më shumë kur ai më sqaron diçka, sesa kur unë i shpjegoj diçka. Sa mirë sikur ai të ishte më i zoti se unë në të gjitha.

E çfarë më duhen mamatë me fjalët e tyre! Vetëm ai të më hapej një herë.

Babai thotë gjithnjë se unë jam e llastuar, por kjo nuk është e vërtetë. Vetëm se më pëlqen të vishem mirë. Deri tani nuk më kanë thënë shumë njerëz se jam e bukur, përveç C.N., i cili më thoshte se i dukesha e lezetshme kur qeshja. Por dje Peteri më bëri një lëvdatë të sinqertë dhe për humor dua të ta tregoj gjithë bisedën tonë.

Peteri më thoshte shpesh:- Ana, qesh një herë!

E kisha vënë re dhe dje e pyeta:- Pse do gjithnjë që të qesh?

- Pse dukesh e bukur. Të bëhen gropëza në faqe. Pse të bëhen ashtu?

- Kështu kam lindur, kam edhe një mjekër. Vetëm këtë gjë të bukur kam unë!

- Joo, nuk është e vërtetë!

- E di që nuk jam vajzë e bukur. Nuk kam qenë kurrë dhe as do të bëhem e bukur ndonjëherë!

- Nuk është e vërtetë. Mua më dukesh e bukur!

- Nuk është e vërtetë.

- Derisa ta them unë, ashtu është, besoje!

Kuptohet, që me këtë rast i thashë, se edhe mua ai më dukej i bukur.

*E jotja Ana M.Frank*

**E mërkurë, 29 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Dje në darkë ministri Bolkeshtajn foli në Radion *Orange* dhe tha se kue të marrë fund lufta do të mblidhen ditaret dhe letrat e shkruara gjatë kësaj kohe. Natyrisht, të gjithëve u shkoi mendja te ditari im. Mendo, sa interesante do të ishte të botoja një roman për strehimin sekret. Vetëm nga titulli, njerëzit do të kujtonin se bëhej fjalë për një roman policor.

Por tani, le t'i lemë mënjanë shakatë! Pas luftës, do të duket zbavitëse të dëgjosh si kemi jetuar ne çifutët këtu, për çfarë kemi folur, çfarë kemi ngrënë? Megjithëse unë të kallëzoj për shumë gjëra, ti di vetëm një pjesë të vogël të jetës sonë. P.sh., ti nuk di asgjë sesa tmerrohen zonjat këtu kur bëhen bombardime si ai i së dielës, kur 350 aeroplanë anglezë lëshuan gjysmë milioni kg. bomba mbi Ymuiden, si dridhen shtëpitë si të ishin gjethe; ose kur dëgjojmë për epidemitë që kanë pllakosur.

Për të gjitha këto gjëra ti nuk di asgjë dhe unë duhet të të shkruaja gjithë ditën, në qoftë se do të flisja për të gjitha hollësitë. Njerëzit rrinë në radhë për të blerë zarzavate, dhe gjithçka tjetër. Mjekët nuk mund të shkojnë tek të sëmurët, pse çdo lloj mjeti transporti ua kanë vjedhur. Thyerjet e banesave dhe vjedhjet janë me shumicë, aq sa unë them me vete ç'u ka hipur

në kokë këtyre holandezëve që u kthyen në hajdutë. Fëmijë të vegjël tetë deri në njëmbëdhjetë vjeç, shpërthejnë dritaret e shtëpive dhe rrëmbejnë çfarë gjejnë. Askush nuk guxon të largohet nga shtëpia, qoftë edhe për pesë minuta, se po të mos jesh, të grabisin çdo gjë. Çdo ditë ndër gazeta dalin njoftime ku premtohen shpërblime për ata që kthejnë makina shkrimi të vjedhura, qilima persianë, orë elektrike, stofra etj., etj. Orët e mëdha nëpër rrugë dhe telefonat publikë çmontohen deri më një.

Gjendja shpirtërore e holandezëve natyrisht nuk është e mirë. Të gjithë janë të uritur; racioni i ushqimit të një jave nuk del as për dy ditë, me përjashtim të kafesë surrogate. Zbarkimi ende nuk po duket, burrat po i çojnë në Gjermani. Fëmijët sëmuren ose janë të paushqyer, të gjithë kanë rroba dhe këpucë copë-copë. Në tregun e zi një shollë kushton 7.5 gulden. Për më tepër, këpucarët, nga mungesa e materialit, nuk pranojnë më porosi, ose klienti duhet të presë katër muaj që të marrë këpucët, në qoftë se, ndërkaq, nuk janë zhdukur.

Një gjë e mirë është se po shtohen gjithnjë e më shumë sabotimet kundër pushtuesve, dora-dorës që po keqësohet cilësia e ushqimeve dhe masat kundër njerëzisë po bëhen më të rrepta. Shërbimi i shpërndarjes, policia, nëpunësit, të gjithë ose ndihmojnë bashkëqytetarët e tyre, ose i tradhtojnë për t'i rrasur në burg. Por për fat, vetëm një përqindje e vogël e holandezëve është hedhur në anën e gabuar.

*E jotja Ana*

**E premte, 31 mars 1944**

*E dashur Kiti,*

Mendo që bën ende shumë ftohtë, dhe gati të gjithë kanë një muaj që kanë ngelur pa qymyr. Jo keq, apo jo? Morali është ngritur, për shkak të lajmeve nga fronti rus, që është fantastike! Nuk dua të të shkruaj shumë për politikën, por sidoqoftë duhet të të tregoj ku gjenden tani trupat ruse: janë gati njësh me kufirin e Polonisë, kurse në Rumani kanë arritur në Prut. Janë në prag të qytetit të Odesës dhe kanë rrethuar qytetin e Ternopolit. Këtu çdo mbrëmje pritet me ankth një komunikatë e jashtëzakon-

shme e Stalinit.

Në Moskë qëllojnë kaq shumë për fitoren, sa qyteti dridhet çdo ditë. Kushedi, ndoshta atyre u pëlqen të hiqen sikur lufta është te dera e shtëpisë apo thjesht nuk kanë mënyrë tjetër për të shprehur gëzimin e tyre!

Hungaria është pushtuar nga trupat gjermanë. Aty gjenden akoma një milion çifutë, që tashmë duhet të paguajnë me kokë.

Këtu s'ka asgjë të veçantë. Sot është ditëlindja e zotit Van Dan. I dhuruan dy paketa cigaresh, kafe sa për një filxhan që e shoqja e kishte hequr mënjanë; Kugleri i solli ponç limoni, Mipi sardele; ne i dhuruam kolonjë, dy degë jargavani dhe tulipanë, pa folur për një tortë të mbushur me dredhëza dhe rrush të thatë, paksa të qullët për shkak të cilësisë së keqe të miellit dhe mungesës së gjalpit, por gjithsesi të mrekullueshme.

Thashethemet për mua dhe Peterin janë në rënie. Sonte ai do të vijë të më marrë. Është shumë i mirë, apo jo? Kur është vetëm, mërzitet shumë! Ne jemi miqësuar shumë, rrimë shpesh bashkë dhe bisedojmë për shumë tema. Sa mirë që nuk kam pse të përmbahem, siç do të më ndodhte me djem të tjerë, kur futemi në biseda me spec. P.sh., po flisnim për gjakun, pastaj folëm edhe për menstruacionet. Atij i duken gratë shumë të qëndrueshme derisa janë në gjendje ta përballojnë humbjen e gjakut. Po ashtu edhe unë!

Jeta ime këtu është bërë më e bukur, shumë e bukur. Zoti nuk më ka braktisur dhe nuk do të më braktisë kurrë.

*E jotja Ana M. Frank*

**E shtunë, 1 prill 1944**

*E shtrenjta Kiti,*

E pra, gjithçka është kaq e vështirë. Ti sigurisht e kupton se çfarë, apo jo? Kam një dëshirë të marrë që ai të më puthë, po pres me padurim një puthje prej tij. Ndoshta ai më sheh si një shoqe dhe kaq? Nuk jam diçka më shumë?

Ti e di, edhe unë vetë e di se jam e fortë dhe duroj shumë. Nuk jam mësuar kurrë që t'i ndaj me të tjerët telashet. Nuk jam mbështetur asnjëherë te mamaja, kurse tani do ta mbështesja me

shumë dëshirë kokën të supi i tij dhe thjesht të rrija ashtu.

Nuk mundem, nuk do të arrij kurrë të harroj faqen e Peterit në atë ëndërr, sa bukur ishte! Nuk do ta dëshironte edhe ai një gjë të tillë? Apo është aq i ndrojtur sa të mos e rrëfejë as dashurinë e tij? Pse kërkon që unë të shkoj aq shpesh tek ai? Oh, përse nuk flet?

Duhet t'i jap fund, duhet të jem e qetë! Do të bëhem sërish e fortë, dhe me durim do të vijnë dhe të tjerat pas, por... *il punctum dolens:* duket sikur e gjuaj unë atë. Duhet që *unë* gjithnjë të ngjitem lart, jo *ai* te mua. Por kjo ka të bëjë me pozicionin e dhomave tona dhe ai e kupton këtë. Oh, duhet të kuptojë edhe diçka më shumë!

*E jotja Ana M. Frank*

**E hënë, 3 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Në kundërshim me zakonin tim, sot dua të të përshkruaj fill e për pe hajet tona, pse ky është bërë një problem i koklavitur, jo vetëm për strehimin tonë sekret e për gjithë Vendet e Ulëta, po për gjithë Europën dhe ndoshta edhe për vendet e tjera.

Gjatë 21 muajve që jemi këtu, kemi kaluar shumë "periudha ushqimi". Po ta shpjegoj menjëherë, se çfarë do të thotë kjo. Me fjalët "periudhë ushqimi", kuptoj atë periudhë në të cilën nuk ka gjë tjetër për të ngrënë veçse një lloj gjelle ose po një lloj zarzavateje. Për një kohë të gjatë, nuk hanim tjetër veçse radhiqe, me ose pa rërë, të ziera, pa gjë ose të skuqura. Pastaj i erdhi radha spinaqit, pastaj lakrave, katravecave, domateve, lakrave turshi, etj., etj.

Pa fjalë që askujt nuk ia ka qejfi të hajë lakra turshi për drekë e për darkë, por kur ke uri ha, nuk sheh nga sytë. Kjo është periudha më e "bukur", sepse nuk gjendet fije zarzavateje!

Kështu që, menyja javore përbëhet: për drekë: fasule, supë me bizele, njoki patatesh, pure patatesh, rrallë lavdi Zotit, edhe panxhar ose karrota të prishura, pastaj prapë fasule. Patate hamë në çdo vakt, duke filluar me mëngjesin. Shkaku: mungesa e bukës. Për supën përdorim fasule të murrme ose të bardha,

patate ose paketat *julienne*, supë me koncentrate etj. Fasulet janë kudo, deri edhe në bukë. Në darkë hamë gjithnjë patate, demek me salcë dhe sallatë me rrepa të kuqe, nga të cilat për fat kemi akoma. Për njokit duhet të them edhe diçka. Këto i bëjmë me miell, me ujë dhe me maja. Dalin kaq të ngjitura e të forta sa të rëndojnë në stomak si gurë. Po, mirë edhe kaq!

Ushqimet më të pëlqyera janë një copëz salçiçe me mëlçi dhe një fetë buke e thatë e lyer me pak marmelatë. Por, megjithëkëtë, jemi gjallë edhe nganjëherë hamë edhe gjëra të shijshme.

*E jotja Ana M. Frank*

**E martë, 5 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Për një kohë të gjatë kam pyetur veten se përse studioj. Fundi i luftës është tmerrësisht larg, kaq i pavërtetë, misterioz dhe magjepsës. Në qoftë se lufta nuk do të mbarojë deri në shtator, nuk do të shkoj më në shkollë, se nuk dua të jem dy vjet prapa.

Ditët që sapo kaluan, iu kushtuan vetëm Peterit, ëndërra dhe mendime për të, dhe të shtunën në mbrëmje më pllakosi një trishtim i frikshëm. Isha ulur pranë Peterit e m'u desh t'i përmbaja lotët, qesha pastaj si e shkalluar me Van Danin për ponçin e limonit, isha e gëzuar dhe e shqetësuar njëherazi dhe, sapo mbeta vetëm, e kuptova se duhej të nxirrja dufin diku. Siç isha me këmishë nate, rrëshqita në dysheme, dhe fillova të thosha lutjet me shumë zjarr, pastaj qava me kokën mbështetur mbi krahë, me gjunjë të mbledhur mbi dyshemenë e ftohtë. Pas një psherëtime të thellë, e mora pak veten dhe frenova lotët, që të mos më dëgjonin në dhomën tjetër. Atëherë fillova t'i jap guxim vetes, duke thënë e stërthënë: "Unë duhet, duhet, duhet ..."

Krejt e mpirë nga qëndrimi i pazakonshëm, u rrëzova në qoshen e shtratit dhe u përpëlita deri në orën dhjetë e gjysmë, kur më në fund rashë në shtrat. Isha bërë qiqër!

Dhe tani kaloi gjithçka. Ja ç'i shpjegova vetes: Duhet të studioj që të mos mbetem e paditur, që të eci përpara, të bëhem gazetare, sepse kjo është ëndrra ime! E ndiej që di të shkruaj. Disa tregime më kanë dalë lezeçëm, përshkrimet e mia për stre-

himin sekret janë me humor, shumë pjesë të ditarit janë interesante, por... a kam vërtet talent, këtë nuk e di akoma.

*Ëndrra e Evës* është tregimi im i preferuar, dhe çudia është që unë nuk e di cila muzë më frymëzoi për të. Edhe disa fragmente të tregimit nga jeta e Kedit janë të bukura, por në tërësi nuk vlen. Për këtë pikë, jam vetë kritikja më e mirë dhe më e rreptë. E dalloj se çfarë është shkruar mirë dhe çfarë keq. Ai që nuk shkruan vetë, nuk e ka provuar shijen e të shkruarit. Dikur më vinte keq se nuk dija të vizatoja, por tani jam super e lumtur që të paktën di të shkruaj. Dhe në qoftë se nuk kam talent që të shkruaj për gazetat ose të bëj libra, punë e madhe, atëherë do të shkruaj për veten. Por dua të eci përpara. Nuk mund ta përfytyroj të jetoj si mamaja, zonja Van Dan dhe gjithë gratë e tjera, që bëjnë punët e shtëpisë dhe pastaj harrohen. Dua të kem edhe diçka tjetër, përveç burrit dhe fëmijëve, që t'i kushtohem me zell. Nuk dua të përfundoj si shumica e njerëzve, që jetojnë kot, pa ndonjë qëllim. Dua të jem e dobishme ose t'u sjell gëzim të gjithë njerëzve që jetojnë me mua, dhe që prapëseprapë nuk më njohin në thellësi të zemrës, dua të jetoj më gjatë, edhe pas vdekjes sime. Prandaj i jam kaq mirënjohëse Zotit që më dha mundësinë të zhvillohem, të shkruaj e të shfaq mendimet e mia, pra të shpreh gjithçka gjëllin brenda meje.

Kur shkruaj, lehtësohem e tëra, pikëllimi më teret, morali më ngrihet. Por strumbullari i problemit është: a do të shkruaj ndonjëherë diçka të vlefshme? A do të bëhem dot gazetare ose shkrimtare?

Shpresoj shumë, me gjithë zemër, sepse duke shkruar mund të shpreh çdo gjë, mendimet, idealet, fantazinë time.

Ka shumë kohë që e kam braktisur *Jetën e Kedit*. Vazhdimin e kam të qartë në mendjen time, por kur ulem të shkruaj, penda më ngec dhe idetë më fluturojnë. Mbase nuk do të mbaroj asnjëherë, dhe do të përfundojë në koshin e plehrave ose në sobë. Një ide e marrë kjo, por pastaj mendoj: "Kur je katërmbëdhjetë vjeç dhe ke kaq pak përvojë, nuk mund të mëtosh për gjëra filozofike".

Dhe tani oburra, përpara, me guxim të përtërirë! Suksesi është i garantuar, pasi kam dëshirë të shkruaj!

*Ana*

**E enjte, 6 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Më pyesje për hobit dhe prirjet e mia dhe unë dua të të përgjigjem. Sidoqoftë, po të paralajmëroj se kam shumë, ndaj mos u tremb!

Së pari, të shkruarit, por këtë, në të vërtetë, nuk e konsideroj një hobi.

Së dyti, pemët gjenealogjike. Kërkoj dhe mbledh nëpër gazeta të ndryshme, libra dhe letra, materiale për familje mbretërore të Francës, Gjermanisë, Spanjës, Anglisë, Austrisë, Rusisë, Norvegjisë dhe Holandës. Kam bërë përparime të mëdha me shumë prej tyre, sepse që prej shumë kohësh mbaj shënime kur lexoj biografi ose libra historikë. Bile nganjëherë kopjoj paragrafë të tërë.

Prirja ime e tretë: më pëlqen historia. Për këtë arsye babai më ka blerë shumë libra historie. Nuk më pritet sa të thellohem unë vetë në biblioteka.

Së katërti, mitologjia greke dhe romake. Edhe për këtë temë kam disa libra. I di përmendësh emrat e nëntë muzave dhe shtatë të dashurat e Zeusit. I di në majë të gishtave gratë e Herkulit etj., etj.

Më pëlqen shumë të mbledh edhe fotografitë e yjeve të kinemasë dhe fotot e familjes. Jam shumë e dhënë pas librave dhe leximit dhe e adhuroj historinë e artit, shkrimtarët, poetët, piktorët. Muzikantët tani për tani nuk më tërheqin, ndoshta do hyjnë në pasionet e mia më vonë.

E kam zët algjebrën, gjeometrinë, matematikën. Gjithë lëndët e tjera të shkollës më pëlqejnë, por historia është njëshi.

*E jotja Ana M.Frank*



Margoja me nënën e saj. Frankfurt mbi Majn, 1926



Ana me nënën e saj. Frankfurt mbi Majn, 1929



Margoja me fëmijët e komshinjve. Frankfurt mbi Majn, 1929



Margoja dhe Ana, Frankfurt mbi Majn, 1930



Ana, Margoja dhe Kati, dadoja, Frankfurt mbi Majn, 1929



Margoja dhe Ana me babain e tyre, Frankfurt mbi Majn, 1930



Ana, Frankfurt mbi Majn, 1932



Ana dhe nëna e saj, Frankfurt mbi Majn, 1931



Ana dhe Margoja, Frankfurt mbi Majn, 1933




Ana, Bad Aachen, 1934



Ana me shoqe, Amsterdam, 1936



Ana, Margoja dhe shoqe
(e para nga e majta: Sana, e dyta nga e majta: Haneli), Amsterdam, 1935

Margoja, Ana dhe gjyshja në Zandvoort, 1939



Ana, Amsterdam, 1941




Planimetria e shtëpisë në Prinsengracht 263



Familja Frank, Amsterdam, 1941



Margoja dhe Ana, Amsterdam, pa datë, mbase 1941



Peter Van Dan (vendi dhe viti të panjohura)



Z. Dusel (vendi dhe viti të panjohura)



Nga e majta në të djathtë:
znj. Van Dan, z. Van Dan, z. Kugler, z. Cahn dhe z. Broks, Amsterdam, 1941



Nga e majta në të djathtë:
Mip Giesi, z. Klejman, Oto Franku, Z. Kugler dhe Bep Voskili,
Amsterdam, 1945

alles alleen omdat zij niet naar de goede raad
van zij eigen goede helft luistert. Ach, ik zou wel
willen luisteren, maar het gaat niet, als ik stil
en ernstig ben denken allen dat het een nieuwe
komedie is en dan moet ik me wel met een
grapje eruit redden, nog niet eens van mijn
eigen familie gesproken, die stellig denkt dat
ik ziek ben, me hoofdpijnpillen en kalmeer-
tabletten laat slikken, me in hals en voorhoofd
voelt of ik koorts heb, naar mijn ontlasting
vraagt en mijn slechte bui bekritiseert; dat
houd ik niet vol, als er zo op me gelet
wordt dan word ik eerst snibbig, dan verdrie-
tig en tenslotte draai ik mijn hart weer om,
draai het slechte naar buiten, het goede naar
binnen en zoek aldoor naar een middel om te
worden zoals ik zo erg graag zou willen zijn
en zo als ik zou kunnen zijn, als ..... er geen
andere mensen in de wereld zouden wonen.
je Anne M. Frank.

Faqja e fundit e ditarit të Anës

E martë, 11 prill 1944

*E dashur Kiti,*

Më merren mendtë! Nuk di nga t'ia filloj. Të enjten (hera e fundit që të shkrova) çdo gjë ishte normale. Të premten ishte e premtja e shenjtë dhe pasdreke luajtëm lojëra të ndryshme; po kështu edhe të shtunën në mëngjes. Rreth orës dy, të shtunën, filloi një bombardim i fortë - sipas burrave "mitralozë me qitje të shpejtë". Sa për të tjerat, gjithçka e qetë.

Të dielën në mëngjes, me ftesën time Peteri erdhi tek unë më katër e gjysmë; më pesë e një çerek u ngjitëm në paradhomën e papafingos dhe ndenjëm deri në orën gjashtë. Nga ora gjashtë deri më shtatë e një çerek në radio u transmetua një koncert i bukur me pjesë të Moxartit. Më pëlqeu sidomos *Kleine Nachtmusik*. Gati nuk mund ta dëgjoja, se muzika e bukur më fut në një atsmoferë tjetër, ku të tjerët janë të tepërt.

Të dielën në mbrëmje Peteri nuk mundi të bënte banjë, sepse govata kishte mbetur poshtë në kuzhinë, plot me rroba për të larë. Në orën tetë shkuam lart. Që të rrinim më rehat, mora të vetmin jastëk që e gjeta te divani. U ulëm mbi një arkë. Si arka edhe jastëku ishin shumë të vegjël, kështu që ishim ulur shumë pranë njëri-tjetrit dhe ishim mbështetur te një grumbull arkash të tjera. Mushin e kishim pranë, pra nuk ishim vetëm.

Befas, në nëntë pa një çerek dëgjuam fishkëllimën e zotit Van Dan që pyeti se mos kishim marrë rastësisht ndonjë jastëk të zotit Dusel.

Ne kërcyem në këmbë dhe me jastëkun në dorë, me macen e me zotin Van Dan, zbritën poshtë. Për shkak të këtij jastëku u bë një katrahurë e vërtetë. Zoti Dusel ishte zemëruar që kishim marrë një jastëk të tijin, të cilin e përdor si "jastëk nate". Trembej se mos ishte mbushur me pleshta dhe ngriti në këmbë gjithë shtëpinë për atë jastëk. Për hakmarrje unë dhe Peteri i futëm poshtë mbulesave dy furça të forta, që pastaj ai i solli në dhomë. Qeshëm të dy me këtë rreng.

Por argëtimi ynë nuk zgjati shumë. Në orën nëntë e gjysmë Peteri troket lehtë-lehtë në derë dhe i lutet babait që ta ndihmojë për një fjali të vështirë në anglisht.

- Diçka po ndodh,- i thashë Margosë.- Ky qe vetëm një

pretekst, nga toni i zërit të burrave më duket se na kanë hyrë hajdutët.

Hipoteza ime doli e saktë. Dikush por përpiqej të plaçkiste magazinën. Sa hap e mbyll sytë babai, Van Dani dhe Peteri zbritën. Mamaja, Margoja, madama dhe unë rrimë e presim. Katër gra të frikësuara duhet të flasin, që të largojnë ankthin. Kështu bëmë, derisa dëgjuam një goditje që erdhi nga poshtë. Pastaj heshtje. Ora vajti dhjetë pa një çerek. Ishim të gjitha të zbehta, por me gjithë frikën, ishim ende të qeta. Ku ishin futur burrat? Ç'ishte ajo goditje? Mos ndoshta po luftonin me plaçkitësit? Ishim tepër të trembura për të menduar; vetëm mund të prisnim.

Ora dhjetë, dëgjohen hapa në shkallë. Hyn babai, i zbehtë dhe nervoz, i ndjekur nga zoti Van Dan:- Shuani dritën e ngjituni lart pa zhurmë, mund të vijë policia.

Nuk kishte as kohë për t'u frikësuar. Shuam dritat, unë rrëmbeva një xhaketë nxitimthi dhe u ngjitëm lart.

- Çfarë ka ndodhur, shpejt, flisni!

Por askush nuk mund të na tregonte, burrat kishin zbritur poshtë. Tamam më dhjetë e dhjetë u ngjitën të katërt sërish lart, dy denjën rojë te dritarja e hapur e Peterit; dera e korridorit ishte mbyllur, dera rrotulluese si bibliotekë po ashtu. Mbasi mbuluam me një bluzë *abat-jour*, burrat na treguan:

Pasi dëgjon poshtë dy goditje të forta, Peteri turret shpejt dhe sheh se në anën e majtë të derës së magazinës është hequr një dërrasë e madhe. Ngjitet lart me vrap, lajmëron pjesën e fortë të shtëpisë dhe të katër zbresin poshtë. Kur hyjnë në magazinë, vjedhësit ishin në punë e sipër. Pa u menduar dy herë, Van Dani bërtiti:- Policia! Dëgjohen hapa të shpejtë dhe vjedhësit bëhen erë. Që ndonjë patrullë policie të mos e vinte re vrimën, burrat vënë shpejt në vend dërrasën e hequr nga dera. Por një shkelm i fortë nga jashtë e hedh prapë në dysheme dërrasën. Një ligësi e tillë i habiti që të katërt. Van Dani dhe Peteri do të kishin dashur t'i vrisnin ata harbutë. Zoti Van Dan godet me sopatë fort dërrasën, heshtje. Dërrasa kthehet në vendin e vet kur...

Një çift, burrë e grua, ndriçuan gjithë magazinën me dritën e fortë të një elektriku dore.

- Dreq!- pëshpëriti njëri nga burrat e shtëpisë dhe... nga policë ata vetë kthehen në "vjedhës". Të katërt vijnë me nxitim lart. Duseli dhe zoti Van Dan marrin librat e Duselit, Peteri hap shpejt dyert dhe dritaret e kuzhinës dhe të zyrës private, hedh telefonin në dysheme dhe, pastaj, të gjithë struken në strehimin sekret.

Fundi i pjesës së parë.

Pa pikë dyshimi që çifti i bashkëshortëve me dritë dore kishte lajmëruar policinë. Ishte e diel mbrëma, mbrëmja e ditës së Pashkëve; të hënën nuk do të vinte askush në zyrë, dhe deri të martën në mëngjes asnjë prej tyre nuk do merrte vesh gjë. Mendoje vetë ç'do të thotë të rrish me këtë frikë dy ditë dhe një natë! Nuk hapnim gojë, qëndronim në errësirë të plotë, sepse nga frika zonja Van Dan kish shuar edhe dritën; flisnim me zë të ulët dhe sa herë që dëgjohej ndonjë kërkëllimë, thoshim: "shët, shët!"

Dhjetë e gjysmë, njëmbëdhjetë: asgjë. Babai dhe zoti Van Dan ndërronin turnet me njëri-tjetrin për të na bërë shoqëri. Pastaj, në orën njëmbëdhjetë e një çerek poshtë u dëgjuan zhurma. Nuk na lëvizte as fija e flokut, mund të dëgjohej vetëm frymëmarrja jonë. Ca hapa në shtëpi, në zyrën private, në kuzhinë, pastaj... në shkallën tonë. Tani asnjëri nuk merr më frymë, tetë zemra po çahen. Hapa në shkallën tonë, dikush shtyu derën rrotulluese. Çaste të papërshkrueshme.

"Morëm fund!", pëshpëris unë dhe përfytyroj sesi të njëmbëdhjetë[1] do biem në kthetrat e Gestapos këtaj nate.

U dëgjuan kërcitje te dera, diçka ra në tokë dhe pastaj hapat largohen. Tani për tani shpëtuam: Na kishin hipur të dridhurat: dëgjoja dhëmbë që kërcisnin; asnjëri nuk mund të artikulonte fjalë. Ndenjëm kështu deri më 11 e gjysmë.

Në shtëpi nuk dëgjohet më asgjë, por te korridori, tamam para dollapit, drita është e ndezur. Ndoshta sepse është një dollap që të ngjall dyshime? Apo policia e kishte harruar dritën hapur? Do të vinte njeri ta shuante? Gjuhët zgjidhen, në shtëpi nuk kish më njeri, ndoshta kishte mbetur ndonjë roje te dera e jashtme. Atëherë ne bëjmë tre gjëra: hedhim hipoteza se çfarë po ndodh, dridhemi nga frika dhe shkojmë në banjë. Por kovat

1. Ana e ka fjalën për tetë të fshehurit dhe gjashtë të tjerët që i ndihmojnë.

ishin lart në papafingo, kështu që e pësoi koshi i plehrave (për sende metalike) i Peterit... E inaguroi Van Dani, pastaj shkoi babai, kurse mamaja kish shumë turp. Babai e solli kovën në dhomë dhe Margoja, zonja Van Dan dhe unë e përdorëm me kënaqësi. Më në fund u bind edhe mamaja. Kishte kërkesë të madhe për letër. Për fat të mirë, unë kisha pak letër në xhep.

Kova mbante një erë të keqe; ne flisnim duke pëshpëritur, ishim të kapitur. Kështu erdhi mesnata.

- Shtrihu përtokë dhe fli! Margoja dhe unë morëm një jastëk e një batanije. Margoja u shtri pranë bufesë, unë midis këmbëve të tryezës. Në tokë nuk ndihet aq shumë era e keqe. Por zonja Van Dan shkon prapëseprapë të marrë pak pluhur zbardhues. Një leckë e vjetër mbi kovë shërben si mbrojtje e dytë.

Fjalë, pëshpëritje, frikë, drithma dhe vazhdimisht ndonjëri mbi kovë: fli po deshe! Në orën dy e gjysmë gjumi më vuri poshtë, fjeta deri në orën tre e gjysmë dhe nuk dëgjova asgjë. U zgjova kur zonja Van Dan mbështeti kokën te këmbët e mia.

- A mund të më jepni diçka për të veshur?- pyeta unë. Mos pyet se çfarë më dhanë: një palë pantallona që i vesha sipër pizhamave, një bluzë të kuqe dhe një fund të zi, çorape të shkurtra të bardha dhe sipër tyre çorape të gjata të grisura.

Zonja Van Dan u ul në karrige, ndërsa i shoqi u shtri, duke mbështetur kokën mbi këmbët e mia. Në orën tre e gjysmë nisa të mendoj; ndërkaq dridhesha akoma, aq sa zotin Van Dan nuk e zinte dot gjumi. E mblodha veten dhe prisja policinë; po të mbërrinin, do t'u thoshim se jemi fshehur. Nëse qëllonin holandezë të mirë, atëherë do të shpëtonim paq, po të ishin nazistë, atëherë do të na duhej t'ua merrnim mendtë me para!

- Pa hiqe tutje radion!- gërthet zonja Van Dan.

- Po, po e fus në oxhak!- përgjigjet i shoqi;- po të na gjejnë ne, do ta gjejnë edhe radion!

- Atëherë do të gjejnë edhe ditarin e Anës,- përzihet babai.

- Le ta djegë,- propozon më frikacakja ndërmjet nesh.

Ky dhe çasti kur erdhi policia deri te dera rrotulluese, ishin çastet më të frikshme që kalova atë natë. "Ditarin tim jo! Duhet të kalojnë mbi kufomën time." Por lavdi Zotit babi nuk e zgjati shumë!

Nuk ka asnjë kuptim që t'i përshkruaj këtu diskutimet tona,

se u thanë nga të gjitha. Përpiqesha të qetësoja zonjës Van Dan, që e kish lëshuar zemra. Flisnim për arratisje, për pyetjet në Gestapo, si t'i telefononim zotit Klejman dhe sesi duhej të trego-heshim të guximshëm.

- Tani zonjë duhet të sillemi si ushtarë, po qe se duhet të vdesim, do ta bëjmë për mbretëreshën dhe për atdheun, për lirinë, për të vërtetën dhe drejtësinë. Tamam siç thotë vazhdimisht radio Orange. E vetmja gjë e tmerrshme është që do të zvarrisim dhe të tjerët në fatkeqësinë tonë!

Pas një ore zoti Van Dan e ndërroi prapë vendin me të shoqen, kurse babai erdhi tek unë. Burrat tymosin si oxhaqe, herë pas here dëgjon psherëtima të thella, dikush viziton kovën dhe pastaj sërish nga fillimi.

Ora katër, pesë, pesë e gjysmë. Shkoj te Peteri për të mbajtur vesh zhurmat; po rrinim të ulur, shtrënguar me njëri-tjetrin, aq sa secili i ndiente dridhjet e tjetrit. Herë pas here shkëmbenin ndonjë fjalë dhe dëgjonim me vëmendje. Brenda i hoqën perdet e errësimit dhe burrat hartuan një listë me fjalët që do t'i thoshin në telefon Klejmanit.

Në të vërtetë, donim t'i telefononim në orën shtatë, në mënyrë që të vinte dikush tek ne. Rreziku që një roje përpara derës ose në magazinë të dëgjonte telefonatën ishte i madh, por ishte më i madh rreziku nëse kthehej policia.

Tani po e shtoj edhe faqen e shënimeve, por për qartësi më të madhe, po e rikopjoj edhe një herë.

"*Kanë ardhur hajdutët*: policia ka qenë në shtëpi, deri te dera-dollap, jo më tutje. Me sa duket, hajdutët janë frikësuar, kanë shqyer derën e magazinës dhe ia kanë mbathur nëpërmjet kopshtit. Brava e derës kryesore nuk është hapur, kështu që Kugleri *duhet* të ketë dalë nga dera tjetër.

Makina e shkrimit dhe makina llogaritëse të sigurohen në sirtarin e zi të zyrës private.

Rrobat e lara të Mipit dhe Bepit në kuzhinë, çelësin e derës së dytë e kanë vetëm Bepi dhe Kugleri, ndoshta brava është thyer.

Përpiquni të lajmëroni Janin dhe t'i merrni çelësin për të kontrolluar zyrën, i duhet dhënë për të ngrënë edhe maces."

Gjithçka tjetër shkoi siç duhej. Klejmani u mor në telefon, u

hoq dryni, makina e shkrimit u mbyll në sirtar, pastaj u kthyem në tryezë për të pritur ose Janin ose policinë.

Peterin sapo e kish zënë gjumi, zoti Van Dan dhe unë ishim shtrirë përtokë, kur dëgjuam hapa të rëndë poshtë. Brofa në këmbë:- Erdhi Jani!

- Jo, mund të jetë policia,- bërtitën të tjerët.

Pastaj dëgjuam trokitjen në derën rrotulluese dhe fishkëllimën e Mipit. Zonja Van Dan nuk përmbahej më: u shemb në karrige, e bardhë si leckë dhe po të kish vazhduar edhe pak kjo gjendje, asaj do t'i binte të fikët.

Kur hynë Jani dhe Mipi, dhoma jonë i ngjante një spektakli fantastik. Edhe vetëm tryeza sikur të fotografohej, do ishte një çudi: një kopje e revistës "Kinema&Teatër" e bërë pis me marmalatë dhe me ilaçe kundër diaresë, ishte hapur në një faqe ku dukeshin fotografitë e balerinave, dy vazo me marmalatë, një gjysmë panine dhe një çerek panine, shurup, pasqyrë, krëhër, shkrepse, hi, cigare, duhan, tavëll duhani, libra, një palë të mbathura, drita e dorës, biguditë e zonjës, letër higjienike etj.

Natyrisht, Jani dhe Mipi, u përshëndetën me lot gëzimi. Jani e mbylli vrimën me një dërrasë të bardhë, pastaj iku shpejt me Mipin për të njoftuar policinë për plaçkitjen. Poshtë derës së magazinës Mipi kishte gjetur dhe një pusullë të rojës së natës, Sligersit, që e kishte parë vrimën dhe kishte njoftuar policinë. Siç duket, Jani do të shkonte edhe tek ai.

Kështu na u desh një gjysmë ore për të marrë veten. Unë dhe Margoja rregulluam krevatet, shkuam në banjo, lamë dhëmbët, duart dhe krehëm flokët. Pastaj vura pak rregull në dhomë dhe u ktheva lart. Ndërkaq tryeza ishte në rregull, kështu vumë ujin për të përgatitur kafen dhe çajin, ziem qumështin dhe shtruam tryezën për të ngrënë. Babai dhe Peteri pastruan kovat me ujë të nxehë dhe pluhur larës. Kova më e madhe ishte plot deri në majë dhe kaq e rëndë, saqë u munduan shumë për ta ngritur. Për më tepër, ajo rridhte, kështu që iu desh më parë ta futnin në një kovë tjetër.

Në orën njëmbëdhjetë, u ulëm në tryezë me Janin që ishte kthyer dhe dora-dorës atmosfera u qetësua. Ja ç'na tregoi Jani: "Në shtëpinë e Sligersve, zonja (i shoqi flinte) i kishte rrëfyer që, duke bërë kontrollin e tij të zakonshëm, i shoqi kishte vënë re

vrimën në shtëpinë tonë dhe kishte thirrur policin e parë që kishte hasur. Zoti Sligers është rojë private dhe çdo ditë bën kontrollin aty përreth, me dy qentë e tij. Të martën do të shkonte te Kugleri dhe do t'i tregonte gjithçka. Në polici nuk dinin ende asgjë për vjedhjen, por kishin marrë shënim dhe të martën do të vijnë të kontrollojnë.

Në kthim, Jani kishte kaluar rastësisht te Van Hoeveni, shitësi ynë i zarzavateve dhe i kishte treguar për hajdutët.- E dija,- kishte thënë ai befas.- Dje mbrëma, kaloja andej me time shoqe dhe pashë një vrimë te dera. Gruaja ime donte të vazhdonte drejt, por unë e kontrollova me llambën e dorës dhe hajdutët ua dhanë këmbëve. Për siguri, nuk desha të njoftoj policinë, për të mos ju futur në telashe. Unë nuk di asgjë, por kam dyshimet e mia. Jani e kishte falënderuar. Pa dyshim, që Van Hoeveni dyshon për ne, sepse i sjell gjithmonë patatet pas orës dymbëdhjetë e gjysmë dhe para orës një e gjysmë, kur punonjësit janë larguar. Sa njeri i mirë!

Mbasi Jani iku dhe ne lamë pjatat, ora ra një. Shkuam të flinim të gjithë. Në orën tre pa një çerek u zgjova dhe pashë që zoti Dusel ishte zhdukur. Rastësisht, me fytyrë krejt të përgjumur, në banjo takova Peterin që sapo kishte zbritur. E bëmë me fjalë që të zbrisnim të dy poshtë. U rregullova paksa dhe zbrita.

- A ta mban të shkojmë në papafingo?- më pyeti ai. Unë i thashë po, mora jastëkun, e mbulova me një rrobë dhe u ngjitëm. Moti ishte i mrekullueshëm dhe megjithëse nisën të ulërijnë sirenat, ne nuk lëvizëm. Peteri më vuri dorën mbi shpatull dhe unë e vura timen mbi të. Qëndruam aty të qetë, të përqafuar deri në orën katër, kur Margoja na thirri për të pirë kafen.

I hëngrëm paninet tona, pimë limonatën dhe thamë batuta, pra gjithçka ishte në rregull. Më tutje asgjë e re, në mbrëmje falënderova Peterin që ishte treguar më trimi nga të gjithë.

Askush prej nesh nuk ishte gjendur kaq shumë në rrezik sa atë natë. Zoti na kishte mbrojtur vërtet. Thuaj jo po deshe: policia kishte mbërritur deri te dollapi i fshehtë, drita kish qenë e ndezur dhe megjithatë askush nuk na zbuloi. "Morëm fund," kisha thënë nën zë atë çast. Mirëpo ja që jemi ende shëndoshë e mirë. Kur bien bombat, secili mund ta ruajë veten, por kësaj here

kishim frikë edhe për mbrojtësit tanë, të krishterë të pafajshëm.

"Shpëtuam, o Zot, na mbro akoma!" kjo është e vetmja gjë që mund të themi. Kjo ngjarje solli me vete edhe shumë ndryshime. Tashmë Duseli do të shkojë në banjo në mbrëmje. Peteri duhet të bëjë një kontroll në orën tetë e gjysmë dhe një në nëntë e gjysmë. Dritarja e Peterit nuk duhet të hapet më, meqenëse një punonjës nga firma Keg e ka parë të hapur. Pas orës nëntë e gjysmë të mbrëmjes, nuk duhet derdhur më ujë në banjo. Zoti Sligers u pajtua si rojë nate për shtëpinë tonë. Sonte do të vijë një marangoz ilegal, dhe do të përdorë shtretërit tanë të bardhë për të sajuar një barrikadë. Në strehimin sekret ka mendime pro dhe kundër, Kugleri na foli që ishim treguar aq të pakujdesshëm, kurse Jani na tha që nuk duhet të zbresim poshtë kurrë. Tashmë na mbetet të kuptojmë nëse Sligersi është njeri i besueshëm apo jo, nëse qentë do të lehin po të ndiejnë dikë pas derës, si mund të bëjmë barrikada dhe njëqind gjëra të tjera!

U shtrënguam të kujtohemi edhe një herë që jemi çifutë të burgosur në shtëpi, pa asnjë të drejtë dhe me mijëra detyra. Ne çifutët nuk duhet t'i fshehim ndjenjat tona. Duhet të tregohemi trima dhe të fortë, t'i presim fatkeqësitë pa u ankuar, të bëjmë ç'të mundim dhe të kemi besim te Zoti. Herët a vonë kjo luftë e tmerrshme do të përfundojë dhe ne do të bëhemi njerëz dhe jo vetëm çifutë.

Kush na detyroi të sillemi kështu? Kush ishte ai që e sajoi këtë mënxyrë, përse çifutët të bënin përjashtim nga popujt e tjerë? Kush na detyron të vuajmë kaq shumë? Vallë ishte Zoti, apo edhe ai është dorëjashtë? Jo, Zoti do të na ngrejë përsëri lart. Po të durojmë gjithçka po ndodh dhe më në fund të mbijetojnë, nesër çifutët nuk do të përndiqen më, por do të japin një shembull të mirë.

Kush e di, ndoshta feja jonë do t'i mësojë botës dhe të gjithë njerëzve ç'është virtyti dhe kjo është arsyeja, e vetmja arsye, që na duhet të vuajmë. Ne nuk mund të jemi kurrë thjesht holandezë apo thjesht anglezë apo çfarëdo qoftë, ne duhet të jemi gjithmonë hebrenj, dhe në fund të fundit, dëshirojmë që të jemi.

Guxim! Le ta kujtojmë detyrën tonë dhe ta kryejmë atë pa u ankuar. Do të ketë një rrugëzgjidhje. Zoti nuk e ka braktisur kurrë popullin tonë. Hebrejtë kanë vuajtur në shekuj, por ata

kanë vazhduar të jetojnë në shekuj dhe shekujt e vuajtjeve i kanë bërë vetëm më të fortë. Të dobëtit do të bien, por të fortët do të mbijetojnë dhe nuk do të munden!

Atë mbrëmje mendova vërtet se do të vdisja. Prita policinë dhe isha gati të vdisja si një ushtar në fushën e betejës. Do ta kisha dhënë me gëzim jetën time për atdheun tim. Por tani, tani që shpëtova, dëshira ime e parë pas luftës është të bëhem qytetare holandeze. Unë i dua holandezët, e dua këtë vend, e dua gjuhën dhe dëshiroj të punoj këtu. E madje edhe sikur të më duhet t'i shkruaj vetë mbretëreshës, unë nuk do të dorëzohem derisa ta kem arritur qëllimin!

Jam gjithnjë e më shumë e pavarur nga prindët e mi; e re siç jam, kam më tepër guxim për jetën, dhe ndjenjën e së drejtës e kam më të zhvilluar dhe më të pafajshëm se mamaja. Unë e di çfarë dua, kam një qëllim, një mendim timin, një besim dhe një dashuri. Më lini të jem vetvetja, dhe do të jem e kënaqur. E di se tani jam grua, një grua me fuqi të brendshme dhe shumë guxim.

Nëse Zoti më le të jetoj, do të arrij shumë më tepër sesa mamaja ime. Nuk do të mbetem kurrë një njeri i padukshëm, pa vlerë. Do të punoj në mes të njerëzve dhe për njerëzit!

Dhe tani e di se guximi dhe gëzimi janë ndjenjat më të nevojshme.

*E jotja Ana M. Frank*

**E premte, 14 prill 1944**

*E shtrenjta Kiti,*

Atmosfera këtu është ende shumë e nderë. Pimi është krejtësisht i përhumbur, zonja Van Dan është në shtrat e ftohur dhe qahet tërë ditën e ditës; burrit të saj i është qepur goja sepse ka mbetur pa cigare, Duseli, që ka sakrifikuar rehatinë e tij, s'bën gjë tjetër veçse kritikon etj. Në këtë çast asgjë nuk shkon mirë. WC-ja rrjedh, rubineti i ujit është prishur. Falë shumë miqësive që kemi, do të riparohen së shpejti si njëra dhe tjetra.

Herë pas here jam sentimentale, ti e di këtë, por... disa herë jo më kot. Kur Peteri dhe unë ulemi mbi ndonjë arkë të fortë druri, në mes rrëmujës dhe pluhurit, të përqafuar, shtrënguar

pas njëri-tjetrit dhe ai luan me një kaçurrel timin, kur jashtë zogjtë cicërojnë me sa zë kanë, kur pemët gjelbërojnë në sytë tanë, kur dielli të fton jashtë dhe qielli është kaq i kaltër, oh, sa dëshira më vijnë!

Këtu nuk sheh veçse fytyra të pakënaqura dhe të zemëruara, psherëtima dhe qarje, dhe duket sikur neve na ka rënë befas mbi kokë një e keqe e madhe. Por varet nga ne nëse gjërat janë të shëmtuara apo jo. Këtu në strehim asnjeri nuk të jep shembull të mirë; secili duhet t'i shërojë vetë plagët e veta.

Dhe çdo ditë po ai avaz: "Oh, sikur të merrte fund kjo gjendje!"

*Punë, shpresë, dashuri dhe guxim*
*Janë shpëtimi im, e mua më japin besim.*

E dashur Kiti, them se sot nuk jam fort në rregull, dhe nuk e di pse. Kam shkruar rrëmujë; mos kërko ndonjë arsyetim të fortë këtu, dhe nganjëherë dyshoj me gjithë mend nëse në të ardhmen gjithë kjo blla-blla do t'i interesojë ndonjërit. "Rrëfimet e rosakut të shëmtuar", ja titulli i këtyre marrëzive. Zotërinjtë Bolkenshtajn dhe Gerbrandi[1] nuk do të sajojnë ndonjë gjë me ditaret e mia.

*E jotja Ana M.Frank*

**E shtunë, 15 prill 1944**

*E shtrenjta Kiti,*

"Sa mbaron një e keqe, vjen tjetra. Kur do të marrin fund njëherë e përgjithmonë këto?", mund ta themi me plot gojën. Dëgjo, çfarë na ndodhi prapë! Peteri kishte harruar të hiqte shulin e derës. Si rrjedhim, Kugleri me gjithë njerëzit e tij nuk hyri dot brenda. Iu desh të shkonte te fqinjët, prej andej theu dritaren e kuzhinës. Dritaret e srehimit ishin të hapura dhe këtë e panë edhe njerëzit e Kegut. Çfarë do të mendojnë ata? Po Van Mareni? Zoti Kugler nuk mbahet. Ne e akuzojmë që s'bën gjë

1. Anëtarë të qeverisë së Vendeve të Ulëta, në mërgim në Londër. Gerbrandi ishte kryeministër, Bolkenshtajni ministër i Arsimit. Shih letrën e Anës të datës 29 mars 1944.

për të përforcuar dyert dhe pastaj bëjmë një budallallëk të tillë! Peteri e ka humbur krejt. Kur i tha mamaja, në tryezë, se i vinte shumë keq për të, ai gati ia plasi vajit. Por kemi faj edhe ne të tjerët, sepse edhe ne, edhe zoti Van Dan gati çdo ditë e pyesim në e ka hequr shulin, kurse sot nuk e pyeti njeri. Ndoshta më vonë do të arrij ta ngushëlloj. Do dëshiroja shumë t'i jepja zemër!

Më tej po të shkruaj për ngjarje të ndryshme në javët e fundit.

Të shtunën, një javë më parë, u sëmur befas Mofi, rrinte në një vend dhe dridhej. Mipi e kapi, dhe e mbështolli me një rrobë, e futi në çantën e pazarit dhe e çoi në klinikën e maceve dhe qenve. Doktori i dha të pinte një ilaç, siç duket, kishte një problem zorrësh. Peteri ia dha edhe disa herë të tjera, por shumë shpejt Mofi u zhduk nga qarkullimi; sigurisht shkonte te e dashura e tij. Por tani hunda i është ënjtur dhe mjaullin sa herë që e prek. Ka të ngjarë që të ketë qenë duke u përpjekur të vidhte ushqim dhe dikush e ka goditur. Mushit i iku zëri për disa ditë. Tamam kur vendosëm ta çonim te veterineri, u shërua vetë.

Dritarja e papafingos tani rri gjysmë e hapur natën. Mbrëmjeve, unë edhe Peteri rrimë shpesh lart.

Me pak bojë vaji, WC-ja është përsëri në rregull. Edhe rubinetin e prishur e zëvendësuan.

Për fat të mirë, zoti Klejman është më mirë. Së shpejti do të vizitohet te një specialist. Shpresojmë vetëm që të mos ketë nevojë për operacion në stomak.

Këtë muaj morëm tetë triska ushqimi. (Për fat të keq, për dy javët e tjera bizelet do të zëvendësohen me bollgur ose elb.) Gjella jonë e preferuar, kohët e fundit, është "pikalili". Po të jesh me fat, në këta kavanozë gjen vetëm kastravecë në salcë. Për zarzavate të freskëta as që bëhet fjalë. Sallatë dhe vetëm sallatë. Por gjellë kryesore mbeten akoma patatet me salcë.

Rusët kanë marrë më shumë se gjysmën e Krimesë. Anglezët nuk po përparojnë përtej Kasinos. Duhet të mbështetemi në frontin perëndimor. Ka pasur bombardime jashtëzakonisht të rënda. Në Hagë është bombarduar Bashkia. Gjithë holandezët duhet të bëjnë dokumente të reja identifikimi.

Kaq për sot.

*E jotja Ana M. Frank*

E diel, 16 prill 1944

*E shtrenjta Kiti,*

Kujtoje ditën e djeshme, se është shumë e rëndësishme për jetën time. A nuk është e rëndësishme për çdo vajzë, dita kur merr puthjen e parë! E pra, për mua kështu ndodhi. Puthja që më ka dhënë Brami në faqen e djathtë, nuk quhet; po kështu edhe ajo e Voudrës dorën e djathtë nga Voudstra. Po dale, se do të të tregoj fill e për pé sesi befas e mora këtë puthje.

Mbrëmë në orën tetë isha ulur me Peterin në divanin e tij. Ai më pushtoi me një krah. (Meqë ishte e shtunë, ai nuk i kishte veshur tutat e tij).- Të shtyhemi edhe pak,- i thashë,- se do përplas kokën te dollapi.

Ai rrëshqiti më në qoshe dhe unë futa dorën nën krahun e tij, pastaj ai më shtrëngoi më shumë. Ne kishim ndenjur shpesh kështu, por jo kaq afër sa dje. Më shtrëngoi fort te vetja, gjoksi im u mbështet mbi gjoksin e tij - zemra po më çahej - por çastet e bukura nuk kishin mbaruar. Ai nuk po zinte vend, derisa unë mbështeta kokën mbi supin e tij dhe ai mbështeti kokën te koka ime. Pesë minuta më vonë, kur unë u drejtova, ai më kapi kokën me të dy duart dhe më tërhoqi prapë nga vetja. Oh, ishte një mrekulli! Nuk flisja dot, kaq e lumtur isha. Ai më përkëdheli me ndrojtje te faqet dhe krahët, luajti me kaçurrelat e mia, dhe ndenjëm gjatë ashtu të mbështetur kokë më kokë tek njëri-tjetri.

Nuk di ta përshkruaj, Kiti, ndjenjën që më kish pushtuar. Isha shumë e lumtur dhe besoj që edhe ai ishte i lumtur.

Në orën tetë e gjysmë u ngritëm. Peteri mbathi atletet, për të mos bërë zhurmë gjatë kontrollit të dytë të shtëpisë. Unë rrija afër tij. Nuk e di si ndodhi, por kur deshëm të zbrisnim poshtë, ai më puthi në flokë dhe pak në faqen e majtë e pak në vesh. Zbrita me vrap, pa kthyer kokën dhe... pres me padurim takimin tjetër.

*E diel mëngjes, pak para orës 11.*

*E jotja Ana M. Franku*

E hënë, 17 prill 1944

*E dashur Kiti,*

Si mendon ti, do të më lejonin babai dhe mamaja të kapardisesha në një divan duke u puthur me një djalosh shtatëmbëdhjetë vjeç e gjysmë, mua që nuk i kam mbushur të pesëmbëdhjetat? Them se jo, po kësaj herë duhet t'i bindem vetëm vetes. Jam në parajsë kur rri e ëndërroj në krahët e tij, faqja e tij mbi timen më emocionon, dhe është kaq e mrekullueshme të dish që dikush të pret. Por një merak e kam: a do të mjaftohet me kaq Peteri? Nuk e harroj premtimin e tij, por... është prapëseprapë një djalosh!

E di mirë që po ngutem paksa, ende s'i kam bërë të pesëmbëdhjetat dhe jam kaq e pavarur, e di që këtë nuk do ta përtypin. Margoja nuk do të puthte kurrë një djalë, para se të flitej për fejesë ose martesë. Kurse as unë as Peteri nuk kemi plane të tilla. Me siguri edhe mamaja nuk kishte prekur ndonjë burrë para babait. Ç'do të thoshin shoqet e mia ose Zhaku, sikur ta merrnin vesh që kam qenë në krahët e Peterit, me zemrën mbështetur pas gjoksit të tij.

Sa turp, Ana! Por, për hir të së vërtetës nuk më duket ndonjë skandal! Jemi mbyllur këtu, të veçuar nga pjesa tjetër e botës, plot frikë e tmerr, sidomos kohët e fundit, përse ne që duhemi shumë, të qëndrojmë të ndarë? Përse të mos puthemi? Përse duhet të presim moshën e duhur? Përse u dashka të kërkojmë leje?

Jam angazhuar të kujdesem vetë për veten. Jam e bindur që ai nuk do më bënte kurrë ndonjë të keqe, përse të mos eci në udhën që më rrëfen zemra dhe të jemi të dy të lumtur?

Pa fjalë që, ti Kiti do ta kesh kuptuar që unë jam në mëdyshje. Duhet të jetë ndershmëria ime që rebelohet kundër kësaj fshehtësie. Si thua, t'i tregoj babait se çfarë bëj? A duhet që sekreti ynë të shkojë në veshët e një të treti? Ky sekret do të humbiste diçka nga bukuria e vet, por mbase unë do isha më e qetë? Do të flas me të.

Oh, po, dua t'i flas sërish e sërish për shumë gjëra, sepse vetëm të përkëdhelemi me njëri-tjetrin, nuk ka kuptim. Për t'i hapur zemrën njëri-tjetrit në mendimet më të fshehta, duhet

besim, shumë besim, por përmes këtij besimi që të dy do të bëhemi më të fortë.

*Ana*

P.S. Dje në mëngjes u ngritëm në orën gjashtë, sepse e gjithë familja dëgjoi përsëri zhurmën e hajdutëve. Këtë here viktima duhet të ketë qenë ndonjë nga fqinjët tanë. Në orën shtatë kontrolluam dyert tona dhe ato ishin akoma të mbyllura fort, lavdi Zotit!

**E martë, 18 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Këtu çdo gjë shkon mirë. Natën e kaluar erdhi përsëri marangozi të vinte pjesë prej hekuri tek panelet e dyerve.

Babai mendonte që para 20 majit do të zhvillohen operacione në shkallë të gjerë si në Rusi edhe në Itali, edhe në Perëndim. Sa për mua, as që e besoj se një ditë do të dalim nga kjo gjendje.

Dje unë e Peteri, më në fund, nisëm të bisedojmë për një temë që e shtynim vazhdimisht. I shpjegova sekretet e vajzave dhe nuk u tërhoqa as për çështje shumë delikate. Mua m'u duk mjaft argëtuese që ai mendonte se pjesën më intime në trupin e gruas e linin enkas jashtë ilustrimeve. Nuk e imagjinonte dot se në fakt ajo gjendet midis këmbëve të gruas. Mbrëmja përfundoi me një puthje të të dyve, shumë afër gojës. Është një ndjenjë vërtet e ëmbël.

Mbase ndonjëherë do ta marr me vete fletoren ku shënoj mendimet që më pëlqejnë, për të folur me të për tema më të thella. Vetëm të përqafohem, nuk më mjafton. Sa do të doja të mendonte edhe ai si unë!

Pas dimrit të zymtë, një pranvere të mrekullueshme, prilli është me të vërtet fantastik, as shumë ftohtë dhe as shumë nxehtë, herë pas here ndonjë shi. Gështenja jonë e egër është gjelbëruar krejt dhe aty-këtu duket madje edhe ndonjë lule.

Të shtunën Bepi na e bëri qejfin: solli katër tufa lulesh, tri me narcise, dhe një me zymbylë të kaltër për mua. Zoti Kugler po

na pajis gjithnjë e më shumë me gazeta.

Duhet të mësoj algjebrën, Kiti, mirë u pafshim.

*Ana*

**E mërkurë, 19 prill 1944**

*Ylli im,*

(Ky është titulli i një filmi me Dorit Kraisler, Ida Vyst dhe Harald Paulsen).

A ka gjë më të bukur në botë sesa të qëndrosh para një dritareje të hapur, të kundrosh natyrën, të dëgjosh cicërimat e zogjve, të ndiesh rrezet e diellit që të përkëdhelin fytyrën, dhe të shtrëngosh ndër krahë një djalë të dashur? E ndiej veten kaq në paqe dhe të sigurtë me krahun e tij rreth meje, duke e ditur se ai është pranë, e megjithatë pa pasur nevojë të flasim; nuk mund të ketë gjë të keqe këtu, sepse është një qetësi që të shëron... Oh, sikur të mos na binte në qafë askush, madje as Mushi!

*Ana*

**E premte, 21 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Dje pasdreke isha në shtrat me dhembje gryke. Por, meqë u mërzita dhe meqë nuk kisha temperaturë, sot jam në këmbë sërish. Dhimbja e grykës gati më "*verschwunden*".[1]

Dje, siç mund ta kesh zbuluar edhe ti, ishte pesëdhjetë e pesë vjetori i Fyhrerit tonë. Sot mbush 18 vjeç Lartësia e saj mbretërore, princesha Elisabetë e Jorkut. Radioja angleze njoftoi se ende nuk do të shpallet në moshë madhore, siç bëhet zakonisht me princërit dhe princeshat.

Po diskutojmë se me cilin princ do të martohet kjo bukuroshe, por nuk kemi gjetur ndonjë të përshtashëm. Ndoshta motra e saj, princesha Margaret-Roza mund të martohet me princin Baldovino të Belgjikës.

Këtu, sa shpëtojmë nga shiu biem në breshër. Sapo kishim

1. Është zhdukur.

mbaruar së forcuari dyert e jashtme, filloi të dalë në skenë edhe një herë Van Mareni. Siç del, ka vjedhur miell patatesh nga magazina dhe do t'ia hedhë fajin Bepit. Në strehimin sekret padyshim mbretëron kaosi. Bepi nuk është në vete nga inati. Ndoshta zoti Kugler më në fund do ta përzërë këtë person të dyshimtë.

Këtë mëngjes ishte këtu ai blerësi i vjetërsirave nga Bethoven. Ai ofroi 400 gulden për sëndykun tonë; për mendimin tonë edhe ofertat e tjera janë shumë të ulta.

Dua të pyes në redaksinë e "De Prins" nëse është e mundur të botojnë një tregim timin, me pseudonim, afërmendsh. Por deri tani të gjitha krijimet e mia kanë qenë shumë të gjata, kështuqë nuk mendoj se do të kem shumë mundësi.

Mirë u pafshim, *darling*!

*Ana*

**E martë, 25 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Që prej dhjetë ditësh Duseli me Van Danin nuk flasin, sepse pas vjedhjes kemi marrë një seri masash paraprake sigurimi. Tani nuk lejohet më askush të shkojë poshtë mbrëmjeve. Peteri dhe zoti Van Dan e bënin xhiron e fundit çdo natë në nëntë e gjysmë. Pas kësaj, asnjeri nuk mund të zbresë poshtë. Pas orës tetë të natës ose pas orës tetë të mëngjesit nuk mund ta shpëlajmë më banjën. Dritaret mund të hapen vetëm në mëngjes kur ndizen dritat në zyrën e zotit Kugler dhe natën nuk mund të mbahen më gjysmë të hapura. Për shkak të kësaj të fundit, Duseli ka varur turinjtë.

Ai pohon se zoti Van Dan i bërtiti, por fajin e ka vetë. Ai thotë se më mirë do të jetonte pa ushqim sesa pa ajër dhe se thjesht duhet të gjejnë një mënyrë për t'i mbajtur dritaret hapur.

- Do të më duhet t'i flas zotit Kugler për këtë,- më tha mua. Unë u përgjigja se ne nuk diskutonim kurrë çështje të këtij lloji me zotin Kugler, por brenda për brenda grupit.

- Çdo gjë këtu bëhet pas shpine,- më tha ai.- Do të flas me babanë tënd.

Tani e tutje, të shtunave pasdreke dhe të dielave, ai nuk

duhet të shkojë më në zyrën e Kuglerit, sepse drejtori i Kegut mund ta dëgjojë, po të jetë aty pranë. Mirëpo Duseli ka shkuar. Van Danit i hipën nervat shumë dhe babai shkoi poshtë që të bisedojë me Duselin. Natyrisht, ai rreshtoi një varg budallallëqesh si argumente, por kësaj radhe s'i eci as me babain. Tani edhe babai i flet sa më pak që të jetë e mundur, sepse Duseli e ka lënduar. Nuk e dimë si, por duhet t'i ketë folur shumë rëndë.

Dhe të mendosh se ai ditëzi javën tjetër ka ditëlindjen. Si mund ta festosh ditëlindjen kur je me turinj të varur, si mund të pranosh dhurata nga njerëz që nuk do as t'u flasësh?

Shëndeti i zotit Voskil po merr me shpejtësi të tatëpjetën. Ai e ka pasur temperaturën 40 gradë, për më shumë se dhjetë ditë. Doktori tha se gjendja e tij është e pashpresë; ata mendojnë se kanceri i është përhapur në mushkëri. I gjori, do të dëshëronim kaq shumë ta ndihmonim, por tani mund ta ndihmojë vetëm Zoti!

Kam shkruar një tregim të bukur. E titullova "Blerri, zbuluesi i botës". Ua lexova tre vetëve, të cilët e pëlqyen shumë.

Jam akoma me grip dhe ia kam ngjitur sëmundjen si Margosë, ashtu edhe babait dhe mamasë. Të paktën, mos t'ia ngjis Peterit. Ai desh të më puthte edhe kështu e sëmurë siç isha, madje dhe më quajti Eldoradoja e tij! Sa i marrë dhe i dashur është!

*Ana*

**E enjte, 27 prill 1944**

*E dashur Kiti,*

Sot në mëngjes zonja nuk ishte në humor, vetëm ankohej, në fillim nga rrufa, pastaj se nuk kishte ilaçe për kollën, pastaj që i ishin bërë hundët plagë nga rrufa. Më vonë që dielli nuk del, që zbarkimi nuk bëhet, që nuk mund të shohim nga dritarja etj. Vdiqëm nga të qeshurit dhe ajo qeshi me ne (me sa duket, nuk ishte aq keq).

Receta jonë për patatet "chalêt", e përshtatur për shkak të mungesës së qepës:

Fut patatet e qëruara në grirëse dhe shton pak nga mielli

dhe kripa me triskë. Lyen me parafinë një formë apo një pjatë që i qëndron nxehtësisë dhe e pjek rreth dy orë e gjysmë. Serviret me komposto luleshtrydhesh të mykura. (Qepët nuk janë të disponueshme. As vaji për formën apo për brumin!)

Tani jam duke lexuar librin "Perandori Karli V", shkruar nga një profesor universiteti në Gotingen. Ai ka punuar dyzet vjet për këtë libër. Në pesë ditë kam lexuar pesëdhjetë faqe, më tepër nuk ishte e mundur. Libri ka 598 faqe. Tani mund të llogarisësh se sa kohë do më duhet për ta mbaruar. Pas këtij vjen edhe vëllimi i dytë! Sidoqoftë... është një libër shumë interesant.

Si është dita ime si nxënëse shkolle? Së pari, përktheva nga gjuha holandeze në anglisht një fragment nga beteja e fundit e Nelsonit. Më pas studiova mësimin për Luftën e Norvegjisë (1700 - 1721), për Peterin e Madh, Karlin XII, Augustin e Fortë, Stanislav Leshçinskin, Mazepën, Van Gërzin, Pomeraninë, Branderburgun, për Danimarkën dhe si gjithmonë për datat historike. Më vonë përfundova në Brazil, lexova diçka për duhanin e Bahias, për prodhimin e tepruar të kafesë, për një milion e gjysmë banorët e Rio de Zhanieros, për Pernambukun dhe San Paolon, për të mos folur për Rion e Amazonave. Zezakë, mulatë, metisë, të bardhë, që janë mbi 50% analfabetë - dhe të sëmurë me malarje. Meqë më mbetej ende kohë, i dhashë një dorë edhe një peme gjenealogjike: Jani i Vjetër, Uilljam Ludvigu, Ernest Kazimiri I, Henrik Kazimiri I deri te princesha e vogël Margaret Franciska (lindur më 1943 në Otava).

Ora 12: vazhdova të studioja në papafingo: priftërinj, peshkopë, papë dhe... çfarë mërzie, deri në orën një.

Pas orës dy, e gjora vajzë (ha, ha), prapë në punë: tani e kishin radhën majmunët platirinë dhe katarinë. Kiti, thuamë shpejt sa gishta ka një hipopotam?

Pastaj vjen Bibla, Arka e Noes, Semi, Hami dhe Jafeti. Pastaj "Karli V". Më vonë me Peterin lexojmë *Kolonelin* e Thekerejit në anglisht. Përsëritje fjalësh në frëngjisht dhe pastaj krahasim i Misisipit me Misurin.

Për sot mjaft! Lamtumirë!

*E jotja, Ana M.Frank*

E premte, 28 prill 1944

*E dashur Kiti,*

Më kthehet shpesh në mendje ëndrra me Peter Shifin (shiko fillimin e janarit). Edhe sot, kur e kujtoj, më duket se e ndiej akoma faqen e tij tek imja dhe nuk më hiqet ajo ndjesi e mrekullueshme që çdo gjë tjetër e zhvlerësonte. Edhe këtu me Peterin e kisha provuar një herë atë ndjesi, por kurrë kaq të fortë, deri... mbrëmë. Ishim ulur si zakonisht në divan, të përqafuar. Befas, Ana e zakonshme rrëshqiti tutje dhe aty mbeti një Anë tjetër, jo ajo mendjelehtë dhe mistrece, por ajo që vetëm dashuron dhe do të përkëdhelë.

Isha mbështetur tek ai fort dhe po ndieja mallëngjimin që po më zaptonte të tërën, sytë m'u rrëmbushën, nga syri i majtë një lot më ra mbi tuta, i djathti rrëshqiti nëpër hundë dhe përfundoi edhe ai aty. A e vuri re Peteri? Edhe nëse e kuptoi, nuk e bëri veten. Vallë ndien edhe ai si mua? Nuk e hapi gojën. Vallë e di që ekzistojnë dy Ana të ndryshme? Të gjitha pyetje pa përgjigje.

Në tetë e gjysmë u ngrita, u afrova te dritarja, zakonisht këtu përshëndetemi. Dridhesha si gjethe, vazhdoja të isha Ana nr.2, ai m'u afrua, unë i hodha krahun në qafë dhe i dhashë një të puthur në faqen e majtë, pastaj doja të kaloja tek e djathta, por goja ime takoi të tijën dhe ndaloi për pak. Gjithë ndrojtje u shtrënguam fort, edhe njëçik, edhe njëçik, për të mos rreshtur kurrë, oh...

Peteri ka nevojë për dashuri, për të parën herë në jetën e tij ka zbuluar një vajzë, për të parën herë në jetë ka parë se edhe vajzat më harrakate kanë diçka brenda, kanë një shpirt të butë dhe ndryshojnë, sapo i prek në shpirt. Për herë të parë në jetën e tij ai ka dhururar miqësi dhe dashuri nga vetja, kurrë më parë nuk ka pasur një mik apo një mike. Tani po, e gjetëm njëri-tjetrin. As unë nuk e kisha provuar më parë këtë ndjenjë, nuk kisha askënd kujt t'i hapja zemrën, por tani ia dola...

Po mua më rri si gozhdë në kokë kjo pyetje: A bëj mirë, a bëj mirë që po i bie në dorë kaq lehtë, që jam kaq e zjarrtë, e zjarrtë dhe plot dëshira, njësoj si Peteri? A duhet ta lëshoj veten kështu, unë që jam vajzë?

Ka vetëm një përgjigje: E dua kaq shumë... prej kaq kohësh,

ndihem e vetmuar dhe tashmë gjeta një ngushëllim!

Në mëngjes sillemi normalisht, pasdite po kështu, por në darkë na mbulon malli i gjithë ditës, gëzimi dhe dëshira e gjithë herëve të tjera dhe mendojmë vetëm për njëri-tjetrin. Çdo mbrëmje, pas puthjes së fundit do të doja t'ia mbathja me të katra, të mos e shihja më në sy, të ikja sa më larg, sa më larg, në errësirë, vetëm! E çfarë gjej, pasi zbres katërmbëdhjetë shkallare! Drita që shkëlqejnë, pyetje të pafund, qesëndisje dhe duhet të mos e bëj veten, për t'u dukur se nuk ka ndodhur asgjë.

E kam zemrën ende shumë të ndjeshme për të harruar një tronditje si ajo e mbrëmshmja. Ana e dashur dhe e ëmbël zgjohet rrallë tek unë, por kur shfaqet, është e vështirë ta nxjerrësh jashtë derës. Peteri më ka prekur në një thellësi ku askush tjetër nuk kishte arritur, përveç se në ëndërr. Peteri më ka prekur, më ka ndryshuar në thelbin tim. Nuk është e qartë, në fund të fundit, që njeriu duhet të gjejë pak qetësi jashtë, që të fitojë edhe qetësinë e brendshme?

Oh Peter, ç'ke bërë me mua? Çfarë do prej meje?

Ku do të shkojmë në këtë udhë? Tani po, që e kuptoj Bepin, tani që edhe vetë e përjetoj këtë ndjenjë, vetëm tani e kuptoj dyshimin e saj. Po të isha pak më e rritur dhe ai të më kërkonte të martoheshim, ç'do t'i thosha? Ana, rrëfehu e çiltër! Ti s'do të martoheshe kurrë me të, por edhe t'i largohesh nuk e ke lehtë! Nuk mund të thuhet që karakteri i Peterit është formuar si duhet, ai ka akoma pak energji, pak guxim dhe forcë vullneti. Është ende fëmijë, nuk është më i rritur se unë nga ana shpirtërore, ai kërkon vetëm lumturi dhe paqe shpirtërore. Edhe unë, sapo i kam mbushur të katërmbëdhjetat! Mos vallë jam ende një bibë? Vërtet nuk kam përvojë në asgjë? Jo, kam më shumë se të tjerët, kam jetuar diçka që ndoshta asnjë vajzë e moshë sime nuk e ka provuar.

Kam frikë nga vetja, trembem se nuk e përmbaj dot dëshirën time dhe lëshohem shpejt. Si mund të më ecë mirë më pas me djem të tjerë? Oh, sa e vështirë kur është zemra në luftë me arsyen. Gjithçka duhet bërë në kohën e duhur. Por ... a jam e sigurt unë se kam zgjedhur tamam kohën e duhur?

*E jotja, Ana M. Franku*

**E martë, 2 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Të shtunën në mbrëmje e pyeta Peterin a duhej, sipas tij, t'i thosha babait diçka për ne të dy, dhe ai, pasi e diskutoi paksa me mua, tha po. Isha e kënaqur, sepse kjo tregon edhe njëherë që ai ka qëllime të mira. Kësisoj, shkova drejt e te babai për të marrë ujë dhe kur mbërrita te shkalla, i thashë:- Baba, jam e sigurtë që ti e kupton që kur rrimë bashkë, Peteri dhe unë nuk qëndrojmë një metër larg njëri-tjetrit? Si thua, bëjmë keq?

Babai nuk u përgjigj aty për aty, u mendua një grimë e tha:- Jo, sipas meje nuk ka ndonjë të keqe, por kujdes Ana, në këtë ngushticë ku jetojmë, duhet të hapësh sytë. Shtoi dhe diçka nëpër dhëmbë dhe u kthyem lart.

Të dielën në mëngjes më thirri pranë vetes dhe më pëshpëriti:- Ana, e vrava mendjen edhe njëherë - dhe mua në këtë çast më përshkoi një e dridhur - dhe mendoj që nuk shkon kjo sjellje këtu në strehimin tonë. Unë kujtoja që ju ishit vetëm shokë. Peteri është i dashuruar me ty?

- As që bëhet fjalë,- iu përgjigja.

- E sheh, unë ju kuptoj shumë mirë, por ti duhet të jesh e matur, nuk duhet të shkosh lart kaq shpesh dhe as ta nxisësh më shumë sesa duhet. Në këto raste burri është ai që ka gjithmonë rolin kryesor, ndërsa gruaja duhet ta frenojë. Po të ishim jashtë, të lirë, do ndryshonte puna, do kishe shumë shokë e shoqe, do të shëtisje, do merreshe me sport dhe shumë gjëra të tjera, por këtu, po të qëndroni gjithnjë bashkë dhe pastaj don të ikësh, nuk ikën dot, jeni gjithmonë bashkë, nga mëngjesi në darkë.-Tregohu e matur, Ana, dhe mos e merr shumë seriozisht!

- Po sigurisht, baba! Gjithsesi, Peteri është një djalë për së mbari, baba!

- Ke të drejtë, por nuk ka karakter të fortë, ndikohet lehtazi nga të tjerët, për të mirë dhe për të keq. Shpresoj me gjithë zemër që të mbetet i mirë, sepse me të vetën ai i mirë është.

Folëm edhe pak dhe ramë në një mendje që babai do të fliste edhe me të.

Të dielën pasdite, në papafingo, Peteri më pyeti:

- Hë, Ana, fole me babain?

- Po,-i thashë. "Keq nuk bëni,- më tha,- por këtu, ku jemi bashkë gjithë ditën, mund të përplaseni kollaj me njëri-tjetrin."

- Por ne e kemi bërë me fjalë që nuk do të grindemi kurrë dhe, sa për mua, e di që do ta mbaj premtimin...

- Edhe unë, Peter, por babai mendonte ndryshe, oh, po harrova, ai kishte menduar që ne ishim vetëm shokë. Ti si thua, tani nuk mund ta mbajmë miqësinë?

- Unë po, po ti?

- Edhe unë. Ia thashë edhe babait që unë kam besim tek ty. Kam besim njëqind për qind tek ty, Peter, siç kam tek ai, dhe ma merr mendja që ti e meriton, si thua?

- Shpresoj se po. (Ishte skuqur e po merrte flakë).

- Kam besim tek ty, Peter,- vijova unë.- Më duket se ti ke një karakter të mirë dhe do ecësh në jetë.

Pastaj ndërruam muhabet dhe më vonë i thashë:- Po dolëm prej këtej, ti nuk do ma varësh më.

Ai u mbrojt:- Nuk është e vërtetë, Ana, si mund të të shkojë nëpër mend kjo gjë për mua.

Pastaj na thërritën.

Të hënën më rrëfeu që babai e kishte marrë mënjanë dhe i kishte folur:

- Babai yt thotë që miqësia jonë herët a vonë mund të kthehet në dashuri,- i ra shkurt ai.- Kurse unë i dhashë fjalën që do dimë të përmbahemi.

Tashmë babai do që unë të shkoj më pak mbrëmjeve aty lart, por mua nuk ma ka qejfi, jo vetëm sepse ndihem shumë mirë me Peterin, por edhe sepse i thashë që kam besim të plotë tek ai. Kam besim vërtet dhe dua t'ia demonstroj. Kuptohet, nuk mund ta bëj këtë, po qe se nga mosbesimi, nuk ngjitem më lart.

Jo, do të shkoj!

Ndërkaq drama e Duselit u zgjidh. Në mbrëmjen e së shtunës kërkoi ndjesë, duke folur një holandishte të saktë. Van Dani e fali. Me siguri që Duseli duhet ta kishte mësuar përmendësh këtë fjalim gjithë ditën e ditës.

Ditëlindja e tij të dielën kaloi qetësisht. Nga ne mori një shishe verë të zgjedhur të vitit 1919, nga Van Danët (që kësisoj patën mundësi t'i jepnin edhe dhuratën) një kavanoz me pikali dhe një pako brisqesh, nga Kugleri një shishe limonatë, nga

Mipi një libër, *Martijntje*, nga Bepi një vazo me lule. Ai na qerasi me nga një vezë.

*E jotja, Ana M. Franku*

**E mërkurë, 3 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Në fillim e kanë radhën të rejat e javës: politika ka shkuar për pushime, asgjë e re nga fronti. Dalëngadalë edhe unë u binda që zbarkimi do të ndodhë, nuk mund t'ua lënë të gjithë barrën rusëve; në fakt, as rusët tani për tani nuk po bëjnë gjë.

Zoti Klejman vjen tani çdo ditë në zyrë. Se ku ka gjetur ca susta të reja për divanin e Peterit, kështu që Peteri duhet të përveshë mëngët për t'i rregulluar. Natyrisht atij nuk ia ka ënda. Kugleri ka sjellë edhe pluhur kundër pleshtave të maceve.

A të kam rrëfyer që Mofi ynë është zhdukur? Që nga e enjtja e javës së shkuar është zhdukur pa lënë gjurmë. Pa fjalë që tashmë gjendet në parajsën e maceve, ndërsa ndonjë "mik i kafshëve" do të ketë shtruar një drekë të bollshme. Mbase edhe ndonjë çupke të përkëdhelur do t'i dhurojnë një berretë prej peliçeje. Peteri është bërë dhé.

Që prej dy javësh, të shtunave, hamë drekë në 11 e gjysmë. Që nesër ky do të jetë rregulli, kështu kursehet një vakt. Zarzavatet mezi gjenden: sot për drekë kishim sallatë lakrash, që kishin filluar të mbanin erë. Sallatë, spinaq dhe lakër, asgjë tjetër. Shtoji edhe patatet e prishura dhe del një mishmash fantastik!

Që prej dy muajsh nuk më kishin ardhur menstruacionet, por të dielën më së fundi më vizituan. Me gjithë bezdinë që të japin, jam e kënaqur që nuk më lanë në baltë më gjatë.

Siç mund ta marrësh me mend, banorët e strehimit, në kthetrat e dëshpërimit, shpesh thonë:- Përse shërbejnë luftërat, përse njerëzit nuk mund të jetojnë së bashku të qetë, përse duhet shkretuar çdo gjë?

Është një pyetje me vend, por deri më tani askush nuk ia ka gjetur përgjigjen. Përse në Angli vijojnë të prodhojnë aeroplanë gjithmonë e më të mëdhenj, bomba gjithmonë e më të rënda dhe ndërkaq shtëpi të gatshme për ndërtim? Përse çdo ditë shpen-

zohen miliona për luftën dhe asnjë qindarkë për mjekësinë, për artistët apo për të varfërit? Përse njerëzit duhet të vuajnë nga uria, kur në pjesë të tjera të botës ka ushqim me tepri, që shkon për qentë? Oh, përse njerëzit janë kaq të çmendur?

Unë nuk besoj se lufta është thjesht vepra e politikanëve dhe e kapitalistëve. Oh, jo, njerëzit e thjeshtë janë po aq fajtorë; përndryshe popujt dhe kombet do të ishin rebeluar shumë kohë më parë! Tek njerëzit ka një shtysë shkatërrimtare, shtysë për t'u rebeluar, për të masakruar dhe për të vrarë. Dhe derisa i gjithë njerëzimi pa përjashtim të ndryshojë, lufta do të vazhdojë dhe gjithçka që është ndërtuar me kujdes, është kultivuar dhe rritur, do të prishet dhe do të shkatërrohet vetëm për të filluar gjithçka përsëri!

Shpesh kam qenë zemërvrarë, por shpresa nuk më ka lëshuar kurrë, këtë jetë ilegalësh e shoh si një të keqe të domosdoshme që ka edhe anën e vet romantike dhe interesante. Në ditarin tim, të gjitha mungesat i përshkruaj si zbavitje. Jam angazhuar të bëj një jetë ndryshe nga ajo e vajzave të tjera edhe në një të ardhme, ndryshe nga shtëpiaket e zakonshme. Fillimi është interesant dhe kjo është arsyeja, e vetmja arsye për të cilën edhe në momentet më të rrezikshme duhet të shoh anën qesharake të situatës.

Jam ende e re dhe kam plot virtyte të pashfaqura, jam e re dhe e fuqishme dhe e përjetoj këtë si një aventurë të madhe, jam e zhytur në të dhe nuk duhet të qahem gjithë ditën se nuk argëtohem dot! Natyra është treguar bujare me mua, unë jam e gëzuar, shumë e qeshur dhe e fortë. Çdo ditë ndiej që rritem shpirtërisht dhe që liria po afrohet, ndiej magjepsjen e natyrës, ndiej mirësinë e njerëzve që kam përreth, ndiej dhe sa interesante dhe argëtuese është kjo përvojë. Përse pra, duhet të humbas shpresën?

*E jotja Ana M. Franku*

**E premte, 5 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Babai është i pakënaqur nga mua. Ai mendonte se pas bisedës së të dielës, nuk do të shkoja më aty sipër, të paktën me iniciativën time. Atij nuk ia ka qejfi të dëgjojë për "Knutscherei".[1] Kjo fjalë më rëndoi shumë, edhe diskutimi kishte qenë shumë i sikletshëm, tani pse duhej të më shikonte në dritë të keqe? Duhet patjetër t'i flas, që sot. Margoja më dha disa këshilla të mira, dëgjoje edhe ti se ç'kam ndër mend t'i them:

"Baba, ma merr mendja që ti pret që unë të shpjegohem dhe unë do ta bëj. E shoh që të kam zhgënjyer, prisje që unë të isha më kryeneçe, prisje që unë të sillesha si një katërmbëdhjetëvjeçare. Pikërisht këtu gabohesh!

Që kur jemi këtu, nga korriku i 1942-shit e deri disa javë më parë, për mua ka qënë një periudhë shumë e vështirë. Sikur ta dije sa lot kam derdhur mbrëmjeve, kur isha e dëshpëruar dhe fatkeqe, kur ndihesha e vetmuar, atëherë do ta kuptoje përse shkoj sipër. Dhe unë nuk arrita ta gjej paqen, sa hap e mbyll sytë, pa mamanë dhe babain pranë! Më kushtoi shumë mund e lot kjo pavarësi, që ty të tremb sot. Ti mbase mund të qeshësh dhe të mos më besosh, e ç'rëndësi ka, e di që jam e pavarur dhe nuk jua kam fare nevojën juve. T'i rrëfeva të gjitha këto, sepse mendova se përndryshe ti do të më akuzoje që i bëj gjërat prapa krahëve, por për veprimet e mia ka vetëm një gjykatës, vetja ime.

Kur isha në të keq, ju, dhe këtu përfshihesh edhe ti, nuk më mbështetët, madje përkundrazi, vetëm më bombardonit me qortime si mistrece, si njeri që marr zjarr lehtë etj. Kjo ndodhte sepse isha e trishtuar, shpërtheja dhe xhindosesha që të mbysja zërin që dëgjoja brenda vetes. Kam luajtur teatër për një vit e gjysmë, nuk e kam braktisur kurrë rolin tim, nuk jam qarë kurrë, por tani mjaft, ia dola mbanë, fitova. Ndihem e pavarur në shpirt dhe në trup, nuk më bën syri tërr, dhe nuk e ndiej nevojën e një nëne. Betejat që kam fituar, më kanë forcuar.

Dhe tani që beteja u kurorëzua me fitore, dua të eci me këmbët e mia në rrugën që kam zgjedhur vetë. As nuk duhet dhe as nuk mundesh të më shohësh si një 14-vjeçare, nuk do të pendo-

1. Puthje të vazhdueshme.

hem për atë që kam bërë dhe as do të prapsohem, do të veproj si është më e mira!

Me të mirë nuk do më ndalosh dot të ngjitem te Peteri, ose do zgjedhësh metodat e forta ose duhet të më besosh kryekëput, përndryshe, më lër rehat!"

*E jotja Ana M.Franku*

**E shtunë, 6 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Dje para se të uleshim për të ngrënë, i futa babait letrën në xhep. Margoja më tha se pasi e lexoi, iu prish çehrja dhe gjithë mbrëmjen nuk ishte në vete (unë isha lart, kisha radhën e larjes së enëve). I gjori Pim, duhet t'i kisha parashikuar pasojat e letërkëmbimit! Ai është kaq i ndjeshëm! I thashë edhe Peterit që nuk duhet ta ngacmojmë më me biseda. Deri tani Pimi nuk e ka hapur gojën, do ta bëjë ndonjëherë vallë?

Këtu është kthyer qetësia. Historitë që tregojnë Jani, Kugleri dhe Klejmani për çmimet dhe për njerëzit jashtë janë gati të pabesueshme; një çerek kg. çaj kushton 350 gulden, kafe 80 gulden, gjysmë kg. gjalpë 35 gulden, një vezë bën 1.45 gulden, 30 gr. duhan bullgar bëjnë 14 gulden. Të gjithë japin e marrin në tregun e zi, të gjithë kanë nga një gjë për të shitur. Çiraku i dyqanit tonë të bukës se ku na ka gjetur pak fije për të qepur e arnuar, 90 gulden për një rrotë të hollë fare, qumështitësi shet triska për ilegalët, një firmë varrimi shet edhe djathë. Çdo ditë dëgjojmë për vjedhje, plaçkitje në rrugë, vrasje. Policët dhe rojat e natës nuk ndryshojnë shumë nga hajdutët, të gjithë duan të fusin diçka në bark dhe meqë është e ndaluar të rrisësh rrogat, njerëzit duhet të ujdisen vetë. *Jugendpolizei* është vazhdimisht në punë, çdo ditë zhduken vajza të reja 15-16-17 vjeçe.

Dua të përpiqem që ta mbaroj tregimin tim për shtojzovallen Ellen. Mund t'ia dhuroj babait për ditëlindjen e tij, bashkë me të gjitha të drejtat e autorit!!

Mirë u pafshim! (Por, të themi të vërtetën, kjo përshëndetje nuk shkon. Në mbyllje të programeve të radios në gjermanisht, që trasmetohen nga Anglia, ata thonë *Auf wiederbören,* mirudë-

gjofshim. Kështu që unë po shkruaj: "Lamtumirë deri në letrën tjetër!")

*E jotja Ana M. Franku*

**E diel, mëngjes 7 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Dje mbasdite fola gjatë me babain. Unë derdha shumë lot, derdhi edhe ai. E di çfarë më tha Kiti?

"Gjatë jetës sime kam marrë shumë letra, por kjo ishte një bombë. Ti, Ana, që je rrethuar nga kaq dashuri, që ke prindër që janë gjithnjë gati për të të dëgjuar, që të kanë mbrojtur kurdoherë, në çdo rast; ti të thuash se nuk ndien asnjë detyrim ndaj nesh? Ti ta ndiesh veten të lënë pasdore? Jo, Ana, po na bie në qafë pa të drejtë!

Mbase nuk mendon tamam kështu, por ama e ke shkruar. Jo, Ana, këto qortime nuk i kemi merituar kurrsesi!"

E di që kam gabuar rëndë, mbase është gabimi më i madh i jetës sime. Me qarjet dhe britmat doja vetëm ta provokoja, ta nxisja që të më respektonte. Sigurisht, kam provuar në kurrizin tim shumë të këqija, madje nuk tërheq asgjë nga ato që kam thënë për mamanë, por që ta bëja me faj Pimin e shkretë, atë që çfarë nuk ka bërë dhe bën për mua, kjo është vërtetë e tepruar.

Mirë m'u bë që rashë nga ai piedestal i lartë ku e kisha vënë veten, dhe krenaria ime u bë copë e çikë, sepse më kishte hipur vetja në qejf si shumë. Jo të gjitha ato që sajon zonjusha Anë janë të mira! Ai që i shkakton një dëshpërim të tillë një njeriu, të cilit i betohet ditë e natë që e do shumë, dhe sidomos kur këtë e bën enkas, ai njeri është i vogël, është zemërngushtë!

Më vjen më shumë turp nga mënyra sesi më fali babai. Më tha që do ta djegë letrën në sobë. Tani sillet aq butë me mua, gati sikur të më kishte rënë në qafë ai mua. Oh, Anë, ke akoma shumë e shumë për të mësuar, përvish mëngët dhe mjaft, mos i shih të tjerët nga lart poshtë, duke i quajtur fajtorë!

Asgjë nuk më ka shkuar vaj deri tani, po se mos janë më mirë moshatarët e mi? Jam shtirur shumë dhe pa e kuptuar. Jam ndier e vetmuar, por ama kurrë deri në dëshpërim! Jo, jo si

babai, që më rrëfeu se një herë kishte mbajtur me vete një thikë nëpër rrugë për t'i dhënë fund jetës së vet!

Çfarë marre për mua, por ajo që u bë, nuk zhbëhet dot më. Të paktën të mos bëj të tjera gabime. Dua të filloj prapë nga e para, dhe nuk do ta kem vështirë, pasi tani mund të mbështetem edhe te Peteri. Me të në krah, mund t'ia nis një rruge të re! Nuk jam më vetëm, ai më do mua, edhe unë e dua. Kam librat e mi, shënimet dhe sidomos ditarin tim, pastaj dhe aq e shëmtuar nuk jam, as shumë torollake; jam tip gazmor dhe përpiqem të kem një karakter të mirë!

Po, Ana, ti e kishe nuhatur që letra jote ishte shumë e vrazhdë dhe e padrejtë, dhe megjithëkëtë ti ishe krenare! Tani dua përsëri ta marr si shembull babanë dhe do të përmirësohem me siguri!

*E jotja Ana M. Franku*

**E hënë, 8 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Të kam treguar ndonjëherë për familjen tonë? Mendoj se jo, prandaj më lejo të filloj. Babai u lind në Frankfurt mbi Main nga prindër shumë të pasur: Mikael Franko kishte një bankë dhe u bë milioner. Edhe prindët e Alis Sternit ishin të shquar dhe të pasur. Mikael Franku nuk e filloi si i pasur; ai ishte një njeri që u ngrit me forcat e veta. Në rininë e tij babai bëri jetën e djalit të një njeriu të pasur. Çdo javë pritje, ballo, bankete, vajza të bukura, vallëzime, darka, një shtëpi të madhe, etj. Pasi vdiq gjyshi, shumica e parave humbi dhe pas Luftës Botërore dhe inflacionit mbetën vetëm qindarka. Deri përpara luftës kishim akoma disa kushërinj të pasur. Pra, babai është edukuar me shumë kujdes. Dje i erdhi për të qeshur, sepse për herë të parë gjatë pesëdhjetë e pesë viteve të tij, ai fshiu në tryezë fundin e tiganit.

Familja e mamasë nuk ishte aq e pasur, por megjithatë në gjendje të mirë dhe ne kemi dëgjuar me gojë hapur histori për ballo private, darka dhe festa fejesash me nga 250 të ftuar.

Tani nuk jemi aspak të pasur, por unë i kam vënë të gjitha shpresat për pas luftës. Të siguroj se nuk jam e gatshme të bëj një

jetë borgjeze si mamaja dhe Margoja. Do të më pëlqente të kaloja një vit në Paris dhe në Londër, për të mësuar gjuhët dhe për të studiuar historinë e artit. Krahasoje këtë me Margonë që dëshiron t'u shërbejë të sapolindurve në Palestinë. Unë përfytyroj për vete fustane të mrekullueshme dhe njerëz magjepsës. Ashtu siç të kam treguar shumë herë më parë, dëshiroj të shikoj botën dhe të bëj gjithfarësoj gjërash emocionuese, prandaj ca para nuk bëjnë keq!

Sot në mëngjes Mipi na tregoi për fejesën e kushërirës së vet, ku ish ftuar të shtunën. Kushërira ka prindër të pasur, i fejuari është edhe më i pasur. Na erdhi zili kur na tregoi Mipi se çfarë kishin ngrënë: supë me zarzavate me copa mishi, feta buke të pjekur me djathë, antipastë me vezë, rostbif, pastaj verë dhe cigare, që të gjitha sipas dëshirës.

Mipi kish pirë dhjetë gota verë. Dhe kish pirë tre cigare. Dhe a e di se Mipi është armike e shpallur e alkoolit! Kur Mipi ka pirë kaq shumë, mendo sa do të ketë rrëkëllyer burri i saj! Gjatë festës natyrisht të gjithë u dehën pak. Aty kishin qenë edhe dy oficerë nga policia kriminale, të cilët i kishin bërë fotografi çiftit. Mipi nuk i harron kurrë "refugjatët" e vet. Ajo kishte marrë shënim emrat dhe adresat e tyre, që t'i ketë gati në qoftë se ndodh gjë dhe del nevoja për holandezë për së mbari, në atë rast ajo do t'u drejtohet atyre.

Na u tha pështyma në gojë kur Mipi na foli për ato ushqime të bollshme dhe kujt, neve që për mëngjes mjaftohemi me dy, tri lugë qull dhe që na gërryen stomaku nga uria, neve që çdo ditë hamë spinaq gjysmë të zier (që të marrim vitamina) dhe patate të prishura, neve që në stomakun e zbrazët rrasim vetëm sallatë, lakra e spinaq dhe prapë spinaq! Ndoshta do të bëhemi ndonjëherë të fortë si Popei,[1] megjithëse nuk ka shenja për këtë.

Sikur të kishim shoqëruar Mipin në atë fejesë, sigurisht nuk do të kish tepruar shumë për të ftuarit e tjerë. Sikur të kishim qenë ne atje, do t'i kishim rrëmbyer të gjitha duke përfshirë edhe mobiljet. Të jesh e bindur se fjalët e Mipit sikur ia thithnim nga goja, ndërsa ishim ulur rreth saj, tamam sikur të mos e kishim dëgjuar kurrë për gostira të tilla dhe për njerëz elegantë. Ne, mbesat e milionerit të famshëm. Bota është çmendur vërtet!

*Ana*

1. Një pesonazh nga filmat vizatimorë të Uolt Disneit

E martë, 9 maj 1944

*E shtrenjta Kiti,*

Tregimin për magjistaren Ellen e përfundova. E kopjova në letër të pastër, e zbukurova me laps të kuq dhe i lidha me kujdes fletët. Ka dalë shumë bukur, por jam në mëdyshje: mos është pak për ditëlindjen e babait? Mamaja dhe Margoja kanë thurur vjersha për këtë ditë.

Sot pasdite erdhi zoti Kugler që solli lajmin se zonja Broks, duke filluar nga e hëna, do të qëndrojë këtu nga dy orë çdo ditë, që të bëjë pushimin e drekës. Mendo pak! Askush nga zyra nuk mund të ngjitet tek ne, patatet nuk na i sjellin dot në atë kohë, Bepi do të mbetet pa ngrënë, ne nuk do të shkojmë dot në WC, nuk duhet të bëjmë çap, dhe ca bezdira të tjera që nuk po i përmend. Nisëm të propozojmë gjërat më të çuditshme si e si ta hiqnim qafe. Sipas Van Danit, nuk do të ishte keq të fusnim një purgativ në kafenë e saj.- Jo,- tha zoti Klejman,- të lutem jo, përndryshe ajo nuk do të zbriste më nga froni.

Plasi gazi.- Nga cili fron?- pyeti zonja Van Dan,- Ç'do të thotë kjo fjalë? Të gjithë u angazhuam të sqaronim madamën.- A mund ta përdor kudo këtë fjalë?- pyeti ajo si fëmijë naiv.- Përfytyro pakëz,- pëshpëriti Bepi,- sikur të shkosh drejt e te magazina Bijenkorf[1] dhe të pyesësh se ku është froni. Do të ngeleshin pa gojë!

Duseli tashmë ulet çdo ditë "në fron" (për të përdorur të njëjtën fjalë) në orën dymbëdhjetë e gjysmë. Në drekë mora guximin dhe shkrova mbi një copë letër të kuqe:

*Orari për shfrytëzimin e WC-s, për* zotin Dusel

| | |
|---|---|
| Në mëngjes | 7.15 - 7.30 |
| Në drekë | pas orës 13 |
| Më vonë | sipas dëshirës! |

Këtë mesazh e ngjita te dera jeshile e banjos, ndërsa ai ishte ende brenda. Desha të shtoja: "Në rast se kjo rregullore shkelet, dera do të mbyllet me çelës." Dera e WC-së sonë mbyllet edhe nga brenda, edhe nga jashtë.

1. Magazinë e madhe në Amsterdam.

Shakaja e fundit e zotit Van Dan:

Pas një mësimi për Adamin dhe Evën, një djalë trembëdhjetëvjeçar pyeti të atin, "Më thuaj baba, si linda unë?"

"Epo,- u përgjigj babai,- lejleku të nxori nga oqeani, të vuri në shtratin e mamasë dhe e kafshoi atë fort në këmbë. Asaj i doli kaq shumë gjak, saqë iu desh të rrijë një javë në shtrat."

Djali i pakënaqur nga përgjigjja, shkoi tek e ëma.

"Më thuaj mama,- pyeti ai,- si ke lindur ti dhe si kam lindur unë?"

E ëma i tregoi po të njëjtën histori. Më në fund, duke shpresuar të dëgjojë të vërtetën, shkoi te gjyshi. "Më thuaj gjysh,- i tha,- si ke lindur ti dhe si ka lindur vajza jote?" Dhe, për herë të tretë, atij i treguan të njëjtën histori.

Atë natë ai shkroi në ditarin e vet: "Pas një hetimi të kujdesshëm, duhet të pohoj se në familjen tonë nuk ka pasur marrëdhënie seksuale gjatë tre brezave të fundit!"

Kam akoma punë për të bërë, ora është tre.

*E jotja Ana M.Frank*

P.S. Meqë të kam përmendur pastruesen e re, dua vetëm të shënoj se ajo është e martuar, është gjashtëdhjetë vjeç dhe nuk dëgjon mirë nga veshët! Shumë e leverdisshme, duke pasur parasysh gjithë zhurmën që mund të bëjnë tetë njerëz që fshihen.

Ah, Kiti, ç'mot i bukur që është! Sikur të dilja jashtë!

**E mërkurë, 10 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

dje pasdite po rrinim në hatulla duke mësuar frëngjisht, kur befas m'u duk se dëgjova një çurgë uji pas meje. Pyeta Peterin çfarë mund të ishte, por ai nuk më ktheu përgjigje, u turr në papafingo, ku mendonte që do ta gjente shkaktarin. Me një lëvizje të vrazhdë, ai e kapi fort Mushin, që ishte ulur aty pranë, ku vendi ishte i lagur. U bë një rrëmujë dhe Mushi, që ndërkaq e kishte përfunduar "detyrën", zbriti poshtë. Për rehatinë e vet, macja ishte ujdisur në një cep ku kishte një turrë tallashi, por urina e tij kishte përçuar deri poshtë, pikërisht mbi fuçinë me

patate. Tavani po pikonte dhe, meqë edhe dyshemeja e strehimit nuk është pa plasaritje, disa pika të vogla të verdha ranë drejt e në tryezën e ngrënies, midis një grumbulli çorapesh dhe librash.

U bëra dysh nga e qeshura, ishte një pamje vërtet qesharake. Mushi i strukur poshtë një karrigeje, Peteri i armatosur me ujë, pluhur larës dhe një copë leckë dhe zoti Van Dan në përpjekjen e pafat për qetësi. Dhoma u rregullua shpejt, por dihet që çiçi i maces mban erë për qamet. E vërtetuan këtë edhe patatet dhe ashklat që mori babai mbrëmë, në një kovë, dhe i solli poshtë për t'i djegur. Akoma qelbeshin!

I shkreti Mush! Si ta kuptojë që nuk gjendet më torfë për të?

*Ana*

**E enjte, 11 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

ja edhe një histori tjetër zbavitëse!
Peteri duhej të qethej. Si gjithnjë, parrukierie ishte e ëma. Në orën shtatë e njëzet e pesë, Peteri u zhduk në dhomën e tij dhe befas doli, gati lakuriq, vetëm me rroba banjoje dhe këpucë atletike.

- Do të vish?- e pyeti të ëmën.

- Po, por nuk po gjej gërshërët!

Peteri e ndihmoi të gjente gërshërët, duke i bërë përshesh të gjitha sendet e tualetit të zonjës Van Dan.

- Mos bëj rrëmujë Peter!- e qortoi ajo.

Se çfarë u përgjigj Peteri, nuk e di, por me sa duket zonjës i dogji shumë, sepse ajo i ra me një dackë. Në çast kërciti edhe dacka e të birit që ia ktheu, pastaj ajo e goditi me sa i hante dora, dhe Peteri e tërhoqi krahun, duke e qesëndisur.

- Eja tani, plakë!

Zonja nuk lëvizi, Peteri e kapi nga duart dhe e tërhoqi nëpër gjithë dhomën. Ajo qante, qeshte, bërtiste dhe e kërcënonte, por më kot. Peteri e çoi të burgosurën e tij gjer te shkalla, ku pastaj iu desh ta linte. Zonja Van Dan u kthye në dhomë dhe u shemb në kolltuk, duke iu marrë fryma.

- Die Entführung der Mutter[1],- komentova duke qeshur.

- Po, por ai më goditi!

Iu afrova ta shihja dhe ia freskova pulset e skuqura e të nxehta me pak ujë. Peteri, te shkalla, po e humbte durimin. Hyri prapë në dhomë, duke rrotulluar një rrip në dorë, tamam si zbutës kafshësh. Por zonja Van Dan nuk donte t'i binte pas, rrinte ulur te tryeza e punës dhe po kërkonte shaminë e saj.- Më parë duhet të më kërkosh të falur!

- Epo mirë, të lutem më fal, përndryshe do na zërë nata.

Ajo qeshi nga zori, u ngrit dhe shkoi te dera. Aty ndjeu nevojën të na sqaronte (isha unë, babai dhe mamaja që po lanim pjatat).

- Në shtëpi nuk sillej kështu,- tha ajo,- atje do t'ia kisha dhënë një dackë të mirë, sa të fluturonte nga shkallët(!). Nuk ka qenë kurrë kaq i pacipë; atje hante dru po të përgjigjej në këtë mënyrë. E ka fajin edukata e sotme! Ah, këta fëmijët e sotëm! Unë nuk do ta kapja kurrë mamanë time ashtu. Ju, zoti Frank, do ta trajtonit kështu nënën tuaj?

Nuk ishte në vete, ecte sa andej-këtej, herë pyeste, herë përgjigjej vetë, nuk vendoste të ngjitej lart. Më në fund u qetësua dhe u ngjit, por pa kaluar as pesë minuta, zbriti prapë, me fytyrën që po i merrte flakë. E hodhi përparësen tutje dhe pyetjes sime në kish mbaruar punë, iu përgjigj se do të zbriste poshtë. Zbriti shkallët si furtunë, me sa duket për t'u hedhur në krahët e Putit të saj.

Nuk erdhi lart deri vonë. Në orën tetë u kthye në krah të të shoqit. Peterin e thirrën poshtë dhe i dhanë një dush të mirë. Më zuri veshi nga të gjitha sharjet:- Maskara, i paedukuar, ndyrësirë. Ana kështu... Margoja ashtu...

Natyrisht nesër do të mbretërojë përsëri qetësia dhe dashuria.

*E jotja Ana M. Frank*

P.S. Të martën dhe të mërkurën në mbrëmje mbretëresha jonë e dashur iu drejtua vendit. Ajo do të bëjë ca pushime, që të kthehet top në Holandë.

Ajo përdori fjalë si "së shpejti, kur të kthehem në Holandë,"

1. Grabitja e nënës.

"një çlirim i shpejtë," "heroizëm" dhe "barrë e rëndë."

Kjo u pasua nga një fjalim i kryeministrit Gerbrandi. Ai ka një zë të tillë gërvishtës prej fëmije, saqë mamaja instinktivisht psherëtiu, "Oooh." Një prift që duhet ta kishte marrë hua zërin nga zoti Edel, e përfundoi fjalimin duke iu lutur Zotit të kujdesej për çifutët, për të gjithë ata që gjendeshin nëpër kampet e përqendrimit dhe nëpër burgje dhe për të gjithë ata që punonin në Gjermani.

**E premte, 11 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Meqë e kam lënë lart "kutinë time me të gjitha mjetet" - duke përfshirë stilografin - dhe nuk më lejohet të shqetësoj të rriturit gjatë kohës së tyre të dremitjes (deri në dy e tridhjetë), s'ke ç'bën, duhet të kënaqesh me një letër të shkruar me laps.

Kam një mal me punë për të bërë dhe, megjithëse mund të duket e çuditshme, nuk kam kohë t'i kryej të gjitha. A do të t'i numëroj shkurt çfarë kam? Ja: deri nesër duhet të mbaroj së lexuari pjesën e parë të biografisë së Galileo Galileut, sepse duhet kthyer libri në bibliotekë. Dje e fillova, dhe kam arritur në faqen 220 nga 320 faqe që ka, por do ta mbaroj. Javën tjetër duhet të lexoj *Palestina në udhëkryq*[1] dhe vëllimin e dytë të biografisë së Galileut... Dje mbarova së lexuari biografinë e perandorit Karli V dhe duhet të studioj shënimet e shumta dhe të dhënat gjenealogjike që nxora. Pastaj duhet të mësoj tri faqe me fjalë të huaja, që të gjitha duhet t'i shkruaj, t'i mësoj përmendësh dhe t'i shqiptoj me zë të lartë. Në vend të katërt janë yjet e kinemasë, duhet të rregulloj koleksionin e fotografive të tyre, që kanë marrë dhenë dhe mezi presin të vihen në rregull. Por pasi të gjitha këto duan ditë me radhë dhe profesoresha Ana, siç thashë, tani është e zhytur në punë, kaosi do të mbesë kaos. Pastaj edhe Tezeu, Edipi, Peleu, Orfeu, Jazoni dhe Herkuli presin të vihen në rregull sepse në kokën time, heroizmat e tyre janë thurrur me njëra-tjetrën si fijet e një trikoje. Edhe Mironi dhe Fidiasi kanë nevojë për një trajtim të menjëhershëm, për të mos dalë nga

1. Palestina op de tweesprong.

fusha... po kështu do të vazhdoj edhe studimin për luftërat shtatëvjeçare dhe nëntëvjeçare, tani për tani më janë bërë përshesh në kokë. Si t'ia bëj, kam kujtesë të dobët... mendo pak, si do katandisem kur të bëhem 80 vjeç!

Oh, edhe një gjë tjetër. Bibla. Sa kohë do të duhet përpara se të arrij tek historia e banjës së Suzanës? Dhe ç'duan të thonë me historinë e Sodomit dhe Gomorrës? Oh, ka akoma kaq shumë për të zbuluar dhe mësuar. E kam lënë në baltë edhe Lizelotë Von der Falcin.

E sheh, Kiti, sesi jam e zënë deri në grykë?

Hajt, ndryshojmë temë: ti e di me kohë se ëndrra ime më e madhe është që të bëhem gazetare dhe më vonë shkrimtare me famë. Të shohim, nëse do të më realizohen ndonjëherë këto prirje (ose t'i quaj më mirë mani) për t'u bërë e famshme, do rrojmë dhe do shohim. Sidoqoftë, pas luftës do të botoj një libër "Strehimi sekret". Nuk e di nëse do t'ia dal, por ditari im do më ndihmojë shumë.

Po ashtu duhet të përfundoj tregimin "Jeta e Kedit." E kam menduar pjesën tjetër të subjektit. Pasi mjekohet në sanatorium, Kedi kthehet në shtëpi dhe vazhdon t'i shkruajë Hansit. Është viti 1941 dhe asaj nuk i duhet shumë kohë që të zbulojë simpatinë e Hansit për nazizmin dhe meqë Kedi është shumë e interesuar për gjendjen e vështirë të hebrenjve dhe të shoqes së saj Marianës, midis tyre çahet diçka. Ata takohen dhe kthehen sërish së bashku, por prishen dhe Hansi zë një të dashur tjetër. Kedi lëndohet thellë dhe meqë dëshiron të bëhet e dobishme, studion për infermiere. Pas mbarimit të shkollës, me nxitjen e miqve të babait të saj, ajo pranon një vend si infermiere në një sanatorium për të sëmurë me turbekuloz në Zvicër. Gjatë pushimeve ajo shkon në liqenin e Komos, ku rastësisht takon Hansin. Ai i kallëzon se para dy vjetësh ishte martuar me atë që i zuri vendin Kedit, por gruaja e tij kishte vrarë veten në një çast depresioni. Tani që e pa përsëri Kedin e tij të vogël, ai e kupton se sa shumë e dashuron dhe i kërkon edhe njëherë dorën për t'u martuar. Kedi e refuzon edhe pse ajo e dashuron po aq sa më parë. Por nuk e lë krenaria. Hansi largohet dhe shumë vite më vonë Kedi mëson se ai është plagosur në Angli, ku më shumë është i

sëmurë sesa shëndoshë e mirë.

Kur mbush njëzet e shtatë vjeç, Kedi martohet me një njeri të pasur nga fshati, të quajtur Simon. Ajo e do atë, por jo aq sa Hansin. Ka dy vajza dhe një djalë, Liljanën, Juditën dhe Nikon. Ajo dhe Simoni janë të lumtur bashkë, por Hansi është gjithmonë në mendjen e saj, derisa një natë ajo e ëndërron dhe i thotë lamtumirë përgjithmonë.

Nuk është një budallallëk sentimental: bazohet në historinë e jetës së babait.

*E jotja Ana M.Frank*

**E shtunë, 13 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Dje babai kishte ditëlindjen dhe 19-vjetorin e martesës me mamanë. Pastruesja nuk ishte poshtë dhe dielli shkëlqente si asnjëherë tjetër gjatë këtij viti. Gështenja jonë është në lulëzim të plotë dhe duket shumë më e bukur se vitin e kaluar.

Klejmani i dhuroi babait një biografi të Lineut, Kugleri një libër tjetër për natyrën, Duseli "Amsterdami në ujë" dhe Van Danët një kuti shumë të madhe, që dukej sikur kishte dalë nga duar mjeshtërish. Brenda kishin vënë tri vezë, një shishe birrë, një kavanoz me kos, dhe një kollare të gjelbër. Në krahasim me gjithë këto gjëra, kavanosi ynë me shurup, dukej pesë me hiç.

Trëndafilat e mi kanë një aromë të mrekullueshme, gjë që nuk mund të thuhet për karafilat e Mipit dhe të Bepit. Sidoqoftë, ishin shumë të bukur. Shumë e llastuan babanë. Simeonët i kanë sjellë pesëdhjetë pasta - ç'mrekulli! Vetë babi na qerasi me kuleçë me mjaltë, birra për zotërinjtë, kos për zonjat.Çdo gjë shkoi më së miri.

*E jotja Ana M. Frank*

**E martë, 16 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

sa për njoftim (meqë prej kohësh nuk të kam folur për të tilla gjëra), dua të përshkruaj sot një diskutim të vogël që u zhvillua dje mes zotërinjve të rritur Van Dan.

Zonja Van Dan: "Gjermanët ndërkohë do të kenë forcuar shumë bregdetin e Atlantikut. Domosdo që ata do të bëjnë ç'është e mundur, për t'i ndaluar anglezët. Është e frikshme forca e gjermanëve!"

Zoti Van Dan: "Oh, po, e frikshme!"

Zonja Van Dan: "Kështu është!"

Zoti Van D.: "Kaq të fortë, saqë në fund do ta fitojnë se s'bën luftën, këtë do të thuash?"

Zonja Van D.: "Mundet. Nuk jam e bindur që nuk do ta fitojnë."

Zoti Van D.: "S'do të përgjigjem fare për këtë."

Zonja Van D.: Ti përgjigjesh gjithmonë. Çdo herë të bëj për vete."

Zoti Van D.: "Jo, nuk më bën.

Zonja Van D.: "Po ti e ke gjithmonë një përgjigje dhe, sipas teje, duhet të kesh gjithmonë të drejtë! Kur flet, duhet të arsyetosh. Parashikimet e tua nuk vërtetohen."

Ai: "Deri tani janë vërtetuar".

Ajo: "Nuk është e vërtetë. Sipas teje, zbarkimi do të bëhej vitin e kaluar, me Finlandën do të bëhej paqe, Italia do të kishte kapitulluar deri në dimër; rusët do të ishin në Lvov. Oh, parashikimet e tua janë një vërë në ujë!

Ai (duke u ngritur):- Tani mbylle sqepin. Herët a vonë do ta provoj se kam të drejtë. Budallallëqet e tua më kanë ardhur në majë të hundës. Vetëm prit, pa një ditë unë do të t'i përplas në fytyrë gafat e tua! (Fundi i aktit të parë)

Në të vërtetë, unë s'e përmbajta dot gazin, po ashtu edhe mamaja, kurse Peteri po përmbahej. O zot, çfarë budallenjsh janë të rriturit, që duhet të mësonin vetë më parë, para se të kritikonin bijtë!

Që nga e premtja kemi filluar t'i mbajmë përsëri të hapura dritaret natën.

*E jotja Ana M. Frank*

Për çfarë interesohet familja jonë e strehimit
(*Një analizë sistematike e kurseve dhe e leximeve*)
*Zoti Van Dan.* Nuk studion kurrë; herë pas here shfleton enciklopedinë Knaur[1] dhe një *Lexicon;* i pëlqen të lexojë tregime me detektivë, libra mjekësorë dhe histori dashurie emocionuese ose banale.

*Zonja Van Dan.* Ndjek një kurs me korrespondencë në anglisht; i pëlqen të lexojë romane biografike dhe ndonjëherë lloje të tjerë romanesh.

*Zoti Frank.* Po mëson anglisht (Dikensin!) dhe pak latinisht; nuk lexon kurrë romane, por i pëlqejnë përshkrimet serioze mjaft të thata të vendeve dhe popujve.

*Zonja Frank.* Një kurs me korrespondencë në anglisht; lexon çdo gjë, me përjashtim të tregimeve me detektivë.

*Zoti Dusel.* Po mëson anglisht, spanjisht dhe holandisht pa rezultate të dukshme; lexon çdo gjë; kur gjykon, shkon sipas mendimit të shumicës.

*Peter Van Dani.* Po mëson anglisht, frëngjisht (kurs me korrespondencë), stenografi në holandisht, anglisht dhe gjermanisht, letërkëmbimin komercial në anglisht, zdrukthtari, ekonomi dhe ndonjëherë matematikë; lexon rrallë, ndonjëherë gjeografinë.

*Margo Franku.* Kurse me korrespondencë në anglisht, frëngjisht dhe latinisht, stenografi në anglisht, gjemanisht dhe holandisht, trigonometri, mekanikë, fizikë, kimi, algjebër, gjeometri, letërsi angleze, letërsi franceze, letërsi gjermane, letërsi holandeze, kontabilitet, gjeografi, histori moderne, biologji, ekonomi; lexon gjithçka, kryesisht për fenë dhe mjekësinë.

*Ana Franku.* Stenografi në frëngjisht, anglisht, gjermanisht dhe holandisht, gjeometri, algjebër, histori, gjeografi, histori arti, mitologji, biologji, historinë e Biblës, letërsi holandeze; i pëlqen të lexojë biografi të mërzitshme apo emocionuese dhe libra historikë (ndonjëherë romane dhe lexime zbavitëse).

1. Enciklopedi e njohur gjermane.

**E premte, 19 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Dje isha shumë keq, volla (oh, e shkreta Anë), kisha dhimbje koke, dhimbje barku, me një fjalë të gjitha të këqijat e botës. Sot jam për mrekulli. Kam shumë uri, por fasulet e murrme, që janë në menunë e ditës nuk do t'i ha.

Mes meje e Peterit gjithçka shkon më së miri. I gjori djalë, ka nevojë për dashuri e përkëdheli më shumë sesa unë. Çdo mbrëmje Peteri skuqet i tëri kur puthemi para se të ndahemi dhe zakonisht më lutet edhe për një tjetër. Ndoshta unë kam zënë vendin e Mofit? Nuk më vjen keq, kur shoh sa i lumtur ndihet tani që e di se dikush e do.

Pas kësaj fitoreje të vështirë, i kam marrë unë frenat, por mos kujto se më është pakësuar dashuria. Ai është shumë i dashur; por përsëri unë jam mbyllur në kullën time. Në qoftë se ai dëshiron ta thyejë edhe një herë drynin, duhet të robërohet shumë.

*E jotja Ana M. Franku*

**E shtunë, 20 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Mbrëmë, kur zbrita nga papafingoja, vura re aty për aty vazon me karafila përtokë, mamanë të ulur në gjunjë dhe që po fshinte dyshemenë, ndërsa Margonë duke mbledhur fletoret e mia nëpër dysheme.- Çfarë ndodhi?- pyeta dhe në zemër kisha një parandjenjë të keqe. Pa pritur përgjigjen, u përpoqa të llogarisja dëmin që ishte bërë. Gjithë dosja ime me pemët gjenealogjike, fletoret dhe librat kullonin ujë. Isha gati të shpërtheja në lot, kaq u hutova, sa nisa të belbëzoj në gjermanisht. Nuk më kujtohen fjalët që lëshova; por Margoja thotë se belbëzoja fjalë si *"unübersehbarer Schade, schrecklich, entsetzlich, nie zu ergänzen"*[1] dhe fjalë të tjera. Babai po thyhej në dysh nga të qeshurat dhe mamaja me Margonë i shkuan pas, por mua më vinte të shkrehesha në lot për gjithë atë punë që më kishte humbur, dhe për

1. "Dëm i pallogaritshëm, i tmerrshëm, i pandreqshëm!"

shënimet e mia të përpunuara me aq hollësi.

Pasi e pashë mirë, *"unübersehbarer Schade"* nuk m'u duk aq i rëndë. U ngjita lart dhe fillova të ndaj me kujdes letrat e ngjitura njëra me tjetrën. Pastaj i vara në litarin e rrobave. Ishte një pamje zbavitëse dhe me gjithë mërzinë, unë u shkriva në gaz: Maria de Mediçi rrinte ngjitur me Karlin V, Vilhelm von Oranxhi me Maria Antonetën.

- Çfarë *Rassenschande,*[1]- komentoi duke qeshur zoti Van Dan.

Mbasi ia besova letrat e mia Peterit, zbrita prapë poshtë.

- Cilat libra janë prishur?- e pyeta Margonë, e cila po kontrollonte thesarin tim.- Algjebra,- ma priti ajo.

Por, mjerisht, algjebra nuk ish prishur krejt. Sa mirë sikur ky libër të kish rënë brenda në vazo. Nuk kam urryer asnjë libër sa këtë libër algjebre. Brenda janë të paktën njëzet emra vajzash, që e kanë pasur këtë libër më parë; është i vjetër, i zverdhur i shkarravitur dhe i korrigjuar. Kur të më hipë ndonjëherë, do ta bëj copë-copë!

*Ana*

**E hënë, 22 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Më 20 maj babai humbi 5 kutia me jogurt në një bast që kishte vënë me zonjën Van Dan. Zbarkimi nuk u bë. Mund të them me bindje që i gjithë Amsterdami, e gjithë Holanda, madje i gjithë bregdeti perëndimor i Europës deri në Spanjë flet, diskuton, vë bast dhe ... shpreson për zbarkimin.

Pasiguria është rritur në kulm; jo të gjithë njerëzit që ne i quajmë holandezë "të mirë" e ruajtën besimin ndaj anglezëve, jo të gjithë mendojnë se plani i mashtrimit anglez është një lëvizje mjeshtërore strategjike. Oh jo, njerëzit duan vepra - vepra të mëdha heroike!

Asnjeri nuk mund të shikojë më larg sesa hunda e vet, askujt nuk i shkon mendja tek fakti se anglezët po luftojnë për vendin

1. Krim racist: term i përdorur nga nazistët për të emërtuar marrëdhëniet seksuale midis njerëzve të racave të ndryshme.

dhe për popullin e tyre; të gjithë mendojnë se është detyra e Anglisë ta shpëtojë Holandën sa më shpejt. Çfarë detyrimi kanë anglezët ndaj nesh? Çfarë kanë bërë holandezët për të merituar këtë ndihmë bujare që e presin kaq të sigurt? Oh jo, holandezët janë gabuar shumë. Pavarësisht nga bllofet e tyre, anglezët sigurisht nuk duhet të fajësohen për luftën më shumë sesa të gjitha vendet e tjera të mëdha dhe të vogla, që tani janë të pushtuara nga gjermanët. Anglezët nuk do të kërkojnë falje; vërtet që ata flinin gjatë viteve që Gjermania po armatosej, por edhe të gjitha vendet e tjera, veçanërisht ato në kufi me Gjermaninë, po ashtu ia kishin marrë gjumit. Anglia dhe pjesa tjetër e botës e ka zbuluar se të fshehësh kokën në rërë, nuk të sjell dobi dhe tani secili prej këtyre vendeve, veçanërisht Anglia, duhet të paguajë një çmim të madh për politikën e strucit që ka ndjekur.

Asnjë vend nuk i sakrifikon njerëzit e vet pa shkak dhe sigurisht jo në interes të një tjetri. Anglia nuk bën përjashtim. Pushtimi, çlirimi dhe liria do të vijnë një ditë; e megjithatë do të jetë Anglia, dhe jo territoret e pushtuara që do ta zgjedhin momentin.

Me shumë dhimbje dhe pikëllim mësuam që shumë njerëz kanë ndryshuar qëndrim ndaj çifutëve. Kemi dëgjuar që antisemitizmi ka depërtuar edhe në mjedise ku më parë as që mund të paragjykohej. Që të tetë ne kemi mbetur fort të zhgënjyer nga ky fakt. Shkaku për urrejtjen është i kuptueshëm, ndoshta edhe njerëzor, por kjo nuk e bën atë të drejtë. Sipas të krishterëve, çifutët po ua rrëfejnë sekretet e tyre gjermanëve, duke i denoncuar ndihmësit e tyre dhe duke u shkaktuar atyre fatin dhe dënimet e tmerrshme të shumë të tjerëve. E gjitha kjo është e vërtetë. Por ashtu si me çdo gjë, çështja duhet parë nga të dy anët: A do të vepronin të krishterët ndryshe, po të ishin në vendin tonë? A mundet një njeri, hebre apo i krishterë, të rrijë i heshtur përballë dhunës gjermane? Të gjithë e dinë se praktikisht është e pamundur, pra përse u kërkojnë çifutëve të pamundurën?

Në rrethet klandestine thuhet se çifutët gjermanë që kanë imigruar në Holandë përpara luftës dhe që tani janë dërguar në Poloni, nuk do të lejohen të kthehen këtu. Ata e kishin fituar të drejtën e qëndrimit në Holandë, por me të rënë Hitleri, duhet të

kthehen në Gjermani.

Kur i dëgjon këto, a nuk të vjen e natyrshme pyetja se përse po zhvillohet kjo luftë kaq e gjatë dhe e vështirë?! Të gjitha anët thonë që luftojnë bashkë për lirinë, të vërtetën dhe të drejtën, po nëse tani, kur ende luftohet, bëhen të tilla dallime, përse hebrenjtë nuk duhet të jenë si të tjerët? Oh, çfarë trishtimi! Për të njëmijtën herë vërtetohet fjala e urtë: "Një i krishterë përgjigjet vetë për atë që bën, ndërsa për një çifut e pësojnë të gjithë çifutët."

Me të vërtetë nuk arrij ta kuptoj si holandezët, një popull i mirë, i ndershëm dhe i drejtë, të na gjykojnë kështu ne njerëzit e shtypur, fatkeqë që meritojmë mëshirën e të gjithë popujve, ndoshta të gjithë botës.

Shpresoj vetëm një gjë: që kjo urrejtje për çifutët të jetë kalimtare, që holandezët ta tregojnë se cilët janë dhe që të mos e përdhosin as tani dhe as kurrë sensin e tyre të drejtësisë, sepse është një turp.

Dhe në qofë se kjo perspektivë e tmerrshme do të kthehet në një të vërtetë, ky grusht i vogël hebrenjsh do ta braktisin Holandën. Edhe ne do të ikim, me laçkë e me plaçkë, ne që dikur u pritëm krahëhapur, kurse tani po na kthejnë krahët.

Unë e dua Holandën. Dikur shpresoja se do të bëhej atdheu im, meqë timin e kisha humbur. Dhe akoma shpresoj ashtu!

*E jotja Ana M. Franku*

**E enjte, 25 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Bepi u fejua! Lajmi nuk është ndonjë çudi e madhe, sadoqë asnjeri nga ne nuk është veçanërisht i kënaqur. Bertusi mund të jetë një i ri i këndshëm, i rregullt dhe sportiv, por Bepi nuk e dashuron dhe për mua kjo arsye mjafton për ta këshilluar të mos martohet me të.

Bepi po përpiqet të ecë përpara, kurse Bertusi po e tërheq mbrapa; ai është një punëtor pa ndonjë interes apo dëshirë që të bëhet dikush dhe nuk mendoj se kjo gjë do ta bëjë Bepin të lumtur. Unë e kuptoj dëshirën e Bepit për t'i dhënë fund pavendosmërisë së saj; para katër javësh ajo vendosi që ta prishte me të,

por pastaj e ndjeu veten edhe më keq. Kështu i shkroi një letër pajtimi dhe tani ajo është e fejuar.

Në këtë fejesë janë përfshirë faktorë të ndryshëm. Së pari, babai i sëmurë i Bepit që e pëlqen shumë Bertusin. Së dyti, ajo është më e madhja e vajzave Voskuijl dhe e ëma e ngacmon se po mbetet një virgjëreshë plakë. Së treti, ajo i ka kaluar të njëzet e katër vitet dhe kjo ka shumë rëndësi edhe për Bepin.

Mamaja tha se do të kishte qenë më mirë sikur Bepi thjesht të kishte pasur të bënte me Bertusin. Nuk e di, mua më vjen keq për Bepin dhe e kuptoj vetminë e saj. Sidoqoftë ata mund të martohen vetëm pas luftës, meqë Bertusi është fshehur dhe është pra klandestin. Përveç kësaj, ata nuk kanë asnjë kacidhe në emër të tyre dhe asnjë prikë. Çfarë perspektive e trishtuar për Bepin, të cilës të gjithë ne i urojmë më të mirat. Shpresoj vetëm që Bertusi të përmirësohet nën ndikimin e saj ose që Bepi të gjejë një njeri tjetër, një njeri që di ta vlerësojë!

*E jotja Ana M. Franku*

*Po atë ditë*

Çdo ditë na pllakos nga një e keqe. Sot në mëngjes kanë arrestuar zotin Van Hoeven. Ai kish fshehur dy çifutë në shtëpinë e vet. Ky është një grusht i fortë për ne, jo vetëm se ata dy çifutë janë përsëri në fund të greminës, por edhe për Van Hoevenin që do ta pësojë keq e mos më keq.

Bota po ecën mbrapsht. Njerëzit e ndershëm i dërgojnë nëpër kampe përqendrimi, i fusin në burgje ose i degdisin në biruca, kurse njerëzit e ligj qeverisin pleqtë e të rinjtë, të pasurit dhe të varfërit. Njërin e rrasin brenda pse spekulon në tregun e zi, një tjetër pse mbron çifutët a njerëz të tjerë të fshehur. Po të mos jesh nazist, nuk e di se çfarë të fsheh e nesërmja.

Arrestimi i zotit Van Hoeven është edhe për ne një humbje e madhe. Bepi as nuk mund dhe as nuk duhet të marrë tani shumë patate. Nuk na mbetet veçse të mbajmë barkun me dorë. Sesi do ta shtyjmë, do ta marrësh vesh. Sigurisht, nuk do të jetë ndonjë gjë e mirë. Mamaja thotë se tani nuk do të hamë më mëngjes, në drekë do të hamë supë dhe pak bukë, në mbrëmje patate të pjekura dhe një ose dy herë në javë sallatë ose ndonjë

zarzavate të zier. Kështu uria do të ulet këmbëkryq në shtëpinë tonë, por le të bëhet ç'të bëhet, mjaft të mos na zbulojnë.

*E jotja Ana M. Franku*

**E premte, 26 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Më në fund arriti çasti kur mund të ulem te tryeza ime përballë dritares gjysmë të hapur dhe të të shkruaj gjithçka, vërtet gjithçka.

Më ka pushtuar trishtimi, kishte muaj që nuk isha kështu; madje as atë ditën e hajdutëve nuk isha kaq e pikëlluar. Nga një anë arrestimi i shitësit të zarzavateve, Van Hoevenit, çështja e çifutëve që diskutohet deri në hollësitë më të vogla në shtëpi, zbarkimi që po vonohet, ushqimet e këqija, pezmatimi, humori për tokë, zhgënjimi me Peterin, kurse në anën tjetër fejesa e Bepit, festa e Rrëshajave, lulet, ditëlindja e Kuglerit, torta, tregime për bare, filma dhe koncerte. Oh, ky ndryshim, ky ndyshim i madh që ekziston gjithmonë! Një ditë qeshim me gjendjen tonë të çuditshme si fshehanakë, një ditë tjetër dhe, gjithsesi shpesh, kemi frikë dhe fytyrat tona shprehim pasiguri, tension dhe dëshpërim.

Mipi dhe Kugleri mbajnë barrën më të rëndë të klandestinëve. Mipi në punë dhe Kugleri, për të cilin nganjëherë përgjegjësia shumë e madhe për ne të tetë bëhet e tmerrshme, sa ai mezi e hap gojën nga shqetësimi dhe ankthi. Edhe Klejmani me Bepin kujdesen për ne, madje janë shumë të mirë, por ata mund t'i harrojnë ndonjëherë përkujdesjet për strehimin sekret, qoftë edhe për pak orë ose për një ose dy ditë. Ata kanë telashet e veta, Klejmani merret me shëndetin, Bepi me fejesën, e cila nuk ngjan dhe aq e ëmbël. Përveç kujdesit për ne, kanë edhe hallet e veta; detyrat e tyre, vizitat, dhe gjithë jetën e tyre të zakonshme prej njerëzish normalë. Edhe pse për pak kohë, atyre u lehtësohet tensioni, kurse neve kurrë, që prej dy vjetësh. Deri kur do të durojmë këtë dorë të frikshme që po na shtyp në mënyrë të padurueshme, gjithmonë e më fort?

Kanalet e shkarkimit janë zënë sërish; nuk mund të derdhim

ujë, ose vetëm disa pika: nuk duhet të shkojmë në WC ose në rast urgjence duhet të marim një furçë me vete; ujin e papastërt e mbajmë në një enë të madhe balte. Sot do bëjmë si do bëjmë, por ç´do të ndodhë sikur hidrauliku të mos e ndreqë? Shërbimi i pastrimit të qytetit nuk vjen para së martës.

Mipi na dërgoi ëmbëlsirë me rrush të thatë ku shkruhej "Rrëshaja të lumtura". Gati duket sikur po tallet me ne, meqë humori dhe shqetësimet tona janë larg nga "të lumtura".

Që nga ngjarja me shitësin e zarzavateve, ankthi dhe frika s'na lëshojnë. Gjithandej dëgjohet "shët, shët" dhe çdo gjë e bëjmë pa zhurmë, pa u ndier. Në shtëpinë e tij, policia kishte shpërthyer derën, çka mund të na ndodhë edhe neve. Sikur edhe tek ne një ditë ... jo, nuk guxoj as edhe të shkruaj për këtë, por sot ja që s'e heq dot nga mendja, përkundrazi: frika që provova dikur, është zgjuar si një kafshë e egër brenda meje, me gjithë tmerrin e saj.

Sonte, në orën 8, duhet të shkoja vetëm në banjo. Poshtë nuk ishte askush, të gjithë ishin mbledhur rreth radios, doja të tregohesha e guximshme, por ishte e vështirë. Këtu lart ndihem gjithmonë e më e sigurt sesa vetëm në atë shtëpi të madhe dhe të heshtur.

Që nga biseda me babanë, Mipi është sjellë më mirë me ne. Por akoma nuk të kam treguar për këtë. Një pasdite, Mipi erdhi lart e skuqur dhe e pyeti babanë drejtpërdrejt se mos ndoshta ne mendonim që edhe ata ishin infektuar nga antisemitizmi i tanishëm. Babai u shastis dhe bëri ç'ishte e mundur t'ia hiqte këtë ide nga koka, por diçka nga dyshimi i Mipit mbeti. Tani ata po porosisin më shumë gjëra për ne dhe po tregojnë më tepër interes për telashet tona, megjithëse natyrisht ne nuk duhet t'i shqetësojmë me fatkeqësinë tonë. Oh, ata janë njerëz kaq të mirë dhe fisnikë!

Herë pa here pyes veten mos vallë do të kish qenë më mirë për të gjithë, sikur ne të mos ishim fshehur. Tani do të kishim vdekur pa vuajtur shumë dhe sidomos pa rrezikuar edhe të tjerët. Por edhe ky mendim na kall datën të gjithëve; e duam ende jetën, nuk e kemi harruar akoma zërin e natyrës, shpresojmë akoma, shpresojmë për të ardhmen.

Shpresojmë se shumë shpejt diçka do të ndodhë, më e keqja edhe një bombë, gjithsesi le të marrë fund një herë e mirë kjo gjendje, se asgjë nuk të torturon më tepër se kjo pasiguri. Le të vijë fundi, sado mizor qoftë, se kështu të paktën do ta kuptojmë në do të fitojmë apo do të na marrë lumi.

*E jotja Ana M. Franku*

**E mërkurë, 31 maj 1944**

*E dashur Kiti,*

Të shtunën, të dielën, të hënën dhe të martën bëri aq vapë, sa nuk arrija të kapja stilografin me dorë, prandaj dhe nuk munda të të shkruaj. Të premten kanali i shkarkimit u zu prapë, të shtunën e rregulluan. Pasdreke erdhi për vizitë zonja Klejman dhe na tregoi shumë gjëra për Jopin, midis së tjerash edhe që është regjistruar në klubin e hokeit, së bashku me Van Marsenin. Të dielën erdhi Bepi, që të kontrollonte se mos na kishin vizituar prapë hajdutët dhe ndenji të hante mëngjesin me ne. Të hënën zoti Gies bëri shërbimin si rojë e strehimit. Të martën, më në fund, arritëm ta hapnim pak dritaret. Rrallë kanë qëlluar Rrëshaja kaq të bukura dhe të ngrohta, madje të nxehta! Këtu në strehimin tonë bën një vapë mbytëse. Sa për të krijuar edhe ti një ide për ankesat e pareshtura, po t'i përshkruaj shkurtimisht këto ditë të nxehta.

Të shtunë: "Ç'mot i mrekullueshëm!"- thamë të gjithë në mëngjes. "Vetëm sikur të mos bënte kaq vapë!"- thamë në drekë, kur na u desh të mbyllnim dritaret.

Të diel: "Po kjo vapë na zuri frymën. Gjalpi u shkri. Nuk ka asnjë qoshe të freskët në gjithë shtëpinë, buka u tha, qumështi po prishet, nuk mund të hapësh asnjë dritare. Ne të gjorëve po na zihet fryma këtu, ndërsa të tjerët po gëzojnë pushimet e Rrëshajave,"-thotë zonja Van D.

Të hënë: "Më dhembin shumë këmbët, nuk kam rroba të holla, në këtë vapë nuk i laj dot enët,"- gjithmonë zonja Van Dan. Ankesa, ankesa gjithë ditën e ditës. E padurueshme! Nuk e duroj dot vapën dhe sot jam e gëzuar që një puhi dhe dielli shkëlqen.

*E jotja Ana M. Frank*

E premte, 2 qershor 1944

*E dashur Kiti,*

"Nëse do të shkosh në nënçati, merr me vete një çadër, më mirë një të madhe!" Në mënyrë që të mbrohesh nga "dushi shtëpiak." Një proverb holandez thotë: "Kush rri lart, rri thatë dhe rehat," por duket qartë se ai nuk zbatohet në kohë lufte (të shtënat!) dhe nga njerëz që fshihen (arka e maces!). Mushi e ka bërë zakon të lirohet mbi ndonjë gazetë ose midis plasaritjeve në dërrasat e dyshemesë, kështu që kemi një arsye të fortë të kemi frikë nga stërpikat dhe madje më keq, nga kutërbimi. Mendo pastaj që është edhe Moorti, maçoku i ri në magazinë, i cili ka të njëjtin problem. Të gjithë ata që kanë pasur ndonjëherë një mace të pamësuar, mund ta marrin me mend erën, përveç piperit dhe trumzës që depërton në këtë shtëpi.

Tani dua të shpjegoj një sistem të ri fringo kundër ankthit të të shtënave:

Kur të shtënat janë të forta, lëviz drejt shkallës më të afërt prej druri. Vrapo disa herë lart e poshtë duke u siguruar që të paktën të pengohesh njëherë. Me gërvishtjet, me zhurmën e vrapimit dhe të rrëzimit as nuk do të jesh në gjendje madje të dëgjosh të shtënat e aq më pak të shqetësohesh për to. Unë, dora vetë, e kam vënë në zbatim këtë formulë magjike me sukses të plotë!

*E jotja Ana M. Franku*

E hënë, 5 qershor 1944

*E dashur Kiti,*

Probleme të reja në strehimin sekret: kacafytje në mes të Duselit dhe Frankëve në lidhje me ndarjen e gjalpit. Kapitullim nga ana e Duselit. Miqësi e madhe midis zonjës Van Dan dhe këtij të fundit, flirte, puthje dhe buzëqeshje. Duseli është në pragun e një pranvere të re dashurore!

Van Danët nuk e marrin vesh se përse ne duhet të pjekim një kek me mjaltë e bajame për ditëlindjen e zotit Kugler, kur për vete nuk bëjmë dot. Sa të vegjël janë. Kati lart: humori nën zero.

Zonja Van D. ka marrë të ftohtë. Duseli u kap me farë birre, ndërsa ne nuk kemi fare.

Armata e pestë ka pushtuar Romën. Qyteti as nuk është shkatërruar, as nuk është bombarduar. Propagandë e madhe për Hitlerin.

Në meny më pak zarzavate dhe patate. Një copë buke ishte e mykur. Sharminkeltje (emri i maces së re të magazinës) nuk e duron dot piperin. Ajo fle te arka e maces dhe i kryen nevojat e saj tek ashklat. E pamundur ta mbash.

Mot i keq. Bombardime të vazhdueshme dhe të rënda mbi Pa dë Kale dhe në bregdetin francez.

E pamundur të shesësh dollarë. Aq më pak flori. Kutisë sonë të zezë të parave i ka dalë fundi. Me çfarë do të jetojmë muajin tjetër?

*E jotja Ana M.Franku*

**E martë, 6 qershor 1944**

*E dashur Kiti,*

*This is D-day*! njoftoi radio Londra në mesditë dhe me të drejtë, *This is the day*! Zbarkimi filloi.

Në orën 8 të mëngjesit anglezët njoftuan: bombardime të rënda mbi Kale, Bulonjë, Lë Havrë dhe Sherburg, përveç se në Pa dë Kale (si zakonisht). Pastaj u njoftuan masa sigurimi për banorët e zonave të pushtuara: të gjithë njerëzit që banojnë deri në 35 km larg nga bregu, duhet të përgatiten për bombardimet. Sipas mundësive, anglezët do të hedhin trakte një orë përpara.

Në emisionin e lajmeve gjermane, u tha se në brigjet franceze kanë mbërritur parashutistët anglezë. Sipas BBC-së: "Anije angleze të zbarkimit janë në betejë me Marinën gjermane."

Përfundim i strehimit sekret në orën 9, duke ngrënë mëngjes: është një provë zbarkimi, e njëjta gjë si para dy vjetësh në Diep.

Në orën 10 Radio Londra në gjermanisht, holandisht, frëngjisht dhe në gjuhë të tjera: *"The invasion has begun"* Pra: zbarkimi është "i vërtetë".

Në orën 11 Radio Londra në gjermanisht: Fjalim i koman-

dantit suprem, gjeneralit Ajzenhauer.

Radio Londra në anglisht, ora 12: *This ish D-day*. Gjenerali Duajt Ajzenhauer i tha popullit francez: *Stiff fighting will come now, but after this the victory. The year 1944 is the year of complete victory, good luck!*[1]

Radio Londra në anglisht, ora një (e përkthyer): 11 000 aeroplanë janë në gatishmëri dhe venë e vijnë pa pushim, për të sjellë trupa dhe për të bombarduar prapavijat, 4 000 anije zbarkimi dhe varka të vogla bëjnë ecejake vazhdimisht në mes të Sherburgut dhe Havrit. Trupat anglezë dhe amerikanë janë përfshirë në beteja të vështira. Fjalime nga Gerbrandi, kryeministër i Belgjikës, nga mbreti Hakon i Norvegjisë, nga De Goli për Francën, nga mbreti i Anglisë, pa harruar Çërçillin.

Strehimi sekret është në qiell të shtatë. Vërtet po afrohet çlirimi aq i dëshiruar, çlirimi për të cilin është folur aq shumë, por që ngjan prapë aq i bukur, aq përrallor sa dhe i pabesueshëm? A do të na dhurojë fitoren ky viti, 1944-a? Ende nuk e dimë, por shpresa na mban në jetë, na jep forcë, na mban gjallë. Sepse me guxim duhet t'u qëndrojmë frikërave, mungesave, dhe vuajtjeve. Tani lipset të rrimë të qetë, të paturbulluar, të shtrëngojmë dhëmbët, që të mos bërtasim. Franca, Rusia, Italia e madje edhe Gjermania mund të bërtasin në agoni, por ne nuk e kemi akoma këtë të drejtë!

Oh, Kiti, gjëja më e bukur e zbarkimit është se ndiej që do të kemi sërish miq e shokë! Këta gjermanë të llahtarshëm na kanë shtypur dhe na kanë vënë thikën në grykë për një kohë kaq të gjatë, sa tani, miqtë dhe shpëtimi për ne janë gjithçka. Tani nuk është fjala vetëm për çifutët, por për Holandën dhe gjithë Europën e pushtuar. Margoja thotë se ndoshta në shtator ose në tetor do të kthehem përsëri në shkollë!

*E jotja Ana M. Frank*

P.S. Dua të të vë në dijeni të lajmeve më të reja.

Sot në mëngjes herët dhe madje edhe natën, në prapavijat gjermane kanë hedhur kukulla kashte që porsa preknin tokën,

1. "Ja ku mbërriti dita e madhe. Na pret një betejë e ashpër, por që do të ndiqet nga fitorja. Viti 1944 është viti i fitores së plotë. Fat të mbarë!"

shpërthenin. Janë hedhur edhe shumë parashutistë; ata qenë lyer e përlyer, që të mos binin në sy. Në orën 6 të mëngjesit zbarkuan anijet e para, pasi bregu ishte bombarduar gjatë natës me 5 milion kilogram bomba. Sot ishin futur në veprim 20 000 aeroplanë. Gjatë zbarkimit, bateritë e gjermanëve në bregdet ishin shkatërruar. Është ndërtuar një kryeurë e vogël. Çdo gjë shkon mirë, megjithëse moti është për faqe të zezë. Ushtria dhe populli janë *"one will and one hope."*

**E premte, 9 qershor 1944**

*E dashur Kiti,*

Lajme super nga zbarkimi. Aleatët kanë marrë Bajën, një fshat të vogël në bregun francez, dhe luftojnë tani për Kaenin. Kuptohet qartë se qëllimi është që të izolojnë gadishullin, ku gjendet Sherburgu. Çdo mbrëmje, gazetarët e luftës flasin për vështirësitë, për entuziazmin dhe guximin e trupave, sipas tyre ndodhin gjëra të pabesueshme. Disa nga të plagosurit që tashmë janë kthyer në Angli, folën gjithashtu në radio. Dëgjuam tek BBC-ja se Çërçilli donte të zbarkonte me trupat në *D-Day*, por Ajzenhauri dhe gjeneralët e tjerë arritën t'ia heqin nga mendja. Merre me mend, gjithë ajo kurajo nga një burrë aq plak, duhet të jetë të paktën shtatëdhjetë vjeç!

Këtu tensioni është mekur. Ne shpresojmë se më në fund lufta do të përfundojë brenda këtij viti, është koha! Ankimet e zonjës Van Dan janë bërë të mërzitshme. Tani që nuk mund të na fusë xixat për zbarkimin, mërmërit gjithë ditën për motin e keq. Më kap nganjëherë një dëshirë e çmendur që ta fus në një kovë ... me ujë të ftohtë.

Gjithë strehimi sekret, me përjashtim të zotit Van Dan dhe Peterit, e ka lexuar triologjinë "Rapsodi hungareze". Ky libër flet për jetën e kompozitorit dhe fëmijës-gjeni magjistarit të pianos, Listit. Libri është shumë interesant, por sipas mendimit tim, flet pak si tepër për gratë. Listi nuk ishte vetëm pianisti më i madh dhe më i famshëm i kohës së tij, ai ishte gjithashtu edhe feministi më i madh, madje edhe në moshën shtatëdhjetëvjeçare.

Ai pati marrëdhënie me konteshën Marie Anzho, me princeshën Karolinë Sën-Vitgenshtain, me balerinën Lola Montez, me pianisten Aneze Kinguorth, me pianisten Sofi Menter, me çerkezen Ollga Janina, baroneshën Ollga Mejendorf, me aktoren Lilla, si dreqin quhej etj., etj., një listë pa mbarim. Pjesët e librit, ku flitet për muzikë dhe për arte të tjera, janë shumë më interesante. Përmenden Shumani, Klara Vik, Hektor Berlioz, Johanes Brams, Bethoveni, Joakimi, Rikard Vagneri, Hans fon Bylovi, Anton Rubinshtaini, Frederik Shopeni, Viktor Hygoi, Honore de Balzaku, Hilleri, Humeli, Cerni, Rosini, Kerubini, Paganini, Mendelsoni dhe shumë të tjerë.

Listi ishte një djalosh shumë i mirë, shumë bujare, i thjeshtë, megjithëse sqimatar. Ai i ndihmonte të gjithë, arti ishte mbi gjithçka, ishte tepër i dhënë pas konjakut e pas grave, nuk mund të shihte lot, ishte një *gentleman*, i bënte ndere gjithkujt, nuk i hynin në sy paratë, kujdesej për lirinë fetare dhe për botën.

*E jotja Ana M.Frank*

**E martë, 13 qershor 1944**

*E dashur Kiti,*

Kaloi edhe një ditëlindje tjetër dhe tani jam 15 vjeç. Më dhuruan gjithato gjëra: 5 vëllimet e "Historisë së artit" të Shpringerit, një komplet të brendshmesh, dy rripa mesi, një shami hundësh, dy kavanozë jogurt, një me marmelatë, dy ëmbëlsira me mjaltë (të vogla); një libër për botanikën nga babai dhe mamaja, një byzylyk floriri nga Margoja, një libër me format xhepi nga Van Danët, biomalt dhe *Lathyrus* nga Duseli, karamele nga Mipi dhe fletore nga Bepi, dhe më kryesoret: librin "Maria Tereza" dhe tri feta djathë të vërtetë nga Kugleri. Peteri më dhuroi një tufë të bukur lulegjaku; i shkreti djalë, u mundua shumë që të gjente diçka të veçantë, por nuk ia doli.

Zbarkimi shkon gjithnjë mrekulli, me gjithë motin e keq, dhe me gjithë stuhitë e panumërta dhe detin e trazuar.

Dje Çërçilli, Smutsi, Ajzenhaueri dhe Arnoldi vizituan fshatrat francezë që i kanë pushtuar dhe çliruar anglezët. Çërçilli

ishte në një torpilë që bombardonte bregdetin. Me sa duket, si shumë burra të tjerë, ai njeri nuk e di se ç'është frika - është për t'u pasur zili!

Nga pozicioni ynë në strehim është e vështirë të masësh humorin e holandezëve. Pa asnjë dyshim që shumë njerëz janë të lumtur që anglezët e plogët(!) më në fund i përveshën mëngët dhe iu futën punës. Ata që vazhdojnë të deklarojnë se nuk duan të pushtohen nga anglezët, nuk e kuptojnë dot se sa të padrejtë janë. Ata arsyetojnë kështu: Anglia duhet të luftojë, të përpiqet dhe të sakrifikojë bijtë e saj për të çliruar Holandën dhe vendet e tjera të pushtuara. Pas kësaj, anglezët nuk duhet të qëndrojnë në Holandë: ata duhet t'u kërkojnë falje përunjësisht të gjitha vendeve të pushtuara, të rikthejnë Indinë holandeze te pronarët e vërtetë dhe pastaj të kthehen të dobësuar dhe të varfëruar në Angli. Ç'tufë budallenjsh. E megjithatë, ashtu siç kam thënë, në radhët e tyre mund të numërohen shumë holandezë. Çfarë do të kishte ndodhur me Holandën dhe fqinjët e vet, nëse Anglia do të kishte nënshkruar një traktat paqeje me Gjermaninë, siç edhe mund të bënin? Holanda do të bëhej gjermane dhe ky do të ishte fundi i saj!

Të gjithë atyre holandezëve që i shohin akoma me përbuzje anglezët, që tallen me Anglinë dhe me qeverinë e saj "të plakur", që i quajnë anglezët frikacakë e megjithatë që i urrejnë gjermanët, iu duhet dhënë një e shkundur e fortë, ashtu siç shkunden jastëkët. Ndoshta kjo do ta sillte në vend mendjen e tyre të çoroditur!

Në kokën time përzihen shumë dëshira, shumë mendime, shumë akuza e shumë qortime. Në të vërtetë, nuk jam ashtu siç mendojnë shumë vetë, mendjemadhe e fodulle: unë i njoh më mirë se kushdo tjetër gabimet e mia të shumta; vetëm se me një ndryshim, unë e di se dua të përmirësohem, do të përmirësohem dhe jam përmirësuar shumë.

Si është e mundur atëherë, pyes shpesh veten, që të tjerëve u dukem gjithmonë kaq shitmendëse e mburravece? Vërtet jam mendjemadhe? Jam *unë* mburravece apo mos janë kështu të tjerët? Fjalia e fundit tingëllon e çuditshme, e kuptoj, por nuk do ta fshij, sepse sido që të duket, nuk është aq absurde. Zonja Van Dan dhe Duseli, dy akuzuesit e mi kryesorë, njihen për mungesën

e plotë të inteligjencës dhe, le t'u vëmë gjërave emrin e vet, "për budallallëkun e tyre". Budallenjtë zakonisht nuk durojnë dot që dikush të bëjë diçka më mirë se ata vetë, shembujt më të mirë janë ata dy teveqelët, zonja Van Dan dhe Duseli. Zonjës Van Dan i dukem budallaqe, sepse nuk vuaj nga ky problem sa ajo, i dukem mendjemadhe, kurse ajo është më shumë, fustanet e mia i duken të shkurtra, kurse të sajat janë edhe më të shkurtra, i dukem shitmendëse, kurse ajo ngutet dyfish më tepër në tema të tilla, nga të cilat nuk merr erë fare.

Po ashtu ndodh edhe me Duselin. Një nga proverbat e mia të preferuara thotë: "Çdo qortim ka diçka të vërtetë", prandaj nuk ngurroj të pranoj se jam hera-herës e tillë.

Çështja është se askush nuk më qorton e nuk më kritikon më shumë sesa e qortoj dhe e kritikoj veten unë vetë. Kur shton pastaj edhe mamaja dozën e saj të këshillave, grumbulli i predikimeve bëhet i padurueshëm dhe dëshpërimi më bën nursëze, filloj të kundërshtoj e të flas vrazhdë; dhe në këtë rast del vetvetiu avazi i njohur: "Natyrisht që këtu askush nuk më kupton!"

Këtë avaz e kam brenda meje dhe, megjithëse mund të duket si e pavërtetë, ka një thërrime të vërtetë. Shpesh akuzat që i bëj vetvetes marrin përmasa të tilla, sa pastaj dëshiroj një zë miqësor, që të më kthejë në jetën normale dhe të kujdeset edhe paksa për mua, por mjerisht mund të lodhem shumë, por edhe sot nuk e kam gjetur ende.

Unë e di se ty tani do të shkojë mendja te Peteri, apo jo Kiti? Po, Peteri më do, jo si dashnor, por si shok, dashuria e tij po rritet dita ditës, por çfarë është ky mister që na frenon që të dy, nuk arrij ta kuptoj as unë.

Nganjëherë mendoj ose dëshira ime për të ndenjur me të është e tepruar; por nuk është e vërtetë, se kur nuk shkoj lart për dy ditë me radhë, dëshiroj të takohem me të si kurrëndonjëherë. Peteri është i dashur dhe i mirë e megjithatë nuk mund të mohoj se ai më ka zhgënjyer shumë herë. Unë veçanërisht nuk e vras shumë mendjen për antipatinë e tij ndaj fesë, për bisedat e tij për ushqimin dhe gjëra të ndryshme të kësaj natyre. Megjithatë, jam fort e bindur se ashtu si e kemi bërë me fjalë, nuk do të zihemi kurrë. Peteri është paqësor, tolerant dhe i gatshëm të bëjë lëshime. Nga mua duron shumë më tepër gjëra sesa nga e ëma.

Është shumë i dhënë pas rregullit dhe kujdesit për gjërat e veta, shkon orë të tëra duke fshirë njollat e bojës nga librat. Dhe përse është kaq i mbyllur dhe i mban për vete mendimet e tij më intime? Përse nuk m'i rrëfen kurrë?

Ai është shumë më i mbyllur se unë, kjo kuptohet; por unë e di nga praktika (megjithëse akuzohem pa reshtur që unë njoh shumë gjëra në teori, por në praktikë jo) se edhe tipat më të mbyllur kërkojnë ndonjëherë një njeri të cilit t'i rrëfejnë gjithçka për veten.

Të dy, Peteri dhe unë, i kaluam vitet e përsiatjeve këtu në strehim, ne flasim shpesh për të ardhmen, të kaluarën, të tashmen; por siç e thashë: më mungon diçka dhe e di se, pa dyshim, që ajo ekziston.

Mos vallë ngaqë kam kohë që nuk nxjerr as hundën jashtë, dashuria për natyrën më është shtuar? Më kujtohet shumë mirë: më parë qielli i kaltër e me shkëlqim, cicërimat e zogjve, gjethnaja e pemëve, drita e hënës nuk më tërhiqnin kushedi çfarë. Këtu kam ndryshuar. Një natë, gjatë ditëve të Rrëshajëve, për shembull, kur bënte aq nxehtë, ndonëse kisha gjumë, i mbajta me zor sytë hapur për të parë, deri më 11. 30, hënën nga dritarja. Mjerisht, sakrifica ime shkoi dëm, se hëna kishte shumë dritë dhe ishte e rrezikshme të mbaja hapur dritaren. Një herë tjetër, shumë muaj më parë, isha rastësisht lart, kur dritarja ishte hapur Nuk zbrita deri sa vazhdoi ora e ajrimit. Mbrëmja e errët me shi, era dhe retë që vraponin më robëruan. Pas një viti e gjysmë e pashë natën përballë. Pas asaj mbrëmjeje dëshira për ta kundruar edhe një herë u bë më e fortë se frika nga minjtë në terr, nga vjedhësit a nga vrasësit. Shkoja poshtë krejt vetëm dhe shihja nga dritarja e zyrës private dhe e kuzhinës. Shumë njerëz e adhurojnë natyrën, shumë flejnë edhe në qiell të hapur apo, të mbyllur nëpër burgje, ose në spitale, dëshirojnë të vijë sa më parë ajo ditë kur përsëri do të shijojnë lirisht natyrën. Por të paktë janë ata të cilëve s'u lejohet të gëzojnë natyrën, që u përket të gjithëve, të pasurve dhe të varfërve.

Nuk është ndonjë nga ato sajesat e mia që kur kundroj qiellin, retë, hënën, yjet, qetësohem e bëhem më e durueshme. Ky

është një ilaç më i mirë se valeriani, dhe bromuri; natyra më bën të ndihem e vogël dhe më jep fuqi që t'i duroj të gjitha prapësitë.

Por, fati deshi që unë ta shoh natyrën vetëm rrallë, përmes një dritareje të pluhurosur dhe pas perdesh të trasha. Dhe të shikosh prej këtu nuk është shumë e pëlqyeshme. Natyra është e vetmja gjë, të cilën nuk e zëvendëson dot.

Një nga çështjet e shumta që më kanë shqetësuar shpesh, është se përse mendohet që gratë kanë qenë dhe janë akoma kaq inferiore ndaj burrave. Është e lehtë të thuash se është e padrejtë, për mua kjo nuk mjafton; unë do të doja ta dija vërtet arsyen e kësaj padrejtësie të madhe!

Me sa duket, burrat zotëruan mbi gratë që në fillim fare, për shkak të forcës së tyre fizike më të madhe; janë burrat që e nxjerrin jetesën, që bëjnë fëmijët dhe që bëjnë siç ua ka ënda...Deri vonë gratë u pajtuan në heshtje me këtë gafë, përderisa kjo sa më shumë kohë kalonte, aq më thellë rrënjosej. Për fat të mirë arsimimi, puna dhe progresi ua kanë hapur sytë grave. Në shumë vende ato kanë fituar të drejta të barabarta; shumë njerëz, kryesisht gra, por edhe burra, tani e kuptojnë se sa e gabuar ishte ta linin kështu këtë gjendje, për një kohë kaq të gjatë. Gratë moderne duan që të jenë plotësisht të pavarura!

Por kjo nuk është e gjitha. Gratë po ashtu duhet të respektohen!

Burrat, përgjithësisht, respektohen në të gjitha anët e botës, prandaj përse të mos respektohen edhe gratë? Ushtarët dhe heronjtë e luftës nderohen dhe përkujtohen, zbuluesit kanë fituar një famë të pavdekshme, martirët nderohen, por sa njerëz e konsiderojnë edhe gruan si ushtar?

Në librin *Luftëtarë për jetën* mua më tërhoqi vëmendjen fakti se vetëm gjatë lindjes së fëmijës gratë zakonisht heqin më shumë dhimbje, dobësi dhe mjerim nga sa heq çdo hero lufte. Dhe cili është shpërblimi që kanë duruar gjithë këtë dhimbje? Kur gruaja deformohet nga lindja, e lenë mënjanë, fëmijët largohen, bukuria venitet. Gratë që luftojnë dhe durojnë dhimbje për të siguruar vazhdimësinë e racës njerëzore janë ushtaret më të vendosura dhe më guximtare sesa të gjithë ata heronj që s'dinë të bëjnë gjë tjetër, veçse të mburren!

Nuk dua të them se gratë duhet të mos bëjnë më fëmijë; përkundrazi, kështu i ka bërë natyra dhe kështu duhet të jetë. Unë dënoj sistemin tonë të vlerave dhe burrat, që nuk e pranojnë se sa peshë e madhe, e vështirë, por në fund të fundit e bukur, është gruaja në shoqëri.

Jam plotësisht dakord me Pol de Kruifin, autorin e këtij libri, kur thotë se burrat duhet të mësojnë se lindja nuk mendohet më si e pashmangshme dhe e paevitueshme në ato pjesë të botës që ne i konsiderojmë të qytetëruara. Është e lehtë për burrat të flasin - ata nuk kanë duruar dhe nuk do të durojnë kurrë vuajtjet që durojnë gratë!

Unë besoj se gjatë shekullit tjetër mendimi se është detyra e grave të bëjnë fëmijë do të ndryshojë dhe do të zëvendësohet nga respekti dhe admirimi për të gjitha gratë që e mbajnë barrën pa u ankuar apo pa fjalë të fryra!

*E jotja Ana M. Franku*

**E premte, 16 qershor 1944**

*E dashur Kiti,*

Na ka mësyrë një problem i ri! Zonja Van Dan ka humbur shpresat dhe flet për plumb ballit, për varje dhe vetëvrasje. Ajo është xheloze që Peteri ma hap zemrën mua, kurse asaj jo, e ndien veten të fyer që Duseli i qesëndis flirtet e saj, trembet se mos i shoqi i bën duhan të gjitha paratë e peliçes së saj, grindet, shan, qan, qahet, qesh, pastaj prapë fillon të hedhë brezin.

Si t'ia bësh me një njeri kaq qaraman dhe pa tru? Askush nuk i vë në hesap ankesat e saj. Karakter nuk ka, ankohet për të gjithë dhe bredh nëpër shtëpi si mumje. Pastaj më e keqja është se Peteri bëhet nopran, zoti Van Dan zemërohet, kurse mamaja bëhet cinike. Hajde, çfarë cirku! Ka vetëm një rregull që duhet mbajtur gjithnjë parasysh: duhet të qeshësh për çdo gjë që sheh dhe të mos trazohesh nga të tjerët! Ky duket një qëndrim egoist, por në të vërtetë është ilaçi i vetëm për atë që i dhimbset vetja.

Kugleri duhet të shkojë të punojë me lopatë katër javë në Alkmar. Punë e detyruar. Po përpiqet që t'i bëjë bisht me një raport mjekësor dhe me një letër nga firma Opteka. Klejmani do

të bëjë një operacion në stomak shumë shpejt. Dje në mbrëmje në orën 11 u prenë të gjithë telefonat privatë.

*E jotja Ana M. Frank*

**E premte, 23 qershor 1944**

E dashur Kiti,

Asgjë e veçantë këtej nga anët tona. Anglezët kanë nisur sulmin e madh mbi Sherburg, sipas Pimit dhe Van Danit më 10 tetor do të jemi të lirë si zogjtë! Edhe rusët marrin pjesë në aksion, dje filluan sùlmin mbi Vitebsk. Pikërisht në përvjetorin e tretë të sulmit gjerman!

Humori i Bepit është nën zero. Patatet janë në mbarim. Në të ardhmen mendojmë t'i numërojmë dhe t'i ndajmë: kështu secili do t'i përdorë sipas dëshirës. Që nga e hëna Mipi do të marrë një javë pushim. Mjekët e Klejmanit nuk gjetën asnjë gjë në radiografitë. Ai është i pavendosur: ta bëjë operacionin apo t'i lërë të shkojnë gjërat në rrjedhën e tyre.

*E jotja Ana M.Frank*

**E martë, 27 qershor 1944**

E shtrenjta Kiti,

Humori i të gjithëve ka ndryshuar: punët po shkojnë për mrekulli! Sot ra Sherburgu, Vitebsku dhe Slobini. Sigurisht ka shumë robër dhe plaçkë lufte. Në Sherburg u vranë pesë gjeneralë gjermanë dhe dy u zunë rob. Tani anglezët mund të zbarkojnë pa pengesa, sepse kanë portin. Vetëm tri javë pas zbarkimit, gjithë Kotanteni është në dorë të anglezëve. Një sukses i papërfytyrueshëm!

Gjatë tri javëve pas zbarkimit, nuk ka kaluar një ditë pa rrebeshe shiu, si këtu edhe në Francë, por ky fat i keq nuk i pengon anglezët dhe amerikanët të shpalosin fuqinë e tyre. Dhe si e shpalosin pa! Natyrisht, gjermanët kanë futur në veprim armën e tyre çudibërëse, por cili është efekti i këtyre raketave që shuhen, përveçse ca dëme në Angli dhe ... shumë zhurmë në gaze-

tat e "fricëve". Por ama, kur fricët ta kuptojnë se rreziku bolshevik po u qaset, do t'ju rrëshqasë toka nën këmbë!

Të gjitha gratë dhe fëmijët gjermanë që nuk punojnë për Vermahtin, largohen nga bregu dhe dërgohen në Groningen, Frislend dhe Gelderlend. Muserti[1] ka deklaruar se do të veshë uniformën, në qoftë se aleatët do të arrijnë deri këtu. Mos vallë ai trashaluq do të luftojë? Do kishte bërë më mirë, të kish shkuar në Rusi. Nga ana e vet, Finlanda nuk e ka pranuar propozimin për paqe; kështu tani janë ndërprerë bisedimet. Sa do të pendohen, këta trushkulur!

Si thua ti Kiti, ç'do të na sjellë 27 korriku?

*E jotja Ana M. Frank*

**E premte, 30 qershor 1944**

*E dashur Kiti,*

Mot shumë i keq ose *bad weather from one at a stretch to the thirty June?*[2] Jo keq, hë? Ej, tashmë unë di paksa anglisht. Dhe që të jap një provë, po të them që jam duke lexuar librin "An ideal husband" me fjalor, vetëkuptohet. Lajmet nga lufta janë të mira! Bobruisku, Mogilevi dhe Orsha kanë rënë, ka shumë robër.

Këtu gjithçka shkon *all right*, edhe humori, edhe optimizmi që triumfon - Van Danët bëjnë magjira me sheqerin, Bepi e ka ndryshuar krehjen e flokëve dhe Mipi ka marrë një javë pushim. Këto janë të rejat e fundit.

Jam duke iu nënshtruar një seance të mërzitshme kurimi të një nervi në njërin nga dhëmbët e mi të përparmë. Ishte tmerrësisht e dhimbshme. Kaq shumë më dhembi, sa Duseli mendoi se do të më binte të fikët dhe gati më ra vërtet.

Sakaq edhe zonja Van D. pati dhimbje dhëmbi!

*E jotja Ana M. Frank*

P.S. Nga Bazeli dëgjuam se Berndi[3] luajti rolin e hanxhiut në *Minna von Barnhelm.* Ai ka "prirje artistike," thotë mamaja.

1. Udhëheqës i Partisë fashiste në Holandë.
2. "Kohë e keqe deri më 30 qershor". Fjalia është paksa e ndryshuar nga Ana, që nuk e njeh mirë anglishten.
3. Kushëriri Bernhard (Buddy) Elias.

E enjte, 6 korrik 1944

*E dashur Kiti,*

Më dhemb shpirti kur Peteri thotë se ndoshta në një të ardhme do të bëhet kriminel ose mashtrues. Edhe pse e di që e ka si me shaka, kam përshtypjen se edhe ai vetë ka frikë nga karakteri i tij i dobët. Peteri edhe Margoja më thonë gjithmonë: "Eh, po të isha kaq e fortë dhe e guximshme siç je ti, po të arrija të bëja atë që më thotë zemra, po të kisha aq energji sa ty, atëherë..!"

A është vërtet një cilësi e mirë kjo, që nuk ndikohem nga të tjerët? A është e mirë që unë bëj pothuajse gjithmonë atë që më thotë mendja?

Të them të drejtën, nuk arrij as ta kuptoj sesi mund të thotë një njeri: "Jam i dobët, dhe të rrijë duarkryq. Kur njeriu e sheh një gjë të tillë, pse atëherë të mos përpiqet të ndryshojë, përse të mos e edukojë karakterin e vet? Përgjigjja është: "Sepse kështu është shumë më kollaj." Kjo përgjigje më dëshpëron. "Kollaj!" Një jetë dembelësh dhe të pandershmish çfarë gëzimi të sjell, qoftë kjo dhe e kollajshme? Oh jo, nuk mund të jetë e vërtetë, plogështia dhe ... paratë nuk mund ta prishin njeriun kaq shpejt. E kam vrarë mendjen gjatë se ç'përgjigje mund të jepja dhe si do ta bindja Peterin të kish më tepër besim në vetvete dhe, para së gjithash, të përmirësohej. Por nuk e di nëse i dhashë këshillën e duhur.

Shumë herë kisha menduar sesa gjë e bukur do të ishte sikur dikush të më kishte shoqen e zemrës, por vetëm tani që e kam një shok, e shoh sa e vështirë është ta rrokësh mendimin e tjetrit, që pastaj të gjesh fjalën e duhur për të, sidomos sepse konceptet "e kollajshme" dhe "para" për mua janë diçka shumë e panjohur.

Peteri sikur ka nisur të mbështetet paksa te mua, por kjo është e pranueshme. Të jetosh duke u mbajtur fort tek vetja është e vështirë, por është po aq e vështirë të ndihesh i vetëm dhe i dobët në shpirt dhe megjithatë ta gjesh rrugën tënde!

Në kokën time ka paksa rrëmujë dhe që prej disa ditësh jam në kërkim të një ilaçi të dobishëm kundër fjalës së padurueshme "e kollajshme". Si mund t'ia shpjegoj që ajo që duket kaq e kollajshme dhe e bukur do ta tërheqë në greminë, ku nuk do të gjejë më as shokë, as mbështjetje, asgjë të bukur, në greminë nga

ku është gati e pamundur të dalësh?

Të gjithë jetojmë, por nuk e dimë përse jetojmë secili sipas mënyrës së vet; e megjithëkëtë njësoj. Ne të tre jemi rritur për së mbari, ne mund të mësojmë dhe mund të arrijmë diçka, kemi motive të forta për të shpresuar për një jetë të bukur, por ... ne duhet ta meritojmë vetë këtë jetë. Ja një gjë që nuk është kurrë e kollajshme! Të meritosh lumturinë, fatmirësinë, do të thotë të punosh dhe të veprosh mirë, të mos spekulosh e të mos jesh dembel. Dembelia mund *të ngjajë* e këndshme, por puna të jep *kënaqësinë*.

Njerëzit që nuk duan të punojnë, unë nuk i kuptoj; kurse Peteri mendon ndryshe. Ai akoma nuk ka një synim të caktuar, i duket vetja shumë budalla dhe i pazoti për të bërë diçka për të qenë. I shkreti djalë, nuk e ka njohur akoma atë ndjesinë për t'i bërë të tjerët të lumtur. Këtë edhe unë nuk mund t'ia mësoj. Ai nuk beson, vë në lojë Jezu Krishtin dhe mallkon emrin e Zotit. Megjithëse as unë nuk jam aq fanatike, lëndohem sa herë që e shoh atë kaq të vetmuar, kaq përçmues, kaq të mjerë.

Njerëzit që besojnë duhet të gëzohen, sepse jo të gjithë janë të bekuar me aftësinë për të besuar në gjëra kaq të larta. Madje nuk është as e nevojshme të jetosh me frikën e ndëshkimit të përjetshëm; konceptet e purgatorit, parajsës dhe të ferrit shumë njerëz mezi i pranojnë, megjithatë vetë feja, çdo fe i mban njerëzit në rrugë të drejtë. Nuk është frika e Zotit, por puna është ta mbash lart nderin dhe ndërgjegjen tënde. Sa të mirë dhe sa të bukur do të ishin njerëzit sikur të gjithë, çdo mbrëmje, para se të flinin, të mendonin për ngjarjet e ditës dhe të vlerësonin çfarë kanë bërë mirë dhe çfarë kanë bërë keq.

Atëherë çdo ditë do përpiqesh që të përmirësohesh dhe, pas një farë kohe, nuk është e vështirë të arrish rezultate. Ky ilaç është në duart e të gjithëve, nuk kushton asgjë dhe është i dobishëm. Sepse kush nuk e di, duhet ta mësojë e ta provojë: "fle rehat ai që e ka ndërgjegjen të pastër!"

*E jotja Ana M. Frank*

E shtunë, 8 korrik 1944

*E dashur Kiti,*

Bruksi ishte në Bevervijk dhe arriti pa vështirësi të blinte luleshtrydhe me shumicë. Ato mbërritën këtu shumë të pluhurosura, plot me rërë, por në sasi të bollshme. Plot 24 arka për ne dhe për zyrën. Në mbrëmje u përgatitën aty për aty 6 vazot e para të mëdha dhe 8 vazo të vogla për reçel. Të nesërmen Mipi deshi të përgatiste reçelin për ata të zyrës.

Në 12 e gjysmë, sapo u mbyll me çelës dera e shtëpisë, shkuam të merrnim arkat. Peteri, babai dhe Van Dani bëjnë lart e poshtë nëpër shkallë. Ana shkon të marrë ujë të ngrohtë nga skaldabanja, Margoja merr kovën, të gjithë merren me diçka. Me një ndjenjë boshllëku në stomak unë hyj në kuzhinën e zyrës që ishte e tejmbushur: Mipi, Bepi, Klejmani, Jani, babai, Peteri, të gjithë në radhë, të gjithë së bashku dhe kjo tamam në dritë të diellit. Perde dhe dritare të hapura, zëra të lartë, dyer të shqyera, e si të mos më hipin të dridhurat nga frika? A jemi akoma të fshehur, pyes veten. Është e njëjta ndjenjë që duhet të kesh kur sërishmi mund ta shohësh botën me sytë e tu. Dollapi ishte plot, kështu që unë kthehem me vrap në kuzhinën tonë, përreth tavolinës ishte mbledhur pjesa tjetër e familjes që pastronte, ose të paktën bënte sikur pastronte luleshtrydhet, sepse më shumë përfundonin në gojë sesa në kovë. Shumë shpejt u desh një kovë tjetër. Peteri kthehet në kuzhinën e katit të poshtëm, dëgjohen dy të rëna zile, kova mbetet aty, Peteri turret me nxitim lart dhe mbyll me çelës derën bibliotekë. Ne nuk arrinim të rrinim në një vend nga padurimi. Rubineti i ujit duhet të qëndrojë i mbyllur dhe luleshtrydhet gjysmë të lara prisnin të bënin banjo, por rregulla e strehimit "dikush është në shtëpi, të gjithë rubinetat duhen mbajtur mbyllur sepse uji bën shumë zhurmë" duhet respektuar.

Në orën një mbërrin Jani: ai na njofton që ishte postieri. Peteri kthehet poshtë përsëri. Bërr, zilja. Me vrap lart. Shkoj të dëgjoj se mos vjen dikush. Në fillim te dollapi rrotullues, pastaj në majë të shkallës. Më në fund Peteri dhe unë qëndrojmë te korridori si dy hajdutë dhe mbajmë vesh zhurmat që vijnë nga poshtë. Nuk dëgjohet asnjë zë i huaj. Peteri zbret në majë të

gishtave, qëndron në mes të shkallëve dhe bërtet:- Bepi! Dhe pastaj sërish:- Bepi! Por zhurma poshtë në kuzhinë e mbyt zërin e Peterit. Atëherë zbret me vrap në kuzhinë. Unë rri dhe vështroj me kurreshtje.

- Kthehu lart menjëherë Peter, këtu është llogaritari, ik që këtej! Ky është zëri i Klejmanit. Peteri ngjitet lart dhe mezi merr frymë, kurse dollapi mbyllet.

Në orën një e gjysmë më në fund vjen Kugleri:- Oh, dreq, nuk shoh gjë tjetër veçse luleshtrydhe. Nëpër këmbë më dalin gjithmonë luleshtrydhet, luleshtrydhe për mëngjes, Jani ha luleshtrydhe, Klejmani shijon luleshtrydhe, Mipi gatuan luleshtrydhe, Bepi pastron luleshtrydhe, më mbyt era e luleshtrydheve. Dua të më hiqen sysh këto gjëra të kuqe dhe ngjitem lart dhe çfarë shoh... ata që po lajnë luleshtrydhe.

Pjesa tjetër e luleshtrydheve do të konservohet. Në mbrëmje: hapen dy kavanozë. Babai bën menjëherë marmalatë. Mëngjesin e ditës tjetër: dy kavanozë të hapur, në drekë: 4 kavanozë të hapur. Va Dani nuk i kishte pastruar siç duhej. Çdo mbrëmje babai përgatit marmalatën. Hamë drithëra me luleshtrydhe, qumësht me luleshtrydhe, bukë, gjalpë dhe luleshtrydhe, luleshtrydhe si ëmbëlsirë, luleshtrydhe si sheqer, luleshtrydhe dhe rërë. Për dy ditë me radhë nga të gjitha anët vërshonin luleshtrydhet, luleshtrydhe, luleshtrydhe pastaj më së fundi u zhdukën ose në kavanozë, ose brenda nëpër vazo të mëdha.

- Dëgjo Ana,- bërtet Margoja.- Zonja Van Hoeven na ka dërguar bizele, 9 kg.

- Ajo është shumë e sjellshme,- i përgjigjem unë.- Me të vërtetë shumë e sjellshme, por çfarë pune na pret ... Uff!

- Të shtunën në mëngjes duhet të pastroni bizelet,- njofton mamaja në tryezë.

Në fakt, sot në mëngjes, pasi hëngrëm mbi tryezë u shfaq arka e madhe me bizele deri në majë. Po qe se të duket punë e mërzitshme të pastrosh bizelet, duhet të provosh të heqësh cipën e hollë. Mendoj se pjesa më e madhe e njerëzve nuk e dinë sesa e pasur me vitamina, sa e mirë dhe sa e butë është bishtaja e bizeles, pasi ia ke hequr cipën e hollë brenda. Të tre përparësitë e përmendura më sipër, gjithsesi janë pa rëndësi kur mendon se sasia që do të hidhet, është 3 herë më e madhe sesa sasia

e bizeleve të ngrënshme.

Kjo puna e pastrimit të cipës së bishtajave është një punë që kërkon saktësi të madhe. Mbase do të ishte e përshtatshme për dentistët e kujdesshëm dhe specialistët e erëzave. Por për një vajzë të padurueshme si mua, kjo punë është një dënim. Filluam në 9.30, më 10.30 ulem, më 11 ngrihem, më 11.30 ulem. Më gumëzhijnë veshët: hiqe majën, pastro pushin, hiq fijet, hidh bishtajën etj., etj. Më merren mendtë: e blertë, e blertë, krimba, fije, bishtaja të prishura dhe prapë ngjyrë e blertë kudo. Sa për të bërë diçka, u përrallis gjithë mëngjesin tërë budallallëqet që më kalojnë nëpër kokë. Të tjerët mezi mbahen nga gazi, kurse unë ndihem krejtësisht si një bibë. Sa herë heq një fije, bindem që nuk do të bëhem kurrë amvisë.

Në mesditë, më së fundi, ulemi për të ngrënë, por nga ora 12 e gjysmë deri në 1 e një çerek duhen pastruar prapë bizelet. Kur e mbarojmë këtë punë, mua më duket sikur më ka zënë deti, dhe me sa duket edhe të tjerët. Shkoj të fle deri në orën 4 dhe e kam kokën dhallë, për faj të atyre bizeleve të mallkuara.

*E jotja Ana M. Franku*

**E shtunë, 15 qershor 1944**

*E dashur Kiti,*

Nga biblioteka na sollën një libër me titullin provokues "Si ju duken vjzat e sotme?"

Sot dua të flas për këtë temë.

Shkrimtarja kritikon pa iu dridhur qerpiku "rininë e sotme", por nuk pohon që të gjithë të rinjtë janë "raste fatkeqe". Përkundrazi, po të donin të rinjtë, mendon ajo, mund të ndërtonin një botë më të madhe, më të bukur dhe më të mire, sepse, rinia i ka mundësitë, por harxhohet në gjëra të përcipta, pa denjuar të ndalet në gjërat që janë vërtet të bukura.

Në shumë pika kisha përshtypjen se shkrimtarja më kishte parasysh tamam mua, prandaj dua të të shpjegoj gjithçka dhe të mbrohem nga ky sulm.

Ka një tipar në karakterin tim që me sa duket bie shumë në sy, qoftë dhe nga ata që më njohin sadopak: njohja e vetvetes.

Çfarëdo që të bëj, mund ta vështroj që nga jashtë, sikur të bëhej fjalë për një të huaj. Pa e zgjatur fare dhe pa kërkuar shumë justifikime unë vihem përballë Anës së përditshme dhe vërej se çfarë bën mirë dhe çfarë keq. Ky vetëvëzhgim më shoqëron në çdo hap dhe çdo fjalë që shqiptoj, sapo e kam artikuluar, e di që "duhet ta thosha ndryshe" oase mirë është edhe kështu".

E dënoj veten për shumë gjëra dhe bindem gjithmonë e më shumë për drejtësinë e fjalëve të babait: "çdo fëmijë duhet të edukojë vetveten". Prindërit vetëm mund të japin këshilla, por formimi i plotë i karakterit është në duart e secilit. Dhe pastaj të mos harrojmë që unë kam energji të pashtershme dhe jam gjithmonë shumë e fortë dhe në gjendje të duroj, jam kaq e lirë dhe kaq e re! Për herë të parë që e vura re këtë, u kënaqa shumë, sepse nuk besoj që do të jem e brishtë përpara goditjeve që të jep jeta.

Por për këto gjëra kam folur tashmë shpesh. Sot dua të flas për temën "Mamaja dhe babai nuk më kuptojnë". Prindërit e mi më kanë llastuar gjithmonë, kanë qenë të mirë me mua, më kanë mbrojtur nga çdo gjë dhe kanë bërë gjithçka që vetëm prindërit mund ta bëjnë. E pra, prej shumë kohësh unë ndihem tmerrësisht e vetmuar, e braktisur, e lënë pas dore. Babai është rrekur shumë për ta kapërcyer këtë gjendje, por pa dobi. Unë e shërova veten, duke u vetëqortuar sa herë që gaboja.

Si është e mundur që babai nuk më mbështeti në luftën time, si është e mundur që ai dështoi në përpjekjen për të më zgjatur një dorë miqësore? Babai përdori mjetet e gabuara, ai më ka folur gjithmonë sikur të isha një fëmijë në periudhë të vështirë. Tingëllon e çuditshme, sepse përveç babait askush tjetër nuk më ka besuar kaq shumë dhe përveç tij, askush nuk më ka ndihmuar që të besoj në veten time, në gjykimin tim. Një gjë ama e ka lënë pas dore: ai nuk mendoi që lufta ime për të dalë në sipërfaqe ishte më e rëndësishmja në botë. Unë nuk doja të dëgjoja për "probleme adoleshentësh", për "vajzat e tjera" dhe për "janë gjëra që kalojnë vetvetiu", nuk doja të trajtohesha si një vajzë si gjithë të tjerat. Unë doja të më ndihmonte si "Anën, kështu siç është". Këtë Pimi nuk e kuptoi. Gjithsesi, nuk mund të kesh besim te një njeri që nuk ta hap zemrën dhe meqë për Pimin unë nuk di asgjë, nuk mund të lidh me të fijet e besimit. Pimi mban gjithmonë pozicionin e babait të moshuar, që

nganjëherë ka pasur edhe ndonjë prirje të lehtë për të m'u afruar, por që nuk mund të sillet me mua si një shok i ri, sado të përpiqet. Prandaj, kam arritur në përfundimin se mendimet e mia të fshehta duhet t'ia rrëfej vetëm ditarit tim. Ndonjëherë kam folur edhe me Margonë, kurse babait i kam fshehur çdo gjë që lidhej me mua, nuk i kam folur kurrë për synimet e mia dhe e kam larguar nga vetja me vullnetin tim të plotë.

Nuk mund të bëja ndryshe, kam vepruar siç më thoshte zemra ime, mbase në mënyrë egoiste, por ashtu siç e kam gjykuar unë të drejtë për qetësinë time shpirtërore. Sepse do të humbja sërish të gjithë qetësinë dhe besimin në vetvete, të cilat mezi i kam formuar nëse do të duhej të duroja kritikat e të tjerëve qoftë edhe përgjysmë. Dhe kjo vlen edhe për Pimin, sado e çuditshme mund të ngjajë, jo vetëm sepse e kam mbajtur larg jetës sime intime, por edhe sepse me kryeneçësinë time e largoj gjithmonë e më shumë.

Kjo është një pikë që më fut në mendime: si është e mundur që Pimi herë pas here më lëndon kaq shumë? Aq sa nuk arrij më të mësoj me të, aq sa ledhatimet e tij më duken të shtira, që dua të gjej qetësinë dhe preferoj që të mos merret fare me mua derisa unë të kem gjetur respektin që duhet për të! Përse vazhdon të më brejë qortimi për atë letër të pahijshme që guxova t'ia hidhja në fytyrë, ashtu e pezmatuar siç isha. Oh sa e vështirë është të jesh vërtet e fortë dhe e guximshme në gjithçka!

Por ky nuk ka qenë zhgënjimi im më i madh. Jo, shumë më tepër se për babain, unë mendoj për Peterin. E di dhe jam e bindur që e bëra unë për vete atë dhe jo e kundërta. Në mendjen time unë krijova një figurë ideale për të, e pashë si një djalosh të qetë, të ndjeshëm dhe të dashur që ka aq shumë nevojë për miqësi dhe dashuri! Duhej të shprehesha një herë të vetme me një njeri me mish e me kocka. Doja të kisha një shok që të më ndihmonte në rrugën time, ia arrita kësaj dhe ngadalë-ngadalë e bëra për vete.

Kur në fund ia dola në krye, kaluam vetvetiu në marrëdhënie më intime, të cilat tani, kur i shoh më nga afër, më duken të pabesueshme Ne flasim për gjërat tona më të fshehta, por nuk flasim kurrë për ato që edhe sot i kam shumë për zemër. Nuk arrij ta kuptoj mirë Peterin: është i përciptë apo i ndrojtur, cila

nga këto dy ndjenja na ndan kaq shumë? Përveç këtyre unë gabova duke lënë mënjanë të gjitha mundësitë e tjera që të fitoja miqësinë e tij dhe u përpoqa ta afroja vetëm me intimitet. Peteri është i uritur për dashuri, ai më do çdo ditë më shumë, kjo është e qartë si drita e diellit. Takimet tona atij i mjaftojnë, kurse për mua janë vetëm një shkallë që më rrit dëshirën për të provuar diçka të re. Ndërkaq, ne nuk flasim kurrë për tema për të cilat do të doja të diskutoja me zjarr. E kam joshur Peterin me të gjithë fuqinë e shpirtit, ai u kap fort pas meje, kështu që tani për tani nuk shoh asnjë mënyrë për ta mësuar të ecë në këmbët e veta. Në të vërtetë, e kuptova shumë shpejt se ai nuk mund të ishte shoku im i vërtetë, por u përpoqa ta ndihmoja që të paktën të shkëputej nga meskiniteti i vet dhe t'i jepja një dorë që të rritej në rininë e tij.

"Përse rinia ndihet më e vetmuar sesa pleqëria?" Kjo fjalë e urtë dhe shumë e vërtetë më ka mbetur në mendje nga ndonjë libër.

Atëherë ndoshta është e vërtetë që të rriturit këtu e kanë më vështirë sesa të rinjtë? Jo, sigurisht që jo. Të rriturit kanë një mendim për çdo gjë dhe nuk ndihen të pasigurtë në jetë. Ne të rinjtë përpiqemi dyfish për të krijuar idetë tona në një epokë në të cilin çdo idealizëm shkatërrohet, në një epokë ku njerëzit tregojnë anën më të keqe, kur dyshohet për të vërtetat, madje dhe për drejtësinë e Zotit.

Pra, ai që thotë sërish që të rriturit këtu në strehimin e fshehtë e kanë më vështirë, natyrisht nuk e kupton që problemet përplasen mbi ne me një forcë më fshikulluese. Probleme për të cilat ndoshta jemi me të vërtetë shumë të rinj, por që na trazojnë fort dhe për të cilat nuk arrijmë të gjejmë një zgjidhje, zgjidhje që zakonisht nuk i përgjigjet realitetit, i cili e mbyt atë. Ja çfarë është e vështirë në këtë epokë: idealet, ëndrrat dhe shpresat e bukura nuk arrijnë as të lindin, sepse që në embrion goditen dhe shkatërrohen nga realiteti mizor. Është fantastike që unë nuk i kam braktisur ëndrrat e mia, megjithëse ato duken aq absurde dhe të parealizueshme. Përkundrazi, i mbaj fort, pavarësisht nga kjo atmosferë që më mbyt, sepse besoj gjithmonë në mirësinë e brendshme të njeriut.

Nuk e marr dot me mend se mund të ndërtohet gjithçka mbi

vdekjen, varfërinë dhe pështjellimin. E shoh që bota po transformohet në një shkretëtirë, e ndiej gjithmonë e më të fortë zhurmën e shkatërrimit që po afrohet, që do te na vrasë edhe ne, marr pjesë në dhimbjen e miliona njerëzve, dhe megjithëkëtë, kur ngrej sytë nga qielli, mendoj që gjithçka do të ndryshojë dhe do të bëhet mirë, që edhe kjo mizori e pamëshirshme do të ketë një fund dhe që në botë do të kthehet qetësia dhe paqja. Ndërkaq duhet t'i ruajë idealet e mia, që ndoshta në ditët që do të vijnë do të mund të vihen në jetë!

*E jotja Ana M. Frank*

**E premte 21 korrik 1944**

*E dashur Kiti,*

Sot jam gjithë shpresë, më së fundi punët po shkojnë mirë. Lajme të mrekullueshme! Hitlerit i kanë bërë një atentat! Dhe nuk ia ka bërë ndonjë komunist çifut apo ndonjë kapitalist anglez, por një gjeneral gjerman nga raca e pastër ariane, që është fisnik dhe madje i ri në moshë. "Forca hyjnore" ia ka shpëtuar jetën Fyhrerit që mjerisht ia ka hedhur me ca gërvishtje dhe ndonjë plagë të lehtë. Disa oficerë dhe gjeneralë që po i rrinin pranë e kanë pësuar më keq, kanë vdekur ose janë plagosur. Atentatori kryesor është pushkatuar.

Kjo është prova më e mirë që shumë oficerëve dhe gjeneralëve u ka ardhur në majë të hundës nga lufta dhe do të donin ta zhysnin Hitlerin në humnerat më të thella, për të ngritur më pas një diktaturë ushtarake, për të bërë paqe me Aleatët, për t'u armatosur sërish dhe pas ndonja njëzet vjetësh, për të filluar një luftë tjetër. Ndoshta Perëndia po pret me kujdes rastin për ta hequr qafe Hitlerin, meqë për aleatët është shumë më e lehtë dhe më e lirë t'i lenë gjermanët e races së panjollë të vrasin njëri - tjetrin. Kështu rusët dhe anglezët do të kenë më pak punë për të bërë dhe kjo u jep dorë të merrem me rindërtimin e qyteteve të tyre akoma më shpejt. Por ende nuk kemi arritur në këtë pikë dhe mua nuk do të më pëlqente të përshpejtoja ngjarjen e lavdishme. Gjithsesi, ti e kupton vetë që lajmi që të tregova është e vërteta lakuriq dhe vetëm e vërteta. Këtë radhë nuk po shoh

ëndrra për ideale më të larta.

Pastaj Hitleri ishte aq i sjellshëm sa i komunikoi popullit të vet, besnik dhe të dashur, se që nga dita e sotme të gjithë ushtarakët duhet t'i binden Gestapos. Po ashtu të gjithë ushtarët që marrin vesh se një epror i tyre ka pasur gisht në atë atentat të poshtër, mund t'ia zbrazin armën në gojë.

Çfarë qyfyresh do të shohim! Ushtarit Fric i dhembin këmbët duke vrapuar. Eprori i tij, oficeri, i jep një të sharë të mirë. Frici kap automatikun dhe i bërtet: "Haje plumbin, ti tradhtar që deshe të vrisje Fyhrerin!" Një breshëri dhe ky epror i pakujdesshëm, që guxoi të shante Fricin, na lë shëndenë në jetën e përtejme (apo më mirë në "vdekjen e përtejme"?). Më së fundi, do të vijë dita që oficerët do t'i mbushin pantallonat dhe nga frika nuk do të guxojnë t'u japin urdhra ushtarëve, sepse ata kanë më shumë pushtet sesa ata.

A më kupton, Kiti, apo prapë jam bërë Ana sqepgjatë? Epo, s'kam ç'të bëj, jam shumë e gëzuar që në tetor mbase do të ulem prapë në bankat e shkollës! Ups, sapo të thashë se nuk dua të gëzohem parakohe. Më fal, nuk më quajnë kot "grumbull kundërshtish"!

*E jotja Ana M. Frank*

**E martë 1 gusht 1944**

*E dashur Kiti,*

"Një grumbull kundërshtish" është fjalia e fundit që mbyll letrën e mëparshme dhe hap të sotmen. "Kundërshti", a di të ma shpjegosh tamam se përse bëhet fjalë? Si gjithë fjalët e tjera edhe kjo ka dy kuptime: kundërshti me të tjerët dhe kundështi me veten. I pari lidhet me atë që nuk pranon gjykimet e të tjerëve, hiqesh se di më shumë nga të gjithë, e thua ti fjalën e fundit, shkurt, të gjitha ato tipare negative që të tjerët i lidhin me personin tim. Sa për kuptimin e dytë (dhe për këtë nuk jam e famshme), ky ka të bëjë me një të fshehtë timen.

Të kam kallëzuar edhe një herë tjetër që shpirti im është si i ndarë në dysh. Në njërën pjesë strehohet gëzimi i shfrenuar, shakatë dhe rengjet e mia dhe sidomos prirja për të parë anën e

mirë të gjithçkaje. P.sh., unë nuk gjej asgjë të keqe në një flirt, te një e puthur, te një përqafim a një batutë e thekur. Kjo anë zakonisht qëndron në pritë dhe e përzë anën tjetër që është më e bukur, më e pastër dhe më e thellë. A është e vërtetë që Anën e mirë të Anës nuk e njeh askush dhe kësisoj shumëkush nuk më duron dot? Pa fjalë që jam një palaço argëtuese për një pasdite, por pas kësaj të gjithë s'duan të më shohin me sy një muaj të tërë. Ka shumë njerëz seriozë që u pëlqejnë filmat romantikë, thjesht si një alternativë, çlodhje për një herë të vetme, diçka që e harron sapo mbaron sekuenca e fundit, jo shumë i shëmtuar por as e dhe i bukur. Me këto filma ngjaj edhe unë. Jam e dëshpëruar që të them këto, por përse të mos e them derisa është e vërtetë? Ana më e lehtë dhe më e përciptë imja do ta kapërcejë gjithmonë atë më të thellën, pra ajo do të zotërojë përherë. Nuk ta merr mendja sa herë jam përpjekur ta shtyj tutje, ta fsheh këtë Anë që është vetëm gjysma e krijesës që quhet Ana, por nuk ia dal dot dhe tani e di edhe psenë.

Më pushton frika se mos ata që më njohin kështu si jam gjithmonë zbulojnë edhe atë Anën e mirë dhe të bukur. Kam frikë nga përqeshja e tyre, kam frikë se do më vënë në lojë dhe s'do më marrin me gjithë mend. Jam mësuar të mos më marrin me gjithë mend, por Anën "e përciptë" ama, atë "të thellën" përkundrazi jo. Kur arrij ta nxjerr jashtë Anën e mirë për një çerek ore, ajo tërhiqet si një lule mos më prek sapo don të hapë gojën dhe shumë shpejt ia lë fjalën Anës nr.2. Kështu, para se unë të përmendem, ajo është zhdukur.

Në shoqëri me të tjerët Ana e mirë nuk është shfaqur kurrë, as edhe një herë të vetme, ndërsa kur jam vetëm ajo del në sipërfaqe. E di shumë mirë sesi do të doja të isha dhe si jam...brenda, por mjerisht jam e mirë vetëm në vetvete, së brendshmi. Dhe ndoshta ky është motivi, jo ndoshta por sigurisht ky është motivi që unë them se kam një natyrë të brendshme të ndërlikuar, kurse të tjerët ngulin këmbë që unë jam një vajzë e përciptë, pa kokëçarje që gjithmone zbardh dhëmbët. Ana e mirë e brendshme më rrëfen rrugën, jashtë nuk jam gjë tjetër veçse një harrakate e lehtë që përpiqet të jetë e lirë. Siç po të thosha, çdo gjë e ndiej ndryshe nga sa e shpreh, prandaj më quajnë vajzë që gjuan djem, bibë, shitmendëse dhe lexuese romancash. Ana e

gëzuar qesh, përgjigjet pa e menduar dy herë, mbledh shpatullat pa e çarë kokën, sillet sikur në këtë botë është vetëm ajo, kurse Ana e thellë ndryshon si dita me natën. Që të jem deri në fund e çiltër, duhet të pohoj që më vjen shumë keq, që përpiqem shumë të ndryshoj, por që ndeshem gjithmonë me një mur më të fortë se veten.

Psherëtij me vete: Pa shihe pak veten, them: të shohin me sy të keq, të qesëndisin e të ironizojnë, u dukesh antipatike dhe kjo ndodh sepse ti nuk dëgjon këshillat e mira që të jep ana jote e mirë. Oh, sa do të doja t'i dëgjoja, por nuk mundem, kur jam e heshtur dhe serioze, të gjithëve u shkon mendja që po tallem dhe pastaj duhet t'ia këpus ndonjë batute të forte, për të mos përmendur të afërmit e mi të cilëve u shkon mendja shpejt-shpejt se jam sëmurë, më japin ilaçe kolle dhe qetësues, më vënë dorën në ballë dhe më kontrollojnë fytin, më vënë në dukje që jam dobësuar dhe kritikojnë humorin tim të keq. Nuk duroj dot kur merren kaq shumë me mua, atëherë po që bëhem në fillim e pacipë, pastaj e trishtuar dhe më në fund përmbyset çdo gjë, unë nxjerr jashtë anën e keqe e rras thellë atë të mirën dhe kërkoj me çdo kusht të bëhem ashtu si do të doja të isha dhe si mund të isha nëse... në botë të isha vetëm unë e vetme.

*E jotja Ana M. Frank*

Këtu përfundon ditari i Ana Frankut

## PASTHËNIE

Më 4 gusht 1944, aty diku midis orës dhjetë dhe njëmbëdhjetë e gjysmë të mëngjesit në Prinsengracht 263 ndaloi një makinë. Rreshteri SS, Karl Jozef Silberbauer me uniformë zbriti së bashku me tre bashkëpunëtorë holandezë të Policisë së Sigurimit, që megjithëse me rroba civile, ishin të armatosur mirë. Sigurisht, klandestinët dikush duhet t'i kishte tradhtuar.

"Policia e gjelbër" arrestoi të tetë klandestinët dhe dy mbrojtësit e tyre, Kuglerin e Klejmanin, por jo Mip Giesin dhe Elisabetë (Bep) Voskilin - dhe i morën të gjitha gjërat me vlerë dhe paratë që kishin mbetur në Strehim.

Pas arrestimit Kuglerin dhe Klejmanin i dërguan po atë ditë në një paraburgim në Amstelvinsveg dhe një muaj më pas i transferuan në burgun e Amsterdamit, në Veteringshans. Më 11 shtator 1944, ata u dënuan pa gjyq dhe u dërguan në një kamp në Amersfoort. Klejmanin e liruan më 18 shtator 1944, për shkak të shëndetit të tij të keq. Ai vdiq në Amsterdam më 1959.

Kugleri arriti të shpëtojë vetëm më 1945 kur atë bashkë me të burgosurit e tjerë po i dërgonin në Gjermani në një kamp pune. Ai emigroi në Kanada më 1955 dhe vdiq në Toronto më 1989.

Elizabet (Bep) Voskuijl vdiq në Amsterdam më 1983. Mip Gis Santrouschitz jeton edhe sot në Amsterdam; i shoqi i saj Jani vdiq më 1993. Pas arrestimit, të tetë banorët e Strehimit i dërguan në fillim në një burg në Amsterdam dhe pastaj i transferuan në Vesterbork, kampi tranzit për hebrenjtë në veri të Holandës. Ata i deportuan më 3 shtator 1944 me transportin e fundit që u largua nga Vesterborku dhe tre ditë më vonë arritën në Aushvic (Poloni). Herman van Pels (van Dan) sipas dëshmisë së Oto Frankut vdiq në dhomën me gaz në Aushvic në tetor ose nëntor 1944, pak përpara se dhomat e gazit të pushonin së përdoruri. Auguste van Pels (Petronella van Dan) u transportua nga Aushvici në Bergen - Belsen, që aty në Buhenvald, pastaj në Theresienstadt më 9 prill 1945, dhe pas kësaj me sa duket në një

kamp tjetër përqendrimi. Është e sigurtë se ajo nuk mbijetoi, megjithëse nuk dihet data e vdekjes së saj. Peter van Pels (van Dan) u detyrua të merrte pjesë në "marshimin e vdekjes" më 16 janar 1945, nga Aushvici në Mathauzen (Austri), ku vdiq më 5 maj 1945, tre ditë përpara se të çlirohej kampi. Fritz Pfeffer (Albert Dusel) vdiq më 20 dhjetor 1944, në kampin e përqendrimit të Neuengammes ku e kishin transferuar ose nga Buhenvaldi ose nga Sachsenhauseni. Edit Franku vdiq në Aushvic - Birkenau më 6 janar 1945, nga uria dhe raskapitja. Margoja dhe Ana Franku u transportuan nga Aushvici në fund të tetorit dhe u çuan në Bergen - Belsen, një kamp përqendrimi pranë Hanovrit (Gjermani). Epidemia e tifos që shpërtheu në dimrin e 1944 - 1945, si rezultat i kushteve të tmerrshme higjienike, vrau me mijëra të burgosur duke përfshirë edhe Margonë dhe, disa ditë më vonë, Anën. Ajo duhet të ketë vdekur nga fundi i shkurtit apo fillimi i marsit. Ka të ngjarë që trupat e të dyja vajzave të jenë hedhur në varrin masiv të Bergen - Belsenit. Kampi u çlirua nga trupat angleze më 12 prill 1945. Oto Franku ishte i vetmi nga të tetët që mbijetoi nga kampi i përqendrimit. Pasi Aushvici u çlirua nga trupat ruse ai u riatdhesua në Amsterdam nëpërmjet Odesës dhe Marsejës. Ai arriti në Amsterdam më tre qershor 1945, dhe qëndroi aty deri më 1953 kur u vendos në Bazel (Zvicër), ku jetonte motra e tij dhe familja e saj dhe më vonë edhe i vëllai. U martua me Elfriede Markovits Geiringer me origjinë vieneze që kishte shpëtuar nga Aushvici dhe kishte humbur të shoqin dhe të birin në Mathausen. Deri sa vdiq, më 19 gusht 1980, Oto Franku vazhdoi të jetonte në Birsfelden jashtë Bazelit, duke iu përkushtuar përhapjes së mesazhit të ditarit të së bijës tek njerëzit në të gjithë botën.

# SHËNIME

Që nga viti 1947, vit kur u botua për herë të parë, *Ditari i Ana Frankut* është botuar ngaherë në një variant të shkurtuar. Midis të tjerash, nuk janë botuar pjesë të cilat, sipas gjykimit të babait të Anës, i cili e ka përgatitur botimin, ajo fliste shumë hapur për seksin, apo ishte tepër e ashpër me të ëmën. Në botimin origjinal është ndërhyrë, në disa vende, edhe në gjuhën e përdorur nga Ana: kryesisht janë korrigjuar shprehjet e huazuara nga gjermanishtja. Në një rast, në shënimin e datës 28 shtator 1942 (shtesa; 12 qershor 1942), figuron emri Kiti në vend të 'klubi ynë i dashur', ku Ana, në variantin A, mbajti shënime në ditar, kurse në variantin B nuk e bëri një gjë të tillë.

Ditarin origjinal Oto Franku ia la me testament Institutit për Dokumentimin e Luftës, i cili përgatiti një botim kritik mbas vdekjes së Oto Frankut, ku ditari pasqyrohet i plotë ('Ditari i Ana Frankut', Hagë-Amsterdam, 1986). Ky botim i rëndësishëm nuk është i përshtatshëm për publikun e gjerë, e sidomos për të rinjtë, pasi qëllimet shkencore e vështirësojnë leximin. Për arsyet e mësipërme, del tani ky botim i ri "për publikun e gjerë", i cili bazohet në botimin kritik.

Synimi ynë ka qenë që të ndërhynim sa më pak në gjuhën e përdorur nga Ana, që do të thotë se shumë nga ndërhyrjet e bëra në botimin e 1947-ës, si dhe në botimet e mëvonshme, janë korrigjuar. Ndryshimet e vetme që kemi bërë janë:

1. Teksti i Anës është përshtatur me drejtshkrimin modern (sipas "Listës së Rishikuar të Fjalëve të Gjuhës Hollandeze")

2. Janë përmirësuar gabimet që kanë të bëjnë me nyjat shquese, lidhëzat dhe parashtesat.

3. Janë zëvendësuar në gjuhën holandeze ato huazime nga gjermanishtja, të cilat ne mendojmë se mund të mos kuptoheshin nga lexuesit e rinj.

Duke besuar që ndërhyrje të mëtejshme vetëm sa do ta cenonin origjinalitetin e Ditarit, hoqëm dorë nga ndryshime të tjera.

Lexuesve të interesuar dhe studiuesve u rekomandojmë të shfletojnë botimin kritik të Ditarit.

Mynih, 1991

Mirjam Pressler
Në bashkëpunim me
José Rosink-van Ham
Erik van Slooten